# SAHÎHU-L-BUHÂRI
# Në gjuhën shqipe

**Libri 8**
**3326- 3648**
**HADITHE**

**Përktheu:**
**Bahri Aliu**

**Prishtinë**
**1994**

**Sahihu- l- Buhâri në gjuhën shqipe - libri 8**

Titulli i origjinalit:

صحيح البخاري

**Përktheu:**
**Bahri ALIU**

Redaktor profesional:
Bahri ef. ALIU

Redaktor gjuhësor:
Mahmud HYSA

Korrektorë:
Isa MEMISHI
Muhamed DOLAKU

Redaktor teknik:
Nysret S. SIMNICA

# KREU 60. PEJGAMBERËT

## *KRIJIMI I ADEMIT DHE PASARDHËSVE TË TIJ*

***Salsal*** është argjilë i përzier me rërë i punuar në formën e vorbës. [1]

***Salsal*** domethënë: kundërmues, i qelbur. Rrënja e fjalës është ***sal-le*** (andaj dyfishohet shkronja ***sad*** dhe ***lam***) siç dyfishohet te ***sarrel-babu*** dhe ***sarsare*** (dera kërcet kur mbyllet). Rasti i njëjtë është edhe me fjalën ***kebkebtuhu*** që don të thotë: e kam rrëzuar.[2]

***Fe merret bihi***: ajo vazhdoi me barrën dhe e plotësoi.[3]

***En la tesxhude***: të mos bëjë sexhden.[4]

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.:*
## ***"Dhe kur zoti yt iu tha melekëve: "unë në tokë do të krijoj mëkëmbësin!"***[5]

---

[1] Buhariu zakonisht në fillim të kaptinave komenton disa fjalë të ajeteve, të cilat bëjnë fjalë për kaptinën gjegjëse. Andaj, edhe në këtë kaptinë, për Ademin a.s. ka përfshirë disa fjalë, të cilat i përmbajnë ajetet dhe i dedikohen krijimit të njeriut të parë. Në këtë rast ai shpjegon fjalën ***salsal***, e cila gjendet në ajetin: "**Ai e ka krijuar njeriun nga balta e tharë**

[2] Fjala ***salsal*** mund të ketë edhe kuptimin *i/e qelbur*, kurse rrënja e fjalës është ***sal- le***, prandaj konsonantet ***sad*** dhe ***lam*** janë të dyfishuara dhe kështu përfitohet fjala ***salsal***. Në kuptimin e konstruksionit gjuhësor kjo fjalë është e ngjashme me fjalët ***sarre - sarsare*** dhe ***kebbe - kebkebe***.

[3] Fjalët ***fe merret bihi*** i dedikohen bashkëshortes së Ademit a.s., hazreti Havës dhe përmenden në ajetin: ***"Ai është i cili ju krijoi vetëm prej një frymori e prej atij krijoi shokun e tij (çiftin) që pranë tij të gjejë qetësi. Dhe kur ai e përvetësoi (pas aktit seksual) ajo mbeti me barrë të lehtë dhe e barti, por kur iu bë e rëndë ata dy iu drejtuan All-llahut, Zotit të tyre, "Të na kishe dhënë një pasardhës të mirë, me siguri do të jemi mirënjohës!*** " (El- A'raf, 189)

[4] Ky term ka të bëjë me refuzimin e Iblisit që t'i bëjë sexhde Ademit a.s. dhe përmendet në ajetin: ***"Ç'të pengoi ty që nuk u përule kur të urdhërova?" tha Ai. "Unë jam më i mirë se ai. Mua më krijove nga zjarri e atë nga balta"*** . (El- A'raf, 12)

[5] Ajeti në tërësi thotë: ***"Dhe kur u tha Zoti yt melekëve: "Unë në tokë po caktoj një mëkëmbës"*** ! ***Ata i thanë: "A po bën aty dikë që do të bëjë turbullira***

Ibën Abbasi ka thënë: "***Lemma alejha hafidh***" domethënë: mbi të nuk ka mbrojtës (rojtar).[6] ***Fi kebed*** domethënë: në formë të vrullshme.[7] ***Rijash:*** domethënë pasuri, ndërkaq ca dijetarë të tjerë thonë se ***rijash*** dhe ***rish*** kanë një kuptim që jep të kuptojmë se fjala është për rrobat e tejdukshme.[8] ***Ma tumnun***: domethënë fara në mitrën e gruas. [9]

Muxhahidi ka thënë: ***Innehu ala rexh'ihi le kadir*** domethënë: Ai mund të kthejë farën në penis. [10] Gjithçka që ka krijuar Ai ka çiftin e vet. Qielli është çifti i tokës, vetëm All-llahu xh. sh. është i vetëm, pashoq.[11] ***Fi ahseni takvim***: në formën më të bukur, kurse ***esfele safilinë:*** në formën më të keqe, në përjashtim të atyre që besojnë.[12] ***Husr*** devijime që bëjnë përjashtim ata që besojnë.[13] ***Laib*** është i domosdoshëm.[14] ***Nunshiekum***: do t'ju krijojmë prej fillimi në cilëndo formë.[15] ***Nusebbihu bi hamdike***: Të madhërojmë.[16]

---

***e gjakderdhje, kurse ne Ty të madhërojmë e të lavdërojmë dhe të lartësojmë?*** " "***Unë di - tha Ai - atë çka ju nuk e dini.***" (El- Bekare, 30).

[6] Ajeti në tërësi thotë: "***Nuk ka njeri, i cili nuk ka mbrojtës***" . (Et- Tarik, 4).

[7] Kjo fjalë gjendet në ajetin: "***E kemi krijuar njeriun që të përpiqet.***" (Bld, 4).

[8] Fjala ***rishen*** përmendet në ajetin: "***O djem të Ademit! Ju kemi dhënë rrobe që të mbuloni vendet tuaja të turpshme edhe veshje për zbukurim, mirëpo rrobat e devotshmërisë janë më të mirat. Ato janë disa argumente të All-llahut që ndoshta të mblidhni mend.***" (El- A'raf, 26).

[9] Fjala ***ma tumnun*** gjendet në ajetin: "***A e keni parë farën që e hidhni? A e krijoni ju atë apo e krijojmë ne?*** " (El- Vakia, 58- 59).

[10] Ky është komentimi i Muxhahidit për ajetin e tetë të sures Et- Tarik.

[11] Mendohet në ajetin: "***Dhe prej çdo sendi kemi krijuar nga një çift, ndoshta do të mendoni.***" (Edh- Dharijat, 49).

[12] Ekstraktet e përmendura gjenden në ajetet që vijojnë: ***Ne e kemi krijuar njeriun në formën më të bukur. Pastaj e shtymë në fund të fundit, Përveç atyre, të cilët besojnë dhe bëjnë vepra të mira. Ata i pret shpërblimi i vazhdueshëm.***" (Et- Tin, 4- 6).

[13] Fjala ***husr*** përmendet në suren el- Asër: "***Pasha kohën! Njeriu me siguri është në humbje, Përveç atyre, të cilët besojnë dhe bëjnë vepra të mira dhe që porosisin për drejtësi dhe i rekomandojnë njëri- tjetrit durim.***" (El- Asër, 1- 3).

[14] Fjala ***lazib*** përmendet në ajetin: "***Pyeti ata, a është më rëndë t'i krijosh ata apo atë që e kemi krijuar ne? Ata i krijuam nga një baltë ngjitëse.***" (Es- Saffat, 11).

[15] Fjala ***nunshiekum*** ndodhet në ajetin: "**Që t'ju ndërrojmë pamjen dhe**

Ebul Ali ka thënë: "***Fe telek- ka Ademu min rabbihi kelimatin***", ndërsa fjalët e Ademit janë: "***Rabbena dhalemna enfusena***"[17] ***Fe ezel-lehuma*** iu dha shkas që ata të përulen.[18] ***Jetesenneh***: ndryshon (ndërron). ***Asin*** është i ndryshueshëm si dhe ***mesnun*** është i ndryshueshëm. ***Hameun*** është shumësi i ***ham'etun*** që nënkupton argjilën.[19] ***Jahsifan*** domethënë të bësh tesha nga gjethet e Xhennetit. Ata dy i puqnin gjethet e Xhennetit dhe ashtu mbulonin veten. ***Sev'atuhuma*** ka kuptimin alegorik dhe don të thotë vendet e turpshme.[20] ***Ve metaun ila hinë*** deri në Ditën e Gjykimit, ndërsa me fjalën ***hinë*** tek arabët nënkuptojnë kohën prej një momenti deri në kohë të pacaktuar.[21] ***Kabiluhu*** ka për qëllim fisin dhe pasardhësit e tij.[22]

---

**t'ju krijojmë ashtu siç nuk dini."** (El- Vaki', 61).

[16] Fjala ***nusebbihu bi hamdike*** përmendet në ajetin, të cilin e përmendëm në fillim të kapitullit.

[17] Ebul- Alij, ajetin: "***Dhe Ademi mori parasysh disa fjalë të Zotit të vet, andaj ia fali. Ai me të vërtetë pranon pendimin, është Meshirëplotë." (El-Bekare, 37) e shpjegon me ajetin: "O Zoti ynë - thanë ata - bëmë mëkat ndaj vetes, dhe nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi të humbur."*** (El- A'raf, 23).

[18] Fjala ***fe ezel- lehuma*** është marrë nga ajeti: "Por djalli i mashtroi në këtë punë dhe i nxori prej aty ku ishin, dhe ne u thamë: "Hupni së këndejmi si armiq të njëri- tjetrit dhe do të vendoseni e të jetoni në tokë deri në afatin e caktuar! " (Bekare, 36).

[19] Fjalët ***jetesen- neh, asin*** dhe ***mesnun*** kanë një kuptim. Dy të parat i dedikohen Ademit a.s. dhe në këtë rast përmenden si shpjegim për të tretën e cila gjendet në ajetin: "Ne kemi krijuar njeriun nga balta e argjilës së formësuar." (El- Hixhr, 26).

[20] Fjala ***jahsifani*** dhe ***sevatuhuma*** përmenden në ajetin: "Dhe me tradhti e mashtroi. Dhe kur ata e shijuan pemën, filloi t'u zbulohen vendet e turpshme të tyre, ndaj ata filluan të mbulohen me gjethe të Xhennetit. Dhe Zoti i tyre ata i thirri: A nuk ua kam ndaluar atë pemë? Madje ju pata thënë: Ju të dy armik të vërtetë e të hapur e keni djallin." (El- A'raf, 22).

[21] Fjala ***metaun ila hin*** gjendet në ajetin: "Humbni! u tha Ai, do të jeni armik i njëri- tjetrit. Do të vendoseni në tokë dhe të kënaqeni për një kohë." (El- A'raf, 24).

[22] Fjala ***kabiluhu*** përmendet në ajetin: "O bijtë e Ademit! Të mos u mashtrojë assesi djalli siç i nxori nga Xhenneti prindërit tuaj, duke ua zhveshur atyre rrobat që t'u shihen vendet e turpshme! Ai ju sheh, Ai është edhe pararojë e tij, prej nga ju nuk i shihni ata. Ne i kemi bërë djajtë miq të atyre që

**3326**. Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Abdurrezaku duke e transmetuar nga Ma'meri, ai nga Hammami e ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"All-llahu e krijoi Ademin dhe gjatësia e tij ka qenë gjashtëdhjetë arshin dhe pastaj i tha: - Shko dhe jepu selam atyre melekëve, dhe dëgjo se si do të përshëndetin. Përshëndetja e tyre do të jet përshëndetja jote dhe e pasardhësve të tu".**

**Ai u tha: "*Es- selamu alejkum*", kurse ato u përgjigjën: "*Es-selamu alejke ve rahmetull- llah*", dhe ashtu shtuan *ve rahmetull-llahi.* Secili që do të hyjë në Xhennet, do të hyjë në formën e Ademit, edhe pse njerëzit gjer më tani pak nga pak janë pakësuar"**[23]

**3327**. Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi ky nga Xheriri, ky nga Umareja, ky nga Ebu Zur'ah, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Grupi i parë që do të hyjë në Xhennet do të kenë formën e Hënës së natës së Bedrit, grupi që do të hyjë pas tyre do të kenë shkëlqimin e yllit më të shndritshëm në qiell. Ata nuk do ta kryejnë as nevojën e vogël as nevojën e madhe, nuk do të pështynë as nuk do të kenë qyra. Krahët e tyre do të jenë prej ari, djersa e tyre do të ketë erë misku, mangajtë nga llojet e drunjve eterik, gratë do të jenë hyritë. Do të kenë formën e një njeriu, formën e babait të tyre Ademit, të lartë do të jenë gjashtëdhjetë arshin. "**

**3328**. Na ka treguar Museddedi, këtij Jahja i cili transmeton nga Hisham b. Urve, ky nga babai i tij, ky prej Zejnebes, bijës së Ebu Selemes, kjo nga Ummi Selemja, se Ummi Sulejmja ka thënë:

**I Dërguari i All-llahut, All-llahu nuk turpërohet nga e vërteta. Nëse gruaja në ëndërr ejakulon, a është e detyruar të lahet?**

**- Po, nëse sheh lagështinë - tha ai. Ummi Selemja duke buzëqeshur tha:**

**- Gruaja a mund të ejakulojë në ëndërr?**

---

nuk besojnë." (El- A'raf, 27).

[23] Sipas këtij hadithi, lartësia e njerëzve është zvogëluar deri në kohën kur erdhi Muhammedi a.s., ndërkaq xhennetlinjtë do të kenë lartësinë e Ademit a.s., të cilën e ka pasur kur u krijua në Xhennet. Përshëndetja e xhennetlinjve do të jetë *selami.*

**- Ndryshe, fëmija si do t'i ngjante asaj? - u përgjigj Pejgamberi s.a.v.s. "**

**3329**. Na ka treguar Muhammed b. Selami, këtij i ka treguar El-Fezari nga Humejdi, ky nga Enesi r.a., i cili ka thënë:

"Abdullah b. Selami kishte kuptuar për ardhjen e Pejgamberit s.a.v.s. në Medine. Erdhi te Pejgamberi dhe i tha:

**- Do të të pyes për tre gjëra të cilat nuk i di askush tjetër përveç Pejgamberit. Cila është parashenja e parë e Ditës së Kiametit, cili është ushqimi i parë që do të hanë xhennetlinjtë dhe në bazë të çkaje fëmija do t'i përngjajë të atit e në bazë të çkaje dajallarëve?**

**- Xhibrili pak më par më tregoi - tha Pejgamberi s.a.v.s.**

**- Ky është meleku i cili është armik i hebrenjve - tha Abdullahu.**

**- Parashenjë e parë e Ditës së Kiametit - tha Pejgamberi s.a.v.s. - do të jet zjarri prej të cilit njerëzit do të ikin nga lindja në perëndim. Ushqimi i parë i xhennetlinjve do të jet mëlçia e zezë e balenës. Ndërsa, kur mashkulli ka marrëdhënie seksuale me gruan, nëse sperma e tij e tejkalon spermën e gruas, fëmija do t'i ngjajë atij, e nëse në aktin seksual sperma e gruas e tejkalon atë të burrit, atëherë fëmija do t'i ngjajë asaj.**

**- Dëshmoj se je i Dërguari i All-llahut- tha ai dhe vazhdoi:**

**- O i Dërguar i All-llahut, hebrenjtë janë popull që shpifin, nëse kuptojnë se unë kam pranuar Islamin para se t'i pyetni për mua do të shpifin diç kundër meje. Më vonë erdhën hebrenjtë, ndërsa Abdullahu hyri në shtëpi, kurse Pejgamberi s.a.v.s. i pyeti: "Si e njihni ju Abdullah b. Selamin?**

**- Ai është njeriu më i ditur mes nesh; është njeriu më i mirë në mesin tonë - thanë ata. I Dërguari i All-llahut pastaj tha:**

**- Sikur Abdullahu të pranojë Islamin, çka do të thoshit! ?**

**- E ruajttë All-llahu nga ajo - thanë ata. Atëherë Abdullahu doli nga shtëpia dhe tha:**

**- Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut dhe dëshmoj se Muhammedi është i Dërguar i All-llahut!**

**- Ai është njeriu më i keq në mesin tonë - thanë ata dhe e sulmuan Abdullahun.**

**3330**. Na ka treguar Bishër b. Muhammedi, këtij i ka treguar Abdullahu, këtij Ma'meri nga Hemmami, këtij Ebu Hurejre r.a. i cili transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Sikur të mos ekzistonin izraelitët, nuk do të prishej mishi dhe sikur të mos ishte Hava, gratë kurrë nuk do t'i kishin rrejtur burrat".**[24]

**3331**. Na kanë treguar Ebu Kurejbi dhe Musa b. Hizami se këtyre iu kanë treguar Husein b. Aliu prej Za'idit, ky transmeton prej Mejsere El-Eshxha'iut, ky nga Ebu Hazimi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**Silluni mirë me gratë, sepse gruaja është e krijuar prej brinjës, ndërsa brinja është më e shtrembër në pjesën e epërme. Nëse mundohesh që ta drejtosh, do ta thyesh, nëse e le të tillë, do të mbetet e shtrembëruar, andaj pranojeni rekomandimin tim për gratë".**[25]

**3332**. Na ka treguar Umer b. Hafsi, këtij i ka treguar i ati i tij, këtij A'meshi, këtij Zejd b. Vehabi se Abdullahu ka thënë: "I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. na ka treguar, e Pejgamberi e flet të vërtetën dhe i besojmë:

**Secili prej jush në mitrën e nënës, dyzetë ditë qëndron në formë**

---

[24] Në lidhje me qëndrimin se **"sikur të mos ishin Beni Israelitët, mishi nuk do të prishej"** Katade ka thënë: "Manat dhe thëllëzat, Beni Israelitëve u binin nga qielli sikur flutura bore, prej agimi deri në mbrëmje. Ata përpiqeshin që të marrin sa ju duhej për atë ditë, në përjashtim të ditës së xhuma kur rezervonin edhe për të shtunën. Mirëpo, kur tejkalonin këtë, kjo shkaktonte prishjen e ushqimit tjetër.

Qëndrimi: "Të mos kishte qenë Hava, gruaja nuk do ta kishte mashtruar burrin asnjëherë", domethënë se Hava e thirri Ademin a.s. të hajë nga pema e ndaluar e Xhennetit. Pra, mashtrimi i saj ka të bëjë me mashtrimin e shejtanit, duke pasur parasysh se ajo është nëna e të gjitha grave, kjo cilësi trashëgohet edhe te gratë tjera. Ndërkaq, ky mashtrim nuk ka të bëjë me tradhtinë bashkëshortore, por ka të bëjë me përkushtimet shpirtërore dhe morale.

[25] Fjala ***istevsu*** ka disa kuptime, kurse kuptimi primar është: të pranosh porosinë. Sipas kësaj fjala ka këtë kuptim: "Pranoni porosinë time për çështjen e grave dhe vepronі sipas kësaj porosie. Duroni dhe jini të butë ndaj tyre."

Për sa i përket çështjes së krijimit të Havës nga kurrizi i Ademit a.s. thuhet: "Pasi që All-llahu xh. sh. e vendosi Ademin a.s. në Xhennet, pas një kohe u gjet i vetmuar, për çka iu ankua All-llahut xh. sh., më pastaj e mori gjumi dhe ëndërroi gruan. Kur u zgjua e pa pranë vetes. Kur e pyeti se kush është ajo? Ajo u përgjigj: "All-llahu më krijoi që ti të qetësohesh me mua dhe unë të qetësohem me ty" .

**të pikës së spermës, pastaj po aq ditë qëndron në formë të koagulimit, pastaj po aq ditë do të krijohet në formë të një cope të mishit. Pastaj All-llahu ia çon melekun i cili i thotë katër fjalë: i shkruan veprimet e tij, kohëzgjatjen e jetës së tij, riskun dhe se a do të jetë fatlum ose fatkeq në këtë botë. Në fund në të e frymëzon shpirtin. Ndërkaq, njeriu është i lirë të kryejë veprimet e xhehennemlinjve, ashtu që në mes tij dhe xhehennemlinjve largësia të jetë vetëm një arshin, por nëse libri ia kalon dhe ai kryen veprimet e xhennetlinjve ashtu që në mes tij dhe Xhennetit ka largësi vetëm një arshin. Nëse libri e kalon dhe ai kryen veprimet e xhehennemlinjve, do të hyjë në Xhehennem. "**

**3333**. Na ka treguar Ebu En- Nu'mani, këtij Hammad b. Zejdi, ky nga Ubejdullah b. Ebu Bekre b. Enesi, ky nga Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**All-llahu çdo mitreje ia ka besuar një melek, i cili lajmëron: Zoti im, kjo është sperma e farës së njeriut, tani ka marrë formën e koaguluar, o Zot, tani është bërë një copë mishi. Kur do të vijë koha që t'i jep formën e plot do të pyes: O Zoti im! Ta krijoj mashkull ose femër? O Zoti im, ta krijoj fatlum ose fatkeq, çfarë risku të ketë dhe sa kohë të jetojë". Tërë kjo i shkruhet derisa ai është në mitrën e nënës.**

**3334.** Na ka treguar Kajs b. Hafsi, këtij Halid b. El- Harithi, këtij Shu'be i cili transmeton nga Ebu Imran El- Xhevniu, ky nga Enesi se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Xhehennemlinjve, të cilët ndëshkimin do ta kenë më të lehtë, All-llahu do t'u thotë: "Sikur të kishe atë çka ka bota, a do ta paguashe veten me të"? Ai do të përgjigjet: "Po! " Atëherë All-llahu do të thotë: "Gjersa ti ishe në kurrizin e Ademit, Unë kërkova më pak se kjo; të mos Më përshkruash tjetër kënd Mua, ti këtë e refuzove dhe pranove politeizmin".**[26]

---

[26] Ky hadith është përmendur në kapitullin për Ademin a.s. për shkak të pjesës: "...deri sa ishe në kurrizin e Ademit ..." që aludon në ajetin: **"Dhe kur Zoti yt nga kryqet e Ademit nxori pasardhësit e tyre dhe kërkoi prej tyre të dëshmojnë kundër vetvetes: "A nuk jam unë Zoti juaj? " " Po si jo, thanë ata, ne dëshmojmë, që të mos thuani në Ditën e Kijametit: - Ne kemi qenë indiferentë ndaj kësaj."** (El- A'raf, 172).

**3335.** Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijathi, këtij i ati i tij, këtij El-A'meshi, të cilit ia ka transmetuar Abdullah b. Murre, këtij Mesruku, këtij Abdullahu r.a. i cili transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Askush nuk do të vritet me të padrejtë e për të të mos ketë pjesën e gjakut të birit të Ademit, sepse ai është i pari që vrasjen e bëri traditë".**[27]

## *SHPIRTËRAT JANË SIKUR USHTRIA E REKRUTUAR*

**3336.** Thotë (Buhariu) se ia ka transmetuar Lejthi prej Jahja b. Se'idit, ky nga Amrete, ky nga Aishja r.a. e cila thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. se ka thënë:

**"Shpirtrat janë sikur ushtria e rekrutuar. Ata që njihen mes veti do të afrohen, ndërsa ata që nuk njihen do të shpërndahen".**[28]

Jahja b. Ejubi ka thënë se për këtë i ka treguar edhe Jahja b. Se'idi.

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.:*
## *"Dhe Nuhin ia dërguam popullit të tij.[27]"*

[27] Buhariu hadithin e përmend me qëllim që të tregojë rastin e dy bijve të Ademit a.s. për të cilët Kur'ani flet në suren El- Ma'ide, ajetet 27- 31. Në lidhje me çështjen e bijve të Ademit a.s. Kabilin dhe Habilin transmetohet edhe kjo: Ademi a.s. ka martuar secilin djalë me vajzën që nuk ka lindur bashkë me tjetrin. Motra e Kabilit ishte më e bukur nga motra e Habilit, andaj Kabili deshi të martohet me motrën e vet, mirëpo Ademi a.s. ia ndaloi këtë. Kabili ishte këmbëngulës. Atëherë Ademi a.s. i urdhëroi që të presin nga një kurban. Kabili solli një barrë grurë sepse ishte bujk, ndërkaq Habili ishte blegtor dhe solli një ka të madh. Zjarri e gëlltiti kurbanin e Habilit por nuk e gëlltiti kurbanin e Kabilit. Kjo ishte shkak për armiqësinë në mes të dyve.

[28] Duke përmendur kaptinën mbi shpirtrat pas kaptinës mbi Ademin a.s., Buhariu dëshiron të vërë në dije lidhshmërinë në mes shpirtit dhe trupit të njeriut. Në këtë kaptinë përmend vetëm një hadith, por me sened jo të plotë. Këtë hadith Muslimi në Sahihun e tij e transmeton me zinxhirin e plotë të transmetuesve. Në hadith, në mes tjerash, thuhet: "Shpirtrat janë krijuar bashkërisht, pastaj janë shpërndarë nëpër trupat e tyre, ai i cili ka gjetur çiftin e vet, është kënaqur me të, kush nuk e ka gjetur, është larguar, "

[28] Përkthimi i këtij ajeti në tërësi është: "Edhe Nuhin ia dërguam popullit të vet. Unë jam që t'ju tërheq vërejtjen haptazi." (Hud: 25).

Ibën Abbasi thotë: *"**Badijer-re'ji**"* domethënë: ajo që na është treguar.[29]

***Ikli'i*** domethënë: ndërpreje.[30] ***Ve faret- tenuru*** domethënë: dhe gufoi uji. [31]

Ndërsa Ikremete mendon se me këtë ka për qëllim sipërfaqen e tokës.

Muxhahidi ka thënë: *"**El- Xhudijju**"* është emri i një mali (në mes lumit Tigër dhe Eufrat).[32] ***De'bun*** është sinonim i ***halun*** që do të thotë "gjendje".[33]

## RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.:
## *"Ne e kemi dërguar Nuhin te populli i vet: "tërhiqja vërejtjen popullit tënd para se t'i arrijë dënimi i dhembshëm" deri në fund të sures.* [34]

[29] Fjala *badiur- re'ji* gjendet në ajetin: "Dhe paria e popullit të tij, ata të cilët kanë mohuar, thanë: Me sa shohim ne, ti je njeri sikurse edhe ne, por shohim se të pasojnë pa kurrfarë mendimi vetëm ata që s'janë kurrkushi ndër ne; ne nuk shohim se je diç më i mirë se ne, aq më tepër mendojmë se je gënjeshtar." (Hud: 27).

[30] Fjala *Ikli'i* gjendet në ajetin: "Oj tokë! i tha, thithe ujin tënd, e ti o qiell ndal! Dhe uji u tërhoq edhe urdhri u zbatua, ndërsa anija u ndal në malin el-Xhudijj, dhe u tha: Qoftë larg populli mizor! " (Hud: 44).

[31] Fjala *ve faret- temuru* gjendet në ajetin: "Dhe kur u shpall urdhri ynë dhe vërshoi uji nga sipërfaqja e tokës, Ne i thamë: Ngarko në anije nga një çift të secilit lloj të gjallesave dhe familjen tënde - përveç atyre për të cilët është bërë fjalë - edhe besimtarët! Po pak ka pasur me të, të cilët besuan." (Hud: 40).

[32] Fjala *el- Xhudijj* gjendet në ajetin të cilin e përmendëm në fusnotën 31.

[33] Fjala *de'bun* gjendet në ajetin: "Sikur rasti me popullin e Nuhit, me Adin dhe Themudin edhe me ata pas tyre. Porse All-llahu nuk ua dëshiron të keqen njerëzve." (El- Mu'minun: 31).

[34] Duke pasur parasysh se surja Nuh ka të bëjë me Nuhin a.s. dhe me popullin e tij, Buhariu në fillim të titullit të kaptinës ka filluar me ajetin e parë të kësaj sureje, pastaj përmend pjesën tjetër të sures e cila në përkthim don të thotë: "Ne e kemi dërguar Nuhin te populli i vet: "Tërhiqja vërejtjen popullit tënd para se t'i arrijë dënimi i dhembshëm" ! O populli im! - u tha ai - Unë ju tërheq vërejtjen haptazi, Adhuroni All-llahun, edhe frikësoheni prej Atij, edhe më dëgjoni mua! Do t'ua falë mëkatet dhe do t'iu lërë në jetë deri në momentin e caktuar, por kur të vijë momenti i caktuar i All-llahut, ta dini se nuk ka vonim. O Zoti im, tha, unë kam thirrur popullin tim natë e ditë, por

*"Lexoju atyre historinë për Nuhin! Kur iu drejtua popullit të vet: "O populli im, nëse iu është mërzitur qëndrimi im në mesin tuaj dhe vërejtjet e mia me argumente të All-llahut* - deri te fjala - *"...mysliman"*[35]

**3337.** Na ka treguar Abdani, këtij ia ka transmetuar Abdullahu, ky nga Junusi, ky nga Zuhriu, se Salimi ka thënë se Ibën Umeri r.a. ka thënë:

- **I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. gjendej në mesin e xhematit, u**

---

thirrja ime edhe më tepër i largonte. Dhe sa herë që i kam thirrur për t'i falur Ti, futnin gishtat në vesh dhe mbuloheshin me teshat e tyre; ishin tepër këmbëngulës dhe mendjemëdhenj të fortë. Pastaj unë i kam thirrur haptazi, E pastaj u kam shpallur haptazi, edhe fshehurazi. U kam thënë: "Kërkoni falje nga Zoti juaj sepse Ai, vërtet, fal shumë. Ai do t'ju dërgojë shi të mjaftueshëm. Dhe ua shton pasurinë e djemtë, dhe do t'ju bëjë kopshte edhe lumenj. Ç'është me ju që nuk shpresoni në fuqinë e All-llahut? Kurse Ai ju krijon shkallë-shkallë. A nuk shihni si i ka krijuar All-llahu shtatë qiej në kate, dhe çka ka në ta. Hënës i ka dhënë dritë, kurse diellin e ka bërë dritëdhënës. All-llahu ju krijon nga dheu sikur bimët, Pastaj në të ju kthen dhe pa dyshim do t'ju nxjerrë përsëri. All-llahu ua ka bërë tokën të rrafshët, Që të ecni nëpër të, rrugëve të gjera.

Nuhi tha: Zoti im, ata nuk më dëgjojnë dhe pasojnë atë, pasuria dhe fëmijët e të cilëve vetëm ua rritin shkatërrimin dhe thurin kurtha të mëdha, Dhe thonë: "Kurrsesi mos i lini zotërat tuaj, dhe assesi mos e lini Vedan as Suvazan; Jeguthin dhe Jukën e as Nesrën! " Dhe humbën shumë. Prandaj Ti mizorëve mos u jep tjetër send përveç humbjes. Dhe ata, për shkak të gabimeve të veta, u përmbytën dhe u hodhën në zjarr, dhe për ata nuk do të ketë, përveç All-llahut, asnjë ndihmëtar. Dhe Nuhi tha: "Zoti im, mos le në tokë asnjë banor nga mosbesimtarët, Sepse nëse i lë, ata, robërit Tuaj do t'i shpiejnë në humbje dhe do të lindin vetëm mëkatarë dhe mosbesimtarë! Zoti im, më fal mua dhe prindërit e mi, edhe kush ka hyrë në shtëpinë time si besimtar, edhe besimtarët e besimtaret; ndërsa mosbesimtarëve shtojau vetëm shkatërrimin! " (Nuh, 1- 28).

[35] Autori aludon në ajetet që vijojnë: "Lexoju atyre historinë për Nuhin! Kur iu drejtua popullit të vet: O populli im, nëse u është mërzitur qëndrimi im në mesin tuaj dhe vërejtjet e mia me argumente të All-llahut - e unë jam mbështetur në All-llahun - atëherë, bashkë me zotërinjtë tuaj vendosni dhe mos fshihni asgjë, dhe ekzekutojeni atë kundër meje, mos pritni! Por nëse ktheni shpinën, ani, unë prej jush nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi, mua do të më shpërblejë All-llahu. Unë jam i urdhëruar të jem musliman." (Junus, 71-72).

**çua dhe e falënderoi All-llahun, më pastaj përmendi Dexhalin dhe tha: "Unë po ua tërheq vërejtjen ndaj tij! Të gjithë Pejgamberët e parë popujve të vet ua kanë tërhequr vërejtjen nga Dexhali. Edhe Nuhi popullit të vet ia tërhoqi vërejtjen, ndërsa unë, për sa i përket atij, do t'ju them atë që asnjë Pejgamber nuk ia ka thënë popullit të vet: dijeni se ai është qorr e All-llahu nuk është qorr."**[36]

**3338.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Shejbani i cili transmeton nga Jahja, ky nga Ebu Seleme i cili ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Doni t'u them diç për Dexhalin e që asnjë Pejgamber i mëparshëm popullit të vet për këtë nuk i ka thënë? Ai është qorr. Do t'ju sjellë diç të ngjashme [illegible] Xhennetin dhe Xhehennemin. Kur do t'ju flasë për Xhennetin dijeni se ka për qëllim Xhehennemin. Po ua tërhjek vërejtjen sikur që [illegible] tërhoqi vërejtjen Nuhi popullit te vet".**

**3339.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Abdulvahid b. Zijadi, këtij A'meshi, ky nga Ebu Salihu, ky nga Ebu Se'idi, i cili transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Do të vijnë Nuhi me popullin e tij dhe All-llahu xh. sh. do t'i thotë:**

**- A e dorëzove** (Shpalljen)?

**- Po, Zoti im- do të përgjigjet ai. Atëherë All-llahu do të pyesë popullin:**

**- A ua ka dorëzuar?**

**- Jo, do të thonë ata, - neve nuk na ka ardhur kurrfarë Pejgamberi!**

**- Kush do të dëshmojë? - do t'i thotë Ai Nuhit.**

**- Muhammedi alejhis-selam dhe ithtarët e tij - do të përgjigjet ai, dhe, ne me të vërtetë do të dëshmojmë se ai e ka dorëzuar** (Shpalljen) **. Kjo është domethënia e fjalëve të Lartmadhërishmit:**

---

[36] Në hadithet mbi Dexhalin thuhet se ai do të pretendojë të jetë zot andaj Pejgamberi a.s. këtu thekson se ai do të jetë qorr, ndërkaq All-llahu xh. sh. është i pastër dhe pa të meta, kurse verbësia e Dexhalit do të jetë shenjë se ai nuk është zot.

Ky hadith përmendet në kapitullin për Nuhin a.s., sepse në te flitet për vërejtjet e Nuhit që ia bënte popullit të tij nga rreziku i Dexhalit.

**"Dhe ashtu ju kemi bërë një bashkësi të drejtë që të jeni dëshmitarë kundër njerëzve..." Fjala *vesat* domethënë: i drejtë."**[37]

**3340.** Na ka treguar Is'hak b. Nasër, këtij Muhammed b. Ubejdi, këtij Ebu Hajani duke transmetuar nga Ebu Zur'ah, ky nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka thënë:

**- Ishim me Pejgamberin s.a.v.s. në një zijafet, ia dhanë këmbën e parë, atij kjo pjesë e mishit shumë i pëlqente dhe tha:**

**"Në Ditën e Kiametit unë do të jem i pari i njerëzisë,** [38] **a e dini pse? All-llahu do t'i tubojë të parët dhe të fundit në një vend. Do t'i sheh vetëm ai që sheh dhe do të dëgjojë thirrjen vetëm ai që dëgjon. Dielli do t'u afrohet shumë afër dhe disa do të thonë:**

**- A nuk shikoni se ku gjendeni dhe çka ju ka gjetur? A nuk përpiqeni të gjeni ndokënd që do t'u ndihmojë te Zoti juaj?**

**- Babai juaj - do të thotë dikush. Do të shkojnë te ai dhe do t'i thonë:**

**- O Adem, ti je babai [redacted] tërë njerëzisë. All-llahu të krijoi vetë, të frymëzoi me një pjesë të shpirtit të Tij, urdhëroi melekët [redacted] ato të ranë në sexhde, të bëri që të banosh në Xhennet. A nuk do të [redacted] ndihmosh te Zoti yt, [redacted] nuk [redacted] sheh se ku jemi dhe çka [redacted] ka gjetur?**

**- Zoti im është hidhëruar aq shumë sa që asnjëherë nuk është hidhëruar deri në këtë shkallë.**[39] **Më ndaloi të ha nga pema, unë theva urdhrin. Mjaft kam hallet [redacted] mia! Shkoni te dikush tjetër, shkoni te Nuhi- do të thotë ai.**

**Do të vijnë te Nuhi dhe do t'i thonë:**

---

[37] Në këtë hadith shpjegohet një pjesë e ajetit 143 të sures el- Bekare, ku thuhet: "Dhe ashtu ju kemi bërë një bashkësi të drejtë që të jeni dëshmitarë kundër njerëzve, dhe Profeti do të jetë dëshmitar kundër jush...." (El- Bekare, 143).

[38] Muhammedit a.s. në Ditën e Kiametit do t'i takojë nderi më i lartë që të merret me të gjithë njerëzit kur ata do të jenë më ngushtë; që sa më parë të gjykohen. Përparësia e tij është në kuptim të nderit, gradës dhe gjendjes, ndërkaq për sa i përket pejgamberisë, të gjithë Pejgamberët janë të barabartë.

[39] Rreth shprehjes: "Zoti im është i zemëruar", Neveviu thotë: "Zemërimi i All-llahut xh. sh. do të shihet në Ditën e Kiametit kur Ai do të dënojë gjynahqarët dhe frika e cila do të mbretërojë. Ndodhi të tilla asnjëherë nuk kanë ndodhur e as që do të ndodhin. Nuk ka dyshim se diç e tillë nuk ka ndodhur e as që do të ndodhë ndonjëherë." (Umdetul- Karië, XV faq. 221).

**- O Nuh, ti je Pejgamberi i parë në Tokë, All-llahu të emërtoi** ***rob falënderues.*** [40] **A nuk [redacted] sheh se ku jemi dhe çfarë hallesh kemi? A nuk do të na ndihmosh te Zoti yt?**

**- Zoti im sot është aq [redacted] hidhëruar sa që asnjëherë nuk është hidhëruar e asnjëherë nuk do të hidhërohet - do të thotë ai. Mjaft kam hallet dhe dertet e mia. Shkoni te Pejgamberi s.a.v.s.**

**Ata do të vijnë te unë, do të bie në sexhde nën Arsh, me ç'rast do të thuhet:**

**O Muhammed, çoje kokën dhe ndërhy, ndërhyrja jote është e pranuar, kërko se do të jepet çka të duash! "**

Muhammed b. Ubejdi thotë: "Pjesën tjetër të hadithit nuk e kam mbajtur mend"[41]

**3341.** Na ka treguar Nasër b. Ali b. Nasër, këtij i ka treguar Ebu Ahmedi nga Sufjani, ky prej Ebu Is'hakut, ky prej Esved b. Jezidit, ky nga Abdullahu r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka lexuar:

**"Fe hel min muddekir", siç lexohet zakonisht.**[42]

**"Edhe Iljasi është, pa dyshim nga Pejgamberët. Kur i tha popullit të vet, [redacted] nuk frikësoheni? A Ba'lin e adhuroni, e krijuesin më të mirë e lëni pas shpine. All-llahun, Zotin tuaj dhe Zotin e të parëve tuaj të lashtë. Ata e përgënjeshtruan prandaj, me siguri do të prezentojnë** (në dënim). **Përveç atyre robërve besnikë të All-llahut. Dhe ia ruajtëm kujtimin në breznitë e mëvonshëm. Pastë**

---

[40] Këtu aludohet në ajetin: "Ju pasardhës që u kemi bartur me Nuhin. Ai përnjëmend ishte njeri mirënjohës. " (El- Isra', 3).

[41] Ky hadith është më i gjatë, siç shihet nga transmetime tjera. Nuhi a.s. njerëzit do t'i udhëzojë te Ibrahimi a.s., ai te Musai a.s., i cili do t'i udhëzojë te Isai a.s. ; ky do t'i udhëzojë te Muhammedi a.s.

Përndryshe, në këtë hadith bëhet fjalë për shefa'tin e veçantë në krahasim me shefa'tet që do të jepen në Botën tjetër.

[42] Fjalët ***fe hel min muddekir*** gjenden në ajetin: "**Dhe këtë e lamë si mësim, por [redacted] ka kush merr mësim?** " (El- Kamer, 15).

Ky ajet bënë pjesë në grupin e ajeteve ku flitet për Nuhin a.s. dhe shkatërrimin e popullit të tij, prandaj përmendet në këtë kaptinë.

Fjala ***muddekir*** është participi aktiv i llojit të tetë të foljes ***dekere*** dhe do të duhej të lexohet ***mudtekir***. Kështu lexohet në disa kiraete të rralla, por sipas rregullave të gramatikës arabe ajo kalon në formën ***muddekir*** dhe kështu lexohet në shtatë leximet që janë mutevatir.

**shpëtim Iljasi! Ja ne kështu i shpërblejmë bamirësit. Edhe ai është, me siguri, nga robërit tanë besimtarë."**[43]

Nga ibën Mes'udi dhe ibën Abbasi thuhet se me emrin Iljas në ajetet e lartshënuara ka për qëllim Idrisin.[44]

## PËRMENDJA E IDRISIT A. S. I CILI ËSHTË GJYSHI I BABAIT TË NUHIT DHE THUHET SE ËSHTË GJYSHI I NUHIT A. S. DHE RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "DHE E KEMI NGRITUR NË VEND TË LARTË"[45]

Abdani thotë se i ka treguar Abdullahu, këtij Junusi nga Zuhriu.[46]

---

[43] Ky ajet është marrë nga surja Es- Saffat, ajetet 122- 132.

Në lidhje me Iljasin a.s. transmetohet nga Vehbi se pas vdekjes së Hazekijelit te Beni Israelitët kanë ndodhur gjëra të rëndësishme. Kanë harruar detyrat ndaj All-llahut xh. sh., ndërtuan idhujt dhe filluan t'i adhurojnë. Atëherë All-llahu xh. sh. ua dërgoi Iljasin a.s. Pejgamber. Këtij i besoi vetëm një mbret i Beni Israelitëve kurse të tjerët adhuronin idhullin që e quanin Ba'l. Ibën Is'haku tregon se ka dëgjuar nga disa ulema se ky Ba'li ka qenë një grua që ata e adhuronin. Vetëm një mbret e dëgjonte Iljasin, por dikur më vonë edhe ai ktheu dhe u bashkangjit me të tjerët dhe me mbretërit e kohës së vet andaj edhe ky filloi të adhurojë idhujt. Atëherë Iljasi a. s e luti All-llahun xh. sh. dhe përgjigjja ishte që Ai ua ndali shiun. Pastaj iu tha që të lypin shiun nga idhujt e tyre, kur ajo nuk iu shkoi për dore kuptuan se janë në lajthitje. Më në fund Iljasi e luti All-llahun xh. sh. që t'ia merr shpirtin.

Idhulli që përmendëm gjendej në qytetin Balebek në Sham. Ishte i ndërtuar prej ari, i lartë njëzet arshin dhe ka pasur katër fytyra dhe katërqind rojtarë, të cilët njerëzinë e çonin në lajthitje dhe të adhurojnë atë idhull.

[44] Buhariu këtu shprehet në formën pasive (përmendet - thuhet se)që në terminologjinë e hadithit është shenjë e dobësisë së transmetimit. Deklaratën e Ibën Mes'udit "Iljasi është Idrisi, kurse Jakubi është Israili" e ka evidencuar Abd b. Humejdi dhe Ibën Ebi Hatimi, ndërkaq deklaratën e Ibën Abbasit e ka regjistruar Xheriri në tefsirin e vet. Mirëpo, dihet se shumica janë të mendimit se Iljasi ka qenë Pejgamber i dërguar te Beni Israelitët dhe se Idrisi ka qenë gjyshi i babait të Nuhit a.s., pra një kohë të gjatë para kohës së Beni Israelitëve.

[45] Surja Merjem, 57.

[46] Buhariu në këtë hadith përmend dy senede, transmetuesit e të cilëve përputhen te Zuhriu, andaj pasi përmend emrin e tij e mbyll senedin me shenjën HA që don të thotë se kalon në sened tjetër. Pastaj përmend senedin tjetër dhe vazhdon me tekstin e hadithit.

**3342.** Na ka treguar Ahmed b. Salihu, këtij Anbese, këtij Junusi i cili transmeton nga Ibën Shihabi, se Enesi ka thënë: "Ebu Dherri r.a. thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Derisa ende isha në Mekke, [redacted] hap tavani i shtëpisë sime. Më erdhi Xhibrili, ma hapi gjoksin, pastaj e lau me ujë të Zem-zemit. Solli një enë të artë të mbushur [redacted] urtësi dhe me besim, [redacted] futi në gjoksin tim dhe e mbylli. Më mori për dore dhe u ngritëm në qiell. Kur arriti te qielli i botës, Xhibrili rojtarit të qiellit i tha:**

**Hape!**

**- Kush është? - pyeti** (rojtari).

**- Xhibrili - [redacted] përgjigj ai.**

**- A është dikush tjetër me ty? - pyeti ai.**

**- Me [redacted] është Muhammedi - tha** (Xhibrili).

**- A i është dërguar pejgamberia? - pyeti ai.**

**- Po, hape- tha** (Xhibrili).

**Kur kaluam qiellin** (më të afërm), **kur aty pamë një njeri që në anën e djathtë dhe të majtën ishin tubuar njerëzit; kur shikonte kah e djathta, qeshej, kur shikonte kah [redacted] majta qante.**

**- Mirë se erdhe, Pejgamber i mirë dhe djalë i mirë! - tha ai.**

**- Thash: kush është ky?**

**- Ky është Ademi- tha ai - ky që është në anën e djathtë, kurse në anën e majtë janë pasardhësit e djemve të tij. Ata që janë në anën e djathtë janë xhennetlinjtë, e ata në anën e majtë janë xhehennemlinjtë. Kur shikon në anën e djathtë, qeshet; e kur shikon në anën e majtë qanë.**

**Pastaj Xhibrili udhëtoi [redacted] [redacted] deri sa arritëm deri te qielli i dytë. Rojtarit të tij i tha: "Hape". Rojtari i qiellit i tha si në herën e parë dhe e hapi.**

**Enesi thotë se Eba Dherri ka përmendur se Pejgamberi s.a.v.s. në qiej ka takuar Idrisin, Musanë, Isain dhe Ibrahimin, por nuk më ka saktësuar se kë ku e ka parë, përveç se përmendi se Ademin e ka parë në qiellin më të afërm, kurse Ibrahimin në qiellin e gjashtë. Enesi më pastaj thotë: "Xhibrili kur ka kaluar pranë Idrisit, Idrisi i ka thënë:**

**- Mirë se erdhe Pejgamberi i mirë dhe vëllai i mirë!**

**- Kush është ky ? - pyeta.**

**- Ai është Idrisi - u përgjigj** (Xhibrili).

**Pastaj kalova pranë Musait, i cili tha:**

- Mirë se erdhe Pejgamberi i mirë dhe vëllai i mirë!

- Kush është ky! - pyeta.

- Ky është Musai - u përgjigj (Xhibrili).

Pastaj kalova pranë Isait, i cili tha:

- Mirë se erdhe Pejgamberi i mirë dhe vëllai i mirë!

- Kush është ky? Pyeta.

- Ky është Isai - tha (Xhibrili).

Pastaj kalova pranë Ibrahimit, i cili tha:

- Mirë se erdhe Pejgamber i mirë dhe vëllai i mirë!

- Kush është ky? - pyeta.

- Ky është Ibrahimi - u përgjigj (Xhibrili).

(Ibën Shihabi) thotë se e ka lajmëruar Ibën Hazmi se Ibën Abbasi dhe Ebu Hajj El-Ensariu kanë thënë se i Dërguari i All-llahut ka thënë: "Pastaj udhëtova lartë deri sa arrita në një rrafsh ku dëgjova krikëllimën e lapsit. "

Ibën Hazmi dhe Enes b. Maliku thonë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "All-llahu më detyroi ti falë pesëdhjetë namaze. U ktheva përsëri dhe kur u takova me Musanë, më tha:

- Me çka i detyruan pasardhësit e tu?

- U detyruan që t'i falin pesëdhjetë namaze - iu përgjigja.

- Kthehu te Zoti yt - tha ai - sepse pasardhësit tu këtë nuk do të mund ta kryejnë.

U ktheva, e luta Zotin, dhe e pakësoi përgjysmë.

U ktheva përsëri te Musai i tregova për pakësimin . Ai përsëri tha:

- Kthehu te Zoti yt!

(Transmetuesi ka përmendur lutjen e dytë te All-llahu sikur herën e parë). Ai përsëri e pakësoi përgjysmë. Përsëri u ktheva te Musai, i tregova, ai përsëri tha:

- Kthehu përsëri te Zoti yt, sepse pasardhësit e tu nuk do të mund ta kryejnë atë!

U ktheva përsëri te Zoti im dhe e luta, atëherë Ai tha:

- Pesë namazet do të konsiderohen për pesëdhjetë. Te unë fjala nuk ndërrohet!

U ktheva përsëri te Musai i cili më tha:

- Kthehu edhe njëherë te Zoti yt!

- Më vjen turp prej Zotit tim (që ta lus që ende ta pakësojë), i thash unë.

**Më pastaj vazhduam bashkë [redacted] Xhibrilin deri sa arritëm në *Sidretul- munteha* të cilin e kishin mbuluar ngjyra të ndryshme, aq të shumëllojshme ishin sa që unë nuk dija se sa lloje ishin. Pas kësaj më futën (në Xhennet) ku pash kube me gurë të çmueshëm, kurse toka ishte nga misku. "**[47]

### *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT TË MADHËRISHËM:*
### *"Edhe Adit – vëllanë e tyre Hudin; o populli im [redacted] tha, adhuroni All-llahun..."*[48]

Dhe rreth fjalëve të All-llahut xh. sh.: ***"Kur në Ahkaf, popullit të vet ua tërhoqi vërejtjen..."*** deri te fjalia: ***"...kështu Ne dënojmë popullin gjynahqar."***[49] (El- Ahkaf, 21)

---

[47] Buhariu në këtë kapitull ka përmendur hadithin për Mi'raxhin sepse në të përmendet takimi i Muhammedit a.s. me Idrisin a.s. me rastin e Mi'raxhit. Ndërkaq, në disa transmetime tjera përmendet se Idrisi ka qenë në katin e katërt të qiellit.

Ibën Hibbani thotë se transmetimi i Ebu Dherrit r.a. është i besueshëm (autentik) në të cilin përmendet se Idrisi a.s. ka qenë Pejgamber (nebijj dhe resul) dhe se ka qenë I pari që ka shkruar me laps. Ibën Is'haku thotë se Idrisi a.s. ka qenë i pari, i cili ka bërë shumë sende e në mes tjerash ka qenë i pari i cili ka qepur tesha.

[48] Përkthimi i ajetit në tërësi është: "Edhe Adit – vëllanë e tyre Hudin; O populli im, u tha, adhuroni All-llahun, ju nuk keni tjetër zot përveç Atij, ju vetëm po kurdisni trillime!" (Hud, 50).

Hudi është njëri nga pasardhësit e të birit të Nuhit a.s. Samit. Qe i dërguar te populli Ad, të cilin e përbënin trembëdhjetë fise. Vendi i tyre gjendet në jug të Gadishullit Arabik. Toka e tyre ishte shumë e bereqetshme, mirëpo pas ndëshkimit të All-llahut xh. sh. [redacted] shndërrua në shkretëtirë. Era e fortë e cila zgjati shtatë ditë e shtatë net shkatërroi gjithçka në përjashtim të Hudit a.s. dhe atyre që i besuan atij. Muxhahidi thotë se ka pasur mbi katër mijë.

[49] Buhariu, këtu aludon në ajetet që vijojnë: "Dhe përkujtoje vëllanë e Adit (Hudin) kur popullit të vet ia tërhoqi vërejtjen në Ahkaf, por ka pasur edhe para tij edhe pas tij Pejgamberë. Mos adhuroni tjetër veçse All-llahun, unë i frikësohem dënimit tuaj në ditën e madhe! Ata i thanë: "A ke ardhur të na shmangësh prej zotërve tonë? Na e sill atë që na e premton, nëse je i sinqertë" ." Vetëm All-llahu e di atë, u tha ai, kurse unë kumtoj atë me çka jam dërguar, por unë e shoh se ju jeni popull i zhytur në injorancë" . Dhe kur e panë atë (mjegullën) në horizont që lëvizte kah luginat e tyre, thirrën: "Kjo re

Transmetohet prej Atait dhe Sulejmanit nëpërmjet Aishes r.a. kjo nga Pejgamberi s.a.v.s. [50] rreth Fjalëve të All-llahut xh. sh.:

**"Kurse Adi është shfarosur [illegible] furtunë vërshëlluese."** (El-Hakka, 6)

Ibën Ujejni thotë: "Melaqeve që janë të detyruara për këtë u doli nga kontrolli"

**"Që e lëshoi kundër atyre shtatë net e tetë ditë pa ndërprerë dhe ke parë në te njerëz të lëvarur sikur trupa të trashë hurmash. A e sheh, të ketë mbetur dikush prej tyre. "**[51]

**3343.** Më ka treguar Muhammed b. Ar'are, këtij Shu'be i cili transmeton nga Hakemi, ky nga Muxhahidi, ky nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Unë jam ndihmuar me erën e lindjes, ndërkaq populli Ad**

---

na sjell shi" ! Jo, kjo është ajo që e kërkonit shpejt! Një erë me vuajtje të dhimbshme, që zhduk çdo send, me vullnetin e Zotit të vet. Dhe kur i gdhini drita nuk kishte mbetur gjë, veçse banesat e tyre. Ashtu ne e shpërblejmë popullin mizor." (El- Ahkaf, 21- 25).

[50] Transmetimin e Atait, Buhariu e ka përmendur në librin e Krijimit në kapitullin: "Rreth asaj se çka transmetohet mbi Fjalët e të Lartmadhërishmit: "Dhe Ai e dërgon mjegullën si lajmërim të gëzuar" . Ndërkaq hadithi në fjalë thotë: "Atai thotë se Aishja r.a. ka thënë: "Pejgamberi s.a.v.s. e kishte traditë që kur e shihte mjegullën në qiell, të ecë para e mbrapa, hynte dhe dilte, ndërronte në fytyrë, dhe kur binte shiu, ai qetësohej. Aishja e njohu me këtë e ai tha: "Nuk e di. frikësohem të mos jetë sikur një popull i cili ka thënë: "Dhe kur e panë atë (mjegullën)në horizont që lëvizte kah luginat e tyre..." (El-Ahkaf, 24).

Transmetimin e Sulejmanit, Buhariu e ka regjistruar në tefsirin e sures El-Ahkaf se Aisheja r.a. ka thënë: "Nuk e kam parë Pejgamberin a.s. të qeshë aq shumë sa që t'ia shohë lnjerthin, por ai vetëm buzëqeshte. Kur e shihte mjegullën ose erën, ajo hetohej në fytyrën e tij", andaj ajo i ka thënë: "O i Dërguar i All-llahut, kur e shohin njerëzit mjegullën, gëzohen sepse shpresojnë mos po bie shi. Të shoh ty, kur sheh mjegullën në fytyrë je i padisponuar" ? Ai u përgjigj: "Aishe, çka më garanton se në te nuk është dënimi? Një popull është dënuar me erë. Ai popull ka parë dënimin." Përsëri kanë thënë: "Kjo mjegull na sjell shi".

[51] Buhariu këtu ka përmendur tre ajetet e sures El- Hakka (6-8), ku flitet për dënimin e popullit Ad. Fjalët në kllapa janë shpjegime të Buhariut rreth ajeteve në fjalë.

**është shkatërruar me erën e perëndimit.”**[52]

**3344.** (Buhariu)[53] Thotë: “Ibën Kethiri përcjell nga Sufjani, ky nga babai i tij, ky nga Ibën Ebi Nu'mani, ky nga Ebu Se’idi r.a., i cili ka thënë:

**“Aliu r.a. Pejgamberit s.a.v.s. i dërgoi pak ar. Ai ua ndau katër vetëve: Akre b. Habis El-Handhelijit, El- Muxhashi'ijit, El- Ujejne b. Bedër El- Fez’zarijjit dhe Zejd et- Taijit, pastaj edhe disave nga Beni Nebhani si Alkame b. Ulathete El- Amirijit, njërit nga Beni Kilabët. Kurejshitët dhe Ensarët për këtë ndarje u hidhëruan dhe thanë:**

**- Ai u ndanë të parëve të Nexhdit ndërsa neve [redacted] ka lënë pas dore!**

**- Me këtë dua që t'i përvetësoj- tha Pejgamberi s.a.v.s.**

**Atëherë [redacted] paraqit një njeri [redacted] sy të ndezur, me sy të mëdhenj, ballëmadh, me mjekër të kërleshur e të shkurtë dhe i nënqethur, e tha:**

**- O Muhammed, frikësoju Zotit!**

**- Kush i përulet All-llahut- tha- nëse unë gaboj! Shih, Ai më ka besuar tërë njerëzinë në Tokë, e ti nuk ke besim në mua?**

**Një tjetër, mendoj se ky ishte Halid b. Velidi, kërkoi që ta vret, por Resulull-llahu ia ndaloi [redacted] kur ai shkoi tha:**

**- Nga pasardhësit [redacted] këtij** (njeriu), **do të ketë të atillë që do të lexojnë Kur'an e ky nuk do të mund të ndaloj laringat [redacted] tyre. Ata do të dalin prej feje sikur shigjeta kur e vret gjahun. Do të vrasë muslimanë, do t'i lë të lirë idhujtarët. Nëse i mbërrijë unë, me siguri do t'i vrasë, [redacted] ashtu siç është shkatërruar populli Ad. “**

**3345.** Na ka treguar Halid b. Jezidi, këtij Israili duke transmetuar prej Ebu Is'hakut, ky nga Esvedi, i cili thotë se ka dëgjuar Abdullahun duke thënë:

**“Kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. duke lexuar:** *Fe*

---

[52] Shiko shpjegimin e hadithit në librin II në kapitullin për duanë e shiut.

[53] Ky hadith nuk është regjistruar në numrin rendor të zakonshëm sepse Buhariu thotë se nuk e ka dëgjuar nga Ibën Kethiri, andaj senedi, në shikim të parë, ka ndërprerje, por pjesën e parë të hadithit ai e transmeton në tefsirin e sures Beraetun ku thotë: “Na ka treguar Muhammed b. Kethiri”, që don të thotë se senedi është i ngjitur.

*hel min muddekir*- **A ka ndokush që do të pranojë mësimin? "**

## RRËFIMI MBI JE'XHUXHIN DHE ME'XHUXHIN

dhe rreth Fjalëve të All-llahut xh. sh.: **"O Dhulkarnejn, i thanë ata, Je'xhuxhët e Me'xhuxhët bëjnë turbullira në Tokë..."**[54] Si dhe rreth Fjalëve të All-llahut të Madhërishëm: **"Dhe të pyesin për Dhulkarnejnin, thuaj, për këtë do t'ju rrëfej disa lajme. Ne e kemi vendosur atë në Tokë dhe i kemi dhënë shkase për çdo send. Dhe ai i shfrytëzoi këto..."**[55] deri te Fjalët: **"...Më sillni copa të hekurit! ..."**

---

[54] Përkthimi i plotë i ajetit është: "O Dhulkarnejn, i thanë ata, Jexhuxhët e Mexhuxhët bëjnë turbullira në tokë, prandaj a po ngre një mur ndërmjet nesh dhe atyre, apo don të të shpërblejmë? " (El- Kehf, 94).

Dhulkarnejni si duket ka jetuar në kohën e Ibrahimit a.s. Në Kur'an nuk përmendet se a ka qenë pejgamber ose jo.

Je'xhuxhi dhe Me'xhuxhi janë pasardhës të Jafethit, djalit të Nuhit a.s. . Sipas mendimit të Kadi Ijadit këta emra janë nxjerrë nga sintagma: *te'exhuxhun- nari* d. m. th. ashpërsia e zjarrit. Janë quajtur me këtë emër për shkak të numrit të shumtë që janë dhe ashpërsisë së tyre. Thuhet se ata përbëhen nga njëzet fise, ndërkaq Ibën Abdul- Berr thotë: "Ata janë dyzetë fise. Kanë forma dhe madhësi të ndryshme. Secili fis ka sunduesin dhe gjuhën e vet. Disa prej tyre në ecje kërcejnë, prej tyre ka që sulmojnë njëri- tjetrin. Disa nuk flasin por vetëm belbëzojnë; disa janë të mbrapshtë. Ata janë të fuqishëm dhe shumë të ashpër, dhe ushqehen kryesisht nga gjuetia" .

Pra, Je'xhuxhët dhe Me'xhuxhët përshkruhen në mënyrë shumë të çuditshme. Mirëpo, vështirë është të dimë se sa është i drejtë dhe i vërtetë përshkrimi i tyre.

[55] Buhariu këtu ndërpret citatin shumë të gjatë për pendën që e ka ndërtuar Dhulkarnejni, por ka përmendur ajetet të cilat i ka lënë, ata janë: "Derisa arrijti në vendin ku perëndon dielli, kur ju duk se perëndon në një burim të turbullt dhe aty gjeti një popull. O Dhulkarnejn, i thamë Ne, ose do t'i dënosh ose do të sillesh mirë me ata. Ai që bën krim, tha, do ta dënojmë, e pastaj do t'i kthehet Zotit të vet, andaj edhe Ai do ta dënojë me dënim të rëndë. Kurse ai i cili beson dhe bën vepra të mira - ka shpërblimin e mirësisë, dhe atij do t'i afrojmë lehtësi. Dhe ai prapë shkoi. Derisa arriti atje ku lind dielli, dhe e pa se po lindte te një popull, të cilit ne nuk i kemi dhënë mundësi të mbulohet prej tij (diellit). Dhe ai u soll me ata ashtu siç u pat sjellë me ata përpara. Dhe ai prapë vazhdoi, Derisa arriti ndërmjet dy pendave, e ndërmjet atyre gjeti një popull, i cili gati nuk kuptonte asnjë fjalë. O Dhulkarnejn, i thanë ata, Je'xhuxh e Me'xhuxhët

(Njëjësi i fjalës *zuber* është *zubretun* që domethënë copa). **“Dhe kur ai i nivelizoi dy anët e malit. “** (Transmetohet prej Ibën Abbasit se ato janë dy male, se ***seddani*** domethënë: dy male, kurse ***harxhen*** domethënë shpërblimi). **“...u the: “Fryni zjarrit, dhe kur u skuq, the: “Më sillni bakër të shkrirë ta ndezi! ”** (të shkrij në të plumb, madje thuhet edhe hekur, siç thuhet edhe bronxë, ndërkaq Ibën Abbasi thotë se fjala është për bakër). **“Dhe ata nuk mundën as t'i afrohen...”** (t'ia tejkalojnë): ***isteta'a*** është lloji i ***istef'ale*** nga fjala ***eta'tu lehu*** (mundem), andaj këtu është vokalizuar me fet`ha në zanoren e mesme: ***esta'a-jesti'u*** prej ***ta'a- juti'u*** disa thonë: ***isteta'a- jesteti'u*** (prej llojit ***ta'a-juti'u)***[56] **“...lëre më ta kapërcejnë. Kjo është Mëshirë e Zotit tim, tha ai, dhe kur do të vijë premtimi i Zotit tim, do ta rrafshojë me tokë...”** (do ta bëj rrafsh me tokën; ***nakatun dekka'u*** domethënë deveja me gërbe të rrafshuar, ngjashëm me fjalën ***dekdak***: tokë ranore) **“...premtimi i Zotit tim është i vërtetë. Dhe atëherë do të bëjnë që ata sikur valët të përzihen njëri me tjetrin...”**[57]

**“Derisa të lirohen Je'xhuxhët e Me'xhuxhët të vërshojnë nga çdo humnerë (shpellë)”.**[58] Katadeja thotë se ***hadeb*** do të thotë kodrinë.

**Një njeri Pejgamberit s.a.v.s. i tha:**

**- Kam parë një tendë në formë te një gune me vija.**

**- E ke parë - tha ai.**[59]

---

bëjnë turbullira në tokë, prandaj apo ngre një mur ndërmjet nesh dhe atyre, apo don të të shpërblejmë? Më mirë është ajo çka më ka dhënë Zoti im - tha ai. Por, ju ndihmomëni mua sa më tepër, do të bëj një mur ndërmjet jush dhe atyre.” (El- Kehf, 86- 95).

[56] Buhariu këtu shpjegon rrënjën e fjalës *isteta’a*, duke përmendur se është e llojit *istef’ale* nga fjala *ta’a*. Disa gramatikanë pretendojnë se në konsonanten e mesme të prezentit theksohet me vokalin i (ta’a - jeti’u), ndërkaq ca të tjerë pretendojnë se ajo ka konsonanten me zanoren u (ta’a - jetu’u).

[57] Këtë citat të sures El- Kehf (83- 99) Buhariu e përmend si hyrje të gjatë në kaptinën mbi Je’xhuxh dhe Me’xhuxhin. Fjalët në kllapa janë shpjegimet e tij për disa shprehje të ajeteve kur’anore, ndërkaq fjalët që janë shkruar me shkronja të mëdha janë përkthimi i ajeteve kur’anore.

[58] Ky është ajeti i 96- të i sures El- Enbija, ndërkaq fjala *hadeb,* të cilën Katadeja e shpjegon me fjalën” kodrinë” gjendet në këtë ajet.

[59] Buhariu nuk e përmend senedin e këtij hadithi, por senedin e ka regjistruar Ibën Ebu Umeri nga Katadeja, i cili ka deklaruar se një medinas i ka

**3347.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij i ka treguar Lejthi, i cili transmeton nga Ukajli, ky prej Ibën Shihabit, ky nga Urve b. Zubejri se i ka treguar Zejnebeja, e bija e Xhahshit r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka hyrë tek ajo i frikësuar:

- **Nuk ka zot tjetër përveç All-llahut! Mjerë për arabët se çfarë sherri iu është afruar. Sot është hapur një pjesë e tendës së Je'xhuxhit dhe Me'xhuxhit, kështu - duke bërë një rreth me gishtin e madh dhe gishtin tregues.**

- **O i Dërguar prej All-llahut, - Zejnebja, e bija e Xhahshit ka pyetur: vallë do të shkatërrohemi edhe pse në mesin tonë ka njerëz të mirë?**

- **Po, - tha ai- kur do t'ju mundin të këqijat.**

**3347.** Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, këtij Vuhejbi, këtij Ibën Tavusi i cili transmeton nga babai i vet, ky nga Ebu Hurejre r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s. se ka thënë:

**"All-llahu ka hapur një pjesë të tendës së Je'xhuxhit dhe Me'xhuxhit kështu" dhe ka shkruar me dorë numrin nëntëdhjetë.**[60]

**3348.** Më ka treguar Is'hak b. Nasri, këtij Usameh, i cili transmeton prej A'meshit, të cilit i ka treguar Ebu Salihu prej Ebu Se'id El- Hudriut r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili thotë se All-llahu i Lartmadhërishëm do të thotë:

- **O Adem!**

---

thënë Pejgamberit s.a.v.s.:

- E kam parë pendën Je'xhuxh dhe Me'xhuxh.

- Si e ke parë? - pyeti ai.

- Sikur ishte me gunë me vija- vija, vija të kuqe dhe vija të zeza - u përgjigj ky.

- Me të vërtetë i paske parë - tha Resulull-llahu.

Këtë hadith e transmetojnë Taberaniu dhe Bezzari.

[60] Tirmidhiu, Ibën Hibbani dhe Hakimi transmetojnë nga Ebu Hurejre r.a. hadithin për këtë pendë ku thuhet se ata për çdo ditë do ta gërmojnë pendën, dhe kur do të afrohen që ta rrëzojnë, udhëheqësi i tyre do të thotë: "Kthehuni, nesër do ta rrëzoni" . Ndërkaq, All-llahu xh. sh. gjatë natës do ta kthejë në gjendjen e parë, kështu do të vazhdojnë derisa të vijë koha kur All-llahu xh. sh. t'i dërgojë ata. Atëherë udhëheqësi i tyre do thotë: "Nesër, dhashtë Zoti, do ta rrëzojmë" . Të nesërmen do ta gjejnë punën aty ku e kanë lënë, andaj do të rrëzojnë dhe do të paraqiten në mesin e njerëzve.

**- Urdhëro o Zot, jam në shërbimin Tënd, e tërë mirësia është në duar Tua - do të thotë** (Ademi)

**- Nxirri ata që janë për në Xhehennem - do të thotë Ai.**

**- Sa janë ata që janë për në Xhehennem - do të pyet** (Ademi).

**- Prej çdo njëmijëshit, nëndqind e nëntëdhjet e nëntë - do të thotë Ai.**

**Atëherë fëmija do thinjet, secila grua me barë do ta hedh fëmijën, ti do të shohësh njerëzit te dehur, por ata nuk do të jenë të dehur, kurse ndëshkimi i All-llahut do të jetë shumë i rëndë.**

**- O Resulull-llah, - thanë** (Sahabet) **- kush do të jetë ai njëri nga ne?**

**- Gëzohuni - tha ai - njëri nga ju është i barabartë** [redacted] **një mijë prej Je'xhuxhëve dhe Me'xhuxhëve, - dhe vazhdoi më tej: - Pasha Atë që në duar të Tij është shpirti im, shpresoj se ju do të përfaqësoni një të katërtën e njerëzve në Xhennet.**

**Për këtë ne morëm tekbir, e ai tha:**

**- Shpresoj se do të jeni një e treta e banorëve të Xhennetit.**

**Përsëri morëm tekbir, e ai tha:**

**- Shpresoj se ju do të jeni gjysma** [redacted] **banorëve të Xhennetit, tha ai.**

**Ne përsëri morëm tekbirin,** [redacted] **ai tha:**

**- Ju, në krahasim me njerëzit e tjerë, do të jeni sikur qimja e zezë në lëkurën e demit të bardhë ose qimja e bardhë në lëkurën e demit të zi."**

### *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT TË LARTMADHËRISHËM:*
### *"...E Ibrahimin All-llahu e konsideroi mik të mirë"[61]*

dhe rreth Fjalëve të Tij: **"Ibrahimi ka qenë, njëmend, i përulur ndaj All-llahut..."**[62] dhe rreth Fjalëve: **"...Ibrahimi** [redacted] **të vërtetë ishte**

---

[61] Buhariu titullin e kaptinës e fillon [redacted] një pjesë nga ajeti kur'anor, i cili në tërësi është: "Kush është më i mirë në fe se ai, i cili sinqerisht i është dorëzuar All-llahut, duke bërë edhe vepra të mira, dhe që pason fenë e drejtë të Ibrahimit, e Ibrahimin All-llahu e konsideroi mik të mirë." (En-Nisa, 125).

[62] Këtu përmendet vetëm fillimi i ajetit, përkthimi i të cilit në tërësi është: "Ibrahimi ka qenë, njëmend, i përulur ndaj All-llahut, besimtar i vërtetë, nuk ka qenë prej mosbesimtarëve." (En- Nahël, 120).

**shumë i prekshëm dhe i butë. “**[63]

Ebu Mejsere thotë se fjala ***er- rahim*** buron nga gjuha habeshite e që domethënë “i mëshirshëm”.[64]

**3349.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij i ka treguar Sufjani, këtij Mugire b. Nu'mani, këtij i ka treguar Se’id b. Xhubejri prej Ibën Abbasit r.a. ky nga Pejgamberi s.a.v.s. se ka thënë:

**“Ju do të ringjalleni të zbathur, të zhveshur dhe të pa bërë synet”, pastaj lexoi: “...Ashtu siç ■ kemi krijuar herën e parë do ta përsëritim atë** (krijimin). **Ky është premtimi ynë, Ne me të vërtetë mund ta bëjmë këtë. “**[65]

**I pari që do të vishet në Ditën e Gjykimit do të jetë Ibrahimi, disa nga njerëzit e mi do të mënjanohen në të majtë, atëherë unë do të them:**

**- Shokët e mi! Shokët e mi!**

**- Ata kanë lëshuar Islamin** (janë renegatë) **prej kur ti u ndave nga ata - do të thuhet, ndërkaq unë do të them ashtu siç tha robi i**

---

[63] Këtu përmendet fundi i ajetit, përkthimi i të cilit në tërësi është: “E që Ibrahimi u lut për babën e vet, ajo ishte vetëm nga shkaku që i pat premtuar vetëm atij, dhe sapo iu bë e qartë se ai është armik i All-llahut, hoqi dorë prej tij. Ibrahimi me të vërtetë ishte shumë i prekshëm dhe i butë.” (Et- Teube, 114).

[64] Vekiu në tefsirin e vet ka regjistruar deklaratën e Ebu Mejseres: “***Ervah*** në abisinishte don të thotë: i mëshirshëm.” Transmetohet edhe nga Ibën Mes’udi se fjala ***ervah*** domethënë: i mëshirshëm, por ai thotë se nuk rrjedh nga abisinishtja. Ndërkaq Ibën Abbasi thotë se fjala ***ervah*** ka kuptimin: i bindur, kurse nga Resulull-llahu transmetohet se fjala *ervah* domethënë: i përulur në momentin kur lexohen dua.”

Në këto ajete shprehet kënaqësia e All-llahut xh. sh. me Ibrahimin a.s. e fjala *halil* domethënë: miqësi e sinqertë dhe përkushtim i mirëfilltë.

Pretendohet se Ibrahimi a.s. ka lindur në Babilon në kohën kur sundonte Nemrudi. Hishami thotë se ndërmjet Nuhit a.s. dhe Ibrahimit a.s. nuk ka pasur pejgamberë tjerë, përveç Hudit dhe Salihut a.s., dhe se ndërmjet Ibrahimit a.s. dhe Hudit a.s. ka pasur rreth 630 vjet, kurse ndërmjet Ibrahimit a.s. dhe Nuhit a.s. ka pasur 1143 vjet.

[65] Resulull-llahu këtu lexoi pjesën e ajetit: “Atë ditë kur t’i mbështjellim qiejt sikur që mbështillet fleta e letrës. Ashtu siç u kemi krijuar herën e parë do të përsërisim atë (krijimin). Ky është premtimi ynë, Ne me të vërtetë mund ta bëjmë këtë.” (El- Enbija, 104)

**mirë** (Isai a. s. ): **"Unë për ta isha dëshmitar deri sa isha me ta. "**[66]

**3350.** Na ka treguar Ismail b. Abdullahu e këtij i ka treguar i vëllai i tij Abdulhamidi i cili transmeton nga Ibën Ebu Dhi'bi, ky nga Se'id b. El- Mukbiri, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Në Ditën e Gjykimit, Ibrahimi do të takohet me të atin e tij Azerin. Në fytyrë të Azerit do të shihet zymtia dhe pluhuri, dhe Ibrahimi do t'i thotë:**

**- A të kam thënë që të [redacted] bësh gjynah** (t'i përulesh All-llahut)?

**- Qe, sot i jam përulur - do të përgjigjet i ati.**

**- O Zoti im, - do të thotë Ibrahimi- më ke premtuar se në Ditën e Gjykimit nuk do të më turpërosh, sot kur preokupimi është më i madh se sa preokupimi me të atin tim?**

**- Pabesimtarëve ua kam ndaluar Xhennetin - do të përgjigjet All-llahu [redacted] Lartmadhërishëm.**

**- Më pastaj do të thuhet: O Ibrahim çka ke nën këmbët?**

**Ai do të shikojë nën këmbë dhe do të habitet kur do sheh hienën mashkull leshatoke, të cilën pastaj do ta kapin për këmbësh dhe do ta gjuajnë në zjarrë.**[67]

**3351.** Na ka treguar Jahja b. Sulejmani, këtij i ka treguar Ibën Vehbi të cilin e ka lajmëruar Amri se i ka treguar Bukejri nga Kurejbi, robit të liruar të Ibën Abbasit se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. ka hyrë në Qabe në të cilën gjeti**

---

[66] Resululi-llahu këtu lexoi dy ajete: "Unë nuk u kam thënë asgjë tjetër përpos asaj që më ke urdhëruar Ti. Adhurone All-llahun, Zot i im dhe Zot i juaj! Kam qenë dëshmitar derisa isha në mesin e tyre, e pasi që ma more shpirtin, mbete Ti mbikqyrës i tyre. Dhe Ti je dëshmitar i çdo sendi. Nëse i dënon, dënon robërit e tu, e nëse ua fal, me të vërtetë Ti je i fortë e i urtë. All-llahu tha, kjo është ditë kur të sinqertëve u ndihmon sinqeriteti i tyre. Atyre u takojnë xhennete ku po rrjedhin lumenj ku ata do të mbesin përgjithmonë e jetë; All-llahu është i kënaqur me ata, por edhe ata janë të kënaqur me Të. Kjo është fitore e madhe." (El- Maide, 117- 119).

Disa mendojnë se Ibrahimi a.s. do të jetë i pari i cili do të vishet, sepse kur e gjuajtën në zjarr ishte i çveshur. Disa të tjerë thonë se do të jetë i pari, sepse ai i pari ka bartë shallvare.

[67] Dashuria dhe mëshira e Ibrahimit a.s. e detyruan që të kërkojë falje nga All-llahu xh. sh. për babain e tij Azerin, por ai në atë rast iu paraqit në formë të hienës së ndytur, andaj ai u shmang nga babai.

**fotografinë e Ibrahimit dhe të Merjemes, dhe tha:**

**- Çka kanë këto! Këto kanë dëgjuar se melaiket nuk hyjnë në shtëpinë ku ka fotografi! Kjo është fotografia e Ibrahimit, ky nuk ka dashur të dijë për veten përmes fallit.**

**3352**. Na ka treguar Ibrahim b. Musa, këtij i ka treguar Hishami, ky prej Ma'merit, ky prej Ejjubit, ky prej Ikrimes, ky prej Ibën Abbasit r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. kur pa fotografitë në Qabe, urdhëroi që të hiqen, atëherë i fshinë. Ai pa fotografinë e Ibrahimit dhe Ismailit a. s., në duar kishin shigjetat (e fallit), dhe tha:

**- I vraftë All-llahu! Për All-llahun, këta dy asnjëherë nuk kanë kërkuar fatin e vet përmes fallit.**[68]

**3353.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Jahja b. Se'idi, këtij Ubejdullahu se i ka treguar Se'id b. Ebu Se'idi prej babait të vet, ky nga Ebu Hurejre r.a. se ka thënë:

**- O Resulull- llah, cili njeri është më fisniku?**

**- Ai që është më i devotshëm - ■ përgjigj ai. E ata i thanë:**

**- Nuk pyetëm për këtë.**

**- Po, Jusufi, i Dërguari i All-llahut, bir i të dërguarit të All-llahut** (Ja'kubit), **nipi i të dërguarit të All-llahut** (Is'hakut), **stërnip i mikut të All-llahut** (Ibrahimit) - **tha ai, e ata përsëri thanë:**

**- Nuk pyetëm për këto.**

**- Atëherë pyetni për fiset e arabëve. Ata që kanë qenë të mirë në kohën e injorancës, janë të mirë edhe në Islam, nëse bëhen të dijshëm - tha ai.**

Ebu Usameja dhe Mu'temiri këtë hadith e transmetojnë prej Abdullahut, ky prej Se'idit, ky prej Ebu Hurejres r.a., kurse ky prej të Dërguarit të All-llahut s.a.v.s. [69]

---

[68] Imam Ahmedi r.a. në Musnedin e tij përmend se Xhabiri r.a. ka thënë: "Në muret e Qabes ishin të vizatuara shumë fotografi, andaj Pejgamberi s.a.v.s. i urdhëroi Umer b. Hattabit r.a. që t'i shkatërrojë. Umeri me leckë të lagur i fshiu. Pejgamberi a.s. kur hyri në Qabe, në të nuk gjeti asnjë fotografi."

[69] Buhariu këtu tregon edhe dy senede tjera të hadithit, të cilët në vendet tjera të Sahihut të tij i ka përmendur bashkë me tekstin e hadithit. Senedin e Ebu Usames e ka përmendur për rrëfimin e Jusufit a.s., kurse senedin e Mu'temirit e ka përmendur në kaptinën për Jakubin a.s. Në të dy senedet Se'idi e transmeton hadithin drejtpërdrejtë nga Ebu Hurejre r.a., andaj numri i

**3354.** Na ka treguar Muemmeli, këtij Ismaili, këtij Avfi, këtij Ebu Rexhai, këtij Semure se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mbrëmë** (në ëndërr) **më erdhiën dy melekë, shkuam te një njeri i madh, aq i madh ishte [illegible] që gati nuk ia pash kokën, ai ishte Ibrahimi s.a.v.s. ".**

**3355.** Më ka treguar Bejjan b. Amri, këtij Nadri, këtij i ka treguar Ibën Avni nga Muxhahidi i cili ka dëgjuar Ibën Abbasin r.a. se kur ia kanë përmendur Dexhxhalin, në mes të dy syve të të cilit do të shkruaj ***kafir*** ose *K F R*, thotë:

**- Këtë nuk e kam dëgjuar nga Resulull-llahu, por ai ka thënë: "Për sa i përket Ibrahimit, ai i përngjanë shokut tuaj.**[70] **Kurse Musai ka ngjyrë gështenje. Ademin më bëhet sikur e shoh duke u lëshuar në një fushë i hipur në deve të kuqe.**

**3356.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Mugire b. Abdurrahman El- Kureshi i cili transmeton nga Ebi Ez- Zenadi, ky nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ibrahimi a. s. është bërë sunnet kur ka pasur tetëdhjetë vjet, edhe atë me teskë".**

Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij Shuajbi, këtij Ebuz- Zinadi duke thënë se ***bil- kadumi*** (pa teshdid) ka kuptimin e teskës. [71]

Me këtë pajtohet edhe Abdurrahman b. Is'haku duke transmetuar nga Ebuz- Zinadi. Gjithashtu pajtohet edhe Axhlani duke transmetuar nga Ebu Hurejre r.a.[72]

---

transmetuesëve është më i vogël se sa në senedin e lartëpërmendur, ku Se'idi transmeton nga i ati i tij, e ai nga Ebu Hurejre r.a.

[70] Shkronjat *KFR* do të jenë të shkruara në ballë të Dexhxhallit andaj secili besimtarë do të njeh përmes atyre shkronjave se ai nuk është zot.

Muhammedi a.s. më shumë i përngjante Ibrahimit a.s. andaj ka thënë: "Për sa i përket Ibrahimit, shikoni në shokun tuaj" .

[71] Fjala ***kadum*** sipas disa të dhënave ka teshdidin në shkronjën ***dal***, sipas disa të tjerëve është pa teshdid. Pjesa dërmuese e ulemave mendojnë se kjo fjalë përcakton disa nga pajisjet për zdrukthtari (teskë), ne këtë hadith e kemi përkthyer me këtë kuptim. Përndryshe, disa të tjerë mendojnë se fjala ***Kadum*** është emër i një fshati në Sham, që do të thoshte se Ibrahimi a.s. sunetimin e kreu në Kadum.

[72] Me Shuajbin pajtohet Abdurrahman b. Is'haku dhe Axhlani se fjala

Këtë Hadith e transmeton edhe Muhammed b. Amri nga Ebu Selemeja.[73]

**3357.** Na ka treguar Se'id b. Telid Er- Rujani, këtij Ibën Vehbi se i ka treguar Xherir b. Hazimi nga Ejjubi, ky nga Muhammedi e ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili deklaron se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ibrahimi ka rrejtë vetëm tri herë."**[74]

**3358.** Na ka treguar Muhammed b. Mahbubi, ky nga Hammad b. Zejdi, ky nga Ejjubi, ky nga Muhammedi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**"Ibrahimi a. s. ka rrejtë vetëm tri herë edhe atë: dy herë për hir të All-llahut. Kjo është deklarata e tij se "*jam i sëmurë*"[75] he "*atë e***

---

*kadum* është pa teshdid. Transmetimin e Abdurrahmanit e ka regjistruar Museddesi në Musnedin e tij, kurse transmetimin e Axhlanit - Imam Ahmedi në Musnedin e tij.

[73] Transmetimin e këtij hadithi e ka regjistruar Ebu Ja'la në Musnedin e tij.

Pasiqë Ibrahimi a.s. e kreu sunetimin, ky rit fetar mbet sunnet edhe për pasardhësit e tij. Vetëm Shafi'u mban qëndrimin se sunetimi është vaxhib.

[74] Buhariu për këtë hadith ka përmendur dy senede (për hadithet nr. 31 dhe 32)

Për senedin e parë thuhet: Ebu Hurejre r.a. ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ibrahimi ka mashtruar vetëm tri herë" . Në senedin tjetër thuhet: - Ebu Hurejre r.a. ka thënë: "Ibrahimi a.s. ka mashtruar tri herë", pastaj i përmend të tri rastet. Në shikim të parë, senedi i dytë (32)është thënie e Ebu Hurejres r.a. sepse këtë nuk ia përshkruan Pejgamberit a.s. Mirëpo dihet se është thënie e Pejgamberit a.s. Këtë e vërteton transmetimi që e regjistron Nesaiu dhe Bezzari, kurse Buhariu këtë hadith e ka regjistruar në librin për shitblerje, **libri V**, duke përmendur se e ka thënë Pejgamberi a.s. Muhammed b. Sirini shpeshherë përmend hadithet në emër të sahabeve prej të cilëve i ka dëgjuar, duke mos përmendur Resulull-llahun a.s., kështu ndodh edhe me këtë rast, andaj në senedin e dytë nuk përmendet Resulull-llahu a.s.

[75] Që të kuptojmë më mirë deklaratën e Ibrahimit a.s., do të përmendim disa ajete të cilat flasin për rastin konkret: "I drejtimit të tij ishte edhe Ibrahimi, Kur i erdhi Zotit të vet me zemër të shëndoshë. Kur i tha babës së vet dhe popullit të vet: çka adhuroni? A, në vend të All-llahut, doni zotëra të rrejshëm? E ç'mendoni për Zotin e përbotshëm? U lëshoi një shikim yjëve Dhe tha: "Unë jam i sëmurë" ! Dhe ata u larguan duke ikur, kurse ai iu qas fshehtazi zotërave të tyre dhe tha: A nuk po hani ju? Ç'është me ju që nuk po

*ka bërë më i madhi prej tyre"*[76] **Dhe hera e tret kur ai ishte me Sarën** (vazhdon Eba Hurejre) **një tirani [redacted] është thënë se: "Këtu banon një njeri me një grua shumë të bukur". Ai dërgoi një njeri te ai dhe e pyeti për atë:**

**- Kush është ajo?**

**- Motra ime - tha ai, pastaj erdhi te Sara dhe i tha:**

**- Sara! Në tokë nuk ka besimtar të drejtë përveç meje dhe teje. Ky më pyeti për ty. I thash se të kam motër. Ti mos më nxjerrë në rrenë.**

**Tirani më vonë shkoi te ajo. Kur [redacted] përpoq që ta zë për dore, [redacted] shtang . Atëherë bërtiti:**

**- Lute All-llahun për mua, ndërkaq unë më asgjë nuk do të bëj!**

**Ajo e luti All-llahun. Atë e lëshoi shtanga. U përpoq që për herë të dytë ta zë për dore, mirëpo përsëri [redacted] shtang bile edhe më fort. Përsëri tha:**

**- Lute All-llahun për mua, [redacted] unë më kurrgjë nuk do të bëj!**

**Ajo përsëri e luti All-llahun dhe atë e lëshoi shtanga. Atëherë thirri një nga rojtarët e vet dhe tha: "Ju nuk më keni sjellë te ndonjë qenie njerëzore, por më keni sjellë te shejtani". Më në fund Sarës ia dha Haxheren për shërbëtore. Ajo erdhi te Ibrahimi i cili falte namaz. Duke [redacted] treguar [redacted] dorë [redacted] pyeti: Çka ke?**

**- All-llahu pabesimtarin dhe tiranin e mposhti me arm të Veten dhe Haxheren ma dha për shërbëtore - tha ajo.**

**Ebu Hurejre tha: "Ajo është nëna e juaj, o bijtë e ujit të qiellit".**[77]

---

flisni? Dhe, kalimthi, iu qas me një të rrënë me të djathtën." (Es- Saffat, 83-93).

[76]"A ti e bëre këtë me zotërat tonë, o Ibrahim" e pyetën." Atë e ka bërë ky, më i madhi i tyre, pyetni ata nëse flasin", u tha ai (Ibrahimi). (El- Enbija, 62-63).

[77] Në hadith përmendet se Ibrahimi a.s. ka mashtruar vetëm tri herë, por për të tri rastet në pyetje janë aluzionet, e jo mashtrime të vërteta. Kështu pretendimi: Unë jam i sëmurë, domethënë: do sëmurem. Tjetra: Këtë e ka bërë ky më i madhi prej tyre, domethënë: Nëse ata mund të flasin, atëherë atë e ka bërë më i madhi prej tyre. Kur me Sarën tha se është motra e tij, ka menduar në motrën nga feja.

Thuhet se Ibrahimi a.s. një kohë të gjatë ka banuar në Sham. Kur mbretëroi thatësia e madhe, ai bashkë me Sarën shkuan në Egjipt, ku sundonte

**3359.** Na ka treguar Ubejdullah b. Musa, ose Ibën Selami prej tij, këtë e ka lajmëruar Ibën Xhurejxhi prej Abdulhamid b. Xhubejrit, ky nga Se'id b. Musejjebit, ky prej Ummi Sherikut r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar të mbytet zhapiu, dhe ka thënë:

**"Ai ka fry në Ibrahimin alejhis- selam".**[78]

**3360.** Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijathi, këtij babai i vet, këtij A'meshi duke thënë se i ka treguar Ibrahimi i cili transmeton nga Alkameja, ky thotë se Abdullahu r.a. ka thënë:

**Kur ■ Shpall: "Do të jenë të sigurt ata të cilët besojnë dhe besimin e tyre nuk e veshin me mizori..."** (El- En'am, 82), **ne thamë:**

**- O Resulull- llah, kush prej nesh nuk ka bë mizori?**

**- Nuk është ashtu siç thoni ju- tha ai. - Besimin e tyre nuk e veshin me mizori, domethënë: nuk e veshin me politeizëm. A nuk keni dëgjuar fjalën e Llukmanit kur i thotë të birit të vet: "Politeizmi, me të vërtetë është zullum** (mizori)."[79]

---

faraoni i parë. Këtu Ibrahimit i ndodhi rasti që përmendëm. Ai tha se Sarën e ka motër, sepse ky mizor kishte traditë që të sulmojë gratë e huaja. Kur u orvat ta sulmojë, Sara lexoi këtë dua: "O All-llahu im, nëse unë me të vërtetë besoj në Ty dhe në Pejgamberin Tënd, trupin tim e ruaj vetëm për burrin tim, atëherë mos i mundëso këtij pabesimtari".

Ebu Hurejre r.a. arabët i ka quajtur bijtë e ujit të qiellit sepse ata jetojnë nga shiu dhe uji i shiut që mblidhet nëpër lugina; atë ujë ua jepnin edhe kafshëve të tyre. Disa pretendojnë se këtu fjala është për ujin e Zemzemit, i cili buroi për hir të Haxheres, me të cilën pastaj jetuan arabët, të cilët ajo i konsideroi si fëmijë të saj.

[78] Imam Ahmedi dhe Ibën Maxhxhe transmetojnë nga Aisheja r.a. këtë hadith: "Kur e gjuajtën Ibrahimin a.s. në zjarr, të gjitha kafshët e tokës e fikshin përveç zhapinit i cili ndihmonte të marr flakë zjarri, andaj Pejgamberi a.s. kishte urdhëruar që ta vrasim atë".

[79] Pejgamberi a.s. ajetin: "Do të jenë të sigurt ata, të cilët besojnë dhe besimin e tyre nuk e veshin me zullum, edhe ata janë të përudhur" (El- En'am, 82), e ka shpjeguar me ajetin: "Kur Llukmani i tha birit të vet duke e këshilluar: Biri im! mos i bën shok All-llahut! Politeizmi është, me të vërtetë zullum i madh." (Llukman, 13).

Buhariu hadithin e lartpërmendur e ka regjistruar në kaptinën mbi Ibrahimin a.s., edhe pse në të nuk përmendet Ibrahimi a.s. Mirëpo, shprehja: "Do të jenë të sigurt ata, të cilët besojnë dhe besimin e tyre nuk e veshin me zullum", në fakt është fjalimi i Ibrahimit a.s., të cilin ia drejtoi popullit të vet,

***Jezif- fun*** d. m. th. të shpejtosh në ecje.[80]

**3361.** Na ka treguar Is'hak b. Ibrahim b. Nasri, këtij Usameja i cili ka transmetuar nga Ebu Hajjani, ky prej Ebu Zura'a, se Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

**"Në Ditën e Kiametit All-llahu do t'i tubojë të parët dhe të mbramët** (të gjithë njerëzit) **në një vend, ashtu që do të mund t'u bëjë zë ai që i thërret, do të mund t'i sheh të gjithë, edhe Dielli shumë afër do t'u afrohet..."**

**dhe vazhdoi të përmend hadithin për Shefa'atin: "Ata do të vijnë te Ibrahimi dhe do t'i thonë:**

**- Ti je i Dërguar i All-llahut dhe mik i Tij në tokë, na ndihmo** (me shefa'at) **te Zoti yt.**

**Atij do t'i përkujtohen rrenat që ka bërë dhe do të thotë: "Mjaft kam gajlet e mia! Shkoni te Musai."**[81]

**Këtë hadith e transmeton edhe Enesi prej Pejgamberit s.a.v.s.** [82]

**3362.** Më ka treguar Ahmed b. Se'id b. Abdullahu, këtij Vehb b. Xherir prej babait të vet, ky nga Ejjubi, ky nga Abdullah b. Se'id b. Xhubejri, ky nga babai i vet, ai nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"All-llahu bëftë mëshirë** (merhamet) **në nënën e Ismailit! Po të**

---

duke zhvilluar dialog me ata, e që më së miri shihet nga ajetet që vijojnë: "Dhe populli i tij e kundërshtoi. Ai tha: A do të polemizoni me mua për All-llahun, e mua Ai më udhëzoi? Unë nuk u frikësohem atyre që ju u bëni shokë, me përjashtim nëse Zoti im dëshiron diçka. Zoti im ngërthen çdo send me dijeni të vet. A nuk mblidhni mendjen? " Po si t'ju frikësohem atyre që ia bëni ju shokë, kur ju nuk frikësoheni që i bëni shok All-llahut; diçka për të cilën nuk ju ka dhënë kurrfarë argumenti për të? N'e dishi cila nga këto dy grupe është më e denjë për të qenë e sigurt? Do të jenë të sigurt ata, të cilët besojnë dhe besimin e tyre nuk e veshin me zullum, edhe ata janë të përudhur." (El-En'am: 82- 82).

[80] Folja ***jezifun*** gjendet në ajetin: "Dhe ata (populli) ia behën me të shpejtë." (Es- Saffat, 94).

[81] Hadithi mbi shefa'atin këtu është përmendur në version të shkurtuar, me theks të veçantë për rastin e Ibrahimit a.s.

[82] Buhariu këtë hadith e transmeton edhe nga Enes b. Maliku në kaptinën mbi Tevhidin, ndërsa këtu vetëm sinjalizon në të.

**mos kishte nxituar, Zemzemi do të rridhte nga burimi."**[83]

**3363. Ensariu thotë se Ibën Xhurejxhi ka thënë: "Kethir b. Kethiri më ka treguar: "Unë dhe Othman b. Sulejmani ishim ulur bashkë me Se'id b. Xhubejrin, i cili tha: Ibën Abbasi nuk më ka treguar kështu por ka thënë:**

**- Ibrahimi udhëtoi bashkë [redacted] Ismailin dhe nënën e tij. Ajo Ismailit I jepte gji dhe me veti kishte një barë.**[84]

**3364.** Më ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Abdurrezaku, këtë e ka lajmëruar Ma'meri që ka transmetuar nga Ejjub Es- Sahtijani dhe Kethir b. Kethir b. Muttalib b. Ebu Veda'a me atë që njëri nga këta dy nga njëherë transmeton më gjerësisht prej tjetrit, ndërkaq të dy transmetojnë prej Se'id b. Xhubejrit se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"Gruaja e parë që ka përdorur shokën ka qenë e ama e Ismailit. Ajo përdori përparësen për të fshehur gjurmët nga Sara"**[85]

**Më vonë Ibrahimi [redacted] nis bashkë me atë dhe djalin Ismailin, derisa ende i jepte gji. I la pranë Qabes, nën një dru të madh, mbi Zemzemin, në një vend më të lartë ku më vonë u ndërtua Qabeja. Atëherë Mekka nuk ishte e banuar, e [redacted] që kishte ujë. Ai, të dy [redacted] la në atë vend. Iu la një trastë me hurma dhe një calik me ujë. Ibrahimi u kthye prapa, ndërsa e ëma e Ismailit e përcillte duke [redacted] thënë:**

**- O Ibrahim, ku shkon. Na le neve në këtë vend ku nuk ka njeri të gjallë, bile kurrgjë tjetër? Këtë e përsëriti disa herë, por ai aspak nuk e përfilli atë, atëherë ajo tha:**

**- Kështu të ka urdhëruar All-llahu?**

**- Po - [redacted] përgjigj ai.**

---

[83] Kur buroi Zemzemi, Haxhereja e mori calikun dhe filloi ta mbushë me ujë, me qëllim që të ketë për çdo rast. Uji atëherë filloi të rrjedhë, andaj Pejgamberi a.s. ka thënë: "All-llahu bëftë rahmet ndaj nënës së Ismailit..."

[84] Një njeri i tha Se'id b. Xhubejrit: "Themi se gruaja e Ismailit, kur vajti Ibrahimi a.s. te ata i ofroi mikpritje, e kur ai refuzoi, ajo i solli gurin dhe e vendoi" . Nuk ka transmetuar kështu Ibën Abbasi- tha ai - por ka thënë: "U nis Ibrahimi..."

[85] Sara Ibrahimit a.s. ia dhuroi Haxheren, kur kjo i lindi Ismailin, Sara filloi ta ketë zili atë dhe u betua se do t'ia pretë tri gjymtyrë, duke e tërhequr pas veti gunën me qëllim që të humbasë gjurmët e të ecurit.

- Pra, Ai nuk do të na shkatërrojë - tha ajo dhe u kthye.

Ibrahimi vazhdoi të ec derisa arriti te një kthesë, ashtu që ata nuk e shihnin. Atëherë u kthye kah Qabeja, i çoi duart dhe filloi të lutet duke thënë: "O Zoti ynë! Unë disa pasardhës të mi i kam vendosur në një luginë, ku nuk mbillet asgjë, deri të fjalët "...për të qenë mirënjohës"[86] (Ibrahim, 37).

E ëma e Ismailit i jepte gji Ismailit dhe pinte ujë nga calik, deri sa e harxhoi. Më në fund kur e harxhoi ujin u etshtua mjaft, por u etshtua edhe djali. E shikonte djalin i cili lëvizte - ose tha: përpëlitej. Nga mundimi i djalit ajo filloi të ngasë. E pa Safanë, kodrinë e cila ishte më afër asaj; u ngjit në të, u kthye kah lugina, vallë mos sheh kënd, mirëpo nuk pa askënd. Atëherë u lëshua nga Safaja. Kur arriti në luginë, e çoi mëngën e këmishës dhe filloi të ngasë sikur vrapon njeriu nga mundimi deri në fund të luginës. Arriti deri te Merveja, u ngjit lartë dhe filloi të shikojë mos vallë sheh dikë, mirëpo nuk pa askënd. Kështu veproi shtatë herë. Ibën Abbasi thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ky është sa'ji i njerëzve në mes " (Safasë dhe Merves).

Kur u ngjit në Merve, dëgjoi një zë që tha: "Hesht"! E zhytur në mendime, përsëri dëgjoi zërin i cili tha: "Më mundësove të të dëgjoj, nëse mund të më ndihmosh, (më ndihmo)". Menjëherë pa melekun në vendin ku tani është Zemzemi. Përpushte me këmbë ose me krahë deri sa doli uji. Ajo filloi ta zë, duke treguar me dorë se si e ka mbushur calikun, kurse uji gufonte vazhdimisht. Ibën Abbasi thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "All-llahu bëftë rahmet në nënën e Ismailit; sikur ta kishte lënë Zemzemin të lirë- ose ka thënë: sikur të mos e kishte zënë ujin - Zemzemi do të ishte ujë që do të rridhte."[87]

---

[86] Kjo dua e Ibrahimit a.s. gjendet në ajetin: "O Zoti ynë! Unë disa pasardhës të mi i kam vendosur në një luginë, ku nuk mbillet asgjë, te tempulli i shenjtë i Yti, për të kryer faljen! O Zoti ynë, bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata dhe për të qenë mirënjohës furnizoji ata me frute." (Ibrahim 37).

[87] Kjo pjesë e hadithit është pjesë nga fjalimi Muhammedit a.s., andaj Ibën Haxheri mendon se ky është argument se i tërë hadithi është fjalimi i Pejgamberit a.s. e nuk është fjalimi i Ibën Abbasit r.a., siç kuptohet në shikim të parë.

(Ibën Abbasi) **thotë: “Mos [redacted] frikësoni prej shkatërrimit! Këtu do të jetë Bejtull-llahu, të cilin do ta ndërtojë ky djalosh me të atin e vet, ndërkaq All-llahu nuk do t'i humbasë banorët e tij”.**

**Kur u ngrit mbi tokë, në formë të një kodrine, në të u lëshuan rrëketë dhe e dëmtuan në të majtë dhe në të djathtë[88] Kështu ishte për rreth tyre gjersa arritën një grup nga Xhurhumi, ose një familje e Xhurhumit, të cilët vinin nga drejtimi i Keda'as. U vendosën nën rrëzën e Mekkes, [redacted] ç'rast panë se si shpesët silleshin dhe thanë:**

**“Këto shpesë [redacted] siguri sillen rreth ujit, e ne e njohim këtë luginë. Në këtë vend nuk ka ujë”. Më në fund ata dërguan një apo dy njerëz. Ata rastësisht gjetën ujin, [redacted] kthyen dhe informuan për ujin. U nisën për atje dhe, si thotë transmetuesi e takuan të ëmën e Ismailit pranë ujit. Thanë:**

**- A do të na lejosh të vendosemi këtu?**

**- Po, - tha ajo, por ju nuk do të keni të drejtë në ujin.**

**- Po, - thanë ata.**

**Ibën Abbasi thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: “Këta rastësisht takuan të ëmën e Ismailit, por edhe ajo deshti të shoqërohej”.**

**Ata [redacted] vendosën këtu dhe menjëherë dërguan që t'i sjellin edhe familjet e veta në këtë vend. Në Mekke [redacted] shtuan familjet, në mesin e të cilëve [redacted] rrit i biri dhe mësoi nga ata arabishten. Atyre iu pëlqeu dhe iu la përshtypje shumë të mira ky i ri. Pasi që arriti moshën e pubertetit, e martuan me një vajzë, ndërsa e ama e Ismailit pas martesës së të birit ndërroi jetë.[89]**

---

[88] . Bejhekiu në përmbledhjen e tij Delail transmeton nga Abdullah b. Amri se Pejgamberi a.s. ka thënë: “All-llahu e dërgoi Xhebrailin te Ademi dhe i urdhëroi që të ndërtojë Qaben. Ademi e ndërtoi Qaben. Pastaj e urdhëroi që të bëjë tavaf rreth saj, me ç'rast i tha: “Ti je njeriu i parë, kurse kjo është shtëpia e parë e ndërtuar për njerëzinë” .

Ibën Ebu Hatimi transmeton këtë hadith nga Abdullah b. Amri: “Në kohën e vërshimit, Qabeja u ndërtua, Pejgamberët e kanë vizituar edhe pse nuk dinin se ku gjendet derisa All-llahu ia tregoi Ibrahimit dhe e njoftoi për vendin e saj” .

[89] Këtu nuk përmendet ardhja e Ibrahimit . a. s në Mekkë për ta bërë kurban Ismailin, mirëpo në disa hadithe tjera përmendet se Ibrahimi a.s. e ka vizituar Haxheren për çdo muaj. I hipur në burak në mëngjes herët arrinte në

Pasi që u martua Ismaili, Ibrahimi erdhi t`i vizitojë ata që i la në këtë vend. Mirëpo, Ismailin nuk e takoi. E pyeti gruan e tij se ku është Ismaili, kur ajo iu përgjigj:

- Ka dalur për idare.

Pastaj e pyeti për gjendjen dhe jetën e tyre. Ajo tha:

- Jemi në hall. Jemi në mundime dhe ndihemi shumë keq - iu ankua ajo, kurse ai i tha:

- Kur të vijë burri, përcjellja selamin dhe thuaj që të ndërrojë pragun e derës.

Kur erdhi Ismaili, sikur parandjeu diçka dhe pyeti:

- Mos ka qenë dikush?

- Po, - tha ajo - na erdhi një plak i këtillë dhe i këtillë dhe na pyeti për ty. I tregova se ku je. Më pyeti se si jetojmë; i tregova se jemi në mundime dhe shumë keq.

- A të porositi diçka? - pyeti ai.

- Po, më porositi që të të përcjell selamin dhe tha që ta ndërrosh pragun e derës.

- Ai ka qenë babai im, më ka urdhëruar që të ndahemi [redacted] ty, shko te të tuajt! - i tha këto fjalë dhe e lëshoi. Pastaj përsëri nga ata [redacted] martua. Deshti All-llahu, Ibrahimi dikur erdhi përsëri. E takoi Ismailin duke përgatitur shigjetat, nën drurin e madh, afër Zemzemit. Hyri te gruaja e tij dhe e pyeti për Ismailin. Ajo tha:

- Ka dalë për idare.

- Si jeni - pyeti për gjendjen dhe jetën e tyre.

- Ne jemi mirë dhe rehat - tha ajo dhe iu falenderua All-llahut.

- Çka keni për të ngrënë? - pyeti ai.

- Mish - [redacted] përgjigj ajo.

- Çka keni për të pirë? - pyeti ai.

- Ujë - ishte përgjigjja e saj. .

- O Zoti im, jepu bereqet në mish dhe në ujë - tha ai.

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: “Ata atëherë nuk kanë pasur grurë, sikur të kishin do t'i lutej t'u jap bereqet në të. “

- Banorët e Mekkes do të kenë mjaft (grurë dhe ujë)- tha ai.

- Kur të vijë burri, përcjellja selamin dhe urdhëroje që ta përforcojë pragun e derës.

Kur u kthye Ismaili pyeti:

---

Mekkë kurse në drekë kthehej në Sham.

**- Mos ka qenë dikush?**

**- Po, ishte një plak i pashëm - tha ajo dhe e falënderoi. - Më pyeti për ty. I tregova se ku je. Pastaj më pyeti se si jetojmë. I thash se jetojmë mirë.**

**- A të porositi diçka? - pyeti ai.**

**- Po, të bëri selam dhe të urdhëroi ta përforcosh pragun e derës.**

**- Ai është babai im - tha ai - e ti je pragu, më ka urdhëruar që të të mbaj.**

**Deshti All-llahu, Ibrahimi dikur erdhi përsëri. E takoi Ismailin duke përgatitur shigjetat, nën drurin e madh, afër Zemzemit. Kur e pa, u çua para tij, dhe të dy morën qëndrimin që merr i ati me të birin dhe i biri me të atin, pastaj ai i tha:**

**- O Ismail, All-llahu më ka urdhëruar diçka.**

**- Vepro si të ka urdhëruar Zoti yt - i tha ai.**

**- Ti, do të më ndihmosh? - pyeti** (Ibrahimi).

**- Unë do të ndihmoj! - tha ai.**

**- All-llahu më ka urdhëruar që këtu të ndërtoj Qaben. Pastaj tregoi kah bregoreja që ngrihej në atë vend.**

**Atëherë thotë** (transmetuesi), **i vunë themelet e Qabes. Ismaili ka bartur gurët, ndërkaq Ibrahimi ndërtonte. Kur ndërtesa lëshoi shtatë, ai solli këtë gurë dhe e vendoi.** (Ibrahimi) **qëndroi mbi te. Kështu ai ndërtonte e Ismaili i sjellte gurët. Të dy thonin:**

**"...o Zoti ynë, prano prej nesh, sepse Ti, me të vërtetë dëgjon dhe di! "**[90]

**Dhe ashtu ata ndërtuan, thotë** (transmetuesi), **duke u sjellur rreth Qabes dhe thonin:**

**"...o Zoti ynë, prano prej nesh, sepse Ti, me të vërtetë dëgjon dhe di! "**[91]

**3365.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Ebu Amir

---

[90] Kjo dua përmendet në ajetin: "Dhe derisa Ibrahimi dhe Ismaili ngrenin themelet e tempullit luteshin: o Zoti ynë, prano prej nesh, sepse Ti me të vërtetë dëgjon dhe din! " (El- Bekare: 127).

[91] Ky është versioni më i gjerë i hadithit të mëparshëm, i cili flet për ardhjen në Mekkë dhe ndërtimin e Qabes. Senedi i parë i hadithit i përshkruhet Pejgamberit a.s., kurse ky, jo. Ibën Haxheri, siç u tha, pretendon se ky hadith i Pejgamberit a.s. është fjalimi i tij të cilin e vërtetojnë komentet për vetë hadithin e përmendur.

Abdul- melik b. Amri se e ka lajmëruar Ibrahim b. Nafi' prej Kethir b. Kethirit, ky prej Se'id b. Xhubejrit, kurse ky prej Ibën Abbasit r.a., i cili ka thënë:

**"Ndodhi çka ndodhi në [redacted] të Ibrahimit me familjen e tij, më në fund ai [redacted] nis me Ismailin dhe nënën e Ismailit. Kishin me vete një calik me ujë: e ëma e Ismailit pinte ujë nga caliku, ndërkaq qumështi mjaftonte për djalin e saj. Kur arritën në Mekke, e la nën një dru të madh, pastaj Ibrahimi [redacted] kthye te gruaja e tij** (Sara). **E ama e Ismailit e përcolli derisa arritën në vendin Keda', dhe atëherë thirri:**

**- O, Ibrahim, në dorë të kujt na lë neve?**

**- Në dorë të All-llahut - tha ai.**

**- Jam e kënaqur me All-llahun - tha ajo.**

**Pastaj ajo [redacted] kthya, thotë** (transmetuesi), **nisi të pijë ujë nga caliku. Ndërsa qumështi [redacted] mjaftonte djalit të saj, por kur u harxhua uji, ajo tha: "Të shkoj e të shohë, ndoshta do të shoh dikënd". Dhe ajo, thotë** (transmetuesi), **hipi në Safa dhe vështroi mos po [redacted] sheh ndokënd, por askend nuk pa. U lëshua teposhtë luginës, ngarendi dhe arriti në Merve. Kështu veproi disa herë dhe pastaj tha: "Të shkoj të shoh se çka bënë ai", duke menduar në djalin. Shkoi dhe [redacted] pa, djalin - Ismailin në atë gjendje, sikur gërhaste para vdekjes. Shpirti nuk [redacted] ndejti [redacted] qetë, dhe ajo tha: "Të shkoj e të shoh, mund të shoh ndokend". Shkoi dhe [redacted] ngjit në Safa, shikoi gjatë, por askend nuk hetoi. Kështu veproi shtatë herë** (duke ngarendur ndërmjet Safasë dhe Merves), **e pastaj tha: "Të shkoj e të shoh se çka bën ai". Dhe menjëherë dëgjoi një zë, dhe tha:**

**- Më ndihmo, nëse ti mund të bësh ndonjë të mirë!**

**U paraqit Xhibrili dhe, thotë** (transmetuesi) **kështu i ra tokës me këmbën e vet, e futi këmbën e vet në tokë, uji buroi, thotë** (transmetuesi). **E [redacted] e Ismailit [redacted] befasua dhe filloi të gërmojë.** (Ibën Abbasi) **thotë se Ebul- Kasimi s.a.v.s. ka thënë: "Sikur ta kishte lënë, uji do rridhte".**

**Thotë** (Ibën Abbasi): **"Pastaj ajo filloi të pijë ujë, e qumështi [redacted] mjaftonte djalit të saj".**

**Thotë** (Ibën Abbasi): **"Më vonë në luginë arritën një grup njerëzish prej fisit Xhurhum, dhe rastësisht panë një shpend. Ata dërguan një njeri të shikojë. Kur pa ujin, u kthye te ata dhe iu tregoi. Ata erdhiën te ajo dhe i thanë: "Oj e ëma e Ismailit, [redacted] do të**

**na lejosh të rrimë me ty, ose të banojmë me ty? "**

**Në mesin e tyre u rrit djali i saj dhe u martua me një vajzë të tyre.**

(Ibën Abbasi) **thotë: "Ibrahimit më vonë i ra ndër mend** (që t'i vizitojë) **dhe i tha gruas: - Unë do të shkoj t'i shoh ata që i lash atje".**

(Ibën Abbasi) **thotë: "Erdhi dhe dha selam, pastaj pyeti:**

**- Ku është Ismaili?**

**- Ka shkuar në gjueti - [redacted] përgjigj gruaja e tij, kurse ai e porositi:**

**- Kur të kthehet [redacted] bën selam që ta ndërrojë pragun e derës së vet. Kur u këthya pasi ajo i tregoi për vizitën. i tha: "Pragu je ti, shko te gjaku yt"!**

(Ibën Abbasi) **thotë: "Më vonë Ibrahimi u kujtua që përsëri t'i vizitojë, andaj i tha gruas:**

**- Unë do të shkoj t`i shoh ata që i lash atje.**

**Erdhi dhe pyeti:**

**- Ku është Ismaili?**

**- Ka shkuar në gjueti - tha gruaja e tij, dhe vazhdoi: A nuk uleni pak, diç të hani e të pini?**

**- Çka keni për të ngrënë [redacted] për të pirë? - pyeti ai, në çka ajo [redacted] përgjigj:**

**- Ushqim e kemi mishin, pije e kemi ujin.**

**- O Zoti im, jepu bereqet në ushqim e në pije.**

(Ibën Abbasi) **thotë se Ebul- Kasimi s.a.v.s. ka thënë: "Ky bereqet është prej duasë së Ibrahimit".**

(Ibën Abbasi më pastaj) **thotë: "Dikur Ibrahimit iu kujtua, dhe i tha gruas së vet: Unë do të shkoj të shoh ata që i kam lënë atje. Shkoi dhe e takoi Ismailin pas Zemzemit, duke përgatitur shigjeta. I tha:**

**- O Ismail, Zoti yt më ka urdhëruar ta ndërtojmë Tempullin.**

**- Dëgjoje Zotin tënd - tha Ismaili.**

**- Ai më ka urdhëruar që ti të më ndihmosh për këtë.**

**- Po, do të ndihmoj - tha kështu ose ngjashëm më këto fjalë.**

(Ibën Abbasi) **thotë: "Ata të dy filluan. Ibrahimi ndërtonte murin kurse Ismaili ia afronte gurët. Ndërkaq të dy thoshin: "...o Zoti ynë, prano prej nesh, sepse Ti, [redacted] të vërtetë, dëgjon dhe di! "** (El- Bekare, 127).

(Ibën Abbasi) **vazhdon: "Kur ndërtesa u ngrit, plaku nuk mundte t'i mbrrijë gurët, qëndroi mbi një gurë te Mekami** (Ibrahim), **e Ismaili ia afronte gurët. Ndërkaq të dy thoshin: ...o Zoti ynë, prano prej nesh, sepse Ti, [illegible] të vërtetë dëgjon dhe di".**[92]

**3366.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Abdulvahidi, këtij A'meshi, këtij Ibrahim Et- Tejmiu nga i ati i tij i cili thotë se ka dëgjuar nga Eba Dherri r.a. i cili ka pyetur:

- **O i Dërguar i All-llahut, cila xhami është ndërtuar e para në tokë?**

- **El- Mesxhidul- Harami - u përgjigj ai.**

- **E pas asaj, cila? - ka pyetur Eba Dherri.**

- **El- Mesxhidul- Aksa - tha ai.**

- **Sa kohë ka kaluar në mes këtyre dy tempujve - pyeta.**

- **Katërdhjetë vjet - tha ai - e pastaj, kudo që të zen namazi, fale sepse vlefta e tij është falja në kohë. "**[93]

**3367.** Na ka treguar Abdullah b. Mesleme, që e ka transmetuar nga Maliku, ky nga Amër b. Ebu Amri, robit të liruar të Ebu Talibit, ky nga Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberit s.a.v.s. i është paraqitur Uhudi dhe ka thënë:

**"Kjo është kodrina që [illegible] do neve dhe ne e duam atë! O Zoti im, Ibrahimi Mekken [illegible] bëri të shenjtë, ndërkaq unë të shenjtë e bëjë atë që është në mes të gurishteve** (Medinen)**".**

Këtë hadith e transmeton edhe Abdullah b. Zejdi prej Pejgamberit

---

[92] Ky është senedi i tretë i Ibën Abbasit për shkuarjen e Ibrahimit a.s. me Haxheren dhe djalin Ismailin a.s. në Mekkë, dhe për ndërtimin e Qabes. Teksti i këtij hadithi është diç më i shkurtër në krahasim me tekstin e hadithit të parë, mirëpo në të disa detaje shpjegohen imtësisht.

[93] Ibrahimi a.s. në Mekkë ndërtoi Qaben, Sulejmani a.s. në Jerusalem ndërtoi Mesxhidi Aksanë. Në mes këtyre dy pejgamberëve ka kaluar rreth një mijë vjet, jo katërdhjetë, andaj hadithi i lartpërmendur nuk iu dedikohet këtyre, sepse këta nuk janë të parët që ngritën këta tempuj. Përndryshe, dihet se Qaben për herë të parë e ka ndërtuar Ademi a.s., kurse Ibrahimi a.s. e rindërtoi në të njejtat temele. Kështuqë Sulejmani a.s. e rindërtoi Mesxhidi Aksanë në temelet që pat vënë për së pari herë Ademi a.s., ndonjëri nga bijtë e tij ose nga pasardhësit e tij. Sipas kësaj, hadithi i lartpërmendur i dedikohet ngritjes së parë të këtyre tempujve.

s.a.v.s. [94]

**3368.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtë e lajmëroi Maliku duke transmetuar nga Ibën Shihabi, ky nga Salim b. Abdullahu se Ibën Ebu Bekrin e ka lajmëruar Abdullah b. Umeri, ky duke transmetuar nga Aisheja r.a., gruaja e Pejgamberit s.a.v.s. se i Dërguari i All-llahut ka thënë:

- **A nuk e di se populli yt - kur rindërtuan Qaben - i kanë ngushtuar themelet në krahasim me themelet që i vendoi Ibrahimi?**

- **O i Dërguari I All-llahut - thash, atëherë pra pse nuk e kthen në themelet e Ibrahimit?**

- **Sikur populli yt të mos kishin qenë afër me mosbesimin** (do ta bësha).

**Abdullah b. Umeri ka thënë: "Aisheja këtë me të vërtetë e ka dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s., dhe mendoj se Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka lënë pa i puq dy skajet që janë te Hixhri, por fjala është pse nuk është ndërtuar në themelet e Ibrahimit. "**

**Ismaili thotë: "Abdullahu është i biri i Muhammedit, të birit të Eba Bekrit."**[95]

**3369.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtë e ka lajmëruar Malik b. Enesi duke transmetuar nga Abdullah b. Ebu Bekër b. Sulejm Ez-Zurekij, ky nga Ebu Humejd Es- Saidi r.a. se as`habët kanë pyetur:

- **O i Dërguar i All-llahut, si të biem salavat mbi ty?**

- **Thoni: - I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. tha. Thuani: - O, All-llah, bën Mëshirë mbi Muhammedin, gratë e tija dhe mbi pasardhësit e tij siç ke bërë mëshirë mbi familjen e Ibrahimit. Dhe**

---

[94] Këtë hadith të transmetuar nga Abdullah b. Zejdi, Buhariu e ka përmendur në kaptinën për shitblerjen Libri V, mirëpo pa përmendur pjesën e parë ku flitet për kodrinën Uhud. Këtë pjesë të hadithi ai e ka përmendur në disa hadithe tjera, njëri prej tyre është përmendur në kaptinën për zekatin Libri IV.

[95] Historianët thonë se meremetimi i Qabes u bë kur Muhammedi a.s., ishte 35 - vjeç, pesë vjet para se t'i vinte Shpallja.

Në senedin e hadithit thuhet se këtë hadith nga Aisheja r.a. e ka transmetuar Abdullah b. Ebu Bekri, mirëpo Buhariu në fund të hadithit përmend transmetimin e Ismail b. Ebi Uvejsit nga i cili shihet se Abdullahu i përmendur, biri i Muhammedit, biri i Ebu Bekrit që do të thotë se është nip i Ebu Bekrit e nuk është djali i tij.

**bekoje Muhammedin, gratë e tij dhe pasardhësit e tij, siç bekove familjen e Ibrahimit. Me të vërtetë Ti je Falënderues dhe i Lavdishëm".**

**3370.** Na kanë treguar Kajs b. Hafsi dhe Musa b. Ismaili dhe thonë se iu ka treguar Abdulvahid b. Zijadi, këtij Ebu Kurre Muslim b. Salim El- Hemedani se i ka treguar Abdullah b. Isa, i cili ka dëgjuar se Abdurrahman b. Ebi Lejli ka thënë: Më ka takuar Ka'b b. Uxhre dhe më pyeti:

**- A duash të të dhuroj dhuratën për të cilën kam dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. ?**

**- Si jo, më dhuro - thash unë. Ai pastaj tha:**

**- E kemi pyetur të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s.: O i Dërguar i All-llahut, si bihet salavat mbi ty dhe familjen tënde? Kurse All-llahu na ka mësuar se si të të përshëndetim". Ai tha: Thuaj: O Zot Mëshiroje Muhammedin dhe familjen e Muhammedit siç ke Mëshiruar Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit. Me të vërtetë Ti je Falënderues dhe i Lavdishëm! O Zot, bekoje Muhammedin dhe familjen e Muhammedit ashtu siç bekove Ibrahimin dhe familjen [illegible] Ibrahimit. Me të vërtetë Ti je Falenderues dhe I Lavdishëm".**[96]

**3371.** Na ka treguar Uthman b. Ebu Shejbe, këtij Xheriri, i cili transmeton nga Mensuri, ky nga Minhali, ky nga Se'id b. Xhubejri, e ky nga Ibën Abbasi r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka pasur si traditë të kërkojë mbrojtje për Hasanin dhe Huseinin duke thënë: Babai juaj ka kërkuar mbrojtje për Ismailin dhe Is'hakun: Kërkoji mbrojtje me Fjalët e All-llahut, të më mbrojë nga të gjithë helmet e shejtanit dhe nga çdo sy i keq".**

### *RRETH FJALËVE TË LARTMADHËRISHMIT:*

---

[96] Lypja e bekimit për Muhammedin a.s., ashtu si që e fitoi Ibrahimi a.s., nuk don të thotë se ka të bëjë [illegible] krahasimin e të mirit me më të mirin, përkundrazi: këtu bëhet krahasimi i të njohurit me të panjohurin edhe atë duke u mbështetur në ajetin Kur'anor: "...Mëshira e All-llahut dhe bekimet e Tij janë me ju, familjen e Pejgamberit..." (Hud, 73).

"All-llahu na ka mësuar se si të të përshëndesim" i dedikohet përshëndetjes e cila lexohet në tesheh- hud: "Es- selamu alejke ej- juhen- nebij- ju ve rahmetull- llahi ve berekatuhu" .

*"Edhe lajmëroi ata për musafirët e Ibrahimit.Kur hynë te ai"* [97]

**"Mos [redacted] dëshpro dhe [redacted] u frikëso. Dhe kur Ibrahimi tha: "O Zot, më trego se si do t'i ringjallësh të vdekurit..."** deri te Fjala e Tij: **"...që të më qetësohet zemra ime."**[98]

**3372.** Na ka treguar Ahmed b. Salihu, këtij Ibën Vehbi, i cili thotë se e ka lajmëruar Junusi prej Ibën Shihabit, ky prej Ebu Selame b. Abdurrahmanit dhe Se'id b. Musejjebit, këta dy nga Ebu Hurejre r.a. se i Dërguari i All-llahut ka thënë:

**"Ne kemi më shumë të drejtë se Ibrahimi kur tha: Dhe kur Ibrahimi tha, o Zoti im, më trego se si I ngjallë të vdekurit. Ai tha: A nuk beson a? Po si jo, tha ky, por që të më qetësohet zemra..."** (El- Bekare, 260).

**All-llahu e mëshiroftë Lutin, ai është mbështetur në shtyllë të fortë!**

**Sikur të mbetesha në burg aq sa mbeti Jusufi, do t'i përgjigjesha thirrësit."**[99]

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT TË LARTMADHËRISHËM: "Dhe përmende, në Libër Ismailin! ai ka qenë i sinqertë në premtim..."*[100]

**3373.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Hatimi duke transmetuar nga Jezid b. Ebu Ubejde, ky prej Selem b. Ekv'a r.a., i cili

---

[97] El- Hixhr, 51.

[98] Këto fjalë ndodhen në ajetin: "Dhe kur Ibrahimi tha: o Zoti im, më trego si i ngjall të vdekurit. Ai i tha: A nuk beson a? Po si jo, tha ky, por që të më qetësohet zemra. Merri, i tha, katër zogj dhe preji, dhe nga një copë të tyre veni në kodra të ndryshme e pastaj thirri, përnjëherë kanë për të ardhur. Dije se All-llahu është i fortë dhe i urtë! " (El- Bekare, 260).

[99] Rreth shpjegimit për pohimin: Ne më tepër kemi të drejtë të dyshojmë se sa Ibrahimi, Shafiu thotë: "Dyshimi për Ibrahimin a.s. është absurd. Sikur pejgamberët të dyshonin, atëherë unë do të dyshoja para se të dyshonte Ibrahimi a.s., kurse e dini se Ibrahimi a.s. nuk ka dyshuar. Kur unë nuk dyshoj, edhe pse nuk më është treguar ringjallja, atëherë Ibrahimi a.s. ka më shumë të drejtë të mos dyshojë" . Ai këtë e ka thënë nga modestia. Duke folur për Jusufin a.s., Muhammedi a.s. dëshiron të tregojë për durimin e Jusufit a.s.

[100] Ajeti në tërësi thotë: "Dhe përmende në Libër, Ismailin! Ai ka qenë i sinqertë në premtim dhe ishte pejgamber ferrëfyes. " (Merjem, 54).

ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. kaloi pranë një grupi të fisit Esleme. Ata garoshin në gjuajtjen e shigjetës. I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. u tha:**

**- Gjuani, pasardhës të Ismailit, i ati juaj ka qenë shenjëtar, e edhe unë do të dal nga njëri grup i juaji.**

**Njëri grup, thotë** (Selemeja) **hoqi dorë nga gjuajtja. Pejgamberi s.a.v.s. u tha: - Çka keni, pse nuk gjuani?**

**- O i Dërguar i All-llahut, - thanë ata- si të gjuajmë në ta, e ti je nga ana e tyre.**

**- Gjuani, - tha ai, unë jam me të gjithë.**[101]

## *RRËFIMI MBI IS'HAKUN, DJALIN E IBRAHIMIT A. S.*

Mbi këtë, Ibën Umeri dhe Eba Hurejre transmetojnë nga Pejgamberi s.a.v.s. [102]

**"A ishit ju dëshmitarë** (të pranishëm) **kur i erdhi Jakubit momenti i vdekjes dhe u tha djemëve të vet..."** deri në fund të ajetit.[103]

**3374.** Na ka treguar Is'hak b. Ibrahimi se ka dëgjuar nga Mu'temiri, i cili transmeton nga Ubejdullahu, ky prej Se'id b. Ebu Se'id El-

[101] Pejgamberi a.s. këta njerëz i ka quajtur pasardhës të Ismailit duke dashur të tregojë se shumica e arabëve kanë prejardhjen nga Ismaili a.s.

[102] Ibën Is'haku pohon se Haxhereja dhe Sara kanë lindur në të njëjtën kohë Ismailin dhe Is'hakun a.s. dhe se ata janë rritur bashkërisht.

Buhariu në këtë kaptinë nuk ka përmendur asnjë hadith, por tregon hadithet, të cilat i transmetojnë Ibën Umeri dhe Ebu Hurejre r.a. nga Pejgamberi a.s. Ibën Haxheri mendon se kjo i dedikohet hadithit të Ebu Hurejres r.a., i cili përmendet në kaptinën që vijon (ku thuhet se Jusufi a.s. është nip i Ishakut a.s.)dhe hadithi i Ibën Umerit r.a., i cili përmendet në kaptinën mbi Jusufin a.s. ku gjithashtu thuhet se Jusufi a.s., biri i Jakubit a.s., është nipi i Is'hakut a.s. dhe stërnip i Ibrahimit a.s.

[103] Ajeti i përmendur në tërësi thotë: "A ishit ju dëshmitarë (të pranishëm)kur i erdhi Jakubit momenti i vdekjes dhe u tha djemëve të vet: "Çka do të adhuroni pas meje? " Do të adhurojmë, thanë ata, Zotin tënd dhe Zotin e të parëve tu: Ibrahimit dhe Ismailit e Is'hakut, vetëm një Zot. Edhe ne Atij i jemi dorëzuar." (El- Bekare, 133).

Makburit, ky prej Ebu Hurejres r.a., se Pejgamberin s.a.v.s. e kanë pyetur:

**- Kush është njeriu më fisnik?**

**- Njeriu më fisnik është ai që është më i devotshëm.**

**- O i Dërguar [redacted] All-llahut, nuk të pyesim për këtë - thanë ata.**

**- Po, njeriu më fisnik është Jusufi, Pejgamber i All-llahut, djalë i Pejgamberit të All-llahut, nip i Pejgamberit të All-llahut, stërnip i mikut të All-llahut - tha ai, por ata përsëri thanë:**

**- Nuk të pyesim për këtë.**

**- Atëherë më pyetni për preajrdhjen fisnore të arabëve - tha ai.**

**- Po, thanë ata. Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj:**

**- Ata që kanë qenë më të mirë në kohën e injorancës, më të mirë do të jenë edhe në Islam, nëse bëhen të dijshëm. "**[104]

**"Edhe Lutin, kur i tha popullit të vet: - A bëni marrëzi haptazi? A njëmend më me kënaqësi kontaktoni [redacted] mashkujt se me femrat? Ju, me të vërtetë, jeni njerëz injorantë! Përgjigje e popullit të tij ishte vetëm kjo: Përzëni familjen [redacted] Lutit nga qyteti juaj, ata janë njerëz të pastër. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij, përveç bashkëshortes së tij; atë [redacted] caktuam të mbetet me të tjerët. Atyre [redacted] lëshuam një shi, çfarë shiu të tmerrshëm, atyre të cilët qenë thirrur** (në rrugë të drejtë)"[105]

**3375.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi, këtij Ebuz- Zenadi prej A'rexhit, ky transmeton prej Ebu Hurejres r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"All-llahu e Mëshiroftë Lutin, ai me të vërtetë është mbështetur në të Fuqishmin. "**[106]

---

[104] Ky hadith përputhet me hadithin i cili përmendet në fillim të kaptinës sepse edhe në ajet e edhe në hadith flitet për gjenealogjinë e Jusufit a.s., njërit djalë të Jakubit a.s., të cilëve Jakubi a.s. para se të ndërrojë jetë ua tërhoqi vërejtjen që të jenë të sinqertë në Islam.

[105] En- Neml, 54- 58.

[106] Këtu aludohet në ajetin: "Eh! sikur të kisha pasur forcë për ju, tha ai, ose të kisha mbështetje në ndonjë krah të fortë! " (Hud, 8). Përndryshe Luti a.s. nuk kishte ndonjë të afërm të vetin në popullin të cilit i ishte dërguar, sepse ky me Ibrahimin a.s. u shpërngulën nga Mesopotamia. Pastaj All-llahu xh. sh. e dërgoi pejgamber banorëve të Sodumit në Sham, t'i thërrasë në Islam dhe t'i kthejë nga homoseksualizmi. Mirëpo, ata nuk iu përgjigjën, andaj All-llahu xh. sh. e dërgoi Xhebrailin, Mikailin dhe Israfilin që t'i zhdukin. Këta melekë Lutit

**"Dhe kur erdhiën të dërguarit te familja e Lutit, ai ■ tha: ju sigurisht jeni njerëz të panjohur. "**[107]

***Bi ruknihi*** d. m. th. ata që janë me të, sepse ata janë fuqia e tij. ***Terkenu*** d. m. th. të strehohesh.[108] ***Fe enkerehum, nekirehum*** dhe ***istenkerehum*** [109] kanë të njëjtën domethënie (ai hetoi se ata nuk janë musafirë). ***Jehreune:*** duke vrapuar[110]. ***Dabirun*:** fund, [111] ***Sajhatun:*** shkatërrim, [112] ***Lil- muteves- simin:*** për ata që vëzhgojnë, ***Le bisebilin:*** rruga.[113]

---

a.s. i erdhiën në formë të musafirëve. Pasiqë ai u frikesua nga populli i vet që të mos iu ndodh diçka, deshti të ketë farefisin e vet, të cilët do t'i ndihmonin, kurse melekët ia treguan qëllimin e ardhjes së tyre. Pastaj meleku Xhibril e zhduki vendbanimin e tyre. All-llahu xh. sh. e shpëtoi Lutin a.s. dhe familjen e tij me përjashtim të gruas së tij.

[107] El- Hixhër, 61- 62. Kjo kaptinë në fakt është vazhdim i kaptinës së parë dhe Buhariu shpjegon disa terma nga ajeti, të cilat kanë të bëjnë me Lutin a.s.

[108] Fjala ***bi ruknihi*** gjendet në ajetin: "E ai, duke shpresuar në forcën e vet,, i ktheu shpinën dhe tha: Është magjistar ose i marrë! " (Edh- Dharijat, 39). ***Terkenu*** gjendet në ajetin: "Dhe mos iu bashkohuni atyre që kanë bërë padrejtësi e të ju djeg zjarri, ju nuk keni tjetër mbrojtës përveç All-llahut, pastaj nuk jeni ndihmuar." (Hud, 113). Këto dy ajete nuk flasin për Lutin a.s. andaj Ibën Haxheri mendon se fjalën ***bi rukni*** dhe ***terkenu*** Buhariu këtu i përmend me qëllim që të shpjegoj fjalën ***rukn*** në ajetin: ". . ose të kisha mbështetje në ndonjë krah të fortë! " .

[109] Këto tri fjalë kanë një rrënjë dhe një kuptim. Buhariu i përmend të tri fjalët me qëllim që të shpjegojë fjalën ***nekirehum*** e cila gjendet në ajetin: "Dhe kur pa se duart e tyre nuk shtrihen kah mishi, ai e kuptoi se nuk janë musafirë të zakonshëm dhe e kaploi njëfarë frike prej tyre. Ti mos u frikëso, i thanë ata, ne jemi dërguar te populli i Lutit." (Hud, 70).

[110] Folja *juhreun* përmendet në ajetin: "Dhe kur populli i tij u vërsul te ai - të cilët edhe më parë punonin vepra të turpshme. O populli im, tha ai, qe vajzat e mia, këto janë më të pastërta për ju! Frikësohuni All-llahut dhe mos më turpëroni me musafirët e mi! Vallë a nuk paska prej jush asnjë njeri të marrë vesh (në rrugë të drejtë)." (Hud, 78).

[111] Fjala *dabirun* gjendet në ajetin: "Dhe ne ia shpallëm atë që do të ndodhë. Se ata të gjithë, do të zhduken mu në agim." (El- Hixhr, 66).

[112] Me fjalën *sajhatun* Buhariu aludon në ajetin: "Nuk ka pasur tjetër veçse një zë të tmerrshëm, dhe ata të gjithë vdesin." (Jasin, 29).

[113] *Lil- mutevessimin* dhe *lebisebilin* gjenden në ajetet: "Në këtë ka njëmend argumente për ata që i hetojnë. Dhe ai qytet është pranë rrugës edhe

**3376.** Na ka treguar Mahmudi, këtij Ebu Ahmedi, këtij Sufjani, i cili transmeton nga Ebu Is'haku, ky prej El- Esvedit, ky se Abdullahu r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka lexuar: "...por a ka kush merr këshillë? "**[114]

### *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT TË LARTMADHËRISHËM: "Dhe Themudit, ia dërguam vëllain e tij Salihun".*[115]

**"Edhe banorët e Hixhërit i kanë përgnjeshtruar pejgamberët."**[116]

*Hixhër* është vendbanim i popullit Themud, ndërsa sintagma: ***harthun, hixhrun***[117] d. m. th.: fryte të ndaluara. Gjithçka është e

---

tash." (El- Hixhër, 75- 76).

Këto dy ajete përmenden menjëherë pas ajeteve ku flitet rreth dënimit të popullit të Lutit a.s., për atë edhe aludohet në këtë kaptinë.

[114] Ajeti: "Ne Kur'anin e kemi bërë të lehtë për këshillë, por a ka kush merr këshillë? " (El- Kamer: 40) në suren El- Kamer përsëritet disa herë edhe atë pasi përmenden disa nga pejgamberët e All-llahut xh. sh., andaj Buhariu deklaratën e Abdull-llahut r.a. e përmend në kaptinën ku bëhet fjalë për pejgamberët, më saktë për Nuhin a.s., Hudin a.s. dhe Lutin a.s.

[115] Përkthimi i ajetit në tërësi është: "Ndërsa Themudit - vëllaun e tyre Salihun. O populli im! - u tha ai, adhurone All-llahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Atij! Qe, ju ka ardhur fakti nga Zoti juaj: kjo deve e All-llahut është argument për ju. Lëshone le të kullosë në tokë të All-llahut dhe mos e ngucni se do t'ju godasë dënim i padurueshëm." (El- A'raf, 73).

Salihu a.s. iu dërgua popullit Themud i cili jetoi në Hixhër, vend në mes Hixhazit dhe Shamit. Ata shtëpitë i gdhendnin në gurë, mirëpo kjo ata nuk i shpëtoi nga dënimi i All-llahut xh. sh. I vetmi që shpëtoi ishte Salihu a.s. dhe një numër i vogël i ithtarëve të tij, të cilët besuan. Sipas fjalëve të Suddiut, ata shkuan në Mekkë, vdiqën atje dhe janë varrosur në perëndim të Qabes; në mes të Darun- nedves dhe Hixhrit.

[116] Ajet në tërësi thotë: "Edhe banorët e Hixhrit i kanë përgënjeshtruar pejgamberët. (El- Hixhër, 80).

[117] Buhariu, duke përmendur disa terme, ka shpjeguar kuptimin e fjalës Hixhër. *Harsu Hixhrun* gjendet në ajetin: "Ata thonë: Kjo e kjo kafshë dhe këto e këto bimë janë të kufizuara, mund t'i hanë vetëm ata të cilëve ne ua lejojmë", konstatojnë ata. Kurse ka edhe kafshë që janë të ndaluara të përdoren për grahje. Ka kafshë me rastin e therrjes së të cilave ata nuk e përmendin

ndaluar është ***hixhër.*** Ndërkaq ***mahxhurun*** rrjedh nga ***hixhrun***[118]: krejtësisht e ndaluar. ***Hixhër*** gjithashtu domethënë: gjithçka ndërton. Vendosja e shenjave të ndryshme në tokë gjuthashtu quhet ***hixhër.*** Së këndejmi edhe ***hatimul- bejti*** (Qabes) quhet ***hixhër,*** sikur të jetë nxjerrë nga lloji ***mahtum***, ose sipas ***Katil*** që ka **kuptimin *maktul*** (vrasës ose i vrarë). Emri kal në gjininë femrore thuhet edhe *hixhër,* mendja gjithashtu quhet edhe ***hixhër.***[119]. Ndërkaq ***Haxhrul- Jemame*** është emër vendi (në mes Hixhazit dhe Jemenit).

**3377.** Na ka treguar El- Humejdi, këtij Sufjani, këtij Hisham b. Urve, ky prej babait të vet, ai nga Abdullah b. Zem'a, i cili ka thënë: "Kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. kur përmendi atë i cili preu deven dhe tha:

- **"Pranoi ta pret deven një njeri i fortë dhe i vendosur, si Ebu Zem'a"**[120].

**3378.** Na ka treguar Muhammed b. Miskin Ebul- Hasan, këtij Jahja b. Hasan b. Hajjan Ebu Zekerijja, këtij Sulejmani nga Abdullah b. Dinari, ky transmeton nga Ibën Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. me rastin e ekspeditës për Tebuk, është ndalur në Hixhër, jep urdhër të mos pinë dhe të mos shërbehen me ujë nga pusi i tyre, por ata thanë:

- **Ne tashmë kemi zënë brumin dhe kemi marrë ujë.**

---

emrin e All-llahut, duke trilluar për te gënjeshtra. Ai do t'i shpërblejë ata me siguri për trillimet e tyre." (El- En'am: 138)

[118] Togfjalëshi *hixhren mahxhuren* përmendet në ajetin: "Kur t'i shohin melekët, nuk ka gëzim atë ditë për mëkatarët, dhe do të thonë (kategorikisht) është ndaluar." (El- Furkan, 22).

[119] Fjala *hixhrun* në kuptim të të mençurit përmendet në ajetin: "A është ky betim për të mençurin? " (El- Fexhër, 5).

[120] Pasiqë Salihu a.s. e thirri popullin e vet të besojnë në All-llahun xh. sh., ata nga ai kërkuan një deve me pamje të veçantë. All-llahu xh. sh. i mundësoi që nga shkambi të dalë një deve e tillë. Disa nga ata besuan, disa refuzuan besimin. U pajtuan që devja të kullotë ku të dojë dhe të pijë ujë në ditën e dytë. Mirëpo, ajo ujin nga pusi e pi për një ditë, kurse ata nevojat e tyre i kryenin ditën tjetër. Kjo nuk u pëlqeu, dhe nëntë veta u morën vesh që ta therrin. Deven e therri Kudar b. Salifi. Salihu a.s. kur dëgjoi këtë iu tha se pas tri ditëve do t'ju vijë ndëshkimi, gjë që edhe ndodhi. I përmenduri Kudar b. Salifi në popullin e vet kishte autoritet dhe fuqi, ashtu siç kishte autoritet dhe fuqi në popullin e vet Esved b. Abdulmutalib Ebu Zem'i.

Ai dha urdhërin që të gjuajnë brumin dhe ta derdhin ujin.[121]

Transmetohet nga Sebre b. Ma'bedi dhe Ebu Shumusi se Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që ta gjuajnë ushqimin.[122] 123

Ebu Dherri transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Kush e ka zënë brumin me ujë të tyre? "**[123]

**3379.** Na ka treguar Ibrahim b. Mundhiri, këtij i ka treguar Enes b. Ijadi, ky prej Ubejdullahut, ky prej Nafiut, këtij i ka treguar Abdullah b. Umeri r.a. se ca njerëz bashkë me Pejgamberin s.a.v.s. janë vendosur në tokën e quajtur Themud, në Hixhër. Ata kishin marrë ujë nga pusi dhe kishin zënë brumin, por Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi që brumin e zënë tua japin deveve dhe ta derdhin ujin, ndërkaq të shërbehen me ujin e pusit prej nga vinte deveja.[124]

Të njëjtin version të hadithit e transmeton Usameja nga Nafiu.

**3380.** Na ka treguar Muhammedi, këtë e ka lajmëruar Abdullahu duke transmetuar prej Ma'merit, ky prej Zuhriut, i cili thotë se e ka lajmëruar Salim b. Abdullahu prej babait të vet r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. kur kaloi pranë Hixhrit tha:

**"Mos hyni në shtëpitë e atyre që kanë bërë përdhunime, vetëm duke qarë, që të mos ju ndodh edhe juve ajo që u ndodhi atyre. "**

Ai pastaj u mbulua me gunën e tij dhe nuk zbriti nga deveja.

**3381.** Më ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Vehbi, ndërkaq

---

[121] Pejgamberi a.s. i urdhëroi që të mos pinë ujë nga pusi i Themudit nga frika që të mos trashëgojnë vrazhdësinë e atij populli ose ndonjë ves tjetër të atij populli.

[122] Këtë transmetim të Sebre b. Ma'bedit e kanë regjistruar Imam Ahmedi dhe Taberaniu, kurse versionin e Ebu esh- Shemusit e ka regjistruar Buhariu në veprën ***El Edebul- mufres*** ku thuhet: Ai që ka pasur brumë e ka gjuajtur, e kush kishte hajë e ka derdhur" .

[123] Këtë hadith, nga Ebu Dherri r.a. e ka regjistruar El- Bezzari. Sipas tregimit të Ebu Dherrit r.a. ata erdhiën në një luginë e Pejgamberi a.s. iu tha: "Ju jeni në luginën e mallkuar, andaj shpejtoni." Më pastaj urdhëroi: "Kush ka zënë brumë ose ka zier diçka, le ta derdhi" .

[124] Pejgamberi a.s. ka ndaluar përdorimin e ujit dhe të ushqimit të përgatitur me ujë nga puset e Themudit, ndërkaq ka lejuar që atë t'ia japin kafshëve. Nga kjo përfundojmë se mekruh është të shfrytëzohet uji nga puset e popujve të cilët All-llahu xh. sh., për shkak të gjynaheve të tyre, i shkatërroi.

këtij i ati i tij se ka dëgjuar Junusin duke transmetuar nga Zuhriu, ky nga Salimi, ky nga Ibën Umeri se i Dërguari i All-llahut ka thënë:

**"Mos hyni në shtëpitë e atyre që vetveten e kanë përdhunuar, vetëm se duke qarë, që të [redacted] [redacted] ndodh edhe juve ajo që [redacted] ndodhi atyre. "**

**"A ishit ju dëshmitarë** (të pranishëm) **kur i erdhi Jakubit momenti i vdekjes. "** [125] (El- Bekare, 133).

**3382.** Na ka treguar Is'hak b. Mensuri, këtë e ka lajmëruar Abdussamedi, këtij i ka treguar Abdurrahman b. Abdullahu prej të atit të tij, ky transmeton prej Ibën Umerit r.a., ky prej Pejgamberit s.a.v.s. se ka thënë:

**"Fisnik, bir i fisnikut, nip i fisnikut, stërnip i fisnikut është Jusufi, bir i Jakubit, nip i Is'hakut, stërnip i Ibrahimit- All-llahu bëftë rahmet** (e mëshiroftë). "

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Te Jusufi dhe vëllezërit e tij ka argumente për ata që pyesin."* [126]

**3383.** Më ka treguar Ubejd b. Ismaili prej Ebi Usames, ky prej Ubejdullahut, i cili ka thënë se e ka lajmëruar Se'id b. Ebu Se'idi prej Ebu Hurejres r.a. se e kanë pyetur Pejgamberin s.a.v.s.:

- **Kush është njeriu më fisnik?**
- **Ai që All-llahut i bënë më shumë ibadet - tha ai.**
- **Nuk pyesim për këtë - thanë ata, e ai tha:**
- **Njeriu më fisnik është Jusufi, i Dërguari i All-llahut, bir i Pejgamberit të All-llahut, nip i Pejgamberit të All-llahut, stërnip i Mikut të All-llahut.**
- **Nuk pyesim për këtë - thanë ata.**
- **Atëherë, më pyetni për fiset arabe. Dhe tha: - Ata që kanë**

---

[125] Buhariu një kaptinë sikur kjo, e ka përmendur pas kaptinës mbi Ismailin a.s. dhe Is'hakun a.s., pra katër kaptina para kësaj, ku përmend një hadith me kuptim të ngjashëm por më gjërësisht. Hadithi përputhet me titullin e kaptinës sidomos nëse kemi parasysh se Jusufi a.s. ka qenë njëri nga bijtë e Jakubit a.s., të cilëve, para se të ndërrojë jetë, ua tërhoqi vërejtjen që të qëndrojnë në Islam.

[126] Jusuf, 7.

**qenë të mirë në injorancë, janë të mirë edhe në Islam, nëse bëhen të ditur. “**

Më ka treguar Muhammed b. Selami, këtij Ebdeja prej Abdullahut, ky prej Se’idit, ky prej Ebu Hurejres r.a. e ky nga Pejgamberi s.a.v.s. e ka transmetuar këtë hadith.

**3384.** Na ka treguar Bedel b. Muhabberi, ky nga Shube, ky nga Sa'd b. Abdurrahimi, i cili thotë se e ka dëgjuar Urve b. Zubejrin, duke transmetuar nga Aisheja r.a. se asaj Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë:

- **Urdhëroje Ebu Bekrin ta falë xhematin.**

- **Ai është njeri i dhimbshëm,** - **tha ajo.** - **Kur do të qëndrojë në vendin tënd do të mallëngjehet.**

**Ai përsëriti urdhërin, por edhe ajo përsëriti mendimin e vet.**

**Shu'beja thotë: Pas urdhërit të tretë ose të katërtit, ai tha:**

- **Ju jeni mu si gratë që kanë qenë me Jusufin. Urdhërone Ebu Bekrin!**

**3385.** Na ka treguar Er- Rebi' b. Jahja El- Basri, këtij Zaidi prej Abdul- melik b. Umejrit, ky prej Ebu Burde b. Ebu Musa, ky prej babait të vet i cili ka deklaruar: “Pejgamberi s.a.v.s. u sëmua dhe tha:

- **Urdhërone Eba Bekrin ta falë xhematin.**

- **Ebu Bekri është njeri I prekshëm - tha Aisheja.**

**Ai përsëri tha të njëjtën, edhe ajo përsëriti të njëjtën, pastaj ai tha:**

- **Urdhërone! Ju jeni sikur gratë që kanë qenë me Jusufin.**

**Kështu Eba Bekri ka qenë imam gjatë jetës së Pejgamberit s.a.v.s.**

**Husejni duke transmetuar këtë hadith nga Zaidi, ka thënë: “Njeri i prekshëm”.**

**3386.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij Shuajbi, këtij Ebu Zinadi nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **O Zot, shpëtoje Ajjash b. Ebi Rebiun! O Zot, shpëtoje Seleme b. Hishamin! O Zot, shpëtoje Velid b. Velidin! O Zot, shpëtoji besimtarët e pafuqishëm! O Zot, shtoje shtypjen mbi Mudarin! O Zot, jepi vite të etjes, sikur vitet e Jusufit! ”**

**3387.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammed b. Esma', i vëllai i Xhuvejriut, këtij Xhuvejri b. Esma' prej Malikut, ky prej Zuhriut, ky

prej Se'id b. Musejjebit dhe Ebu Ubejdeja, të cilët kanë treguar nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"All-llahu bëftë rahmet** (mëshirë) **mbi Lutin. Ai është mbështetur Te i Forti. Të kisha ndejur në burg sa ndejti Jusufi, pastaj sikur të më vinte një dai** (thirrës në fe) **do t'i përgjigjesha".**[127]

**3388.** Na ka treguar Muhammed b. Selami, këtij Ibën Fudejli, këtij Husejni prej Sufjanit, ky nga Mesruku i cili ka thënë:

**"E kam pyetur Ummi Rumanin, kjo është e ama e Aishes, se çka është folur rreth saj, e ajo tha:**

**- Ishim ulur me Aishen, hyri një prej ensareve dhe tha: "All-llahu e ndëshkoftë filanin dhe filanin".**

**- Pse? - e pyeta.**

**- Ai me shpifje e ka transmetuar rrëfimin - tha ajo.**

**- Çfarë rrëfimi? - pyeti Aisheja, dhe ajo i tregoi.**

**- A ka dëgjuar këtë Ebu Bekri dhe Pejgamberi s.a.v.s. ? - pyeti ajo.**

**- Po - tha ajo, kurse Aishes i [redacted] të fikët. Pastaj erdhi Pejgamberi s.a.v.s. dhe pyeti se çka ka? Unë u përgjigja: I ra të fikët nga rrëfimi që po flitej për te, e ajo [redacted] ul dhe tha:**

**- Për All-llahun, nëse betohem, nuk do të më besoni, nëse arsyetohem, nuk do të pranoni arsyetimin tim. Rasti im është sikur rasti i Ja'kubit me bijtë e tij. Unë kërkoj ndihmë nga All-llahu kundër kësaj që ju thoni. "Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. shkoi. All-llahu më vonë shpalli atë që shpalli dhe ai e lajmëroi ate, e ajo tha: - Falënderit All-llahut e askend tjetër nuk falënderoj".**

**3389.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, i cili transmeton prej Ukejlit, ky prej Ibën Shihabit, i cili thotë se e ka lajmëruar Urven se ky e ka pyetur Aishen r.a., bashkëshorten e Pejgamberit s.a.v.s.:

**"Çka mendon rreth Fjalëve të Lartmadhërishmit: - Derisa kur pejgamberët gati e humbnin shpresën dhe mendonin se do t'i shpallin rrenacakë...;** [128] **ose [redacted] vallë gabimisht janë informuar"?**

---

[127] Ky hadith përmendet dhe shpjegohet gjerësisht në kaptinën e Ezanit, Libri II.

[128] Aisheja r.a. djalit të motrës, Urves, këtu ia shpjegon domethënien e ajetit: "Derisa kur pejgamberët gati e humbën shpresën dhe mendonin se do t'i shpallnin rrenacakë, u arrinte ndihma jonë dhe shpëtonim kë donim, dhe

**- Përkundrazi, - tha ajo, - populli i vet i shpallnin rrenacakë.**

**- Për All-llahun, - thash - ata kanë qenë të bindur se populli i vet i shpallin rrenacakë, nuk kanë dyshuar në këtë!**

**- O Urve, - tha ajo - ata kanë qenë të bindur për këtë!**

**- Atëherë kjo mund të thotë: gabimisht të informuar. Ajo tha:**

**- Na ruaj o Zot, pejgamberët nuk kanë menduar ashtu për Zotin e tyre.**

**Për sa i përket ajetit - tha ajo - ata janë ata që kanë besuar në pejgamberët dhe në Zotin e tyre dhe i kanë përmbajtur, por sprovat ndaj tyre kanë zgjatur, iu është vonuar ndihma derisa nuk e humbën shpresën në krahasim [redacted] popullin e vet të cilët i detyronin të rrejnë mezi pritnin të iknin dhe t'i përgënjeshtronin, e më në fund [redacted] vinte ndihma e All-llahut.**

Ebu Abdullah (Buhariu) thotë: "*Istej'esu* është lloj i foljes ***jeisu***: kanë humbur shpresat. ***Minhu***, do të thotë prej Jusufit[129] ***La tej'esu min revhil- lahi***: mos humbni shpresën prej Mëshirës së All-llahut[130].

**3390.** Më ka lajmëruar Abde, këtij Abdussamedi prej Abdurrahmanit, ky prej babait të vet, ky nga Ibën Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Fisnik, bir i fisnikut, nip i fisnikut, stërnip i fisnikut është Jusufi, bir i Ja'kubit, nip i Is'hakut, stërnip i Ibrahimit- All-llahu qoftë i kënaqur me ata".**

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Dhe (kujtoje) Ejubin kur iu lut zotit të vet: "mua, më ka goditur mjerimi, e ti je më i mëshirshmi prej*

---

dënimi ynë nuk zbrapet nga populli gjynahqar." (Jusuf, 110).

[129] ***Istej'esu minhu*** gjendet në ajetin: "Pasi që i humbën tëra shpresat, u konsultuan në një anë, dhe më i vjetri ndër ata tha: A nuk dini se babës tuaj ia keni dhënë besën e All-llahut, e më herët çka bëtë me Jusufin? Unë nuk e lëshoj dot këtë vend derisa të ma lejojë këtë babai im ose All-llahu të më gjykojë, dhe Ai është gjykatësi më i mirë." (Jusuf, 80).

[130]***La tej'esu min revhil- lahi*** gjendet në ajetin: "O bijtë e mi, shkoni dhe interesohuni për Jusufin dhe vëllaun e tij, dhe mos e humbni shpresën në mëshirën e All-llahut. Vetëm mosbesimtarët e humbin shpresën në mëshirën e All-llahut." (Jusuf, 87).

***mëshiruesve!*** "[131]

*Urkud* d. m. th. bjerri, e ***jerkudun*** d. m. th. ata vrapojnë. [132]

**3391.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammed El- Xhufi, këtij i ka treguar Abdurrezaku, këtij Ma' meri nga Hemmami, ky nga Ebu Hurejre r.a. e ky nga Pejgamberi s.a.v.s. i cili ka thënë:

**Në një rast kur Ejjubi lahej i zhveshur, trupin e tij e mbuluan disa karkaleca të artë. Ai filloi t'i gjuajë në teshat e veta, ndërkaq Zoti i tij e thirri: - O Ejjub, a nuk të kam dhënë më shumë pasuri nga kjo që e sheh"?**

**- Po, Zoti im, - tha ai, - por unë pa bekimin Tënd nuk mund të bëhem i pasur".**[133]

---

[131] "Edhe Ejubit, kur e thirri në ndihmë Zotin e vet" Më gjeti fatkeqësia, kurse Ti je më i mëshirshmi nga të mëshirshmit." (El- Enbija: 83)

Shkaku i duasë së Ejubit" Më gjeti fatkeqësia...", sipas disa dijetarëve ishte rasti kur gruaja e tij shiti njërin gërshet të flokëve të veta, pasi që nuk kishte me çka të blejë atë që deshti ai. Të tjerët thonë se këtë dua ai e tha kur Ejubit i [redacted] sëmundja për shkak të gjynahit që e bëri. Ndërkaq, ca të tjerë thonë se këtë dua e tha kur krymbat ia hëngrën trupin. El- Hasani transmeton se Iblisi gruas së Ejubit i solli një viç, të cilin Ejubi duhej ta bënte kurban për Iblisin po qe se dëshiron të shërrohet. Ajo i tregoi Ejubit, e ai tha: "Gati më zhduke! Nëse All-llahu ma hjek këtë të keqe, do të rrah njëqind të rrahme. Ti më urdhëron që t'i bëj kurban dikujt përveç All-llahut! " Pastaj e përzuri gruan dhe mbeti vetë, pa ndonjë ndihmës, andaj tha: "Më gjeti fatkeqësia! " Sëmundja i zgjati disa vjet. Ibën Haxheri pranon mendimin se Ejubi ka dergjur 13 vjet.

[132] . Fjala *urkud* gjendet në suren Sad, në të cilën për Ejubin thuhet: "Dhe përkujtoje robin tonë Ejjubin, kur iu lut Zotit të vet: - Djalli më ka mbërthyer me mundime e me lodhje! Silli tokës më këmbë - ja ujë të ftoftë për larje e pirje! Dhe nga mëshira jonë ia shpërblyem familjen e tij dhe të tjerët me ta si mësim për të kuptueshmit. Ti merre [redacted] dorën tënde një tufë thupra dhe bjeri me të e betimin mos e prish! Ne e kemi ditur se ai është i durueshëm. Ka qenë njeri shumë i mirë, është penduar." (Sad: 41- 44)

Folja ***jerkudun*** përmendet në ajetin: "Dhe sa po e përjetonin forcën tonë iknin kah sytë këmbët." (El- Enbija: 12)

Ky ajet nuk bënë fjalë për Ejubin, mirëpo Buhariu foljen ***jerkudun*** e përmend këtu sepse rrënjën e ka sikur ***urkud*** e cila i dedikohet Ejubit a.s.

[133] Sipas transmetimit të Imam Ahmedit dhe të Ibën Hibbanit, ky rast

## MBI FJALËT E ALL-LLAHUT XH. SH.:

*"Dhe përmende, në Libër, Musain! Ai ka qenë i sinqertë dhe ishte Pejgamber, ferrëfyes. Dhe ne e thirrëm nga ana e djathtë e Turit dhe e sollëm afër shpëtimit. Dhe ia dhamë, [redacted] mëshirën tonë, villain e vet Harunin si Pejgamber."* [134]

*Nexhijjun* thuhet edhe në njëjës, dysi dhe në shumës. ***Halesu nexhijjen***[135] 136 d. m. th. u hoqën anësh që të këshillohen. Shumësi i ***nexhijjun*** është ***enxhijetun*** . ***Jetenaxhevne*** që do të thotë: përshpërisin.[136] ***Telekkafu*** d. m. th. ta gëlltitë.

**"Por një njeri, besimtar, nga familja e Faraonit i cili mbante fshehtë besimin e vet...**deri te fjalët: **...atë që tepron me gënjeshtra."**[137]

---

Ejubit a.s. i ndodhi pasi që e shëroi All-llahu xh. sh. nga sëmundja.

[134] Për shkakun [redacted] shpalljes së kaptinës mbi Musain a.s. Buhariu ka përmendur disa ajete nga sureja Merjem (50- 53), ndërkaq para ajetit të fundit ka përmendur domethënien e fjalës ***nexhijjen*** dhe thotë se ajo ka kuptimin: ka folur me atë. Pas këtyre ajeteve, përsëri shpjegon domethënien e fjalës ***nexhijjen***.

[135] Togfjalëshi ***halesu nexhijjen*** përmendet në ajetet ku flitet për vëllezërit e Jusufit a.s. (Jusuf, 80), kurse Buhariu këtu e përmend si argument se fjala ***nexhijjen*** përdoret në shumës [redacted] të njejtën formë si në njejës.

[136] Folja *jetenaxhevne* këtu përmendet sepse ka të njëjtën rënjë, dhe përmendet në ajetin i cili iu kushtohet hebrenjëve. Ai ajet thotë: "A nuk i sheh ata të cilëve u është e ndaluar pëshpëritja e ata përsëri kthehen në atë që u është ndaluar dhe merren vesh fshehtas për gjynahin, armiqësinë dhe kundërshtimin ndaj Pejgamberit. Dhe kur vijnë te ti, të përshëndesin ashtu siç nuk të përshëndet All-llahu, dhe thonë me vete: "Përse nuk na dënon All-llahu, për këtë që po flasim? Atyre u mjafton Xhehennemi! Aty do të digjen. Sa vendbanim i keq është ai! " (ElMuxhadele, 8).

[137] Përkthimi i këtij ajeti në tërësi thotë: "Por një njeri, besimtar, nga familja e Faraonit i cili mbante fshehtë besimin e vet, tha: A vetëm përse thotë se Zoti im është All-llahu, ta mbytni njeriun! Atë që u ka sjellë argumente të qarta nga Zoti juaj? Nëse është rrenacak, rrena e tij është kundër atij, po nëse flet të vërtetën, atëherë do t'u godisë, të paktën prej asaj që premton. All-llahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që e tepron me gënjeshtra." (El- Mu'minu, 28).

**3392.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Lejthi i cili thotë se ia ka transmetuar Ukajli nga Ibën Shihabi, i cili ka dëgjuar Urven duke thënë se Aisheja r.a. ka thënë:

**"Pastaj, Pejgamberi s.a.v.s. u kthye te Hatixheja, e zemra ende i rrihte, ajo e solli te Vereka b. Neufeli. Ky ishte një njeri i cili kishte pranuar krishterimin dhe kishte lexuar ungjijtë në gjuhën arabe.**

**- Çka ke parë? - pyeti Vereka. Ai i tregoi e Vereka tha:**

**- Ai është Xhibrili, të cilin All-llahu ia pat dërguar Musait. Nëse jam gjallë, do të ndihmoj sa të mundem."**[138]

*En- Namus* domethënë njohës i fshehtësive, të cilat ia tregon dikujt e të tjerëve ua fsheh.

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "A të ka arritur rrëfimi për MusaIN? Kur pa një zjarrË..."*

deri te fjalët: **"..në luginën e bekuar Tuva."**[139]

*Anestu:* kam parë zjarrin, ndoshta ju sjellë ndonjë urë...

Ibën Abbasi ka thënë: ***El- Mukaddes* d. m. th.: i bekuar, *Tuva* është emër i luginës, *Sireteha* d. [illegible] th. gjendja [illegible] saj, *en- nuha*: devotshmëri, *bi melkina*: sipas dëshirës së vet, *heva:* ka dështuar, *farigan:*** (i zbrazët) **në përjashtim të vendeve ku përmendet** Musai, ***rid'en jusaddikuni:* ndihmësin të më përmbajë, thuhet edhe ndihmës ose asistent, *jebtushu ose jebtishu*: të ndukë, *je'temirun*: merren vesh, *el- xhezvetu:* një copë druri e ndezur që nuk ka flakë, *seneshuddu*: do te ndihmojmë; kurdo që të kesh ndonjë nevojë, do të thërrasësh atë të të ndihmojë. Disa të tjerë thonë: kur do që të mos mundet të thotë ndonjë shkronjë, bëlbëzon, kjo është *ukdetun*** (i

---

[138] Kjo është një pjesë e hadithit të cilin Buhariu e përmend në fillim të veprës së tij, Libri I, këtu përmendet vetëm pjesa e hadithit ku bëhet fjalë për Musain a.s.

[139] Ajetet në të cilat mbështetet Buhariu janë: "A të ka arritur ty rrëfimi për Musain? Kur pa një zjarr dhe i tha familjes së vet: "Pritni këtu, unë kam parë një zjarr, ndoshta ju sjell ndonjë urë ose gjej te zjarri ndonjë udhërrëfyes. Dhe kur erdhi aty, dikush i thirri: O Musa! Me të vërtetë Unë jam Zoti yt! Zbathi para këpucët tuaja, se ti je, pamëdyshje në luginën e bekuar Tuva." (Taha: 9- 12)

Buhariu pasi që i përmend këto ajete, shpjegon foljen *anestu,* e cila gjendet në ajetin e lartëpërmendur.

mirret gjuha). ***Ezri* d. [illegible] th.: shpina ime, *fejushitekum* ai t'ju shkatërrojë, *el- muthla:* gjinia femërore e *emthel*: më ideali. Populli i Faraonit thonë: me fenë tuaj ideale (*bitarikatikumul- muthla)* ose mund të thuhet: merre më idealen [illegible] më idealin. *Thumme'tu saffa*: dhe hyri në rradhë, gjithashtu thuhet edhe: a ke qenë sot në saffë, që domethënë: në sexhaden *(musallan)* ku falesh. *Fe evxhese* d. m. th. ka fshehur frikën, ndërkaq nga fjala *hifetun* ka ra shkronja "V" për shkak të kesres në shkronjën "HA". *Fi xhuzuin- nahli:* në drunjtë e hurmave, *hatbuke:* gjendja yte, *misas është infinitivi i Massehu misasen*: të prekurit, kontakt. *Lenensifennehu*: me siguri do ta shkapërderdhim, *ed- dahau*: nxehtë, *kussihi:* përcjellë gjurmët e tij. Ndonjëherë ka kuptimin e rrëfimit. P. sh. në ajetin: *Nahnu nekussu alejke*: Ne ty të rrëfejmë. *An xhunubin*: nga larg, të njëjtin kuptim ka edhe *an xhenabetin* dhe [illegible] *ixhtinabin".***[140]

[140] Duke përmendur komentet e Ibën Abbasit, pastaj të Muxhahidit për ajetet kur'anore në fjalë, Buhariu dëshiron të flasë për disa ndodhi të caktuara nga jeta e Musait a.s. siç është shkuarja e tij në Medjen, pastaj kthimi në Egjipt, ndodhia me Faraonin, vdekja e Faraonit në det, shkuarja e Musait a.s. në Tur dhe adhurimi i viçit nga Israelitët. Të gjitha fjalët e përmendura kryesisht janë marrë nga sureja Taha dhe sureja Kasas. Që të kuptohen ma mirë, këtu do të përmendim ajetin ku ndodhen ato fjalë.

***El- Mukaddesi tuva:*** Unë jam Zoti yt! Zbathi para këpucët tuaja, se ti je, pamëdyshje në luginën e bekuar Tuva." (Taha, 12).

***Sireteha***: "I tha: merre atë dhe mos u frikëso! Ne do ta kthejmë në gjendje të mëparshme." (Taha, 21).

***En- Nuha***: "Hani dhe kullotni kafshët tuaja! Në këtë ka, njëmend, argumente për ata që kanë mend." (Taha, 54).

***Bimelkina***: "Nuk e kemi thyer premtimin që ta dhamë nga vullneti ynë, thanë ata. Kemi qenë të ngarkuar me barra nga stolitë e popullit dhe atë e shkrimë. Ashtu veproi edhe Samiriu." (Taha, 87).

***Heva***: "Hani ushqime me shije me të cilët ju furnizojmë dhe mos zemëroheni në këtë e t'ju qëllojë hidhërimi im, sepse kë e godet hidhërimi im, ai ka pësuar." (Taha, 81).

***Farigan***: "Dhe zemra e nënës së Musait mbeti e zbrazët, përpak sa nuk u paraqit, sikur të mos ia kishim forcuar zemrën dhe bërë besimtare." (El- Kasas, 10).

***Rid'en jusaddikuni***: "Me që vëllau im Haruni është më gojtar se unë, nga gjuha; dërgoje me mua edhe atë si mbështetje timen, të vërtetojë fjalët e mia, sepse frikësohem mos të më quajnë gënjeshtar." (El- Kasas, 34).

***Jebtishu***: "Dhe kur deshti ta sulmojë atë që ishte armik i të dyve, ai i tha: "O Musa, a do të më mbysish edhe mua siç e mbyte dje njeriun? Ti don të zbatosh forcën në tokë, e nuk do të jesh nga pajtimtarët." (El- Kasas, 19).

***Je'temirune***: "Dhe nga skaji i qytetit erdhi vrap një njeri dhe i tha: O Musa, kryeparët bëjnë marrëveshje të të vrasin, prandaj ik! Unë, sinqerisht, të këshilloj" . (El- Kasas, 20).

***El- Xhevzetu***: "Dhe kur Musa e plotësoi afatin e u nis me familjen e vet, ai pa një zjarr në një anë të Turit. Pritni! i tha familjes së vet, kam vërrejtur një zjarr, ndoshta do t'u sjellë farë lajmi prej atje, ose ndonjë urë të ndezur, që të ngroheni." (El- Kasas, 29).

***Seneshuddu***: "Do të forcojmë ty me vëllaun tënd, tha Ai, dhe të dyve do t'ju japim pushtet ashtu që ata nuk do të guxojnë t'ju afrohen juve. Ju të dy me argumentet tona, dhe ata që do t'ju pasojnë, jeni ngadhnjimtarë." (El- Kasas, 35).

***Ukdeten***: "Zgjidhma nyjen në gjuhën time. Ta kuptojnë fjalën time." (Taha, 27- 28).

***Ezri***: "Forcomë, me atë, fuqinë time. Dhe bëma shok në punën time." (Taha, 31- 32).

***Fejus- hitekum***: "Të mjerët ju" ! u tha Musa. Mos shpifni gënjeshtra për All-llahun e t'u shfarrosë me dënim. Pamëdyshje kush shpif- dështon." (Taha, 61).

***El- Muthla***: "Thoshin: këta dy janë magjistarë që me magjitë e tyre duan t'ju largojnë nga vendi juaj dhe ta çrrënjosin fenë tuaj shembullore." (Taha, 63).

***Summe'tu saffen***: "Prandaj bashkoni rradhët tuaja dhe dilni si në front. Sot ka sukses ai që ngadhnjen." (Taha, 64).

***Fe evxhethe fi nefsihi hifeten***: "Dhe Musa ndjeu në vete një frikë." (Taha, 67).

***Fi xhuzuin- nahli***: "A ju i besuat, u tha (Faraoni) pa u lejuar unë? Ai është mësuesi juaj, ai ju ka mësuar magjinë dhe unë, gjithësesi do t'jua pres duart e këmbët tërthorazi; do t'ju varë në trupat e panjave dhe, sigurisht do ta dini se kush prej nesh e ka dënimin më të tmerrshëm dhe më të gjatë." (Taha, 71).

***Hatbuke***: "Po çka thua ti, o Samirij? " - i tha (Musai). (Taha, 95).

***Mithahthe*** dhe ***lenensifennehu***: "Shporru pra! i tha, Musa. Ti tërë jetën tënde do të thuash: - Mos më askush! Por të pret një përfundim që nuk ndryshohet dot. Shikoje vetëm Zotin tënd të cilit i je bindur! Ne me siguri do ta djegim e hirin do t'ia derdhim nëpër det." (Taha, 97),

***Ed- dahau (tedha)***: "Dhe ti aty as ke etje as vapë." (Taha, 119).

***Kussihi*** dhe *an* ***xhunubin***: "Dhe ajo i tha motrës së tij, të shkojë pas tij

Muxhahidi ka thënë: "*Ala kaderin* **d. m. th.: afat,** *la tenija:* **mos u këput,** *jebesen:* **i thatë,** *min zinetil- kevmi:* **i zbukuruar me diç popullore, me zbukurimet të cilat i morën nga familja e Faraonit.** *Fekadheftuhu:* **e kam gjuajtur,** *elka:* **e ka bërë,** *fe nesije:* **ka harruar** (Musai). **Ata** (Samiriu dhe ata që janë me atë) **thonë se Musai ka gabuar kur kërkoi Zotin.** *En la jerxhi'u ilejhim kavlen*: **ai as një fjalë nuk ua ktheu, d. m. th. viçi.**

**3393.** Na ka treguar Hudbe b. Halidi, këtij Hemmami, këtij Katadeja i cili transmeton nga Enes b. Maliku, ky nga Malik b. Sa'sa, se Pejgamberi s.a.v.s. ka treguar për natën kur ka udhëtuar për Mi'raxh:

---

dhe ajo e përcolli anash (prej së largu) kurse ata nuk e hetuan." (El- Kasas, 11).

***Nahnu nekussu alejke:*** "Ne ty të rrëfejmë, duke të shpallur këtë Kur'an, më të bukurin rrëfim, edhe pse përpara tij ke qenë indifirent." (Jusuf, 3).

***Ala kaderin***: "Kur shkoi motra jote dhe tha: "A doni që unë t'ua tregoj atë e cila do të kujdeset për të? Dhe në të kthyem te nëna jote që të gëzohet, të mos pikëllohet. Dhe ti pate mbytur një njeri, por ne të liruam nga ajo brengë dhe të shpëtuam nga peripeci të ndryshme. Ti i kalove disa vjet në mesin e banorëve të Medjenit, pastaj, o Musa, erdhe mu në kohën e caktuar." (Taha, 40).

***La tenija***: "Shkoni ti dhe vëllau yt, me argumentet e mia, por Mua mos më hiqni nga kujtesa! " (Taha, 42).

***Jebethen***: "Dhe Ne I patëm kumtuar Musait transferoi robërit e mi dhe nisu me ta natën rrugës së thatë nëpër det, pa u frikësuar se po të arrinë kush dhe mos i druaj përmbytjes" . (Taha, 77).

***Min zinetil- kevmi, fe kadhefnaha*** dhe ***elka***: "Nuk e kemi thyer premtimin që ta dhamë nga vullneti ynë, thanë ata. Kemi qenë të ngarkuar me barra nga stolitë e popullit dhe atë e shkrimë. Ashtu veproi edhe Samiriu." (Taha, 87). Hebrenjtë një ditë para se të dalin nga Egjipti morën hua nga fqinjët e vet dhe miqtë e vet egjiptian shumë stoli të arit dhe ato mbetën tek ata. Kur erdhiën në Sinaj, deshën ta zgjedhin atë çështje. Samiriu ishte anëtar i familjes hebraike Samira dhe nuk ishte besimtar.

***Fe nesije***: "Dhe ai derdhi (bëri) një viç që jepte zë sikur pëlliste e ata i thanë: - Ky është zoti juaj dhe zoti i Musait, ai e ka harruar" . (Taha, 88). Viçi jepte zë sikur pëlliste. Viçi prej ari ishte i punuar aq me mjeshtri se kur kalonte ajri nëpër zbrazësti të tij, dilte prej tij një zë sikur pallë viçi.

***En la jerxhiailejhim kavlen***: "A nuk e shihnin ata se ai asnjë fjalë nuk u përgjigjet dhe nuk ka mundësi t'u bëjë dëm as dobi? " (Taha, 89).

**"Kur arritëm në qiellin e pestë, kur ja Haruni.**

**- Ky është Haruni - më tha ai- jepi selam.**

**Unë i dhash selam, ai [redacted] ktheu dhe pastaj tha:**

**- Mirë se erdhe, vëllau i mirë dhe Pejgamber i mirë."**[141]

Këtë version të transmetimit e përmbajnë edhe Thabiti dhe Ubbad b. Ali nga Enesi, ky nga Pejgamberi s.a.v.s.

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "...se All-llahu, me siguri ka folur me Musain"* [142]

**3394.** Na ka treguar Ibrahim b. Musai, këtij i ka treguar Hisham b. Jusufi, këtij Ma'meri nga Zuhriu, ky nga Se'id b. Musejjebi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Natën kur vajta në Mi'raxh e pash Musain. Ai është njeri i thatë, me flokë të lëshuara, sikur të jetë njeri nga fisi Shenue. E pash Isain. Ai ishte njeri [redacted] rritur mesatarisht, lëkurë të kuqe, sikur po sa kishte dalur nga banja. Nga pasardhësit e Ibrahimit unë më së shumti [redacted] përngjaj. Pastaj më sollën dy enë. Në njërën kishte qumësht [redacted] në tjetrën verë.**

**- Pi nga cila të duash - tha ai.**

**Unë mora qumështin [redacted] ç'rast [redacted]`u tha:**

**- More rrugën e drejtë, sikur të kishe marrë verën, pasardhësit tu do të ishin shkatërruar".**[143]

**3395**. Më ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Gunderi, këtij Shu'beja duke transmetuar nga Katadeja, i cili ka thënë se ka dëgjuar nga Ebul- Aliu duke thënë: "Më ka treguar djali i axhës së Pejgamberit tuaj, domethënë Ibën Abbasi, ky prej Pejgamberit s.a.v.s. i cili ka thënë:

---

[141] Kjo është një pjesë e hadithit mbi Miraxhin të cilin Buhariu e ka përmend në më shumë vende. Ndërkaq këtu përmendet pjesa ku bëhet fjalë për Harunin a.s., kurse ajetet që përmenden në fillim të kaptinës përmendet Musai dhe Haruni a.s.

[142] Ajeti në tërësi thotë: "Edhe pejgamberëve për të cilët të kemi rrëfyer më parë edhe pejgamberëve për të cilët nuk të kemi rrëfyer, se All-llahu, me siguri, ka folur me Musain." (En-Nisa, 164).

[143] Për simbol të rrugës së drejtë e zgjodhi qumshtin sepse është i pastër, i mirë, i dobishëm. Kurse për sa i përket alkoolit, ai është nëna e të këqijave, ai është shkak i të gjitha fatkeqësive, të cilat nganjëherë përfundojnë me vdekje.

**"Asnjë njeri nuk mund të thotë se është më i mirë se Junus b. Metta"- dhe e përshkroi të atin. "**

3396. Pejgamberi s.a.v.s. përmendi udhëtimin e natës (Isranë) dhe the: **"Musai ishte ngjyrë gështenjë, i lartë, sikur njerëzit e fisit Shenue". Dhe tha: "Isai është kaçurrel dhe me shtat mesatar".**

**Gjithashtu ka përmendur Malikun, rojtarin e Xhehennemit, dhe ka përmendur Dexhxhallin.**[144]

**3397**. Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, këtij Ejjub Es-Sahtijani duke transmetuar nga Ibën Se'id b. Xhubejri, ky nga i ati i vet, ky nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. kur erdhi në Medine, hebrenjtë agjëronin një ditë, ditën e Ashurasë. Ata thanë:

**- Kjo është ditë e madhe. Është ditë kur All-llahu e shpëtoi Musain dhe e fundosi familjen e Faraonit, andaj Musai agjëroi në shenjë falënderimi ndaj All-llahut.**

**- Te Musai unë jam më afërm se ata - tha (Resulull- llahi a. s.)dhe agjëroi atë ditë dhe parapëlqeu që të agjërojnë edhe të tjerët. "**

*RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.:*

**"Ne i kemi caktuar Musait tridhjetë netë dhe këtë e plotësuam edhe me dhjetë, andaj koha që e caktoi Zoti i tij (për takim që t'ia jap Tevratin) u plotësua, katërdhjetë netë. Dhe Musai i pat thënë vëllait të vet Harunit: Më zëvendëso te populli im, dhe mbaj rend e mos paso rrugët e ngatërrestarëve! Dhe kur erdhi Musai në kohën e caktuar, dhe foli Zoti i tij, ai i tha: - O Zoti im, shfaqmu të të shoh! - Nuk mund të më shohësh", i tha...deri te Fjala e Tij..."Unë jam besimtari i parë! "** [145]

[144] Kirmani thotë se Junusi a.s. është Dhin- nuni të cilin All-llahu xh. sh. e dërgoi te populli i Mosullit. Disa thonë se atij pejgamberllëku i erdhi pasi që doli nga peshku. Për këtë hadith thuhet së është vërejtje se statusi i Junusit a.s. në esencë nuk ka humbur pas gabimit për të cilin Kur' ani thotë: - Ti duro, deri në caktimin e Zotit tënd dhe mos bën si ai i peshkut (Junusi) që u lind i zemëruar. Dhe sikur të mos i mbrinte mëshira e Zotit të tij do të ishte hudhur në vend të shkretë dhe i urrejtur. Por, Zoti i tij e ka zgjedhur dhe e ka bërë një nga ata të mirët." (El- Kalem, 48- 50).

[145] Buhariu këtu përmend ajetin 142 dhe një pjesë të ajetit 143 të Sures El-

Thuhet ***dekkehu*** që do të thotë: e ka tronditur. ***Fe dukketa***[146] (sipas analogjisë)***fe dukikne,*** por (fjala)kodrina është përdorur sikur në njëjës, sikur në Fjalët e të Lartmadhërishmit: " Qiejt dhe Toka kanë qenë një tërësi. "Është thënë: ***kaneta***, e nuk është thënë: ***kunne***. ***Retkan*** d. m. th. të ngjitura.[147]

***Ushribu*** (kanë pirë ujë), ***thevbun mushrebun*** d. m. th. tesha të ngjyrosura.[148] Ibën Abbasi ka thënë: ***Inbexhethet***: ka vëluar.[149] ***Ve idh netaknel- xhebele:*** kur e ngritëm atë.[150]

**3398.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Sufjani duke transmetuar nga Amër b. Jahjai, ky nga babai i vet, ai nga Ebu Se'idi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**Njerëzit në Ditën e Kiametit do të jenë të zalisur. Unë do të jem**

---

A'raf, kurse pjesa tjetër thotë: "Por kur Zoti i tij iu shfaq kodrës, e bëri rrafsh me tokë, ndërsa Musa rra pa mend, dhe kur erdhi në vete tha: "Ty të lartësoj! Të pendohem. Unë jam besimtar i parë! "

[146] Fjala ***dekken*** gjendet në ajetin e përmendur, ndërkaq ***fe dukketa*** në ajetin: "E toka me kodra të ngrihet edhe mënjëherë të thërmohen." (El- Hakka, 14). Kjo folje përmendet këtu sepse është nxjerrë nga rrënja e fjalës dekken.

- Ennes- semavati vel erda kaneta retkan gjendet në ajetin: "A nuk e shohin besimtarët se qiejt dhe toka kanë qenë një tërësi, porse Ne i kemi ndarë në pjesë- pjesë, dhe Ne nga uji krijojmë çdo gjë të gjallë. A nuk do të besojnë." (El- Enbija, 30).

- Folja ushribu gjendet në ajetin: "Dhe kur prej jush kemi marrë besën tuaj, dhe e ngritëm përmbi ju malin Tur. Merrne seriozisht atë çka ua japin dhe dëgjoni! Ata thonë: Ne dëgjuam, por jemi të padëgjueshëm. Zemrat e tyre për shkak të mosbesimit të tyre akoma ishin të fryera me viç. Thuaj: Është shumë e keqe ajo ku po u shpie besimi juaj, nëse jeni sado pak besimtarë." (El - Bekare, 93).

- Fen- bexhethet gjendet në ajetin: "Edhe ne i shpërndamë në 12 fise, dhe Musait, kur populli i tij kërkoi ujë, i kumtuam: - Mëshoi gurit me shkopin tënd! Dhe prej aty shpërthyen 12 burime e secili fis e dinte se prej cilit burim do të pijë. Kurse ne i bëmë hije prej reve dhe u dhamë thëllënza dhe mena (një lëng i ëmbël). Hani gjërat e mira me të cilat ju furnizojmë! Ata nuk na kanë bërë neve padrejtësi, ata vetvetes i kanë bërë padrejtësi." (El- A'raf, 160).

- Folja netakna është nxjerrë nga ajeti: "Dhe kur e ndritëm kodrën sikur re mbi ta, dhe ata menduan se ajo do të bie mbi ta. Pranone me vendosmëri atë që ju kemi dhënë dhe kini ndërmend çka ka aty, që të jeni të devotshëm." (El- A'raf, 171).

**i pari i cili do të vijë në vete. Do të shoh se si Musai mbahet për rrëzën e Arshit. Nuk do të di se ■ ka rënë në vete para meje ose mos vallë ajo është shpërblim për ate që i ra të fikët në Tur".**

**3399.** Më ka treguar Abdullah b. Muhammed el- Xhu'fi, këtij Abdurrezaku, këtij i ka lajmëruar Ma'meri nga Hammami, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Sikur të mos kishin qenë Israelitët, mishi nuk do të prishej, sikur të mos kishte qenë Hava, gruaja asnjëherë nuk do ta mashtronte burrin e vet. "**

*Tufan*: vërshim nga rrëkeja, edhe për shumë vdekje thuhet ***tufan. El- kummel***[151] janë rriqrat që u përngjajnë kokrrave. ***Hakikun***[152] vërtetë. ***Sukita***: (hidhët të pendohesh). Për secilin i cili pendohet thuhet: ***sukita fi jedihi.***[153]

## *BISEDA E HIDRIT ME MUSAIN A. S.*

**3400.** Na ka treguar Amër b. Muhammedi, këtij Ja'kub b. Ibrahimi se i ka treguar i ati i vet që e ka transmetuar nga Salihu, ai nga Ibën Shihabi, të cilit i ka treguar Ubejdullah b. Abdullahu nga Ibën Abbasi, se ai dhe Hur b. Kajs el- Fezari kanë polemizuar rreth shokut të Musait për të cilin Ibën Abbasi pohonte se ka qenë Hidri. Në ndërkohë para tyre kaloi Ubejj b. Ka'bi, Ibën Abbasi e thirri dhe tha:

- **Unë dhe shoku im polemizojmë rreth shokut të Musait me të cilin Musai deshti të gjente mënyrën se si të takohej me të. A ke dëgjuar ti diçka rreth tij nga i Dërguari ■ All-llahut s.a.v.s. ?**

- **Po, - tha ai - kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. duke thënë:**

---

– Fjalët tufan dhe el- kummel gjenden në ajetin: "Prandaj atyre iu lëshuam përmbytjet, edhe karkalecat, edhe riçnën edhe bretkosat edhe gjak; argumente të qarta, por ata bënë mendjemadhësi; kanë qenë popull mëkatar." (El- A'raf, 133).

– Fjala hakikun gjendet në ajetin: "Kam detyrë të them vetëm të vërtetën për All-llahun. Ju kam sjellë argument të qartë nga Zoti juaj, lëri pra le të vinë me mua izraelitët! " (El- A'raf, 105).

– Sukita gjendet në ajetin: "Dhe kur e kuptuan gabimin dhe e panë se kanë humbur thanë: Nëse Zoti ynë nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me të vërtetë do të jemi të humbur." (El- A'raf, 149).

**"Përderisa Musai ishte te disa të parët e israelitëve, i erdhi një njeri dhe e pyeti: A njeh dikë më të ditur se veten?**

**- Jo - u përgjigj ai.**

**Atëherë All-llahu i Shpalli Musait: "Po, ka. Ai është robi Ynë Hidri".**

**Më pastaj Musai kërkoi atë, [redacted] ç'rast peshku iu bë si shenjë dhe iu tha: "Kur do të humbasish peshkun, kthehu prapa, me siguri atëherë do ta takosh"! Ai nëpër det përcillte gjurmët e peshkut. Pak më vonë shërbëtori i tha Musait:**

**- A të kujtohet kur [redacted] strehuam te shkëmbi? Unë atje e kam harruar peshkun, ndërkaq shejtani ma hoqi nga mendja që të mos më kujtohet.**

**- Ajo është ajo çka kërkojmë- tha Musai.**

**Atëherë duke vëzhguar, [redacted] kthyen prapa dhe e gjetën Hidrin.**

**Kjo është ndodhia e Musait me Hidrin të cilin All-llahu e ka përmendur në Librin [redacted] Vet."**[154]

**3401.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, këtij Amër b. Dinari të cilin e ka informuar Se'id b. Xhubejri i cili ka thënë: "I kam thënë Ibën Abbasit se Nevf El- Bikali pretendon se Musai, shoku i Hidrit, nuk është Musai israelit, por ai është krejtësisht një Musa tjetër, ai tha:

**- Të ka rrejtur armiku i All-llahut. Na ka treguar Ubejj b. Ka'bi nga Pejgamberi s.a.v.s. se Musai duke mbajtur fjalim israelitëve, [redacted] kanë pyetur:**

**- Cili njeri është më i dituri?**

**- Unë - është përgjigjur ai.**

**All-llahu e qortoi atë sepse diturinë nuk ia la Atij dhe i tha:**

**- Përkundrazi, është një robi im ku takohen dy detat, ai është më i ditur se ti.**

**- Zoti im- tha- kush do të më udhëzojë te ai?**

**Ka mundësi që Sufjani të ketë transmetuar: "Zoti im, si të takohem me të? "**

**- Do të marrësh peshkun - tha Ai - vëne në strajcë, ku do ta humbasish, aty është ai - ka mundësi të ketë thënë: Atje është ai.**

---

[154] Ky hadith është cekur dhe është shpjeguar në Librin mbi diturinë (Libri I, faqe 137)

E mori peshkun, e vuri në strajcë, pastaj ai me të riun Jusha b. Nun u nisën. Kur arritën te një shkëmb, u mbështetën në të, ndërkaq Musai fjeti, e peshku doli, ra në det dhe vazhdoi rrugën e vet nëpër det. All-llahu ia ndali ujin peshkut, dhe ai u shndërrua në formë të qepës, - ai më tregoi kështu, diç të ngjashme me qepën. Ata vazhduan të udhëtojnë natën dhe ditën, e kur të nesërmen gëdhiu, (Musai) i tha djaloshit: "Na jep mëngjesin! Me të vërtetë nga ky udhëtim u lodhëm".

Musai nuk hetoi lodhjen gjersa nuk kaloi vendin të cilin ia përcaktoi All-llahu. Atëherë djaloshi i tha: "A të kujtohet kur u strehuam nën shkëmb? Unë e kam harruar peshkun, vetë shejtani ma ka hequr mendsh që të mos më kujtohet. Ai ka rrëshqitur në det, sa çudi! "

Kështu ishte udhëtimi i peshkut, ata dy mbetën të habitur.

- Ai është ajo çka e kërkojmë- tha Musai.

Më pastaj u kthyen duke shikuar gjurmët e veta, domethënë, u kthyen pas gjurmëve të veta. Kur arritën te shkëmbi, panë një njeri të mbështjellur me tesha. Musai i dha selam, ai ia ktheu dhe tha:

- Prej nga në tokën tënde selam?

- Unë jam Musai- tha ai.

- Musa israeliti? - pyeti, kurse ai iu përgjigj:

- Po, erdha të më mësosh diturinë që ke mësuar ti.

- O Musa, - tha ai, unë kam një lloj të diturisë Hyjnore e të cilën All-llahu më ka mësuar, të cilën ti nuk e di, e ti ke një lloj të diturisë Hyjnore me të cilën All-llahu të ka mësuar, e që unë nuk e di.

- A mund të të përcjelli? - pyeti Musai.

- Ti me siguri nuk do të mundesh të durosh, - tha ai- po si mund të durosh diç që nuk di..." - deri te Fjalët e të Lartmadhërishmit: "...shumë i madh".[155]

---

- Në këtë hadith përshkruhet takimi i Musait a.s. me Hidrin për çka flitet në suren El- Kehf. Disa ajete janë përmendur tërësisht ndërsa disa të tjera vetëm aludojnë siç aludojnë këto ajete: "Ke për të parë se do të jemë, në dashtë All-llahu, i durueshëm" . I tha: "Dhe nuk do të kundërshtoj për asgjë" . Po nëse më bën shoqëri, pra, tha ai, atëherë të mos më pyesish për kurrgjë derisa unë vetë të rrëfej për atë. Dhe ata dy u nisën, mirëpo kur hypën në anije, ai e zhbiroi atë. A e zhbirove t'i mbysish ata që po lundrojnë me të? Ke bërë, njëmend, diçka për çudi! " (El- Kehf, 69- 71).

Pastaj ata vazhduan rrugën dhe shkuan rreth bregdetit. Pranë tyre kaloi një anije, i lutën që t'i marrin edhe ata. Pasi hipën në anije, erdhi një bilbil, ra në qoshe të anijes dhe nga ana e detit biroi dy bira.

- O, Musa, - i tha Hidri- dituria ime dhe dituria yte në krahasim me diturinë e All-llahut është aq e vogël sa që është vrima që e bëri bilbili në krahasim me tërë detin.

Ai për një herë mori sopatën dhe e nxori një dërrasë. Musai i tha:

- Çka bëre kështu? Njerëzit falas [redacted] morën, e ti e shpove anijen që të mbysish udhëtarët! Me të vërtetë bëre gjynah të madh!

- A nuk të thash- tha ai- se ti, nuk do të mund të durosh me mua?

- Mos ma merr për të madhe sepse harrova- tha- dhe mos më rëndo në punën time!

Kjo ishte harresa e parë [redacted] Musait.

Kur e lëshuan detin, hasën në një djalosh i cili lozte me fëmijët. Hidri e kapi për koke dhe ia shkuli, kështu- Sufjani me gishtat e vet tregoi sikur diçka këputte.

Musai i tha: - Pse e vrave njeriun e pafajshëm, i cili askënd nuk ka vrarë?

Me të vërtetë bëre diçka shumë të keqe!

- A të thash - se ti nuk do të mund të durosh me mua?

- Nëse edhe paskëtaj të pyes diçka- tha- atëherë mos [redacted] shoqëro me mua. Të marrë falje.

Dhe të dy vazhduan. Kur arritën te një qytet, i lutën banorët e tij që t'i ushqejnë, mirëpo ata refuzuan që t'i gostitin. Në qytet arritën te një mur i cili gati ishte duke rënë. Sufjani me dorë tregonte sikur diçka fshinte lartë. Nuk kam dëgjuar Sufjanin të përmend mbiemrin i shtrembëruar në përjashtim vetëm një herë.

- Shkuam te ata njerëz- tha ai- ata nuk [redacted] dhanë të hamë, as që na gostitën, e ti [redacted] drejtove kah muri [redacted] tyre (ta ndërtosh)e për këtë mund të merrshe shpërblimin.

- Tani ndahemi ne të dy- tha ai. - Do ta shpjegoj pse nuk ke mundur të durosh.

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Do të na vinte mirë sikur Musai të kishte duruar, sepse All-llahu do të [redacted] kishte treguar për rastin e të dyve".

**Ibën Abbasi lexoi: "Sa i përket asaj anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve që punojnë në det, dhe unë atë desha ta dëmtoj, sepse prapa tyre ishte një mbret i cili grabiste çdo anije të re, Sa i përket atij djaloshit, prindërit e tij janë besimtarë, prandaj kishim frikë mos me dhunë po i kthen në mosbesim. "** (El- Kehf, 79, 80)

**Pastaj Sufjani tha: "Këtë nga ai e kam dëgjuar dy herë, dhe prej tij e kam mbajtur mend. "**

**Sufjanit iu tha: "Ti këtë e ke mbajtur mend para se ta kesh dëgjuar nga Amri, ose e ke mbajtur mend prej dikujt tjetër? "**

**"Prej kujt do ta mbaj në mend? " tha ai. "Përveç meje, a e ka përmend kush këtë nga Amri".**[156]

**3402.** Na ka treguar Muhammed b. Se'id el- Esbehani, këtë e ka informuar Ibnul- Mubareku nga Ma'meri, ky transmeton nga Hemmam b. Munebbihu e ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Hidri është quajtur me këtë emër sepse është ulur në tokë të bardhë e cila menjëherë ka filluar të gjelbërohet prej tij"** (ndërkaq fjala ***hadire*** d. m. th.: të jesh i gjelbër). El- Hameviu thotë se ia ka transmetuar Muhammed b. Jusuf b. Metar El- Firebrijj nga Ali b. Hashremi, ky nga Sufjani i cili e transmeton hadithin në tërësi.

**3403.** Na ka treguar Is'hak b. Nasri, këtij Abdurrezaku që e ka transmetuar nga Ma'meri, ky nga Hammam b. Munebbihu i cili ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. i cili thotë se ka dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. se ka thënë:

**- Israelitëve u është thënë: "Në derë hyni të përulur dhe thuani:**

---

– Hadir ose Hidr është pseudonimi i Ermijaut ose e Beljaut, birit te Melkanit. Disa dijetarë janë të mendimit se Hidri është ende i gjallë dhe përmendin ndodhi të ndryshme. Mirëpo, pjesa dërmuese e dijetarëve thonë se edhe pse ai ka qenë evlija i cili ka jetuar në kohën e Musait a.s. edhe ai iu nënshtrohet ligjeve natyrore të kësaj bote, andaj pasi që jetoi aq sa jetoi ka ndërruar jetë. Ky mendim përputhet me ajetin kur'anor: "Edhe përpara teje asnjë njeri nuk e kemi bërë të pavdekshëm, e nëse ti vdes, a thua ata do të jetojnë përgjithmonë? ! " (El- Enbija, 34).

Në këtë kuptim Muhammedi a.s. thotë: "Në fillimin e shekullit qe vjen nuk do të jetë (i gjallë) askush prej atyre që jetojnë në fytyrë të tokës. "Andaj Hidri edhe sikur të ketë jetuar një kohë të gjatë, më në fund ai përjetoi jetën e kësaj bote. Përndryshe ajeti që flet për takimin e Musait a.s. me Hidrin më gjërësisht përmendet në kaptinën mbi shkencën, Lib. I.

**Kërkojmë faljen e gjynaheve". Ata këtë e ndryshuan dhe hynë duke zhagitur dhe pastaj thanë: "Kokrra në kallinj".**[157]

**3404**. Më ka treguar Is'hak b. Ibrahimi, këtij Revh b. Ubade, këtij Avfi që ka transmetuar prej Hasanit, Muhammedit dhe Hall- llasit, këta nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka deklaruar se I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. ka thënë: "Musai ka qenë shumë i turpshëm dhe është mbuluar shumë, aq sa lëkura nuk i shihej, sepse shumë turpërohej. Disa israelitë e shqetësonin duke i thënë: 'Ky mbulohet vetëm se ka ndonjë të metë në lëkurë: ka zhugën, është i dundur (rrënxuar) ose ka ndonjë sëmundje tjetër'. Por All-llahu deshti që ta çlirojë Musain nga ajo që ata i thonin. Një ditë ai ishte vetë, teshat i la mbi një gurë dhe filloi të lahet. Pasi u la, u nis kah teshat, mirëpo guri bashkë me teshat ishte humbur. Musai mori shkopin dhe filloi ta kërkojë gurin duke thënë: 'Teshat e mia, o gur! Teshat e mia, o gur! Kështu vazhdoi deri sa arriti te një grup e parisë se israelitëve, ata e panë lakuriq, panë diç shumë të bukur që ka krijuar All-llahu. Kështu e çliroi atë nga ajo çka flisnin ata. Guri u ndal e ai i mori teshat, i veshi dhe me shkopin e vet filloi ta rrahë gurin. Për All-llahun, duke e rrahur gurin ai mori tre, katër ose pesë kallote prej gurit. Ky është kuptimi i fjalëve të All-llahut xh. sh.: **O besimtarë! mos bëni sikur ata të cilët e kanë shqetësuar Musain, por atë All-llahu e liroi nga ajo që ata flisnin, dhe ai te All-llahu është faqebardhë - ka autoritet. "** (El- Ahzab, 69).[158]

---

[157] Këtu aludohet në ajetet që vijojnë: "Dhe kur ju thamë: Hyni në këtë qytet dhe hani çka të dëshironi dhe sa të dëshironi, por në hyrje hyni kokëulur dhe thuani: "Na fal! ", do t'jua falim mëkatet tuaja, madje bëmirësve do t'u japim edhe më shumë. Mirëpo mizorët e ndërruan fjalën që u është thënë me fjalë të tjera që nuk u është thënë, dhe Ne mbi ata që kanë bërë mizori ua lëshuam një dënim nga qielli, për shkak se ishin të mbrapshtë." (El- Bekare, 58- 59).

Ata u urdhëruan që të hynë të përkulur, kokëulur duke bërë istigfar. Përkundrazi ata përbuzën urdhërin e All-llahut xh. sh., hynë mbrapshtë duke thënë: "Kokër në elb" thanë: hinta në vend që të thonë hittah.

[158] Shih: El- Ahzab, 69.

Nga ky hadith mund të përfundojmë:

- në pjesët e turpshme të trupit lejohet shikimi vetëm në raste të veçanta (si kontroli mjekësor etj.),

- pejgamberët kanë qenë shembullor në sjellje, në pamjen fizike dhe në moral,

**3405.** Na ka treguar Ebu Velidi, këtij Shu'be që ka transmetuar nga A'meshi, i cili thotë se ka dëgjuar Ebu Vailin e ai Abdullahun r.a. duke thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s. përfundoi [redacted] ndarjen e plaçkës së luftës. Një njeri tha: "Me këtë ndarje nuk deshtëm të arrimë kënaqësinë e All-llahut"! Unë vajta te Pejgamberi s.a.v.s. dhe e informova për këtë. Ai aq u hidhërua sa që hidhërimin e pashë në fytyrën e tij, pastaj tha: "All-llahu bëftë rahmet mbi Musain, atë e kanë shqetësuar më shumë se kjo, por ka duruar** (ka bë sabër)**".**

***Ja'kifune ala esnamin lehum***[159] - ata adhurojnë idhujt e tyre.

***Mutebberun*** domethënë i pavlefshëm, ***ve lijutebbiru:*** ta rrëzojnë, ***ma alev:*** çka pushtojnë.[160]

**3406.** Na ka treguar Jahja b. Bukejr, këtij Lejthi që ka transmetuar nga Junusi, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Ebi Seleme b. Abdurrahmani se Xhabir b. Abdullahu r.a. ka thënë:

**"Në një rast me Pejgamberin s.a.v.s. mblidhnim bereqetin [redacted] erakut, ndërkaq Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**- Mblidhni të zezat, sepse janë më të mira.**

**- Vallë, i ke ruajtur delet? - thanë.**

**- A ka patur ndonjë prej pejgamberëve që nuk i ka ruajtur ato?**

---

- pejgamberët me durim të papërshkruar kanë duruar peripetitë nga populli i tyre.

- Fjalia ja'kifune ala esnamin lehum dhe fjala mu'teberun janë nxjerrë nga ajeti: "Dhe ne i transferuam israelitët përtej detit, dhe erdhiën te një popull që adhuronte idolet e veta." O Musa, i thanë, na e bën edhe ti neve një zot siç kanë edhe ata zotëra! " " Ai, u tha juve njëmend jeni popull injorantë" . Pamëdyshje kjo që adhurojnë këta do të shkatërrohet edhe çka po bëjnë ata nuk ka kurrfarë vlere." (El- A'raf, 138- 139).

Përndryshe kjo kaptinë konsiderohet vazhdim i kaptinës mbi Musain a. s

- Ve li jutebbiru ma alev gjendet në ajetin: "Nëse veproni mirë, e bëni për vete, e nëse bëni keq, përsëri e keni kundër vetes suaj. Dhe kur erdhi koha e premtimit të dytë atëherë le t'u mrrolen fytyrat tuaja dhe le të hynë në xhami sikurse herën e parë dhe le të shembin me temel gjithçka kanë ngritur." (El-Isra, 7).

Me sa duket, këtu mendohet për kohën kur Romakët në shekullin e parë para erës sonë pushtuan Palestinën, shembën tempullin në Jerusalem, kurse një numër të madh hebrenjësh i vranë ose i robëruan.

**- tha ai.**[161]

**“Dhe kur i tha Musa popullit të vet: 'All-llahu ju urdhëron të therrni një lopë...”**[162]

Ebul- Alije ka thënë: “***Avanun*** është mesi në mes të resë dhe të vjetrës. ***Fakiun***: e pastër, ***la dhelulun***: puna nuk e ka harxhuar, ***tuthirul-erda***: nuk është harxhuar as në lavrimin e tokës e as në punën e mbjelljeve, ***musel- lemetun***: pa të meta, ***la shijete***: e bardhë, ***safrau***: mund të ketë kuptimin: e zezë, gjithashtu thuhet edhe e verdhië, siç është në ajetin: ***xhimalatun sufr***: devetë e zezëverdhia[163]. ***Fed-dare'tum***: jeni mbështetur”.

---

-Pejgamberi a.s. kur tha: “Mblidhne frytin e tij të zi” sahabet menduan se ai i din frytet e arakut. Mirëpo, këto fryte kryesisht i dinin vetëm ata të cilët kanë ruajtur dhentë, andaj e pyetën se [illegible] i ka ruajtur ai vetë dhent. Në këtë hadith nuk përmendet Musai a.s., mirëpo deklarata e Pejgamberit a.s. : “A ka pasur ndonjë nga pejgamberët që nuk i ka ruajtur ato.” Përfshin edhe Musain a.s.

[162] Buhariu këtu përmend një pjesë të ajetit dhe vetëm tregoi ajetet të cilat flasin për therrjen e lopës. Ato ajete në përkthim thonë: “Dhe kur i tha Musa popullit të vet: All-llahu ju urdhëron të” therrni një lopë”, ata i thanë: Ti po tallesh me ne, a? Mos e bëftë All-llahu, tha ai, unë të jem nga injorantët! I thanë: lute Zotin tënd për ne të [illegible] sqarojë çfarë duhet të jetë ajo lopë. Ai u tha: Po thotë se ajo është një lopë as e madhe as e vogël, mesatare, ndërmjet atyre moshave, andaj veproni siç po ju urdhërohet. I thanë: Lute Zotin tënd për hirë tonin le të na sqarojë çfarë ngjyre duhet të ketë. Po thotë, u përgjigj ai, se ajo është një lopë qimeverdhi me ngjyrë të theksuar, që i pëlqen gjithkuj. Lute, i thanë përsëri, Zotin tënd, për hirë tonin të na sqarojë çfarë duhet të jetë, sepse neve na duken lopët të ngjashme, dhe ne, në dashtë All-llahu, gjithësesi do të jemi të udhëzuar. Ai thotë, u tha ky, se ajo është një lopë jo e lodhur duke lëvruar tokën dhe duke ujitur arat, duhet të jetë pa të meta e pa shenjë. Eh, tash e ke përshkruar si duket, i thanë, dhe e therrën por memzi e bënë këtë. Dhe kur e patët mbytur një njeri, dhe filluat të ziheni për ta fshehur, por All-llahu e nxori në shesh atë çka e fshihnit ju. Prandaj thamë që t’i mëshoni atij me një pjesë të saj! E ashtu All-llahu ngjall të vdekurin dhe iu tregon argumentet e veta, mbase do të mblidhni mendjen! “ (El- Bekare, 67- 73).

[163] Ajeti i përmendur thotë: ***Ke ennehu xhimaletun sufr*** (Sikur të jenë deve të murme). El- Murselat, 33). Buhariu këtë e përmend sepse fjalën *sufr* që gjendet në këtë ajet mufessirët e komentojnë me ngjyrën e verdhië në të zezë, edhe pse ajo ka kuptimin e ngjyrës së murme.

**3407**. Na ka treguar Jahja b. Musa, këtij Abdurrezaku, këtë e ka lajmëruar Ma'meri nga Ibën Tavusi, ky transmeton nga i ati i vet, ky nga Ebi Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**"Meleku i vdekjes i është dërguar Musait a. s., kur i erdhi, Musai i ra, ai [redacted] kthye te Zoti i vet dhe i tha:**

**- Më ke dërguar te njeriu i cili nuk don vdekjen.**

**- Kthehu te ai- tha Ai- thuaj që dorën e vet ta vëndoj mbi shpinën e mëzatit, ndërkaq për çdo kime që do ta mbulojë me dorën e vet do t'i shtohet një vit.**

**- Siurdhëroni o Zot- tha** (Musai) **- pastaj çka?**

**- Pastaj vdekja - [redacted] përgjigj Ai.**

**- Atëherë le të ndodh tani - tha** (Musai) **- dhe e luti All-llahun që të afrohet te toka e bekuar që ta gjuajë një** gur (prej çka edhe do të ndërron jetë).

**Ebu Hurejre r.a. thotë se Pejgamberi s.a.v.s. pastaj ka thënë: "Sikur të isha unë atje, do t'ua tregoja varrin e tij, është rreth rrugës, në rrëzë të një bregoreje të kuqe prej rëre. "**

(Abdurrezaku) **thotë: "Edhe Ma'meri [redacted] ka treguar prej Hemmamit se i ka treguar Ebu Hurejre r.a. nga Pejgamberi s.a.v.s. ngjashëm me këtë".**[164]

**3408**. Na ka treguar Ebul- Jemani, këtë e ka lajmëruar Shuajbi nga Zuhriu, i cili thotë se e ka lajmëruar Ebu Seleme b. Abdurrahmani dhe

---

[164] Senedin tjetër të hadithit Buhariu e përmend që të tregojë se hadithi i lartpërmendur është fjalë e Pejgamberit a.s. dhe se nuk është fjalë e Ebu Hurejres r.a. edhe pse në senedin e parë nuk përmendet Resulull-llahu a.s.

Për sa i përket vendit se ku ka ndërruar jetë Musai a.s. mendimet e historianëve janë të ndryshme. Pjesa dërmuese janë të mendimit se ka ndërruar jetë në krahinën Tih. Vehbi thotë se melekët Musait a.s. ia falën namazin e xhenazes dhe e varrosën. Musai a.s. ka jetuar 120 vjet, ndërkaq ka lindur 25o vjet pasi ndërroi jetë Ibrahimi a.s.

Nga hadithi i përmendur përfundojmë:

- Musai a.s. ka pasur gradë të lartë te All-llahu xh. sh.,

- Rekomandohet që të vdekurit të vorrosen në vende të mira dhe në afërsi të vorrezave ku janë vorrosur njerëz të mirë,

- Bota, pasi ndërroi jetë Musai a.s. do të jetojë edhe gjatë.

Se'id b. Musejjebi, se Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

**"Një musliman dhe një hebre në mes veti grindeshin. Muslimani u betua kështu dhe tha: "Pasha Atë që ka zgjedhur Muhammedin s.a.v.s. mbi botërat". Atëherë edhe hebreu tha: "Pasha Atë që Musain e zgjodhi mbi tërë botërat".**

**Më pastaj muslimani e ngriti dorën dhe i ra hebreut. Hebreu vajti te Pejgamberi s.a.v.s. dhe e lajmëroi për ndodhinë me muslimanin, ndërkaq Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Mos më konsideroni për më të mirë se Musai. Në Ditën e Kijametit njerëzit do të bien pa mend nga frika. Unë do të jem i pari që do të kthjellohem, ndërsa Musai vazhdimisht do të mbështetet për Arshi. Nuk di a ka qenë edhe ai nga ata qe do t'u bjen të fikët e të kthjellohet para meje, ose ndoshta do të jetë prej atyre që All-llahu e ka veçuar nga kjo."**[165]

**3409.** Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullahu, këtij Ibrahim b. Sa'di që ka transmetuar nga Ibën Shihabi, ky nga Humejd b. Abdurrahmani, se Ebu Hurejre r.a. ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ademi dhe Musai polemizuan mes veti e Musai tha:**

**- Ti Adem, je ai që gabimi yt të nxori nga Xhenneti.**

**- Ti Musa- u përgjegj ai- je ai që All-llahu të zgjodhi me pejgamberllëk dhe me të Folurit e Vet, dhe më qorton për atë që Ai e pat përcaktuar para se të më krijonte.**

**Kështu Ademi ngadhnjeu në polemikë me Musain- tha i Dërguari i All-llahut s.a.v.s. dy herë.**[166]

**3410.** Na ka treguar Museddedi, këtij Husejn b. Numejri duke transmetuar nga Husejn b. Abdurrahmani, ky nga Se'id b. Xhubejri, ky nga Ibën Abbasi r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. një ditë ka dalur dhe ka thënë:

---

[165] Në mesin e pejgamberëve ekzistojnë grada të ndryshme, mirëpo në esencë detyra dhe misioni i tyre ka qenë i barabartë, andaj t'i jepet përparësi njërit ndaj tjetrit është gynah kurse mospranimi i pejgamberllëkut të cilit do pejgamber që përmendet në Kur'an, njeriun e nxjerr nga Islami.

[166] Ademi a.s. i argumenton Musait a. s se ai patjetër duhet të veprojë ashtu (mendohet në pemën e ndaluar në Xhennet)sepse ashtu e kishte të caktuar (takdir). Prandaj Musai a. s nuk duhet që ta qortojë për veprimin që ka kryer. Për sa i përket vetë veprës, Ademi a.s. është penduar e edhe All-llahu xh. sh. ia pranoi pendimin.

**"Më janë paraqitur popujt dhe pash një grup të madh i cili e mbulonte horizontin. Mu tha: 'Ky është Musai me popullin e vet."**[167]

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Kurse për ata që besojnë - All-llahu si shembull [redacted] sjell gruan e faraonit..."*

deri te Fjalët e Tij: **"...dhe ishte nga ato të përulurat."** [168]

**3411.** Na ka treguar Jahja b. Xha'feri, këtij Veki' duke transmetuar nga Shu'be, ky nga Amër b. Murre, ky nga Murre el- Hemdaniu, ky nga Ebu Musa r.a., i cili ka thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Shumë njerëz kanë arritur gradën e plotë, ndërkaq nga gratë gradën e plotë kanë arritur vetëm Asija, gruaja e Faraonit, dhe Merjemeja, e bija e Imranit. Dallimi i Aishes, në krahasim me gratë tjera, është sikur përsheshi në krahasim me ushqimet e tjera."**[169]

---

[167] Këtu është përmendur një pjesë e hadithit të gjatë ku përmendet se ummeti i Musait a.s. është ummeti më i madh në përjashtim të ummetit të Muhammedit a.s.

[168] Përkthimi i ajeteve të përmendura në tërësi është: "Kurse për ata që bisedojnë - All-llahu si shembull u sjell gruan e Faraonit, kur tha: O Zoti im, ndërtoma një shtëpi, te Ti, në Xhennet dhe shpëtomë nga Faraoni dhe sjelljet e tij dhe më shpëto nga populli mizor! Dhe Merjemen, të bijën e Imranit, e cila e ruajti virgjinitetin e saj, ndërsa ne aty krijuam jetë (mbeti shtatzënë), u besoi fjalëve dhe librave të Zotit të vet dhe ishte nga ato të përulurat." (Et- Tahrim, 11- 12).

[169] Vlera e h. Aishes në krahasim me vlerën e grave të tjera të ummetit të Muhammedit a.s. është e pjesërishme siç është vlera e një ushqimi në krahasim me ushqimin tjetër për nga oreksi. Këtë hadith e transmeton edhe Taberaniu. Sipas transmetimit të tij në gratë më të vlefshme hyjnë h. Hatixheja dhe h. Fatimeja. Në transmetimin e hadithit thuhet: "Gratë që kanë arritur shkallë të lartë janë: h. Asija, gruaja e Faraonit, Merjemeja, bija e Imranit, Hatixheja, bija e Huvejlidit dhe Fatimeja bija e Muhammedit." Në këtë kuptim Imam Ahmedi, Ibën Hibani, Ebu Ja'la, Taberaniu, Ebu Davudi dhe Ebu Hakemi nga Ibën Abbasi r.a. transmetojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Gratë më me vlerë nga xhennetlinjtë do të jenë: Hatixheja, bija e Huvejlidit, Fatimeja, bija e Muhammedit, Merjemeja, bija e Imranit dhe Asija, gruaja e Faraonit." Në lidhje me dallimin në mes të këtyre grave, Ibën Asakiri transmeton nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Gruaja e parë në Xhennet do të jetë

## "Karuni ka qenë nga populli i Musait..."[170]

---

Merjemeja, bija e Imranit, Fatimeja, pastaj Hatixheja, pastaj Asija gruaja e Faraonit."

[170] Me këtë aludohet në ajetet që vijojnë: "Karuni ka qenë nga populli i Musait dhe ka shtypur atë popull dhe ne i patëm dhënë aq pasuri sa çelsat e tij me vështirësi kanë bartur disa vetë të fortë; prandaj populli i thoshte: Mos u entuziazmo, sepse All-llahu nuk i do ata që janë shumë të gëzuar. Dhe përpiqu me sa të ka dhënë All-llahu të fitosh botën tjetër, por mos e harro as pjesën tënde (përgjegjësinë tënde)në këtë botë, dhe bën mirë si të ka bërë mirë ty All-llahu, e mos bën çrregullime në tokë, sepse All-llahu nuk i don ata që bëjnë çrregullime. Ai tha: Ajo që më është dhënë, më është dhënë me dijen time. A nuk e ka ditur se All-llahu para atij ka shfarosur disa popuj, të cilët kanë qenë më të fortë se ai (Karuni) a edhe më shumë. Prandaj gjynahqarët as që do të merren në pyetje për gjynahet e veta. Dhe doli para popullit të vet me stolitë e tij, e ata, të cilët adhuronin jetën e kësaj bote thoshin: Eh sikur edhe ne të kishim atë që iu dha Karunit! Ai është, njëmend, fatlum. Të mjerët ju - thoshin të diturit për atë që beson dhe bën vepra të mira, më i mirë është shpërblimi i All-llahut, por do t'u jipet vetëm durimtarëve. Dhe ne, atë dhe pallatin e tij e shafitëm në dhe askush nuk ka mundur t'i ndihmojë, përveç All-llahut, e as vetë s'ka mundur t'i ndihmojë vetvetes. Ndërsa ata, të cilët dje dëshironin të jenë në vend të tij, filluan të thonë: A nuk shihni se All-llahu i jep pasuri dhe ia mungon atij që do Ai nga robërit e vet. Sikur All-llahu të mos ma kishte dhuruar mëshirën e vet, edhe neve do të na kishte shafitur në tokë. A nuk e shihni se mohuesit kurrë nuk do të kenë sukses. " (El- Kasas, 76- 82).

Karuni ka qenë Israelit. Disa thonë se ka qenë djalë i mixhës se Musait a.s. Ndërkaq, ca të tjerë mendojnë se ka qenë bir i tezes së Musait a.s. Ibën Is'haku thotë se ka qenë mixha i Musait a.s.

Ibën Ebu Hatimi, përmes senedit autentik, ka regjistruar se Ibën Abbasi r.a. ka thënë: "Musai shpesh iu thoshte israelitëve: All-llahu ju urdhëron këtë dhe këtë përderisa nuk filloi të flasë për pasurinë. Kjo Karunit i vinte shumë rëndë, andaj ai israelitëve iu tha: Musai thotë se ai që bën laviri duhet të vritet. Israelitët vendosën që ta paguajnë një lavire e cila do të pranonte se ka bërë zina me Musain a.s. Atëherë do ta vrasim dhe vetëm kështu do të lirohemi nga ai" . Ata e bënë këtë, mirëpo, kur Musai a.s. filloi t'ju mbajë fjalimin, ata i thanë: "Nëse ti ke bërë zina! " " Po, sikur të jemë edhe unë" - tha ai." Po, ti ke bë zina", i thanë ata. Musai a.s. ■ frikësua. Dërguan një njeri ta thërrasin gruan. Pasi erdhi Musai a.s. iu betua në atë që i shpëtoi israelitët nga Faraoni dhe e pyeti se a vërtet ka bërë zina me të. Gruaja refuzoi, atëherë Musai a.s. ra në sexhde duke qarë. All-llahu xh. sh. atëherë i shpalli: "Unë i kam urdhëruar

*Le tenu'u*: domethënë: vështirë. Ibën Abbasi ka thënë: *Uli- kuvveti*: nuk mund t'i ngrenë as më të fortit. Thuhet *el- ferihin* dhe *el- merihin*: të luaj mendsh. *Vejke'en- nall- llahe*: a nuk sheh se All-llahu. E njejtë është si *elem tere en- nall- llahejebsutur- rizka li men jeshau*: a nuk sheh se All-llahu ia lëshon rrizkun kuj të dojë, *ve jakdiru*: i jep me bollëk dhe ia pakëson.

## RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "DHE MEDJENIT- VËLLAUN E VET, SHUAJBIN..." [171]

Domethënë: banorëve të Medjenit, sepse Medjeni është qytet. Në këtë kuptim shkon edhe *ves'elil- karjete* **dhe** *ves'elil i're*, domethënë: njerëzit në fshat dhe njerëzit në karvan.[172] *Veraekumdhihrijja*: mos kthehuni nga ai. Kështu i thuhet dikujt që nuk ka plotësuar dëshirën e dikujt: **"Dëshirën time e ke gjuajtur pas shpine", dhe"Më ke lënë pas shpine".** (Buhariu) thotë: *Edh- dhihrijju* do të thotë kur me veti merr shtazën ose ndonjë enë dhe e vendon pas shpine me qëllim që të mbrohet.[173]

*Mekanetuhum* dhe *mekanuhum* kanë të njejtin kuptim: vendi juaj.[174]

---

tokës që të të dëgjojë, prandaj urdhëroje çka të duash" . Musai a.s. e urdhëroi dhe toka e gëlltiti Karunin bashkë me ata që ishin me atë.

[171] Ajeti në tërësi thotë: "Dhe Medjenit - vëllaun e vet, Shuajbin. O populli im, tha ai, adhurojeni All-llahun, ju nuk keni tjetër zot përveç Atij, dhe mos bëni padrejtësi në peshojë, qoftë me litër ■ me terezi. Unë e shoh se ju keni mjaft dhe frikësohem se një ditë do t'ju godasë dënimi." (Hud, 84).

Krahina Medjen shtrihet ndërmjet pjesës jugore të Sirisë dhe pjesës veriore të Hixhazit.

[172] *Ves- selil karjetel- leti kunna fiha vel- ire* gjendet në ajetin: "Pyete qytetin ku kemi qëndruar dhe karvanin me të cilin kemi ardhur! Ne, padyshim, flasim të vërtetën." (Jusuf: 82)

Këto fjalë Buhariu i ka evidentuar sepse kanë kuptimin e *ehlun* (banor) siç kuptohet nga fjala *ve ila medjene* që don të thotë: banorët e Medjenit.

[173] *Veraekum dhihrijjen* gjendet në ajetin: "O populli im, tha ai, fisi im është më i dashur se All-llahu për ju, e ju atë e keni lënë krejtësisht pas dore? ! Zoti im e di mirë se çka bëni ju." (Hud, 92). Përndryshe fjala *dhihrijjen* është mbiemër pronor nga fjala *dhahrun*: shpina.

[174] Togfjalëshi *mekanetikum* gjnedet në ajetin: "O populli im, bëni sa të

***Jagnev*** d. m. th. të jetosh, ***jej'esu*** d. m. th. të pikëllohesh[175] ***Asa***[176] d. m. th. më vjen keq[177]

Hasani ka thënë: "***Inneke le ente halimu*:** me të vërtetë je i mençur-tallen me të.[178]

Ndërkaq Muxhahidi ka thënë: "***Lejketul- ejketu jevmedh- dhul-leti***[179]: t'i mbulojë mjegulla e dënimit ata.[180]

## RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Edhe Junusi është, me siguri, Pejgamber"...deri te fjalët: "...ndërsa ne ata i kënaqëm deri në një afat të

keni mundësi, por edhe unë do të bëj. Do ta merrni vesh cilin do ta zërë dënimi që do ta turpërojë dhe kush është gënjeshtar. Pra, pritni, edhe unë do të pres me ju! " (Hud, 93).

[175] Fjala ***jagneu*** është nxjerrë nga ajeti: "Sikur të mos kishin ekzistuar fare në te (Tokë). Qoftë i larguar Medjeni siç është edhe Themudi! " (Hud: 95)

[176] Këtu mendohet në shprehjen kur'anore ***fe la te'se*** e cila gjendet në ajetin: "Ata, tha ai, do të bredhin katërdhjetë vjet nëpër tokë, sepse atë (Tokën e shenjtë)e kanë të ndaluar, e ti mos u pikëllo për popullin mbrapshtan! " (El-Maide, 26). Ky ajet nuk i kushtohet Shuajbit a.s. por Musait a. ■ Ndërkaq Buhariu fjalën *je'se* e përmend sepse është e nxjerrë nga fjala ***asa***.

[177] Fjala ***asa*** është nxjerrë nga ajeti: "Prandaj, ai u largua prej tyre dhe tha: O populli im! Ju kam komunikuar traktet e Zotit tim dhe ju kam këshilluar, e si të vuaj për popullin mosbesimtar? " (El- A'raf, 93).

[178] ***Inneke le entel- halumu*** gjendet në ajetin: "O Shuajb, i thanë, kjo e falmja jote a të urdhëron që t'i lëmë ata që I kanë adhuruar baballarët tanë ose të mos veprojmë me pasuritë tona ashtu siç dëshirojmë vetë? Ti njëmend qenke i butë dhe i udhëzuar! " (Hud, 87).

[179] Fjala ***el- ejketu*** gjendet në ajetin: "Edhe banorët e Ejkës pejgamberët i trajtonin gënjeshtarë." (Esh- Shuara, 176).

Eika ose Lejka është emër i një territori nga bregu i detit deri në Medjen ku ishte i dërguar Shuajbi a.s.

[180] Togfjalëshi ***jevmi dhul- le*** është nxjerrë nga ajeti: "Dhe ata vazhduan ta trajtojnë si gënjeshtar, prandaj i përfshiu dënimi nga retë; ai dënim ishte një ditë e tmerrshme." (Esh- Shuara, 189).

Transmetohet se gjatë dënimit ka mbretëruar vapë e madhe andaj ata dalin nga qyteti. Kur i mbuloi një re, e cila në veti mbante një erë të freskët, ata hynë nën të. Përkundrazi nga reja ra një zjarr me ç'rast u dogjën. Shuajbi a.s. ishte i dërguar pejgamber te populli i Medjenit dhe i Ejkes. Medjeni u shkatërrua nga krahu u Xhibrilit, ndërkaq Ejkeja nga zjarri i resë.

***caktuar".*** [181]

**"...dhe mos u bën si ai i peshkut që [redacted] lut i zemëruar".**[182]

***Mekdhum*** domethënë: ***kedhim:*** i kapitur, i molisur.

**3412**. Na ka treguar Museddedi, këtij Jahja duke transmetuar nga Sufjani i cili thotë se i ka treguar A'meshi. Dhe na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Sufjani nga A'meshi, ky nga Ebu Vaili, ky nga Abdullahu r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Askush prej jush të [redacted] thotë: Unë jam më i mirë se Junusi"!**

**Museddedi këtij hadithi i ka shtuar: "Junus Ibën Metta".**

**3413**. Na ka treguar Hafs b. Umeri, këtij Shu'beje prej Katades, ky prej Ebul- Alije, ky nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Asnjë njeri nuk duhet të thotë: Unë jam më i mirë se Junus b. Metta- kështu ai ia përshkruante babait të vet, domethënë** (ka përmendur emrin e babës së vet).

**3414**. Na ka treguar Jahja b. Bukejr prej Lejthit, ky nga Abdulaziz b. Ebu Seleme, ky nga Abdullah b. Fadli, ky nga A'rexhi, e ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**"Një ditë një hebre ekspozonte mallin e vet. Për kundërvlerë iu ofrua diçka që nuk [redacted] kënaqte dhe ai tha:**

**- Jo, pasha Atë që e zgjodhi Musain mbi të gjithë njerëzit!**

**Një ensarij e dëgjoi, i ra [redacted] shuplakë dhe tha:**

**- Ti thua: Pasha Atë që Musain e zgjodhi mbi të gjithë njerëzit, ndërkaq Pejgamberi s.a.v.s. është në mesin tonë! "**

**Ai vajti te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i tha: "O Ebul- Kasim, unë**

---

[181] Autori këtu tregon në ajetet që vijojnë: "Edhe Junusi është, me siguri, pejgamber. Kur iku, iku me një lundër të mbushur plotë. Tërhoqi shortin dhe shorti i ra atij, Dhe e gëlltiti peshku, sepse ai e meritonte këtë, dhe sikur ai të mos ishte prej atyre që e lartësonte (All-llahun), Dhe do të mbetej me siguri në barkun e tij deri në Ditën kur do të ringjallen. Por Ne e nxorëm në një vend të shkretë, ndërsa ai ishte i sëmurë, Dhe mbi të mbëltuam një lozë kungulli; Dhe atë e dërguam për njëqindmijë e më tepër njerëz. Dhe ata i besuan, ndërsa ne ata i kënaqëm deri në një afat të caktuar. Por, ti pyeti! A për Zotin tënd janë vajzat - e për ata djemtë? " (Es- Saf- fat, 139- 148).

[182] Ajeti në tërësi thotë: "Ti duro, deri në caktimin e Zotit tënd dhe mos u bën si ai i peshkut (Junusi) që [redacted] lut i zemëruar." (El- Kalem, 48).

**kam mbrojtjen dhe premtimin! Si mund ai njeri të më bjerë me shuplakë”?**

**- Pse i ra shuplakë? - e pyeti Resulull-llahu dhe ai i tregoi. Pejgamberi s.a.v.s. aq shumë u hidhërua sa që hidhërimi i shihej në fytyrë, pastaj tha: “Mos bëni dallim në mes pejgamberëve të All-llahut. Kur do të fryhet në Sur, gjithçka çka ka në qiej e në tokë do të bien si në të fikët, me përjashtim të atij që All-llahu do ta dojë, mos i bie të fikët. Pastaj përsëri do të fryhet në Sur, unë do të ringjallem i pari, ndërkaq Musai atëbotë do të mbahet për Arshi. Nuk di, kjo do të ndodhë kështu sepse atij i ra të fikët atë ditë në Tur, ose do të jetë ringjallur para meje. Unë nuk them për askend se është më i mirë se Junus b. Metta”.**

**3416**. Na ka treguar Ebul- Velidi, këtij Shu'be nga Se’id b. Ibrahimi, i cili ka dëgjuar Hunejd b. Abdurrahmanin, që e transmeton nga Ebu Hurejre r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s. se ka thënë:

**“Askush nuk duhet të thotë: Unë jam më i mirë se Junus b. Metta.”**[183]

**“Dhe pyeti ata për fshatin që gjendej buzë detit kur e thyen dispozitën për të shtunën. “** ***Jeteadevne***: tejkaluan kufijtë rreth ditës së shtunë **“...kur peshqit para syve të tyre...”**deri te Fjalët: **“...bëhuni majmunë të përçmuar. “**[184]

---

[183] Muhammedi a.s. këtë e ka thënë me qëllim që t’ua tërheq vërejtjen atyre që dëgjojnë për ndodhinë e Junusit a.s. duke pasur për qëllim që të mos kuptohet se ky pejgamber ka pasur mungesa në krahasim me pejgamberët e tjerë. Junusi a.s. ishte i dërguar te populli i Ninivës. Atë, populli e detyroi që të gënjejë për çka ai iu premtoi dënimin për një kohë të caktuar, kurse vetë shkoi në mesin e tyre i turpëruar. Populli, kur panë parashenjat e dënimit u përkulën dhe filluan t’i besojnë. Mu për këtë All-llahu xh. sh. ua lëshoi rahmetin e vet dhe ua hoqi dënimin e paraparë. Pastaj Junusi a.s. hypi në një anije. Anija filloi të fundoset. Njerëzit filluan të shtyhen se kush duhet ta lëshojë anijen me qëllim që të ndihmojnë në shpëtimin e udhëtarëve. Më në fund gjuajtën shortin. Shorti, pasi që e gjuajtën tre herë, i ra Junusit a.s., prandaj edhe e gjuajtën në det. Në atë rast Junusin a.s. e gëlltiti një peshk i madh dhe më në fund e nxori në breg të detit.

[184] Në këtë hadith, Buhariu, sipas mendimit të shumicës, tregon ndodhinë e Ejlit, e cila ndodhi në rrugë për në Egjipt. Për këtë ndodhi flasin edhe ajetet: “Dhe pyeti ata për fshatin që gjendej buzë detit kur e thyen dispozitën për të

## *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Dhe Davudit ia dhamë Zeburin."* [185]

***Ez- zubur*** janë librat, ndërkaq njëjsi i kësaj fjale është ***zebur***. ***Zebertu*** d. m. th.: kam shkruar. **"Ne [redacted] dhamë Davudit mirësinë tonë. O male! lartësomni bashkë [redacted] të..."** Muxhahidi thotë: "Lartësoni bashkë me të" **"...dhe [redacted] shpendët! madje ia bëmë të butë edhe hekurin. Bën parzmore të gjera dhe thurri me fisnikëri! "** (kunjat dhe hallkat, kunjat nuk duhet të jenë të hollë që të jenë të dobëta parzmoret, e as shumë të trasha që të këputen) **"...Bëni edhe vepra të mira, sepse Unë shoh se ç'bëni! "**[186]

**3417**. Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Abdurrezaku, këtij i ka treguar Ma'meri prej Hemmamit, ky transmeton prej Eba Hurejres r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Davudit i ishte lehtësuar Kur'ani** (leximi). **Sikur ai të urdhëronte që të shalohen kafshët, ai para do të arrinte të lexojë**

---

shtunën. Kur peshqit, para syve të tyre, u vinin deri sa e festonin të shtunën, dhe kur nuk e festonin më, ata nuk u vinin më. Ja, ashtu i kemi vënë në sprovë për shkak se gjithmonë kanë gabuar. Dhe kur një grup prej tyre i thanë: Pse këshilloni një popull të cilin All-llahu do ta shkatërrojë ose do ta dënojë me mundime të rënda? Ata u përgjigjën: - Për t'u arsyetuar para Zotit tuaj dhe ndoshta do të shmangen pak prej gjynaheve. Dhe kur e harruan atë me çka ishin të qortuar, ne i shpëtuam ata të cilët pengonin nga veprat e këqia, kurse me dënim të rëndë i përfshimë mëkatarët, për shkak se gjithmonë kanë qenë mbrapshtanë. Dhe pasi që ata me ngulm refuzuan të heqin dorë nga ajo që u ndalohet, Ne u thamë: Bëhuni majmunë të përçmuar! " (El- A'raf, 163- 166).

Abdurrezaku transmeton nga Ibën Abbasi r.a. se banorët e Ejles, ditën e shtunë i vendonin rrjetat dhe ditën e diel i nxirrnin peshqit. Dikush ua tërhoqi vërejtjen se kjo është e ndaluar, ndërkaq disa të tjerë thonin: Lëshoni ata, ne distancohemi nga ata. Ata që bënë gjynah u shndërruan në majmunë. Si majmunë jetuan një kohë shumë të shkurtër dhe më në fund u zhdukën.

[185] Ajeti në tërësi thotë: "Ne ty të japim inspirim ashtu si i kemi dhënë inspirim Nuhit dhe pejgamberëve të tjerë pas tij; e i kemi shpallur edhe Ibrahimit, edhe Ismailit edhe Is'hakut edhe Junusit edhe Harunit edhe Sulejmanit, kurse Davudit i dhamë Zeburin." (En-Nisa', 163).

[186] Shih ajetet 10- 11 në suren Es- Sebe'. Buhariu qëllimisht e ndërpret ajetin që të shpjegojë disa fjalë për të cilat mbështetet në komentin e Muxhahidit.

**Librin se sa të shalonin kafshët. Dhe ai nuk është ushqyer me kurrgjë përveç se prej fitimit të duarëve të veta".**[187]

Këtë hadith e transmeton Musa b. Ukbe nga Safvani, ky nga Ata' b. Jesari, ky nga Ebu Hurejre r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s.

**3418.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, ketij Lejthi që e ka transmetuar nga Ukajli, ky nga Ibën Shihabi, të cilit i kanë treguar Se'id b. Musejjebi dhe Ebu Seleme b. Abdurrahmani se Abdullah b. Amri ka deklaruar se i Dërguari i All-llahut s.a.v.s. ka dëgjuar se unë kam thënë:

**"Pasha All-llahun, do të agjëroj ditën, e natën sa të jem gjallë do ta kaloj në namaz", ndërkaq i Dërguari i All-llahut s.a.v.s. më tha:**

**- Ti je ai që ke thënë: "Pasha All-llahun, do të agjëroj ditën, e natën sa të jem i gjallë do ta kaloj në namaz".**

**- Ashtu kam thënë - vërtetova unë.**

**- Ti këtë nuk do të mundesh ta bësh- tha ai. Agjëro por nga njëherë ndërpreje agjërimin, fal namaz por edhe flej. Për çdo muaj agjëro nga tre ditë, sepse secila punë [redacted] mirë shpërblehet dhjetëfish, kjo do të vjen sikur ta agjërosh tërë kohën.**

**- O i Dërguar [redacted] All-llahut, - thash- unë me të vërtetë mundem edhe më tepër se kjo!**

**- Një ditë agjëro, dy ditë- jo, - tha Resulull-llahu a. s.**

**- Unë mundem më shumë se kjo- thash përsëri.**

**- Një ditë agjëro e një ditë jo- tha ai. Ky është agjërimi i Davudit, dhe ky është agjërimi më [redacted] vlefshëm.**

**- O Resulull- llah, unë mundem edhe më shumë se kjo - thash.**

**- Nuk ka më mirë se kjo - [redacted] përgjigj ai.**

**3419.** Na ka treguar Hal- lad b. Jahja, këtij Mis'ari, këtij Habib b.

---

[187] Nga hadithi përfundojmë se bereqeti në disa momente mund të shihet brenda një kohe të shkurtër si dhe brenda një kohe të shkurtër mund të kryhen punë të mëdha.

Davudi a.s. fitonte nga duart e veta sepse ndërtonte parzmore prej hekuri. I shiste dhe nga fitimi i tyre jetonte edhe pse ishte një nga mbretërit më të fuqishëm të kohës kur jetoi. All-llahu xh. sh. atij i mundësoi që në mënyrë shumë të lehtë të përpunojë parzmoret prej hekuri. Mendohet se Davudi a.s. është i pari i cili parzmoret i ndërtoi nga karriget e telit. ndërkaq më parë i ndreqnin nga pllakat e hekurit.

Ebu Thabit i cili transmeton nga Ebul- Abbasi se Abdullah b. Amër b. As ka thënë:

**"I Dërguari i All-llahut më ka thënë:**

**- Mendon ti se unë nuk e di se ti natën e kalon në namaz e ditën agjëron?**

**- Po, u përgjigja unë. Kurse ai më tha:**

**- Nëse vepron kështu, sytë do të bien, shpirti do të lodhet. Prej secilit muaj agjëro nga tre ditë, sepse ky agjërim është sikur të agjërosh tërë kohën - jetën.**

**- Mendoj se kam fuqi- thash unë.**

**- Atëherë agjëro sikur Davudi a. s. Ai një ditë agjëronte e një ditë jo, mirëpo nuk luhatej kur takohej me armikun- tha Resulull-llahu a. s. "**[188]

**"Namazi më i dashur te All-llahu është namazi i Davuditi; agjërimi më i dashur te All-llahu është agjërimi i Davudit. Ai gjatë gjysmës së natës flente, një të tretën e kalonte në namaz, një të gjashtën përsëri flente, ndërkaq ditën agjëronte, ndërsa ditën tjetër nuk [illegible] agjëronte.**

**Aliu thotë: "Kjo përputhet [illegible] fjalët e Aishes: ' Agu i mëngjezit atë te unë gjithmonë [illegible] gjente në gjum".**[189]

**3420**. Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Sufjani, nga Amër b. Dinari, ky nga Amër b. Evs eth- Thekafiu, i cili ka dëgjuar Abdullah b. Amrin se e ka dëgjuar të Dërguarin e All-llahut duke thënë:

**" Agjërimi më i dashur te All-llahu është agjërimi i Davudit. Ai një ditë agjëronte ndërkaq ditën tjetër jo. Namazi më i dashur te All-llahu është namazi i Davudit. Ai flente gjysmën e natës, një të tretën falej, ndërkaq një të tretën përsëri flente".**

**"...dhe përkujtoje robin tonë Davudin, të bindur në fe...**deri te Fjalët**...dhe i dhamë mençuri e aftësi të gjykojë."**[190]

---

[188] Nga kjo kuptojmë se agjërimi i shpesht nuk e bën të paaftë për luftë.

[189] Ibën Haxheri mendon se deklarata e Buhariut: "...thotë Aliu..." i dedikohet mësuesit të tij Ali b. el- Mediniut dhe se e përmend duke dashur të shpjegojë fjalinë: "...dhe një të gjashtën e natës e flente." që nënkupton se shprehja e Muhammedit a.s. para mëngjesit, pas namazit të natës, përputhet me shprehinë e Davudit a.s.

[190] Këtu aludohet në ajetet që vijojnë: "Ti duro ata çka do që thonë dhe

Muxhahidi thotë: ***Faslul- hitab*** do të thotë mençuri në gjykim.

**"...mos u shmang, dhe drejtona në rrugë të drejtë. Ky miku im ka, me siguri, nëntëdhjetë e nëntë dele..." - kurse për femrën thuhet *na'xhetun*, gjithashtu thuhet edhe *shatun* - "...kurse unë vetëm një, dhe për këtë më tha: "ma jep mua"! - sikur fjala *ve keffeleha Zekerijja*** (e mori Zekerijau) **- dhe në këtë më mundi. U bë më i fort se unë. *A'zeztuhu* d. m. th. e kam bë më të fortë në dialog ose në të folur. "Njëmend të ka bërë [redacted] të padrejtë, meqë ka kërkuar delen tënde t'ua bashkojë deleve të veta. Shumë bashkëpunëtorë i bëjnë padrejtësi njëri- tjetrit...deri te Fjalët...e kemi vënë në sprovë...". Umeri e lexonte *fettennahu* me teshdid në shkronjën "ta". "...Andaj kërkoi falje nga Zoti i vet, [redacted] [redacted] fytyrë në tokë dhe [redacted] pendua."**[191]

**3421.** Na ka treguar Muhammedi, këtij i ka treguar Sehl b. Jusufi, ky thotë se e ka dëgjuar Avamin, ky nga Muxhahidi, i cili thotë se e ka pyetur Ibën Abbasin: **"A duhet të bëjë sexhde në suren Sad? "**

Atëherë Ibën Abbasi lexoi: **"...Dhe nga pasardhësit e tij Davudin dhe Sulejmanin..."gjersa ariti te Fjalët: "...prandaj paso rrugën [redacted] tyre..."- Pastaj tha: Pejgamberi i juaj s.a.v.s. është prej atyre që i është urdhëruar që t'i pasojë ata".**[192]

---

përkujtoje robin tonë Davudin, të bindur në fe, i cili përherë i drejtohet All- llahut. Ne i kemi nënshtruar malet që bashkë me të të lartësojnë All- ahun në muzg dhe në agim. Edhe shpendët e tubuar të gjithë atij i drejtohen. Dhe ia përforcuam mbretërinë dhe i dhamë mençuri e aftësi të gjykojë" . (Sad, 17- 20).

[191] Këto janë disa pjesë nga ajetet kur'anore: "Kur hynë te Davudi dhe ai u frikësua prej tyre. Mos u frikëso - i thanë. Ne jemi dy palë në konflikt. I kemi bërë dëm njëri- tjetrit, andaj ti na gjyko me drejtësi, mos iu shmang, dhe drejtona në rrugë të drejtë. Ky miku im i ka, me siguri, nëntëdhjetë e nëntë dele, kurse unë vetëm një, dhe për këtë më tha: "Ma jep mua" ! dhe në këtë më mundi. Njëmend ta ka bërë me të padrejtë, meqë ka kërkuar delen tënde t'ua bashkojë deleve të veta. Shumë bashkëpuntorë i bëjnë padrejtësi njëri- tjetrit, përveç atyre, të cilët besojnë dhe bëjnë vepra të mira, por të atillë ka pak. Mirëpo, Davudi e kuptoi se e kemi vënë në sprovë, andaj kërkoi falje nga Zoti i vet, ra me fytyrë në tokë dhe [redacted] pendua." (Sad, 22- 24).

Davudi nuk dëgjoi të dy palët në konflikt, por vetëm njërën palë dhe në bazë të deklaratës së tij mori vendimin. Pastaj iu kujtua se nuk guxonte të veprojë ashtu dhe u pendua.

[192] Ibën Abbasi lexoi këto ajete: "Dhe ne i falëm Is'hakun dhe Jakubin.

**3422.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Vuhejbi, këtij Ejjubi i cili transmeton nga Ikrimeja, se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"Sexhdeja ne suren Sad nuk është e detyruar, por unë kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke bërë sexhde kur lexonte në këtë sure. "**

### *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Ndërsa Davudit i falëm sulejmanin, njeri fantastik, dhe shumë është penduar, "*

- d. m. th. është larguar nga gjynahet dhe ka bërë tevbe.[193]

Dhe rreth Fjalëve: "**...më [redacted] dhe më dhuro pushtet që nuk do të ketë askush përveç meje! ...**"[194]

Dhe rreth Fjalëve: "**Dhe shkoni pas asaj që u kanë folur djajtë për mbretërinë e Sulejmanit...**"[195]

---

Secilin e kemi udhëzuar - ndërkaq Nuhin e patëm udhëzuar që më parë - dhe nga pasardhësit e tij Davudin dhe Sulejmanin, edhe Ejubin dhe Jusufin, Musain dhe Harunin. Ashtu i shpërblejmë ne ata që bëjnë vepra të mira. Edhe Zekerijanë, dhe Jahjanë edhe Isain e Iljasin - të gjithë kanë qenë të mirë. Edhe Ismaili edhe Eljesau dhe Junusi e Luti - secilin e kemi dalluar nga të tjerët. Edhe nga baballarët e tyre, edhe pasardhësit e tyre, edhe vëllezërit e tyre - ata i kemi zgjedhur dhe i kemi udhëzuar në rrugë të drejtë. Ai është udhëzim i All-llahut ku Ai udhëzon kë të dojë nga robërit e vet. Po nëse ata i bëjnë tjetër shok Atij, me siguri do t'u shkojë kot ajo çka bëjnë. Ata janë, të cilët ne u kemi dhënë Librin, urtësinë dhe pejgamberllëkun. E këta nëse nuk u besojnë, Ne kemi mobilizuar njerëz të cilët nuk e mohojnë. Ata janë, të cilët All-llahu i ka udhëzuar, prandaj paso rrugën e tyre. Thuaj: Unë prej jush nuk kërkoj shpërblim për këtë (Kur'anin), ai është vetëm këshillë e qortim botërave" . (El-En'am, 84- 90).

[193] Buhariu në kaptinën mbi Sulejmanin a.s. ka përmendur ajetin 36 të sures Sad dhe pastaj shpjegon kuptimin e fjalës *evvab*.

[194] Përkthimi i tërë ajetit është: "O Zoti im, - tha, më fal dhe më dhuro pushtet që nuk do ta ketë askush përveç meje! Ti, me të vërtetë, shpërblen shumë." (Sad, 35).

[195] Ajeti në tërësi thotë: "Dhe shkonin pas asaj që u kanë folur djajtë për mbretërinë e Sulejmanit. Sulejmani nuk ka qenë mosbesimtar, porse djajtë janë mosbesimtarë (patën mohuar)duke i mësuar njerëzit magji dhe çka u zbriti dy melekve, Harut dhe Marut, në Babilon. Dhe ata dy nuk ia kanë mësuar askujt, madje thonin, ne jemi vetëm një sprovë, ti mos u bën mosbesimtar! Dhe njerëzit mësonin prej atyre dyve si ta ndajnë burrin prej gruas, por me këtë nuk mund t'i bënin dëm kërkujt pa vullnetin e All-llahut. Dhe mësonin atë që u bën

Dhe rreth Fjalëve të All-llahut xh. sh.: **“Kurse Sulejmanit erën, mëngjesi i së cilës është [redacted] një muaj. Edhe mbrëmja e saj është sa një muaj. Dhe kemi bërë që t'i rrjedhë burim bakri...”** disa thonë: **“...Dhe kemi bërë që nga burimi t'i burojë hekur”**- **“...si edhe exhinët, të cilët me vullnetin e Zotit të tij, veprojnë përpara tij; Dhe cili sish refuzon urdhërin tonë e bëjmë të shijojë dënimin me zjarr. I bëjnë atij çka të dëshirojë: faltore**- Muxhahidi thotë se këto **ndërtesa janë më të vogla se pallatet- ...e përmendore; dhe sahane sikur hurdha”**- sikur pishina për të mbledhur ujin për devet. Ndërkaq Ibën Abbasi thotë: **“sikur hurdhë në tokë”**- **“dhe koftorë të palëvizshëm, përpiquni dhe jini falenderues në mes robëve të Mi”. E kur vendosëm që të ndërrojë jetë, krimb”**- *erdah* - **“i cili e hëngëri shkopin e tij”** - *asahu* - **“ [redacted] tërhoqi vërejtjen se ka vdekur, dhe kur ai ra”** - deri te fjala: **“e turpshme”.**[196]

(All-llahu i Lartmadhërishëm thotë se Sulejmani a. s. ) ka thënë: **“Në vend që të kujtoj Zotin tim, unë deshta pasurinë”! ...Dhe ai filloi t'i ledhatojë këmbët dhe qafat,** d. m. th. i ledhatonte jelat dhe kordhat. ***El- esfad*** janë prangat. Muxhahidi thotë: ***Es- safinat*** rrjedhin nga fjala ***safenel- feresu:*** kur kali e çon njërën këmbë ashtu që të qëndrojë në tehun e thundrës. ***El- Xhijadu*** d. m. th. i shpejt, ***xheseden:*** shejtan, ***ruhaen:*** pasuri (bukur), ***hajthu esabe:*** ku deshti ai, ***femnun:*** jepe (liroje), ***bi gajri hisab:*** pa përgjegjësi.[197]

---

dëm atyre e nuk u bën kurrfarë dobie edhe pse e kanë ditur se ai që e merrte atë (mjeshtri) nuk do të ketë kurrfarë fati në botën tjetër. Po shumë e keqe është ajo, nëse e dinë, për çka e kanë shitur veten.” (El- Bekare, 102).

[196] Këtu përmenden disa pjesë të ajeteve kur’anore ku thuhet: “Kurse Sulejmanit erën, mëngjesi i së cilës është sa një muaj. Edhe mbrëmja e saj është një muaj. Dhe kemi bërë që t’i rrjedh burim bakri; si edhe exhinët të cilët, me vullnetin e Zotit të tij, veprojnë para tij; Dhe ai i cili refuzon urdhërin tonë e bëjmë të shijoj dënimin me zjarr. I bëjmë atij çka të dëshirojë: faltore e përmendore; edhe enë të mëdha e kazana të palëvizshëm. O familja e Davudit, punoni dhe jini mirënjohës! Mirëpo pak ka mirënjohës ndër robërit e mij. Dhe kur zbatuam vdekjen ndaj tij, për vdekjen e tij nuk i njoftoi askush përveç” dabbetul- erdit” që hante shkopin e tij dhe kur ai u rrëzua, exhinët e kuptuan se sikur ta dinin fshehtësinë nuk do t’i ekspozoheshin dënimit të turpshëm.” (Seb’, 12- 14).

[197] Ajetet e cituara dhe termet e përmendura gjenden në këto ajete: “Kur një mbrëmje iu paraqitën atij atllarë që rrinin në tri këmbë, Ai tha: “Unë shfaqa

**3423.** Më ka treguar Muhammed b. Bishari, këtij Muhammed b. Xha'feri, këtij Shu'beja i cili transmeton nga Muhammed b. Zijadi, ky nga Ebu Hurejre r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s.:

**"Mbrëmë rastësisht [redacted] paraqit dreqi** (ifriti prej xhindëve) **dhe ma ndërpreu namazin. Mirëpo, All-llahu më bëri më të fortë se ai. E mora dhe desha ta lidhi për një shtyllë të xhamisë me qëllim që të gjithë ta shihni, por m'u kujtua duaja e vëllait tim, Sulejmanit: "O Zoti im, më jep sundim të cilin pas meje askush nuk do ta arrijë! "andaj me nënçmim e refuzova. "**

***Ifrit*** është individ i parespektueshëm, qoftë prej xhindëve ose njerëzve. (Njejësi i fjalës është ***ifrijeh***) si ***zibnijeh*** shumësi i së cilës është ***zebanijeh.***[198]

**3425**. Na ka treguar Halid b. Mahledi, i cili transmeton nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre se i Derguari i All-llahut ka thënë:

**"Sulejmani, i biri i Davudit, njëherë ka thënë: Sonte [redacted] siguri do t'i vizitojë shtatdhejtë gratë e mia, secila prej tyre do të bëjë nijet të lind nga një kalorës, të cilët do të luftojnë në rrugën e All-llahut".**

- **Si të dojë All-llahu** - *insha- all- llah* - **i tha shoku i tij. Mirëpo ai këtë nuk e tha dhe asnjëra prej grave nuk lindi fëmijë në përjashtim të njërës fëmijës të së cilës i mungonte gjysma e trupit. Sikur të kishte thënë ashtu, ata do të luftonin në rrugën e All-llahut - tha pastaj Pejgamberi s.a.v.s.**

Shuajbi dhe Ibën Ebuz- Zinadi kanë thënë: **"Nëntëdhjetë** (gra) **kjo është e sigurt.**[199]

---

dashuri ndaj pasurisë sipas vërejtjes së zotëriut tim, deri sa humbën sysh, m'i ktheni ata" ! dhe filloi t'i lëmojë kah qafa dhe këmbët. Ne e vumë në sprovë Sulejmanin dhe e mbajtëm në post vetëm si figurë (të palëvizshëm) e pastaj u shërrua. O Zoti im- tha- më fal dhe më dhuro pushtet që nuk do ta ketë askush përveç meje! Ti, me të vërtetë shpërblen shumë. Dhe ne ia nënshtruam erën që të lëvizte lehtë sipas urdhërit të tij dhe kah dëshironte ai, Edhe djajtë, gjithfarë ndërtuesish dhe zhytësish. Edhe të tjerë, mbërthyer në pranga. Ky është shpërblimi ynë, e ti ose lirojë ose mbajë, për këtë nuk jep llogari." (Sad, 31-39).

[198] Autori në kuptimin gjuhësor shpjegon fjalën *ifrit.*

[199] Ky hadith transmetohet në shumë variante andaj edhe numri i grave ndryshon. Në disa përmenden 60, në disa 70, në disa 90 ndërkaq në disa transmetime tjera 99 ose 100 gra. Në bazë të kësaj Ibën Haxheri përfundon se

**3425**. Na ka treguar Umer b. Hafs, këtij i ati i tij, këtij A'meshi, këtij Ibrahim et- Tejmiu, ky transmeton nga i ati i tij e ky nga Ebu Dherri r.a. i cili thotë se ka thënë:

**- O i Dërguar [illegible] All-llahut, cili mesxhit është ngritur i pari?**

**- El- Mesxhidul- Haram - [illegible] përgjigj ai.**

**- Cili pas tij? - thotë se e ka pyetur.**

**- Pastaj El- Mesxhidul- Aksa- tha ai.**

**- Sa është largësia në [illegible] tyre? - pyeta.**

**- Katërdhjetë- [illegible] përgjigj ai, dhe pastaj vazhdoi: Kudo të të zë namazi, fale, e tërë toka është mesxhid.**[200]

**3426.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtë e ka informuar Shuajbi, këtë Ebuz- Zinadi, këtij i ka treguar Abdurrahmani, i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. se thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Shembulli im në krahasim me njerëzit është sikur shembulli i njeriut [illegible] cili ka kallur zjarrin. Fluturat dhe këto shtazë filluan të kërcejnë në zjarrë. "**

**3427. Dhe tha: "Kanë qenë dy gra të cilat kishin nga një fëmijë. Erdhi ujku dhe e mori njërin fëmijë nga ata dy. Njëra tjetrës [illegible] thotë: "E mori femijën tënd", edhe tjetra i thotë: "E mori fëmijën tënd". Ato dyja kërkuan nga Davudi që t'u gjykojë. Ai fëmijën ia dha gruas që ishte më e plakë. Ato dolën para Sulejmanit, të birit të Davudit të cilit ia treguan vendimin. Ai tha: "Më jepni thikën që ta ndaj në dysh e t'ua jap juve". "Mos vepro ashtu, All-llahu të mëshiroft! ", tha më e reja, "ai është fëmija i saj. "Pastaj ai ia dha të resë."**[201]

---

ai ka pasur 60 gra të lira, kurse tjerat kanë qenë robëresha ose e kundërta.

Sulejmani a.s. i ka dashur shumë kuajt pa ndonjë qëllim të kësaj bote, por pat harruar të thotë: "Insha- all- llah" (Dashtë All-llahu). Ai që ia përkujtoi sipas të gjitha gjasave, ka qenë melek. Kur bëhet fjalë për të ardhmen, duhet të thuhet: "Insha- all- llah" . Ai që e thotë këtë pasi të betohet e pastaj nuk e plotëson betimin, nuk ka thyer betimin.

[200] Ky hadith përmendet dhe shpjegohet më gjërësisht në kaptinën mbi Ibrahimin a.s.

[201] Buhariu këtu përmes një senedi përmend dy hadithe, sepse transmetuesi ka dëgjuar të dy hadithet, andaj edhe i ka transmetuar bashkërisht. Hadithi i parë nuk përmendet në tërësi edhe pse në të flitet për rolin e Pejgamberit a.s. në thirrjen në Islam. Ibën Arabiu mendon se krahasimi

**Ebu Hurejre ka thënë: "Për All-llahun, nuk kam dëgjuar për sik- kin (fjalën thikë) përveç atëherë. Para këtij rasti përdornim fjalën mudje".**

***RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT TË LARTËMADHËRISHËM: "Kurse ne Llukmanit i kemi dhuruar urtësinë: ji mirënjohës All-llahut..."***

deri te Fjalët e të Lartëmadhërishmit: **"...se All-llahu nuk e do arrogantin e lavdraçin."**[202] ***Ve la tusair*** d. m. th.: të kthesh fytyrën.[203]

---

që përmendet në hadith ka për qëllim të shpjegojë se njerëzit nuk punojnë diçka që do t'i çonte në Xhehennem dhe se përmes tyrë duan të zhduken, porse ashtu veprojnë duke menduar se nga veprat e tilla kanë dobi si dhe duke i pasuar ndjenjat. Sikur flutura e cila fluturon drejt zjarrit por jo me qëllim që të digjet, por për shkak të dritës që e sheh.

Hadithin tjetër, ku përmendet urtësia e Sulejmanit a.s., Buhariu e përmend bashkë me senedin në kaptinën mbi trashëgiminë (feraidin).

[202] Titulli i kësaj kaptine, ku flitet mbi Llukmanin a.s., na drejton te këto ajete: "Kurse Ne Llukmanit i kemi dhuruar urtësinë: Jij mirënjohës All-llahut! Kush falenderon, atë e bën për vete, po ai i cili mohon - ani! All-llahu është njëmend i pasur dhe i denjë për falënderim. Kur Llukmani i tha birit të vet, duke e këshilluar: Biri im! Mos I bën shok All-llahut! Politeizmi është me të vërtetë, krim i madh. Ne e kemi porositur njeriun për prindërit e vet të sillet mirë, ; se nëna e vet e ka bartur duke dëmtuar shëndetit e saj, kurse nga gjiri e ndanë brenda dy vjetëve. Të jesh mirënjohës ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni. Po nëse të nxisin që tjetërkënd ta konsiderosh të barabartë me Mua, atë që ti nuk e di, mos i dëgjo, por ndaj tyre sillu me zemërgjerësi në këtë botë dhe paso rrugën e atij i cili më drejtohet mua me sinqeritet! Pastaj tek unë do të ktheheni dhe do t'ju informoj se çka keni punuar. O biri im! mirë a keq, qoft ajo sa kokërra e unthit, qoftë në qiej, në shkrepa a në tokë, All-llahu do ta nxjerrë në dritë, se All-llahu është i butë dhe i informuar. O biri im! kryeje faljen dhe urdhëro të bëhen vepra të mira e ndalo nga veprat e këqija; Përballo me durim çkado që të gjenë! Kjo është me të vërtetë detyrë themelore. Dhe, nga aroganca, mos ua kthe njerëzve fytyrën tënde dhe rrugës mos ec kryelartë e me arogancë, se All-llahu nuk e do arogantin e lavdëraqin." (Llukma, 12- 18).

[203] ***Ve la tusa'air*** gjendet në ajetin e cituar të fundit.

Llukmani përmendet në Kur'an mirëpo nuk theksohet se ka qenë pejgamber. Nesefiu në tefsirin e vet thotë: "Dijetarët janë në ujdi se ai ka qenë njeri i urtë, dhe se nuk ka qenë pejgamber. Përjashtim bënë transmetimi i

**3428.** Na ka treguar Ebul- Velidi, këtij Shu'beja duke transmetuar nga A'meshi, ky nga Ibrahimi, ky nga Alkameja, ky nga Abdullahu, i cili ka thënë:

**"Kur u shpall; "Ata që besojnë dhe besimin e tyre nuk e përziejnë me zullum", as`habët e pyetën Pejgamberin sa. v. s.: "Cili prej nesh nuk ka bërë gjynah"? Andaj u shpall: "Mos I bën shok All-llahut, politeizmi, me të vërtetë është zullum i madh. "**

**3429.** Më ka treguar Is`haku, këtij i ka treguar Isa b. Junusi, këtij A'meshi i cili transmeton prej Ibrahimit, ky nga Alkameja, ky thotë se Abdullahu r.a. ka thënë: "Kur u shpall: "Ata që besojnë dhe besimin e tyre nuk e përziejnë me zullum" muslimanëve iu ra rëndë, andaj thanë:

**- O i Dërguar i All-llahut, cili prej nesh nuk ka bërë gjynah?**

**- Nuk është fjala për gjynah- tha ai- por mendohet për politeizmin. A nuk keni dëgjuar se çka i tha Llukmani birit të vet kur e këshilloi: "...Biri im! [redacted] I bën shok All-llahut! Politeizmi është, [redacted] të vërtetë, krim i madh."**[204]

**"Sillu atyre shembullin [redacted] banorëve të fshatit..." deri në fund të ajetit.**

***Feaz- zena*** d. m. th. I përforcuam, siç ka thënë Muxhahidi, e Ibën Abbasi thotë se ***Tairukum*** ka kuptimin: fatkeqësia e juaj. [205]

---

Ikrimes, i cili mendon se Llukmani ka qenë pejgamber." Transmetohet se Llukmani ka jetuar ne kohën e Davudit a.s.

[204] Pejgamberi a.s. me këtë shpjegon ajetin: "Kur Llukmani i tha birit të vet, duke e këshilluar: Biri im! mos i bën shok All-llahut! Politeizmi është, me të vërtetë, krim i madh." (Llukman, 13).

Përndryshe, kjo është forma e parë e komentimit të Kur'ani Kerimit me ajet të Kur'anit. Mirëpo, duhet të kemi parasysh se nuk mund të gjejmë komentimet e ajeteve me ajete të tjera, andaj për komentimin e ajeteve shfrytëzohen format dhe mënyrat e tjera siç është për shembull komentimi me hadithin e Pejgamberit a.s. edhe atë duke [redacted] mbështetur në deklaratat e sahabeve, në kriteret gjuhësore etj.

[205] Për rastin e përmendur flasin ajetet: "Sillu atyre shembullin e banorëve të fshatit që i kanë ardhur të dërguarit. Kur ne u dërguam atyre dy e ata i përgënjeshtruan të dy, i përforcuam edhe me të tretin dhe thanë: - Ne jemi të dërguar te ju. Ata u thanë: Ju jeni vetëm njerëz sikurse edhe ne, dhe i Mëshirëshmi nuk ka shpallur kurrgjë por ju vetëm gënjeni. Zoti ynë e din se ne jemi, me siguri, të dërguar te ju, thanë ata. Dhe nuk kemi tjetër

***FJALËT E ALL-LLAHUT TË LARTËMADHËRISHËM: "Rrëfimi për mëshirën e zotit tënd ndaj robit të vet Zekerijait, kur e luti Zotin e vet me lutje të fshehtë, i tha: "o Zoti im, eshtrat më janë shkatërruar e kryet më është thinjur..." deri te fjalët: "...askujt më përpara nuk deshëm t'ia lëmë këtë emër. "***

Ibën Abbasi thotë: "fjala ***semijjen*** d. m. th. i ngjashëm". Thuhet ***redijjen*** për fjalën ***merdijjen*** (të jesh me atë i kënaqur). *Itijjen:* pleqësi e thellë, (forma e foljes është: ***ata; ja'tu***).

**"O Zoti im, tha ai, si do të kem unë djalë kur gruan e kam shterpë, por edhe unë jam shumë i moshuar? [illegible] " deri te Fjalët: ...nuk do të flasish tri net [illegible] njerëzit përkundër faktit se do të jesh i shëndoshë". Thuhet *sahihan* që don të thotë i shëndoshë.**

**"Dhe doli nga tempulli para popullit të vet dhe me shenjë ua vuri në dije ta lavdërojnë All-llahun në mëngjez dhe në mbrëmje. "*Fe evha* d. m. th.: me shenjë vuri në dije.**

**"O Jahja, merre Librin seriozisht! " deri te Fjalët: "...edhe në ditën kur do të rringjallet përsëri! *Hafijjen* don të thotë: [illegible] butë. *Akiren* thuhet për femrat edhe për mashkujt që janë sterilë.**[206] 207

---

(obligim)përveç shpalljes haptazi. Ata thanë: Ne parandjejmë rrezik prej jush dhe në qoftë se nuk tërhiqeni do t'ju mbysim me gurë dhe njëmend do të përjetoni dënim të dhimbshëm nga ana jonë. Fatkeqësia juaj është me ju! Thanë ata: A edhe nëse u tërhiqet vërejtja? Po, ju jeni popull që e teproni." (Jasin, 13- 19).

Ibën Is'haku thotë se këtu mendohet për Antakien, banorët e të cilit adhuronin idhujt. Thuhet se pejgamberët e tyre janë quajtur Sadik, Saduk dhe Shelum. Komentatorët thonë se këta pejgamberë në fakt kanë qenë të dërguarët e Isait a.s., të cilët i dërgoi në qytetin e përmendur.

[206] Autori këtu ka përmendur disa ajete, kurse për tjerët vetëm tregon. Ato ajete gjenden në fillim të sures Merjem. Pasiqë ato i dedikohen Zekerijait a.s. dhe djalit të tij Jahjait a.s., të përmendim vetëm përkthimin e tyre: "Rrëfimi për mëshirën e Zotit tënd ndaj robit të vet Zekerijait, Kur e luti Zotin e vet me lutje të fshehtë. I tha: - O Zoti im, eshtrat më janë shkatërruar e kryet më është thinjur, por kurrnjëherë kur të jam drejtuar me lutje Ty, o Zoti im, nuk kam qenë i pafat. Unë frikësohem për të afërmit e mi, për kah gjaku, pas meje, kurse gruan e kam beronjë, prandaj më fal një trashëgimtar! Të më trashëgojë mua dhe familjen e Jakubit, dhe bëre atë, o Zoti im, të mirëpritur. - O Zekerijja, po të përgëzojmë me një djalë, i cili do të quhet Jahja. Askujt më

**3430**. Na ka treguar Hutbe b. Halidi, këtij Hemmam b. Jahja, këtij Katadeja i cili transmeton nga Enes b. Maliku, ky nga Malik b. Sa'saa, se i Dërguari i All-llahut s.a.v.s. ka treguar për natën e mi'raxhit:

**"...Pastaj udhëtoi lartë deri [redacted] arriti në qiellin e dytë dhe kërkoi që të hapet.**

**- Kush është - iu tha.**

**- Xhibrili- u përgjigj ai.**

**- Kush është me ty ? - iu tha.**

**- Muhammedi - tha ai.**

**- A [redacted] është dhënë pejgamberllëku ? - [redacted] pyet.**

**- Po - [redacted] përgjigj** (Xhibrili).

**Dhe kur arrita në qiellin e dytë, kur pashë Jahjain dhe Isain, ndërkaq këta dy janë bijë motre dhe të mbesës.**

**- Këta janë Jahjai dhe Isai, jepu selam- më tha.**

**Dhash selam, edhe ata ma kthyen, pastaj thanë:**

**- Mirë se erdhie, vëlla i mirë dhe pejgamber i mirë".**[207]

---

përpara nuk deshëm t'ia lëmë këtë emër. - O Zoti im, tha ai, si do të kemë unë djalë kur gruan e kam shterpë, por edhe unë jam shumë i moshuar? ! - Ja, ashtu! - i tha, Zoti yt ka thënë: - Ajo është e lehtë për mua, edhe ty të kam pas krijuar më parë kur nuk ke qenë kurrgjë. - O Zoti im, - tha- më jep ndonjë shenjë! - Shenja jote do të jetë ajo se ti nuk do të flasish tri net me njerëzit, përkundër faktit se do të jeshë i shëndoshë. Dhe doli nga tempulli para popullit të vet dhe ua bëri me shenjë ta lavdërojnë All-llahun në mëngjes dhe në mbrëmje. O Jahja, merre Librin seriozisht! Dhe i dhamë urtësi qysh kur ishte si fëmijë; Butësi dhe sinqeritet dhe ishte i çiltër. Edhe ndaj prindërve të vet ishte i mirë, nuk ka qenë i ashpër dhe i pasjellshëm. Dhe paqa qoftë me të në atë ditë kur u lind dhe kur do të vdesë, edhe në ditën kur do të ngjallet përsëri." (Merjem, 2- 15)

Fjalën *hafijjen* autori e shpjegon me termin e përmendur edhe pse nuk gjendet në ajetin në fjalë, por gjendet në ajetin: "Qofsh në paqë, tha Ibrahimi. Do ta lus Zotin tim të të falë, sepse Ai është shumë i mirë ndaj meje." (Merjem, 47).

[207] Kjo është një pjesë nga hadithi i gjatë mbi Isranë, e cila tërësisht përmendet në kaptinën mbi melekët. Këtu përmendet vetëm pjesa ku flitet për Isain dhe Jahjain a.s. Mendohet se Muhammedi a.s. ata i takoi në të njejtin qiell sepse rrjedhin nga nënat që kanë pasur lidhje të ngushtë familjare sidomos nëse kemi parasysh se e ëma e Jahjait a.s. ka qenë motra e nënës së Merjemes. Tha'lebi thotë se Jahja ka lindur gjashtë muaj para Isait a.s. kurse

### *RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Dhe përmende Merjemen në libër, kur u shmang nga shtëpiarët e vet në anën lindore".*[208]

**"Dhe kur melektë i thanë: Oj Merjeme, All-llahu të përgëzon me Fjalën e vet..."**[209]

**"All-llahu me të vërtetë e ka zgjedhur Ademin edhe Nuhin edhe familjen e Ibrahimit edhe familjen e Imranit prej të gjithë të tjerëve"- deri te Fjalët: "...All-llahu e furnizon pa masë, kë do".**[210]

Ibën Abbasi ka thënë: **"Me nocionin Familja duhet kuptuar besimtarët e familjes së Ibrahimit, familjes së Imranit, familjes së Jasinit dhe familjes së Muhammedit s.a.v.s. ". Ai gjithashtu thotë:**

---

Ibën Is'haku thotë: "Zekerijai dhe Jahjai, biri i tij janë pejgamberët e fundit të dërguar te Israelitët para Isait a.s. "Ai thotë se Israelitët u orvatën që ta vrasin Zekerijain a.s., mirëpo ai iku dhe u msheh në një dru. Mirëpo, shejtani duke u mbyllur druri i hapur ia kapi teshat në bazë të çkafit edhe e hetuan. Israelitët me sharrë e prenë drurin në të cilin kishte hy Zekerijai dhe kështu e përgjysmuan edhe atë. Ndërkaq Jahjain e vranë për shkak të një gruaje me të cilën deshti të martohet një mbret, atëherë Jahjai tha: "Nuk të lejohet martesa me atë" . Në fakt ajo grua ishte motra e gruas së Jahjait a.s. andaj nuk i lejohej të lidhë kurorë me të. Përkundrazi, gruaja e korruptoi mbretin dhe e vrau Jahjain a.s.

[208] Shih, sureja Merjem, 16.

[209] Përkthimi i ajeteve në tërësi është: "Dhe kur melektë i thanë: Oj Merjeme, All-llahu të përgëzon me fjalën e vet se emrin do ta ketë Mesih, Isa i biri i Merjemes, faqebardhë në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe do të jetë njëri nga të afërmit." (Ali Imran, 45).

[210] Këtu aludohet në këto ajete: "All-llahu, me të vërtetë e ka zgjedhur Ademin edhe Nuhin edhe familjen e Ibrahimit, edhe familjen e Imranit prej të gjithë të tjerëve. Si pasardhës të njëri- tjetrit, dhe All-llahu dëgjon dhe di shumë. Kur gruaja e Imranit tha, o Zot, unë po ta kushtoj Ty me gjithë zemër këtë që është në barkun tim, prandaj pranoje prej meje, se Ti me të vërtetë dëgjon dhe di shumë. E kur e lindi atë, tha: "O Zot, unë kam lindur femër! Porse All-llahu e di mirë se çka ka lindur; dhe mashkulli nuk është sikur femra" . Unë ia vura emrin Merjem. Atë dhe pjellën e saj unë po e lë në mbrojtjen tënde prej djallit të mallkuar. Dhe Zoti i saj e pranoi me ëndje atë dhe e rriti mirë dhe ia la në besë Zekerijait. Sa herë që hynte Zekerijja te ajo, në tempull, gjente ushqime te ajo. Prej nga kjo, oj Merjem? i thoshte kurse ajo i përgjigjej: Prej All-llahut, All-llahu e furnizon pa masë, kë do" . (Ali Imran, 33- 37).

**“Te Ibrahimi më të afërt janë ata të cilët e pasuan- e ata janë besimtarët”.**[211]

Me togfjalëshin ***Alu Ja'kub*** thuhet edhe ***ehlu Ja'kub***, prandaj kur fjalën ***alu*** e shndërrojmë në demunitiv, pastaj e kthejmë në rrënjën e saj, thuhet: ***uhejlun.***

**3431**. Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi që ka transmetuar nga Zuhriu, i cili thotë se e ka lajmëruar Se’id b. Musejjebi, i cili thotë se Eba Hurejre r.a. thotë se e ka dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. ku thotë:

**“Nuk ka asnjë njeri e në kohën e lindjes të mos e prek shejtani. Në këtë botë secili ka ardhur duke qarë nga prekja e shejtanit, në përjashtim të Merjemes dhe birit të saj”, Ebu Hurejre pastaj lexoi: “Edhe unë atë dhe pasardhësit e saj [illegible] vendoj nën mbrojtjen Tënde nga shejtani i mallkuar”.**[212]

**“Dhe kur melektë i thanë: “Oj Merjeme, ty të ka zgjedhur All-llahu dhe të ka pastruar dhe të ka zgjedhur nga të tëra gratë [illegible] botës. Oj Merjeme, jij e përulur ndaj Zotit tënd dhe bëni sexhde, edhe falu me ata që [illegible] kryejnë të falurit (namazin)! Këto janë informata të fshehta që po t'i shpallim ty. Ti nuk ke qenë te ata kur [illegible] hudhën pendat e tyre (për short)për të parë se cilit prej tyre do t'i**

---

[211] Termet ur’anore: “Familja e Ibrahimit”, “Familja e Imranit” etj. janë me kuptim të përgjithshëm. Kurse Ibën Abbasi tërheq vërejtjen se kjo iu dedikohet vetëm besimtarëve të atyre familjeve dhe për këtë përmend ajetin: “Më të afërt se Ibrahimi janë ata, të cilët ndoqën rrugën e tij, edhe ky Pejgamber dhe ata që kanë besuar. Ndërkaq All-llahu është mbikqyrës i besimtarëve.” (Ali Imran: 68), ndërkaq për shprehjen” ...ata të cilët e pasuan...” thuhet se ata janë besimtarët.

[212] Ky hadith në të njejtin version është përmendur në kaptinën mbi përshkrimin e Iblisit dhe ushtrisë së tij, e që të jetë më i qartë, këtu do të citojmë në tërësi tekstin e tij: “Secili njeri, kur lind, shejtani me gishta të vet e prek në të gjitha anët e trupit, në përjashtim të Isait (birit të Merjemes). Shejtani vajti ta prekë, mirëpo i shkoi për dore ta prek vetëm shtratin e tij.”

Duaja e ëmës së Merjemes, të cilën e përmend Ebu Hurejre r.a. gjendet në ajetin: “E kur e lindi atë, tha: O Zot, unë kam lindur femër! Porse All-llahu e di mirë se çka ka lindur; dhe mashkulli nuk është sikur femra” . Unë ia vura emrin Merjem. Atë dhe të voglin e saj unë po e lë në mbrojtjen tënde prej djallit të mallkuar.” (Ali Imran, 36).

**lihet në besim Merjemeja, dhe ti nuk ishe me ata kur shtyheshin ndër veti."**[213]

***Jekfulu*** don të thotë: të kujdesesh, ***kefeleha***, pa teshdid në shkronjën **"*fa*"**, don të thotë: të kujdesesh për atë, ndërkaq kjo nuk ka kuptimin e larjes së borxheve dhe të ngjashme.

**3432**. Më ka treguar Ahmed b. Ebi Rexha'i, këtij Nadri, ky transmeton nga Hishami, i cili thotë se I ka treguar i ati i tij i cili thotë se e ka dëgjuar Abdullah b. Xhaferin se e ka dëgjuar Aliu r.a., i cili ka deklaruar se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Grua më e vlefshme ka qenë Merjemeja** (për ummetet e mëparshme), **e bija e Imranit, ndërkaq grua më e vlefshme** (për ummetin tim) **është Hadixheja."**[214]

***RRETH FJALËVE TË LARTËMADHËRISHMIT: "Dhe kur melektë i thanë: oj Merjeme, All-llahu të përgëzon me fjalën e vet se emrin do ta ketë Mesih, Isa i biri Merjemes" - deri te fjalët: "Ai vetëm i thotë: "bëhu".*** [215]

***Jubeshshiruki*** dhe ***jebshuruki*** kanë të njejtin kuptim: të përgëzon me lajm të mirë, ***vexhihen:*** i ndershëm. Ibrahimi ka thënë: ***El- Mesih*** d. m. th.: i sinqertë, i drejtë. Muxhahidi thotë: ***El- Kehlu*** d. m. th.: i butë, ***el- ekmehe:*** është ai që sheh ditën e nuk sheh natën. Disa tjerë thonë se këtu është fjala për ate që lind qorr.

**3433.** Na ka treguar Ademi, këtij Shu`beja, i cili transmeton nga Amër b. Musa el- Esh'ariu r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

[213] Shih, sureja Ali Imran: 42- 44.

[214] ***Hajru nisaiha***, komentatorët e shpjegojnë në mënyra të ndryshme. Disa thonë se ajo don të thotë: se ka qenë gruaja më e mirë e asaj kohe. Kurse disa të tjerë thonë se ka qenë gruaja më e mirë e të të gjitha kohërave, ose gruaja më e mirë nga pasardhësit e Israelitëve.

[215] Këtu aludohet në ajetet që vijojnë: "Dhe kur melektë i thanë: Oj Merjeme, All-llahu të përgëzon me fjalën e vet se emrin do ta ketë Mesih, Isa i biri i Merjemes, faqebardhë në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe do të jetë njëri nga të afërmit. Ai do t'u flasë njerëzve që në djep, por edhe si i rritur, dhe do të jetë nga të mirët. Ajo tha, o Zot, po si do të kem unë fëmijë kur nuk më ka prekur njeri? Qe, kështu tha. All-llahu krijon çka të dojë. Kur vendos diçka, Ai vetëm i thotë Bëhu! dhe ajo bëhet." (Ali Imran, 45- 47).

**"Vlera e Aishes në krahasim me gratë tjera është sikur përsheshi në krahasim [redacted] ushqimet e tjera. Shumë njerëz kanë arritur gradën e plotë. Ndërkaq prej grave gradën e plotë e kanë arritur vetëm Merjemeja, e bija e Imranit, dhe Asija, gruaja e Faraonit".**

**3434.** Ibën Vehbi tregon se i ka treguar Junus b. Shihabi, këtij i ka treguar Se'id b. Musejjebi nga Ebu Hurejre, i cili thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Gratë më të mira të Kurejshitëve janë ato që [redacted] kalërojnë devet, janë të mëshirshme ndaj fëmijëve dhe më tepër e ruajnë pasurinë e burrit".**

**Pastaj Ebu Hurejre tha: "E Merjemeja, e bija e Imranit, asnjëherë nuk ka shaluar deven."**[216]

Për këtë hadith pajtohen me Junusin djali i axhës së Zuhriut dhe Is'hak el- Kelbiu, të cilët e transmetojnë prej Zuhriut.

## *FJALËT E TË LARTËMADHËRISHMIT:*

**"O pasardhës të Librit, [redacted] iu shmangëni fesë tuaj dhe për All-llahun flitni vetëm të vërtetën! Mesihi, Isa [redacted] biri i Merjemes, është vetëm [redacted] dërguar [redacted] All-llahut, si edhe fjala e tij, të cil ën ia tha Merjemes dhe i dha jetë; prandaj besoni All-llahut dhe të dërguarëve të Tij dhe mos thuani: "Janë tre! " Mjaftë [redacted] ka! Më mirë u bie! All-llahu është vetëm një Zot, qoftë lavdëruar Ai! Vallë Ai të ketë djalë? [redacted] E Atij është gjithë çka ka në qiej dhe në tokë, dhe All-llahu është mjaft për ndihmës. "** [217]

Ebu Ubejdi thotë: "**Fjala e tij është: bëhu dhe ai [redacted] bë"**, disa të

---

[216] Ky hadith nuk përmendet si i veçantë sepse nuk përmendet senedi i plotë, ndërkaq me senedin e plotë përmendet në kaptinën mbi kurorën. Kurtubiu, duke shpjeguar hadithin, thotë: "Me këtë theksohet në mënyrë të veçantë vlera e grave të kurejshitëve në krahasim me grate tjera të arabëve, pasi që vetëm ato janë pronare të deveve." Supozohet se Ebu Hurejre r.a. ka thënë se Merjemeja nuk ka shaluar deven sepse ka vlerësuar se ajo është gruaja më me vlerë. Ndërkaq në hadith përmenden vetëm gratë e arabëve që kanë pasur vlera (pronare të deveve) dhe se këtu nuk është fjala për gratë më me vlerë nëpërgjithësi.

[217] Shih En-Nisa': 171.

tjerë thonë: *Ve ruhun minhu* d. m. th.: e ka bërë të gjallë dhe i ka dhënë shpirtin. *Ve la tekulu thelathetun:* dhe mos thoni për All-llahun dhe Isain dhe të ëmën e Isait se janë tre zotëra, porse All-llahu është vetëm Një, i Vetmi Zot, ndërkaq Isai dhe e ëma e tij janë krijesa të All-llahut.

**3435.** Na ka treguar Sadek b. Fadli, këtij Velidi nga Evzaiu i cili ka deklaruar se i ka treguar Umejr b. Hani' i cili thotë se i ka treguar Xhunade b. Ebi Umejje prej Ubades r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kush dëshmon se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, i Vetmi që nuk ka shok, dhe se Muhammedi është rob dhe i Dërguar i Tij, se Isai është rob dhe i dërguar i Tij dhe se është Fjala e Tij që ia dërgoi Merjemes, dhe i frymëzoi jetën, dhe se Xhenneti dhe Xhehennemi janë të vërtetë, All-llahu do ta futë në Xhennet sipas veprave që ka kryer."**[218]

Velidi ka thënë: **"Më ka treguar Ibën Xhabiri prej Umejrit, ky nga Xhunadeja, dhe ka shtuar: në cilën derë të dojë prej tetë dyerve të Xhennetit".**

**"Dhe përmende Merjemen në Libër, kur u shmang nga shtëpiarët e vet".** - *Nebedhnahu* domethënë: e gjuajtëm, që nënkupton se është shmangur, *Sherkijjen:* në anën lindore, *Fe exhaeha:* është e llojit *ef'ale* nga folja *xhae,* ndërkaq për fjalën e detyroi atë thuhet: *elxhe'eha*; *Tusakit:* do të bjenë, *Kasijjen:* larg, *Ferijjen*: i madh. Ibën Abbasi ka thënë: **"Nesjen d. m. th.: nuk kam qenë kurrgjë"**, ca të tjerë janë të mendimit se ka kuptimin: i përbuzur.

Ebu Vaili ka thënë: **"Merjemeja ka ditur se njeriu i devotshëm do të ngushtohet kur ajo tha: "In kunte tekijjen": nëse je i devotshëm.**

Veki'u ka thënë duke transmetuar nga Israili, ky nga Ebu Ishaku, ky nga el- Berrai, se ***serijjen*** në gjuhën siriane do të thotë: lum i vogël.[219]

---

[218] "...sipas asaj që ka punuar..." mund të ketë dy kuptime:

a) sipas asaj që ka vepruar do të ketë gradën në Xhennet, ose

b) pa marrë parasysh se a ka punuar mirë ose keq, ai me që ka vdekur si besimtar një ditë do të hyjë ne Xhennet edhe pse për veprat e tij të këqija për një kohë mund të vuajë ndëshkimin në Xhehennem e më në fund të kalojë në Xhennet për shkak të besimit që ka pasur.

[219] Termet që përmenden gjenden në këto ajete kur'anore: "Dhe përmende Merjemen në Libër, kur u shmang nga shtëpiarët e vet në anën lindore, Dhe u

**3436.** Na ka treguar Muslim b. Ibrahimi, këtij Xherir b. Hazmi, i cili transmeton nga Muhammed b. Sirini, ky nga Ebu Hurejre, ky nga Pejgamberi s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Që në djep kanë folur vetëm tre veta: Isai, e nga mesi i Israelitëve ka qenë një njeri të cilin e thirrnin Xhurejxh. Gjersa ai falej i erdhi e ama dhe e thirri. Mendonte, a t'i përgjigjet ose të vazhdojë me namazin? Atëherë ajo tha: " O Zoti im, mos e vdis përderisa nuk i shikon laviret në fytyrë"!**

Xhurejxhi ishte në shtëpinë e vet. Në ndërkohë një grua ia ekspozoi trupin e saj dhe filluan bisedën, mirëpo ai e rrefuzoi këtë. Ajo pastaj shkoi te një bari, iu dorëzua atij. Më vonë i lindi një djal dhe atëherë deklaroi: "Fëmija është i Xhurejxhit". Njerëzit vajtën te shtëpia e tij; ia thyen derën, e nxorën jasht dhe filluan ta shajnë. Ai mori abdest dhe fali namaz. Pastaj iu afrua fëmijës dhe e pyeti:

- **Kush është i ati yt?**
- **Bariu - u përgjigj ai.**
- **Do ta ndërtojmë banesën prej ari- i thanë njerëzia atëherë.**
- **Jo - tha ai, - do të ma ndërtoni vetëm prej dheut.**

---

fsheh prej tyre, por Ne dërguam te ajo Xhibrilin dhe ai iu paraqit asaj si njeri i përsosur. Unë mbështetem te i Gjithmëshirshmi prej teje, tha ajo, nëse i frikësohesh atij. E unë jam - i tha ky - i dërguar i Zotit tënd, të të dhuroj një djalosh intelegjent. Si do të kem unë fëmijë - tha ajo - kur nuk më ka prekur asnjë mashkull dhe unë nuk kam qenë e shfrenuar. Ashtu! - i tha. Zoti yt ka thënë: Ajo është e lehtë për mua, dhe ta bëjmë atë argument për njerëzit dhe mëshirë nga ana jonë. Kjo është punë e kryer. Ajo, pra mbeti me barrë dhe u shmang në një vend të largët. Dhe dhembjet e lindjes e shtërnguan të shkojë te një trup hurme. Ku ta kisha atë fat, tha ajo, e të kisha vdekur qysh moti dhe të isha harruar krejtësisht! Dhe ai (meleku)më poshtë se ajo: e thirri: - Mos u pikëllo, Zoti yt ka bërë që nën ty të rrjedh një përrockë. Shkunde trupin e hurmës se për ty kanë për të rënë hurma të freskëta, Andaj ha, pi dhe qetësohu! E nëse sheh ndonjë njeri, ti thuaj: - Unë i kam dhënë besë të Gjithmëshirshmit se do të agjëroj (në heshtje) dhe sot asnjë nuk flas" . Dhe e solli atë te familja e vet, duke e bartur. Oj Merjeme, i thanë, ke bërë një punë të urrejtur! " (Merjem: 16- 27)

Togfjalëshi ***nebedhnahu*** gjendet në ajetin: "Por Ne e nxorëm në një vend të shkretë, ndërsa ai ishte i sëmurë." (Es- Saffat: 145) Ky togfjalësh i dedikohet Junusit a.s. Ndërkaq këtu përmendet sepse rrjedh nga e njejta folje ***intebedhe.***

**Një grua izraelite i jepte gji të birit. Pranë saj rastësisht kaloi një kalorës i bukur, ajo tha: "O Zoti im, birin tim bëne që t'i përngjajë këtij kalorësi. Djali e lëshoi gjirin, u kthye kah kalorësi dhe tha: "O Zoti im, mos më bën si ky", pastaj përsëri vazhdoi të pinte.**

**Ebu Hurejre r.a. thotë se sikur e shoh Pejgamberin s.a.v.s. si e thith gishtin e vet. Pastaj e sollën një robëreshë, ndërkaq e ama e djalit tha: "O Zoti im, mos e bën djalin tim si kjo"! Ai e lëshoi gjirin dhe tha: "O Zoti im, më bën sikur ajo"!**

**- Pse? E pyeti e ama, ndërkaq ai ■ përgjigj:**

**- Kalorësi është një nga gjakëpirësit, kurse për robëreshën thonë se ka vjedhur, ka bë zina, kurse ajo nuk ka bë kurgjë.**[220]

**3437.** Na ka treguar Ibrahim b. Musa, këtë e ka informuar Hishami nga Ma'meri...Dhe më ka treguar Mahmudi, këtij Abdurrezaku, këtë e ka lajmëruar Ma'meri i cili transmeton nga Zuhriu, i cili ka deklaruar se e ka lajmëruar Se'id b. Musejjebi nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Natën e Israsë, ■ takova Musain. "**

**Ai pastaj e përshkroi atë duke thënë: "Ai është njeri - mendoj se ka thënë- ■ thatë, flokët e lëshuara sikur të jetë nga njerëzit e Shenues. Dhe e kam takuar Isain - tha Pejgamberi s.a.v.s. dhe e përshkroi duke thënë: "Ai është njeri i rritur mesatarisht, me trup të bardhë, sikur ka dalur nga banja, do të thotë nga hamami. Dhe ■ kam parë Ibrahimin. Unë ■ përngjajë më shumë nga të gjithë pasardhësit e tij. Dhe më sollën - thotë Pejgamberi s.a.v.s. - dy enë. Njëra ishte e mbushur me qumësht, kurse tjetra me verë.**

**- Merre cilën të duash nga ato - m`u tha, unë e mora enën me qumësht dhe e piva, pastaj m`u tha: U drejtove në rrugë të drejtë, - ose: e zgjodhe rrugën e drejtë; - sikur ta kishe marrë verën, do të shkatërroheshin edhe pasardhësit e tu. "**

---

[220] Kjo kaptinë flet për Isain a.s. andaj përmendet hadithi ku thuhet se Isai a.s. ka folur si foshnje në djep. Përveç tre vetëve që përmenden në hadith, transmetohet se edhe katër vetë të tjerë kanë folur si foshnje: dëshmitarët e Jusufit a.s. ; foshnja e cila i tha gruas së Faraonit, kur ai deshti ta gjuajë në lumë (Musain a.s. ): "Nanë, duro se ne jemi në të drejtë." Pastaj një foshnje foli mbi çështjen e banorëve të Jarugës. kur banorët deshtën ta gjuajnë dikë në zjarr. Foshnja së amës i tha: "Duro, nënë, se ti je në të drejtë" tha Jahja a.s.

**3438.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij i ka lajmëruar Israili, këtij Uthman b. Mugire i cili transmeton nga Muxhahidi, ky nga Ibën Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"E kam parë Isain, Musain dhe Ibrahimin. Për sa i përket Isait, ai ka trup të bardh, kaçurrel, krahëror të zhvilluar. Përsa i përket Musait, ai ka ngjyrë gështenje, i lartë, flokë të drejta sikur të jetë nga fisi ez- Zutt".**

**3439.** Na ka treguar Ibrahim b. El- Mundhiri, këtij Ebu Damre, këtij Musai i cili transmeton nga Nafiu se Abdullahu ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka përmendur se kur do të paraqitet el- Mesihud- dexhal, dhe ka thënë: All-llahu nuk është qorr. Me të vërtetë el- Mesihud- dexhal është qorr në syrin e djathtë, që ka pamjen sikur kokrra e rrushit të shkelur. "**

**3440. Në ëndërr e pashë te Qabeja. Ishte një njeri ngjyrë gështenje. Me atë bukuri që mund të ketë vetëm njeriu ngjyrë gështenje: një tufë flokësh të përdredhura i binin mbi krahëror, flokët të krehura, kurse nga koka i pikonin pika uji. Duart i kishte hedhur mbi supet e dy burrave dhe e bënte tavaf Qaben.**

**- Kush është ky? - pyeta. Ata mu përgjigjën:**

**- Ky është Mesihu, biri i Merjemes.**

**Pastaj mbas tij pashë njeriun kaçurrel, qorr në syrin e djathtë, më shumë i përngjante Ibën Kattanit nga të gjithë që kam parë. I kishte venduar duart mbi krahërorin e një njeriu dhe e bënin tavaf Qaben.**

**- Kush është ky? - pyeta. Ata m`u përgjigjën:**

**- El- Mesihud- dexhxhal.**

**Ubjedullahu pajtohet në transmetimin e këtij hadithi (me Musa b. Ukben) nga Nafiu.**

**3441.** Na ka treguar Ahmed b. Muhammed el- Mekkiu se e ka dëgjuar Ibrahim b. Sa'din të cilit i ka treguar Zuhriu që transmeton nga Salimi, ky nga i ati i tij i cili ka thënë:

**- Jo, për All-llahun, Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka thënë për Isain se ka trup të bardh por ka thënë:**

**"Duke fjetur ëndërrova se e bëna tavaf Qaben, kur rastësisht një njeri ngjyrë gështenje, me flokë të drejta, i mbështetur në dy njerëz, nga koka i rridhte ujë- ose: i rridhte ujë nga koka.**

**- Kush është ky? - pyeta. Ata më thanë:**

**- I biri i Merjemes.**

**Vazhdova tavafin, kur rastësisht pashë një njeri me trup të bardh, i madh me flokë kaçurrela, qorr në syrin e djathtë që ka pamjen sikur kokrra e rrushit të shkelur.**

**- Kush është ky? - pyeta. Ata m`u përgjigjën:**

**- Ky është Dexhxhali.**

**Më shumë i përngjan Ibën Kattani.**

**Zuhriu thotë: "Ai është një njeri nga fisi Huza'a, ka vdekur në kohën e xhehaletit "** (para Islamit).[221]

**3442.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtë e ka lajmëruar Shuajbi nga Zuhriu, të cilin e ka lajmëruar Ebu Lelemeja nga Ebu Hurejre r.a. se ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Unë jam njeriu më i afërm te biri i Merjemes, Isai. Pejgamberët janë bijë të shemrave. Mes meje dhe atij nuk ka patur pejgamber tjetër."**

**3443.** Na ka treguar Muhammed b. Sinani, këtij Fulejh b. Sulejmani, këtij Bilal b. Aliu i cili transmeton nga Abdurrahman b. Ebi Amri, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Unë jam njeriu më i afërm te Isai, biri i Merjemes, në dynja dhe në ahiret. Pejgamberët janë vëllezër nga shemrat, nënat i kanë të ndryshme, ndërkaq kanë një fe".**

Ibrahim Ibën Tahmani transmeton nga Musa b. Ukbe, ky nga Safvan b. Sulejmani, ky nga Ata' b. Jesari, ky nga Eba Hurejre r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë...[222]

---

[221] Në këto hadithe përmendet takimi i Muhammedit a.s. me pejgamberët e mëparshëm për të cilët dihet se kanë jetuar shumë herët. Mirëpo, Kur'ani thotë se shehidët jetojnë te Zoti i tyre. E pejgamberët janë në gradë më të lartë se shehidët, andaj takimi i Pejgamberit a.s. me pejgamberët e tjerë nuk është i pamundshëm. Përkundrazi, kjo ndodhi në natën e Mi'raxhit mu ashtu siç përshkruajnë dhe përmendin hadithet autentike të Pejgamberit a.s.

[222] Muhammedi a.s. është më i afërt me Isain a.s. sepse ndërmjet tyre nuk ka pasur pejgamber tjetër, dhe se Isai a.s. ka paralajmëruar ardhjen e Muhammedit a.s.

"Djem nga nëna të ndryshme" për pejgamberët don të thotë se kanë gjenealogji të përbashkët, thërrasin në të njejtën fe edhe pse ka mundësi që sheriatet e tyre të ndryshojnë.

**3444.** Dhe na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Abdurrezaku kurse këtij i ka treguar Ma'mar b. Hemmami, ky transmeton nga Eba Hurejre r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s. që ka thënë:

**"Isai, i biri i Merjemes, ka parë një njeri duke vjedhur të cilit i ka thënë:**

**- A ke vjedhur?**

**- Jo, assesi, pasha All-llahun përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër - tha ai.**

**- Besoj në All-llahun, më kanë rrejtur sytë e mi - u përgjigj Isai."**[223]

**3445.** Na ka treguar El- Humejdi, këtij Sufjani i cili thotë se ka dëgjuar Zuhriun, të cilin e ka lajmëruar Ubejdullah b. Abdullahu nga Ibën Abbasi e ky nga Ibën Umeri r.a., i cili thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë në minber:

**"Mos më lartësoni sikur që e lartësuan të krishterët birin e Merjemes. Unë jam vetëm rob i Tij, andaj thoni: "Rob dhe i Dërguar i All-llahut"**.[224]

**3446.** Na ka treguar Muhammed b. Mukatili, këtij i ka thënë Abdullahu, këtij Salih b. Hajj se një njeri nga Horosani i ka thënë Sha'biut: (Te ne është traditë që ai që e lëshon të ëmën e fëmisë së vet, e pastaj përsëri martohet me të, është i barabartë me atë që kalëron deven), Sha'biu i the:

**"Më ka treguar Ebu Burdete, ky nga Musa El- Esh'ariu r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**"Nëse njeriu e edukon robëreshën e vet me edukatë më të mirë, pastaj e liron atë dhe martohet me te, ai njeri do të ketë dy sevape. Kush beson në pejgamberllëkun e Isait dhe në pejgamberllëkun tim, do të ketë dy sevape. Kur robi frikësohet dhe e respekton të zotin e vet edhe ai do të ketë dy sevape. "**

**3447.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Sufjani i cili transmeton nga Mugire b. Nu'mani, ky nga Se'id b. Xhubejri, ky nga Ibën Abbasi r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

223 Me këtë Isai a.s. tregoi gatishmëri të lartë që të pranojë betimin.

224 Këtu aludohet në përshkrimin e hirësisë së Isait a.s. nga ana e të krishterëve.

**"Ju do të rringjalleni të dathur, lakuriq dhe të pa bërë sunet", pastaj lexoi: "...Ashtu siç u kemi krijuar herën e parë do të përsërisim atë** (krijim). **Ky është premtimi ynë, Ne me të vërtetë mund ta bëjmë këtë. "** (El- Enbija, 104). **I pari që do të jetë i veshur do të jetë Ibrahimi. Pastaj disa nga shokët e mi do të ndahen nga e majta dhe e djathta, atëherë unë do të them: "Po shokët e mi! "**

**Do të thuhet: "Ata janë prej atyre që kanë reneguar prej kohës kur ti je ndarë nga ata. " Unë do të them ashtu siç tha robi i mirë Isai, biri i Merjemes: "...Kam qenë dëshmitar derisa isha në mesin e tyre, e pasi që ma more shpirtin, mbete Ti mbikëqyrës i tyre? Dhe Ti je dëshmitar i çdo sendi. Nëse i dënon, dënon robërit e tu, e nëse ua fal, më të vërtetë Ti je i fortë e i urtë. "** (El- Maide, 117- 118)[225]

**Muhammed b. Jusuf El- Firebriu thotë se është përmendur nga Ebu Abdullahu se Kabisa ka thënë: "Ata janë renegatët të cilët reneguan në kohën e Ebu Bekrit kundër të cilëve luftoi ai".**[226]

## *ZBRITJA E ISAIT A. S, BIRIT TË MERJEMES.*

**3448.** Na ka treguar Is`haku, këtij i ka treguar Jakup b. Ibrahimi, këtij i ati i tij i cili transmeton nga Salihu, ky nga Ibën Shihabi se Sid b. Musejjebi ka dëgjuar nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka thënë se ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Pasha Atë në duar të të Cilit është shpirti im, me siguri së shpejti në mesin tuaj do të vijë i biri i Merjemes si gjykatës i drejtë, do ta thejë kryqin, do ta vretë derrin do të vendos xhizjen, pasuria do të shtohet aq shumë sa që nuk do të pranojë ndihmën. Një sexhde do të jetë më e vlefshme se tërë bota dhe gjithë ç`ka në të". Ebu Hurejre pastaj tha: "Po deshtët lexonie: "Dhe nuk ka asnjë pasues Libri, i cili para se të vdesë, nuk do të besojë në të ashtu si duhet, e në Ditën e Gjykimit ai do të dëshmojë kundër tyre."**[227]

---

[225] Ky hadith përmendet dhe shpjegohet në kaptinën mbi Ibrahimin a.s.

[226] Ismaili ka regjistruar nga Ibën Abbasi r.a. deklaratën e përmendur nga Buhariu, e cila ka të bëjë me dezertorët, të cilët i nënshtroi Ebu Bekri r.a. në kohën e halifatit të tij.

[227] Shih En-Nisa': 159.

Sipas këtij hadithi dhe haditheve tjera të ngjashme, para Ditës së Mbramë, Isai a.s. do të zbret si ithtar i Muhammedit a.s. Si parashenjë tjetër e kësaj Dite

**3449.** Na ka treguar Ibën Bukejri, këtij Lejthi që ka transmetuar nga Junusi, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Nafiu, rob i liruar nga Ebu Katade el- Ensariu, se Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Si e mendoni, kur biri i Mrjemes do të zbret në mesin tuaj, e imami do të jetë prej jush? "**[228]

Këtë zinxhir të transmetuesve e mbështesin edhe Ukajli dhe Evzaiu.

## NË EMËR TË ALL-LLAHUT, TË GJITHMËSHIRSHMIT, MËSHIRËPLOTIT

## *ÇKA PËRMENDET PËR BENI ISRAILËT*

**3450.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Ebu Avane, këtij Abdulmelik b. Umejri ky nga Rebi b. Hirashi i cili thotë se Ukbe b. Amri i ka thënë Hudhejfes:

**- A nuk na thua diçka nga ajo çka ke dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. ?**

**- Kam dëgjuar" - thotë ai - dhe shton: "Kur do të paraqitet Dexhxhalli me vete do të ketë ujë dhe zjarr. Atë që do të shohin njerëzia se është zjarr, ai do të jetë ujë i ftohtë, ndërkaq ai që njerëzve do t'iu duket si ujë do të jetë zjarr i cili djeg. Ai që do ta**

---

është pasuria do të derdhiet pa kontroll nga shkaku i bereqetit dhe begatisë së madhe. Isai në tokë do të vendojë drejtësinë dhe do të zhdukë padrejtësinë. Dëshira për pasuri do të zvogëlohet nga frika e Ditës së Mbramë. Njerëzia më shumë do t'i jepen namazit dhe ibadetit. Më tepër do të duan një rekat namaz se sa tërë botën. Ibën el- Xhevziu thotë: "Ebu Hurejre r.a. ka lexuar këtë hadith me qëllim që të tregojë ndeshjen në mes të pjesës së hadithit ku thuhet se një sexhde do të jetë më e vlefshme se e tërë bota dhe çka ka në te. Kjo do të argumentojë mirësinë e njerëzve, besimin e tyre të fortë dhe se janë të gatshëm për të kryer vepra të mira, andaj ata do të dëshirojnë më tepër një rekat namaz se sa tërë botën." Dijetarët mendojnë se qëllimi i ardhjes së Isait a.s. do të jetë argument se Isai a.s. nuk është vrarë. Disa të tjerë mendojnë se kur ka parë veçoritë e Muhammedit a.s. dhe të ummetit të tij, i është lutur All-llahut xh. sh. që të jetë nga ummeti i tij, andaj i është pranuar duaja, por është mbajtur deri Ditën e Mbramë kur do të rikthehet si përtrirës I Islamit.

[228] Nga hadithi nuk është e qartë se Isai a.s. do të jetë në pozitën e imamit ose të muktediut (anëtar i xhematit). Disa dijetarë mendojnë se" ...imami juaj nga ju..." do të gjykojë sipas Kur'ani Kerimit e jo sipas Inxhilit.

**përjetojë nga ju le të shkojë te zjarri, sepse ai do të jetë ujë i ftohtë e i pijshëm".**

**3451. Dhe e kam dëgjuar - tregon Hudhejfeja - duke thënë: "Një njeriu, që ka jetuar para jush, meleku ka vajtur t'ia marrë shpirtin, dhe i është thënë:**

**- A ke punuar ndonjë punë të mirë?**

**- Nuk e di - u përgjigj ai.**

**- Mendohu - iu tha.**

**- Nuk di asgjë - tha ai - përveçse në këtë dynja kam tregtuar me njerëz, kam marrë para nga ata, të pasurin e kam pritur për paratë, ndërsa të varfërve [redacted] kam ulur çmimin.**

**Andaj, All-llahu e ka futur në Xhennet".**

**3452. Dhe e kam dëgjuar - thotë Hudhejfeja - duke thënë: "Një njeri ka qenë para vdekjes dhe kur pa se është në fund të jetës, familjes së vetë i sugjeroi:**

**Kur të vdes unë, mblidhni shumë dru, zjarri pasi ta djegë mishin tim, mblidhni eshtrat dhe bluani. Pastaj pritni ditën kur do të fryjë erë e fortë dhe pluhurin [redacted] eshtrave shpërndajeni nëpër det.**

**Ata ia plotësuan dëshirën, por All-llahu e formësoi përsëri dhe [redacted] tha:**

**- Pse veprove kështu?**

**- Sepse frikësohesha nga Ti - tha ai, andaj All-llahu ia fali".**

**"Edhe unë e kam dëgjuar këtë, tha Ukbe b. Amri, ai ishte varrmihës. "**[229]

**3453- 3454.** Na ka treguar Bishër b. Muhammedi, këtij i ka treguar Abdullahu, këtij Ma'meri dhe Junusi nga Zuhriu, e ai ka dëgjuar nga Ubejdullahu, i cili thotë se Aisheja dhe Ibën Abbasi r.a. kanë thënë:

**"Pejgamberit s.a.v.s., kur [redacted] erdhi vdekja, filloi ta mbulojë fytyrën me një mbulesë [redacted] kutia, kur e mundonte dhembja, e largonte nga fytyra. Duke qenë në atë gjendje, ai tha: Mallkimi [redacted] All-llahut është mbi hebrenjtë dhe të krishterët sepse varret e të parëve të vet i kanë marrë për tempuj" - duke tërhequr vërejtjen**

---

[229] Buhariu përmend tre hadithe me një sened. I pari flet për Dexhallin, dyshimi i të cilit do të jetë aq sa zjarri do të duket sikur uji, kurse uji sikur zjarr. Dy të tjerët flasin për dy njerëz nga popujt e mëparshëm, andaj ky hadith rradhitet në kaptinën mbi Israelitët.

**për atë që kanë punuar ata.**

**3455.** Më ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Muhammed b. Xha'feri, këtij Shu'be nga Furat el- Kazzazi, i cili thotë se ka dëgjuar Hazimin që ka thënë: "Me Ebu Hurejren kam jetuar pesë vjet, andaj e kam dëgjur duke thënë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s., i cili ka thënë:

- **Israelitët i kanë munduar pejgamberët. Pasi vdiste njëri, dërgohej tjetri. Pas meje nuk do të ketë pejgamber, por do të ketë halif, do të ketë shumë.**

- **Çka na urdhëron për këtë - pyetëm.**

- **Mbani betimin e dhënë të parit, pastaj edhe të tjerëve - tha ai - jepnau të drejtën, e ata do të përgjigjen para All-llahut për emanetin e tyre se e kanë ruajtur. "**

**3456.** Na ka treguar Se'id b. Ebi Merjemi, këtij Ebu Gassani, i cili thotë se ka dëgjuar Zejd b. Eslemin, i cili transmeton nga Ata' b. Jesari, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Jam i sigurt se do të ndiqni rrugët e të parëve, hap pas hapi, arshin pas arshini. Ata edhe nëse hynë në birën e zhapinit edhe ju do të hyni në të!**

- **O Pejgamber i All-llahut - e pyetëm** (mendohet) **për hebrenjtë dhe të krishterët?**

- **Kush tjetër ? ! - tha ai.**

**3457.** Na ka treguar Imran b. Mejseri, këtij Abdul- Varithi, këtij Halidi i cili transmeton prej Ebu Kilabit se Enesi r.a. ka thënë:

(Sahabët) **kanë përmendur zjarrin dhe zilen, pastaj përmenden hebrenjtë dhe të krishterët, andaj Bilalit iu urdhërua që ezanin ta këndojë në çifte ndërkaq kametin tek."**[230]

**3458.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Sufjani, i cili transmeton nga A'meshi, ky nga Ebud- Duda'i, ky nga Mesruku, ky nga Aisheja r.a. se ajo ka urrejtur që falësi i namazit të vendojë dorën në brez duke thënë se kështu veprojnë hebrenjtë.

Shu'beja pajtohet me Sufjanin duke transmetuar hadithin nga A'meshi.

---

[230] 231. Ky hadith përmendet dhe shpjegohet në kaptinën mbi fillimin e ezanit, Libri I.

**3459.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Lejthi i cili transmeton nga Nafiu, ky nga Ibën Umeri r.a. e ky thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Koha e jetës suaj në krahasim [redacted] jetën e popujve të parshëm do të jetë sa distanca ndërmjet kohës së namazit të ikindisë deri në kohën e perëndimit të diellit. Rasti juaj, si dhe rasti i hebrenjëve dhe të krishterëve, është sikur shembulli i njeriut i cili ka marrë argat duke iu thënë: "Kush do të punojë deri në drekë për një kirat dhe hebrenjtë kanë punuar deri në drekë për një kirat, e pastaj ai tha: "Kush do të punojë prej drekës deri në kohën e ikindisë për një kirat? "Të krishterët kanë punuar prej drekës deri në ikindi për një kirat, ai pastaj tha: "kush do të punojë prej ikindisë deri në perendimin e diellit për dy kirat? "Ju jeni ata të cilët punoni prej ikindisë deri në perëndimin e diellit për dy kirat, andaj keni dhuratën e dyfisht.**

**Hebrenjtë dhe të krishterët u hidhëruan dhe thanë: "Ne kemi punuar më shumë, më pak jemi paguar, All-llahu do t'i pyetë: "A kam pakuar diçka nga e drejta e juaj"?**

**"Jo", do të thonë ata, e Ai pastaj do t'u thotë:**

**"E tillë është Mëshira ime, ia dhuroj kujt të dua."**[231]

**3460.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani i cili transmeton nga Amri, ky prej Tavusit, ky nga Ibën Abbasi, i cili ka dëgjuar Umerin r.a. duke thënë:

**"All-llahu e vraftë filanin** (i cili shiste verë). **A nuk din ai se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**- All-llahu i ka mallkuar hebrenjtë; atyre iu ndalua përdorimi i yndyrës, përkundrazi ata e shkrinin pastaj e përdornin".**

Këtë hadith e transmeton edhe Xhabiri, dhe Ebu Hurejre nga Pejgamberi s.a.v.s.

**3461**. Na ka treguar Ebu Asim ed- Dahhak b. Mahledi, këtij ia ka transmetuar Evzaiu, këtij Hasan b. Atijje prej Ebu Kebshit, ky nga Abdullah b. Amri, se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Transmetoni prej meje bile vetëm një ajet. Rrëfeni** (atë që e dëgjoni për)**israelitët, ajo nuk është gjynah. Kush rrenë në emër**

[231] . Hadithi me këtë kuptim është përmendur në kaptinën se kush arrinë të falë një rekat të ikindisë para se të perëndojë dielli, Libri II.

**timin me qëllim, vetes ia përgatit vendin në Xhehennem."**[232]

**3462**. Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullahu i cili thotë se ia ka transmetuar Ibrahim b. Sa'di prej Salihut, ky nga Ibën Shihabi, i cili ka deklaruar se Ebu Seleme b. Abdurrahmani ka thënë se Ebu Hurejre r.a. ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Hebrenjtë dhe të krishterët nuk i ngjyrosin flokët, ju veproni ndryshe. "**

**3463**. Më ka treguar Muhammedi, të cilit i ka treguar Haxhxhaxhi, këtij Xheriri, se Hasani ka thënë:

**"Na ka treguar Xhubdub b. Abdullah në këtë xhami (Basra), ne nuk kemi harruar e as që frikësohemi se Xhubdubu ka rrejtë në emër të Pejgamberit s.a.v.s., ndërkaq ai ka transmetuar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**- Në mesin e atyre që jetuan para jush ka pasur një njeri i cili ka patur një plagë** (në trup), [redacted] **dëshprua, mori thikën dhe e preu dorën,** [redacted] **rrodhi i tërë gjaku, vdiq. All-llahu xh. sh.** (në lidhje me atë)**ka thënë: "Robi Im pasi më tejkaloi me veprimin e vet, ia bëra haram Xhennetin. "**[233]

## *HADITHI MBI ZGJEBANIN, QORRIN DHE TULLACIN TË CILËT ISHIN*

---

[232] Në këtë hadith përmenden tri sende:

a) Urdhëri për transmetimin e Kur'anit që e përfshinë tërë atë që na e ka sjellur Pejgamberi a.s. Ky urdhër theksohet edhe në disa hadithe tjera të cilët autori i ka përmendur në fillim të veprës së tij në kaptinën mbi shkencën.

b) Leja për të transmetuar atë që dëgjohet nga Israelitët për çudirat dhe ndodhitë e jashtzakonshme, të cilat iu kanë ndodhur e që mund të jenë si mësim, por me kusht që të mos jenë gënjeshtra të kulluara. Imam Shafiu mendon se kjo do të thotë: "Transmetojeni atë që dini se nuk është gënjeshtër", sepse nuk lejohet që të transmetohet diçka që dihet se sipas Kur'anit apo Sunnetit është gënjeshtër. Në fillim ishte e ndaluar të bisedohet rreth israilijateve, ndërsa me këtë hadith lejohet në bazë të kushteve që u përmendën.

c) Rreptësisht ndalohet shpifja ndaj Pejgamberit a.s. andaj edhe shumë herë potencohet në hadith, i cili arrin gradën e mutevatirit.

[233] Në bazë të këtij hadithi vijmë në përfundim se vetvrasja dhe vrasja është gjynah i madh dhe se ndalohet gjithçka që shpie deri te vrasja. Lejohet të bisedohet rreth ndodhive të popujve të mëparshëm.

**3464.** Më ka treguar Ahmed b. Is'haku, këtij Amër b. Asimi, këtij Hammami, këtij Is'hak b. Abdullahu, të cilit ia ka transmetuar Abdurrahman b. Amre, ky nga Ebu Hurejre r.a., i cili thotë se ka dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s.

Dhe më ka treguar Muhammedi, këtij Abdullah b. Rexha', këtij Hammami nga Is`hak b. Abdullahu, i cili thotë se i ka treguar Abdurrahman b. Ebu Amre se i ka treguar Ebu Hurejre r.a. i cili ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"All-llahu xh. sh. deshti që tre njërëz nga Beni Izraelitët t'i sprovojë: zgjebanin, qorrin dhe tullacin, andaj [redacted] dërgoi melekun. Meleku erdhi te zgjebani dhe I tha:**

**- Çka do të dëshiroje më shumë?**

**- Ngjyrë të bukur dhe lëkurë të bukur. Njerëzit ndaj meje sillen me urrejtje - tha ai. Meleku trupin e tij e kaloi me dore me ç'rast ai mori një ngjyrë dhe lëkurë të bukur.**

**- Çfarrë pasurie dëshiron më tepër? - e pyeti meleku. Ai [redacted] përgjigj:**

**- Devenë- ose ka thënë lopët-, për këtë nuk është i sigurt** (Is'hak b. Abdullahu) **se zgjebani dhe tullaci kanë thënë: i pari- deve, kurse i dyty- lopë.**

**Atij iu dha deveja e cila ishte në muajin e dhjetë për të lindur. Meleku i tha: "Të uroj bereqet prej saj! "**

**Meleku pastaj shkoi te tullaci dhe I tha:**

**- Çka do të dëshiroje më shumë?**

**- Flokë të bukura - [redacted] përgjigj ai- dhe të më hiqet kjo e keqe. Njerëzit ndaj meje sillen [redacted] urrejtje.**

**Meleku e preku [redacted] dorë dhe atij menjëherë iu hoq tullacia, i erdhën flokët.**

**- Çfarrë pasurie dëshiron më shumë? - e pyeti meleku e ai [redacted] përgjigj:**

**- Lopë!**

**I dha një lopë të mbarsur dhe i tha: "Të uroj bereqet prej saj"!**

**Pastaj erdhi te qorri dhe i tha:**

**- Çka do të dëshiroje më shumë?**

**- All-llahu të ma kthejë të pamurit, t`i shoh njerëzit- [redacted] përgjigj qorri.**

Thotë (transmetuesi): "Ai lëmoi sytë e tij dhe All-llahu ia ktheu të pamurit e tij.

- Çfarrë dëshiron më shumë prej pasurisë? - e pyeti (meleku).

- Delet- [redacted] përgjigj ai, [redacted] dha një dele të mbarsur.

Të treve iu shumëzuan, dhe ata tani më kishin një tufë devesh, një tufë lopësh dhe një tufë bagëtish.

Dikur më vonë (meleku) në formë të zgjebanit [redacted] shkoi zgjebanit të dikurshëm dhe i tha: "Unë jam një njeri fukara. Nuk kam para të vazhdoj rrugën. Ndihmë tjetër nuk kam përveç ndihmës së All-llahut dhe ndihmën tënde. Të lutem, në emër të Atij që të ka falë ngjyrë të bukur, lëkurë të bukur dhe pasuri, të më japësh një deve që të mund të vazhdoj rrugën time. "

- Kam shumë obligime - [redacted] përgjigj ai. Meleku i tha:

- Më duket se të njoh [redacted] ty. A nuk ishe zgjeban, njerëzit të urrenin, ishe fukara, All-llahu të fali (këtë pasuri)? [redacted]

- Këtë e kam trashëguar nga të parët e mi- tha ai.

- Nëse ke gënjyer, All-llahu mund të të kthej ashtu siç ke qenë më parë- i tha.

Pastaj shkoi te tullaci në formën e tij dhe i tha përafërsisht ashtu siç i tha zgjebanit. Ai iu përgjigj [redacted] ashtu siç iu përgjigj zgjebani. Meleku i tha: Nëse ke gënjyer, All-llahu do të kthej ashtu siç ke qenë më parë"!

Pastaj vajti te qorri në formë të tij dhe i tha:

- Unë jam njeri fukara. Udhëtarë të cilit nuk i ka mbetur kurgjë që të mund të vazhdojë udhëtimin. Sot nuk kam ndihmës tjetër përveç All-llahut dhe ty. Të lutem, në emër të Atij që të ktheu të pamurit, të më japish një dele që të mund të vazhdoj udhëtimin.

- Kam qenë qorr - [redacted] përgjigj ai - All-llahu [redacted] ktheu të parit. Ishim fukara e më pasuroi All-llahu. Merr çka të dëshirosh! Për All-llahun, nuk të ndaloj, merr çka të duash në emër të All-llahut!

- Mbaje pasurinë tënde - i tha (meleku)- ju [redacted] venduat vetëm në sprovë, All-llahu është i kënaqur [redacted] ty, i hidhëruar në dy shokët e tu".[234] 235

---

[234] Nga hadithi mund të nxirren shumë mësime, si:

- lejohet të flitet rreth ndodhive të të tjerëve dhe se kjo nuk është përgojim;

- begatitë nuk duhet të refuzohen, përkundrazi duhet të falënderohemi për

## “A E KE MENDUAR TI SE BANORËT E SHPELLËS, EMRAT E TË CILËVE JANË TË SHKRUAR NË PLLAKË”[235]

***El- Kehf*** është shpellë në mal, ***rekim*** është libri, ***merkum*** d. m. th.: e shkruar (është fjalë e nxjerrë nga ***rekm*** (e shkruar)***Rebatna ala kulubihim*** domethënë: iu dhamë durim; ***shetaten*** domethënë: e tepruar. ***El- vesid:*** oborr. Shumësi është ***vesaid*** dhe ***vusud.*** Disa herë edhe për derën përdoret ***vesid. Mu' sadetun:*** i mbyllur. ***Asadel- babe*** dhe ***evsade***: e ka mbyllur derën. ***Beathnahum***: i ringjallëm. ***Ezka***: më e pastër. ***Fe darebAll-llahu ala adhanihim***: All-llahu iu ra veshëve të tyre dhe ata i mori gjum i rëndë. ***Rexhmen bil- gajbi***: diçka që nuk është e qartë.

Muxhahidi thotë: ***Takriduhum*** domethënë: i lë ata.[236]

---

to;

- kopracia është cilësi shumë e keqe, ajo njeriun e çon të rrejë dhe të mohojë dhuntitë e All-llahut xh. sh.

[235] Ajeti në tërësi thotë: “A ke menduar ti se banorët e shpellës edhe” rekimi” (emrat e të cilëve janë të shkruar në pllakë) kanë qenë nga mrekullitë tona të rralla? “ (El- Kehf: 9)

[236] Për Banorët e Shpellës flitet në suren El- Kehf duke filluar prej ajetit 9 deri në ajetin 26.

Buhariu i shpjegon disa terme të cilat gjenden në ajetet e përmendura, duke mos përmendur asnjë hadith. Përndryshe për vendin e shpellës, te dijetarët ndryshojnë mendimet. Pjesa dërmuese e tyre mendojnë se vendi i shpellës gjendet në territorin e Bizantit. Ibën Abbasi është i mendimit se vendi i shpellës është në rrethinën e Ejles, kurse disa të tjerë thonë se gjendet në mes vendit të quajtur Ejle dhe Palestinës. Ndërkaq, një grup tjetër mendojnë se vendi i shpellës gjendet në rrethinën e Tarsusit.

Abd b. Humejdi përmes një transmetimi autentik transmeton nga Ibën Abbasi r.a. tregimin për Banorët e Shpellës, në të cilin mes tjerash thuhet: “Ata kanë jetuar në shtetin e një tirani, i cili adhuronte idhujt andaj këta lëshuan shtetin. All-llahu xh. sh. iu mundësoi që ata të takohen me ç’rast i dhanë besën njëri- tjetrit. Mirëpo, pasiqë ata ▪ humbën, të afërmit e tyre i kërkuan shumë dhe më në fund lajmëruan sunduesin. Sundimtari urdhëroi që emrat e tyre të shkruhen në një pllakë prej hekuri, të cilën e varrosën në thesarin e vet.

Ata hynë në një shpellë. Pasi hynë në shpellë All-llahu xh. sh. bëri që ata t’i kaplojë një gjumë i rëndë. Pas një kohe dërgoi një njeri që t’i kthejë trupat e tyre përndryshe dielli do t’i kishte djegur ose toka do t’i kishte kalbur. Dikur, më vonë sunduesi u humb e atë e zëvendësoi një tjetër i cili i zhduki idhujt, besoi në All-llahun xh. sh. dhe ishte shumë i drejtë. Në këtë kohë All-llahu xh.

**3465.** Na ka treguar Ismail b. Halili, këtij i ka treguar Ali b. Mushir, i cili transmeton nga Ubejdullah b. Umeri, ky prej Nafiut, ky nga Ibën Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Tre vetë nga ata të cilët jetuan para jush duke udhëtuar i zuri shiu. U strehuan në një shpellë. Shpella u mbyll, njëri prej tyre iu tha të tjerëve: "O ju, për All-llahun, askush nuk mund t'ju ndihmojë përveç sinqeritetit, andaj secili prej jush le të bëjë duanë në emër të sinqeritetit të vet që ka bërë ndonjëherë. "**

Njëri prej tyre tha: **"All-llahu im, Ti e din se unë kam pasur një shërbëtor i cili punonte për një ferek oriz. U largua dhe e la orizin që i takonte. Unë atë oriz e mbolla për gjatë disa viteve. Fitova aq sa bleva disa lopë. Dikur erdhi dhe më kërkoi mëditjen e vet, ndërkaq unë iu përgjigja: "Merri këto lopë sepse këto janë nga ai fereku", dhe ai i mori. Ti e din se këtë e bëra nga frika ndaj Teje, andaj na çel derën (e shpellës)! "Shkëmbi lëvizi pak.**

Tjetri tha: **"All-llahu im, Ti e din se unë kam pasur prindërit e mi të mbetur. Për çdo natë u sillsha qumësht të deleve. Një natë u vonova, dhe kur arrita, ata kishin fjetur, kurse gruaja dhe fëmijët e mi qanin nga uria. Nuk i ushqeja fëmijët para se të ushqeheshin prindërit. Mirëpo, më vinte keq t'i zgjoja nga gjumi, njëherit më vinte keq që t'i lë pa ushqim e të dobësohen. Kështu prita deri agoi. Ti e di se këtë e kam bërë nga frika ndaj Teje, andaj na çel derën! "Shkëmbi lëvizi aq sa mundej të shihej qielli.**

Tjetri pastaj tha: **"All-llahu im, Ti e di se unë kam pasur një hallë, të cilën e kam dashur më shumë se tërë botën. E nxitja të bëjë**

---

sh. i ngjalli banorët e shpellës. Ata nga mesi i tyre dërguan njërin që të sjellë ushqim. Banori i shpellës në qytet hyri fshehurazi. Mirëpo, në qytet nuk njihte asnjë njeri. Gjellëbërsit i dha një dirhem. Kur pa dirhemin, u habit sepse ajo monedhë ishte jashtë përdorimit. Njerëzit i rrethuan këta dy dhe menjëherë lajmëruan sundimtarin. Në ndërkohë sundimtarit iu përkujtua pllaka, andaj e pyeti për emrat e shokëve të tij. Banori i shpellës pasi që u bind në drejtësinë dhe sinqeritetin e sundimtarit i tregoi emrat e shokëve. Më në fund të gjithë të pranishmit u nisën për në shpellë. Banori i shpellës u nis i pari me qëllim që t'iu tregojë shokëve që mos të frikësohen. Në rrugë e sipër humbën rrugën. Më në fund pasi i gjetën, sundimtari urdhëroi që t'u ndërtojnë xhaminë ku do të luten."

**gjynah e ajo refuzonte deri [illegible] i jepja njëqind dinar. Unë i mblodha ato dhe ia dhash. Ajo atëherë [illegible] nënshtrua. Kur i hyra në mes të këmbëve më tha: "Frikësohu nga All-llahu! Mos ma hap unazën vetëm se në mënyrë të rregullt siç bëhet në kunorë"!**

**Unë menjëherë u çova, ndërkaq njëqind dinarët ia lash. Ti e di se këtë e bëra nga frika ndaj Teje, andaj na çel derën! "All-llahu atëherë l shpëtoi nga kjo dhe ata dolën.**[237]

**3466**. Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi, këtij Ebuz- Zinadi, i cili transmeton nga Abdurrahmani, ky ka dëgjuar nga Ebu Hurejre r.a. e ky ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Një grua i ka dhënë gji birit të vet. Aty pari kaloi një kalorës. Ajo, duke i dhënë gji djalit, tha: "All-llahu im, mos [illegible] merr djalin përderisa të bëhet si ky". "All-llahu im, mos më bën si ai" tha** (fëmija) **dhe iu kthye sisës. Pastaj sollën një grua të cilën e hiqnin dhe loznin me të, e ama e djalit tha: "All-llahu im, mos ma bën fëmijën si kjo! ""All-llahu im, më bën sikur kjo" tha fëmija dhe pastaj vazhdoi:**

**"Për [illegible] i përket kalorësit, ai është pabesimtar; përsa [illegible] përket gruas, për atë thonë: "Ti bën zina", ajo [illegible] përgjigjej: "Mua më mjafton All-llahu", dhe thonë: "Ti vjedh", ajo [illegible] përgjigjej: "Mua më mjafton All-llahu"!**

**3467.** Na ka treguar Se'id b. Telid, këtij Ibën Vehbi i cili thotë se i ka treguar Xherir b. Hazimi nga Ejjubi, ky nga Muhammed b. Sirini, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një qen ka kaluar rreth një pusi, shumë l lodhur nga etja. E ka parë një lavire israelite, e nxori këpucën dhe l dha ujë, për këtë shkak edhe iu falën gjynahet".**

**3468.** Na ka treguar Abdullah b. Mesleme nga Maliku, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Humejd b. Abdurrahmani, i cili ka dëgjuar Muavi b. Ebu Sufjanin, i cili në vitin kur e bëri haxhxhin mori një tufë flokësh të

---

[237] Nga hadithi përfundojmë:

- Duatë duhet të bëhen sa më shpesh e në veçanti në raste të vështira,
- Lejohet t'i lutesh All-llahut xh. sh. edhe duke i përmendur veprat e mira,
- Bëmirësia ndaj prindërve është detyrë islame,
- Ndershmëria, ruajtja e emanetit dhe kryerja e premtimit të dhënë janë veçori të besimtarit të mirë.

cilën e kishte një rojtar, dhe nga minberi i Resulull-llahut tha:

**- O banorë të Medinës, ku i keni dijetarët? Unë kam dëgjuar Resull-llahun s.a.v.s. se këtë e ka ndaluar dhe thoshte: "Beni israelitët u shkatërruan kur gratë e tyre filluan ta bëjnë këtë".**

**3469.** Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullahu, këtij Ibrahim b. Sa'di nga i ati i tij, ky nga Ebu Selemeja, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Në mesin e popujve që jetuan para jush ka patur njerëz të shkathët, nëse në ummetin tim ka njerëz të tillë ai është Umer b. Hattabi".**

**3470.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Muhammed b. Ebu Adijj nga Shu'beja, ky nga Katadeja, ky nga Ebu Siddik en-Naxhiu, ky nga Ebu Se'idi r.a. ky nga Pejgamberi s.a.v.s., i cili ka thënë:

**"Në mesin e Beni Israelitëve ka pasur një njeri i cili ka vrarë nëntëdhjetenëntë njerëz. Pastaj filloi të pyes** (se a mund të pendohet). **Erdhi te një murg dhe e pyeti: "A ka vend për pendim? "**

**"Jo", iu përgjigj. Ky e vrau edhe murgun. Vazhdoi të pyes, një njeri i tha: "Shko në filan dhe filan fshatin".**

**Në rrugë vdiq, mirëpo gjoksin e vet e ktheu nga fshati. Meleku i rahmetit dhe meleku i azabit filluan të kundërshtohen. Dhe All-llahu e frymëzoi (melekun e rahmetit)të afrohet, ndërkaq (meleku i azabit) të largohet. U tha: Matëni kah është më afër. Ishte më afër (të rahmetit) dhe ia fali".**[238]

---

[238] Këtë hadith e ka regjistruar Muslimi në Sahihun e tij, mirëpo versioni i tij është shumë i gjerë dhe se në bazë të atij janë marrë termat që përmenden në kllapa. Në atë, gjithashtu përmendet shkaku se pse është urdhëruar që të bëjë hixhretin në" fshatin e mirë", mbasi aty jetojnë një grup njerëzish që besojnë All-llahun xh. sh. Andaj edhe ai le t'iu bashkangjitet në ibadete dhe të mos kthehet në vendin e vet sepse ai vend është i keq.

Taberaniu ka regjistruar se" fshati i mirë" ka pasur emrin Nusra kurse" fshati i keq" - Kufra. Muhaddithinët mendojnë se kjo ndodhi pas Isait a.s. sepse njeriu i përmendur së pari i drejtohet një murgu. Dijmë se murgëria është paraqitur pas Isait a.s. Në bazë të hadithit mund të përfundojmë:

- Teubeja- pendimi është i mundshëm edhe pas gjynahit të madh dhe sikur të punohet për vrasje sepse nëse All-llahu xh. sh. e pranon teuben e vrasësit, të vrarit Ai do t'ia kompenzojë ashtu që të jetë i kënaqur;

**3471**. Na ka treguar Ali b. Abdull-llahu, këtij Sufjani, këtij Ebuz-Zinadi ky nga A'rexhi, ky nga Ebu Selemeja, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka falur namazin e sabahut, pastaj është drejtuar kah xhemati dhe u ka thënë:

**"Një njeri e tërhiqte një lopë, dikur e kalëroi dhe i ra. Atëherë ajo foli: "Ne nuk jemi të krijuara për këtë, por jemi të krijuara që të lavërojmë.**

**- Lavdia i qoftë All-llahut, - thanë njerëzit - lopa të flet!**

**- Unë besoj në këtë - tha** (Pejgamberi s.a.v.s.), **- unë, Eba Bekri dhe Umeri.**

**Këta dy nuk ishin prezentë** (thotë transmetuesi).

**Përderisa një njeri ishte te tufa e dhenëve, I ra ujku dhe i mori një dele. Ky e kërkoi atë, kur gati e shpëtoi, ujku tha: "Kush do ta mbrojë atë në Ditën e egërsirave, atë ditë kur nuk do të ketë bari tjetër përveç meje? "**

**- Lavdia i qoftë All-llahut - thanë njerëzit - ujku flet!**

**- Këtë [redacted] besoj unë, Ebu Bekri dhe Umeri** (tha Pejgamberi a. s.).

**Ata dy nuk ishin aty.**

**Dhe [redacted] ka treguar Aliu, këtij Sufjani nga Mis'ari, ky nga Sa'd b. Ibrahimi, ky nga Ebu Selemeja, ky nga Ebu Hurejre r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s. ngjashëm [redacted] këtë.**[239]

**3472.** Na ka treguar Is'hak b. Nasri, këtij ia ka transmetuar Abdurrezaku duke e transmetuar nga Ma'meri, ky nga Hemmami, ky

---

- gjatë dhënies së përgjigjeve në çështje të ndryshme mund të gabohet;

- mbasi të largohesh prej kryerjes së ndonjë vepre të keqe ke për detyrë që të largohesh nga ndikimet që mund të të shpiejnë të përsëritish të njejtat gabime, andaj më së miri është të shpërngulesh nga mesi dhe vendi ku mbretërojnë tradita dhe zakone të këqija;

- për gjynahet mund të shpresojmë vetëm nëse pendohemi për to.

[239] Ky është sened tjetër për hadithin e përmendur, i cili përmendet edhe në kaptinën mbi Israelitët, sepse njeriu që ka ruajtur lopët dhe bariu i deleve kanë qenë israelitë.

Nga hadithi përfundojmë se kafshët duhet të shfrytëzohen për çka janë të dedikuara." ...Të krijuara vetëm për të lavruar..." nuk kufizon funksionin e lopës por me sa duket këtu tregohet për detyrën e saj kryesore për atë kohë dhe për çka i kanë shfrytëzuar sidomos kur kemi parasysh se nga lopa kemi dobi edhe nga qumshti, mishi, lëkura, etj.

nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një njeri ka blerë një pronë prej dikujt. Blerësi në pronën e blerë gjeti një shtëmbë me ar. Blerësi i tha shitësit:**

**- Merre arin tënd sepse prej teje bleva vetëm tokën, e arin jo!**

**- Unë ta shita tokën dhe çka ka në të - i tha shitësi. Më në fund iu drejtuan një njeriu që të gjykoj në mes tyre. Njeriu që duhej t'i gjykojë i pyeti:**

**- A keni ju dy fëmijë?**

**- Unë kam një djalë - tha njëri prej tyre.**

**- Unë kam një vajz - tha tjetri.** (Ndërmjetësuesi atëherë) **tha:**

**- Martoni djalin me vajzën, arin harxhone për ata dy dhe një pjesë jipne për sadaka".**

**3473.** Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullahu i cili thotë se i ka treguar Maliku, ky e transmeton nga Muhammed b. Munkediri dhe Ebun- Nadri, rob i liruar i Umer b. Ubejdullahut, këta dy nga Amir b. Sa'd b. Ebu Vekkasi i cili ka dëgjuar të atin duke e pyetur Usame b. Zejdin:

**- Çka ke dëgjuar nga Resulull-llahu s.a.v.s. në lidhje [redacted] murtajën?**

**- Kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. - u përgjigj Usameja - duke thënë:**

**"Murtaja është dënim për një grup të Beni Israelitëve, ose për ata që kanë qenë para jush. Kur të dëgjoni se ajo gjendet në ndonjë anë, mos hyni në atë vend. Nëse paraqitet në vendin tuaj, atëherë mos lëshoni vendin". Ebu Nadri ka thënë: "Ikja nga murtaja mos ju detyrojë ta lëshoni vendin. "**

**3474.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Davud b. Abdul- Furat, këtij Abdullah b. Burejde, i cili transmeton nga Jahja b. Ja'meri, ky nga Aisheja r.a., gruaja e Pejgamberit s.a.v.s., e cila ka thënë:

**"E kam pyetur Pejgamberin s.a.v.s. për murtajën. Ai më tha se ajo është dënim të cilën All-llahu ia çon kujt të dojë, ndërkaq për besimtarin ajo është rahmet. Kur të paraqitet murtaja, secili që mbetet në vend të vet, duke duruar [redacted] shpresë në dhurata, duke ditur se nuk mund t'i ndodh kurrgjë përveç se atë që ka caktuar All-llahu, do të ketë shpërblimin sikur shehidi.** [240]"241

---

[240]Në këtë si dhe në hadithin e parë tërhiqet vërejtja se nuk duhet lëshuar

**3475.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Lejthi i cili transmeton nga Ibën Shihabi, ky nga Urve, ky nga Aisheja r.a. se kurejshitët i ka dëshpruar rasti i një gruaje nga fisi Mahzumij, e cila kishte vjedhur. Thanë:

**- Në lidhje me këtë kush do të bisedojë me Pejgamberin s.a.v.s. ?**

**- Kush guxon tjetër përveç Usame b. Zejdit, të dashurit të Pejgamberit s.a.v.s. - konstatuan ata. Usameja ia paraqiti rastin** (Pejgamberit a.s.) **kurse Pejgamberi s.a.v.s. iu përgjigj: "A do të ndërmjetësosh në lidhje [redacted] rregullin e All-llahut! " Atëherë [redacted] ngrit dhe mbajti fjalimin: "Ata që kanë qenë para jush [redacted] ka shkatërruar ajo që kur vidhte ndonjë njeri [redacted] autoritet e lironin** (nga dënimi). **Ndërkaq nëse vidhte ndonjë i dobët, e dënonin. Për All-llahun, nëse vjedh Fatimeja, e bija e Muhammedit, me siguri do t'ia pritsha dorën! "**[241]

**3476.** Na ka treguar Ademi, këtij Shu'be, këtij Abdulmelik b. Mejseri i cili thotë se ka dëgjuar en- Nez- zal b. Sebrete el- Hilalin, i cili transmeton se Ibën Mes'udi ka thënë:

**"Kam dëgjuar një njeri i cili lexonte një ajet të cilin Pejgamberi s.a.v.s. e lexonte ndryshe. Njeriun e solla te Pejgamberi s.a.v.s. dhe e informova për këtë, pastaj pash se si u mrrol në fytyrë.**

**- Të dy ju jeni të mirë - tha ai - dhe mos u ndani sepse ata të cilët kanë jetuar para jush janë kundërshtuar dhe janë shkatërruar."**[242]

---

vendin ku është paraqitur ndonjë sëmurje ngjitëse e as që lejohet hyrja në atë vend. Kjo është njëra nga format paraprake për evitimin e sëmurjeve ngjitëse të cilën formë sot e ka pranuar edhe mjekësia moderne. Muhammedi a.s. për këtë ka tërhequr vërejtjen para 14 shekujsh.

[241] Ndodhia që përmendet ka ndodhur me rastin e çlirimit të Mekkës. Fatimeja, e bija e Esvedit, ka vjedhur një stoli që sipas Kur'ani Kerimit duhej t'i pritet dora. . Pasiqë ajo rridhte nga familja autoritative. kurejshitët e dërguan Usamen te Pejgamberi a.s. si njeri më i dashur i tij me qëllim që të ndërmjetësojë. Përkundrazi Pejgamberi a.s. fortë kundërshtoi. Nga kjo përfundojmë se ndalohet ndërmjetësimi kur është në pyetje aplikimi i ligjeve të All-llahut xh. sh. po si delikte duhet të shqyrtohen edhe në instanca më të larta.

[242] Ky hadith ndërlidhet me Shpalljen e Kur'ani Kerimit në shtatë harfe. Në këtë kaptinë përmendet për shkak të fjalisë: "...se ata që kanë jetuar para

**3477.** Na ka treguar Umer b. Hafsi, këtij i ati i tij, këtij A'meshi i cili thotë se ia ka transmetuar Shekiku se Abdullahu ka thënë:

**- Sikur e shoh Pejgamberin s.a.v.s. kur rrëfente për një pejgamber të cilin populli i vet e kanë rrahur dhe e kanë gjakosur. Ai duke fshirë gjakun ka thënë: “O Zoti im, fale popullin tim sepse ata nuk dinë”.**[243] 244

**3478**. Na ka treguar Ebul- Velidi, këtij Ebu Avane, i cili transmeton nga Katadeja, ky nga Ukbe b. Abdul- Gafiri, ky nga Ebu Se’idi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**“Një njeriu, I cili ka jetuar para jush, All-llahu I dha shumë pasuri. Kur i erdhi vdekja, djemëve të vet iu tha:**

**- Çfarë babe kam qenë?**

**- Babë i mirë - ■ përgjigjën ata, ai pastaj tha:**

**- Mirë por unë asnjëherë nuk kam bërë diç të mirë. Prandaj, kur të vdes, më digjni, pastaj më thërmoni dhe më në fund më derdhini në erë të fuqishme!**

**Ata ashtu vepruan, mirëpo All-llahu xh. sh. ia bashkoi pjesët dhe ■ pyeti:**

**- Çka të shtyni të veprosh kështu?**

**- Frika ndaj Teje - u përgjigj ai. All-llahu e pranoi në Rahmetin e vet.**

**Muadhi ka thënë se Shu'beja ka transmetuar nga Katadeja, i cili ka dëgjuar Ukbe b. Abdul- Gafirin, ky ka dëgjuar Ebu Se’id el-Hudriun, i cili transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s.** [244]

**3479.** Na ka treguar Museddedi, këtij Ebu Avane, i cili transmeton nga Abdulmelik b. Umejri, ky nga Rib'ijj b. Hirashi, i cili ka deklaruar se Ukbe i ka thënë Hudhejfes: “A nuk na tregon se çka ke dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. “, ndërkaq ky ka thënë: “E kam dëgjuar duke thënë:

**- Një njeriu i pat ardhur vdekja. Pasi që pa se është në fundin e jetës, e porositi familjen e vet: Kur të vdes, mblidhni shumë dru, ndizni zjarrin, pasi të digjet mishi im deri në eshtra, merrni ato dhe**

---

jush, janë përçarë, andaj edhe u shkatërruan.”

[243] Disa mendojnë se kjo i dedikohet Nuhit a.s. Nevaviu mendon se kjo nuk i përcaktohet ndonjë pejgamberi konkret. Kjo ndodhi Pejgamberit a.s. i ndodhi në betejën e Uhudit.

[244] Muslimi këtë hadith e përmend në Sahihun e tij me të njëjtin sened.

**thërmoni, pastaj derdhieni në det, sa është i nxehtë ose në ditën kur do të ketë erë". - Pastaj All-llahu e bashkoi dhe e pyeti: "Pse e bëre këtë? "**

**"Nga frika jote", u përgjigj ai, atëherë** (All-llahu xh. sh.) **ia fali.**

**- Edhe unë e kam dëgjuar duke e thënë këtë - deklaroi Ukbe.**

Na ka treguar Musa, këtij Ebu Avane, këtij Abdulmeliku, i cili ka thënë: "...në ditën me erë" (Në vend të: ...në ditën e ngrohtë).[245]

**3480.** Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullahu, këtij Ibrahim b. Sa'di i cili transmeton nga Ibën Shihabi, ky nga Ubejdullah b. Abdullah b. Utbe, ky nga Ebu Hurejre, se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Një njeri njerëzve ua jepte mallin me kredi dhe i thoshte djalit të vet: "Kur të vjen fukaraja, ulja çmimin, ndoshta All-llahu do të na e zvogëlojë dënimin".**

**Kur u takua me All-llahun, thotë** (transmetuesi) **ia zvogëloi me të vërtetë.**

**3481.** Më ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Hishami, këtij ia ka transmetuar Ma' meri i cili transmeton nga Zuhriu, ky nga Humejd b. Abdurrahmani, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Një njeri ka gabuar shumë, kur [illegible] erdhi vdekja djemëve të vet iu tha: "Kur të vdes unë, më digjni, pastaj më thërmoni, pastaj më shpërndani në erë. Për All-llahun, nëse Zoti im e cakton ashtu me siguri do të më dënoj ashtu siç nuk ka dënuar asnjë tjetër. "**

**Kur vdiq, [illegible] trupin e tij u veprua ashtu. All-llahu e urdhëroi tokën: "Mblidhe atë çka ka mbetur prej tij", ajo ashtu veproi, ai menjëherë u ngrit, Ai i tha: "Çka të nxiti në këtë"?**

**"Zoti im, [illegible] përgjigj ai- frika ndaj Teje". Ai ia fali.**

(Transmetuesi) **tjetër thotë: "Frika ndaj Teje, o Zoti im".**

---

[245] Për këtë hadith Buhariu përmend disa versione, në njërin nga ato njeriu i përmendur ka thënë: "***Le in kadere alejje rabbi***", në përkthim do të thotë: "Nëse Zoti im e cakton ashtu" . Mund të ketë edhe këtë kuptim: "Zoti im, nëse do, mund të më dënojë" . Kjo nuk don të thotë se njeriu ka dyshuar në Fuqinë e All-llahut xh. sh., përkundrazi, kështu është shprehur në gjendje afektive ose nga frika e madhe që e ka kapluar.

Për sa i përket tubimit të trupit të tij, ajo do të ndodhë në Ditën e Mbramë kur do të ringjallen të gjithë njerëzit.

**3482.** Më ka treguar Abdullah b. Muhammed b. Esma, këtij Xhuvejr b. Esma duke transmetuar nga Nafiu, ky nga Abdullah b. Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Një grua është dënuar sepse macjen e pat mbyllur një kohë të gjatë për pak të ngordhte, prandaj hyri në Xhehennem. Kur e mbylli, nuk i jepte ushqim, ujë dhe as që e lente të lirë të ushqehet me insekte".**

**3483.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi nga Zuhejri, të cilit ia ka transmetuar Mensuri nga Reb'ijj b. Hishami, ky nga Ebu Mes'ud Ukbeja të cilët kanë deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Me të vërtetë njerëzit nga fjalët e pejgamberëve kanë mbajtur: "Nëse nuk turpërohesh, vepro si të duash".**

**3484.** Na ka treguar Ademi, këtij Shu'beja nga Mensuri, i cili thotë se ka dëgjuar Reb'ijj b. Hirashin se si tregon nga Ebu Mes'udi se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Atë që e kanë mbajtur njerëzit nga fjalët pejgamberëve është: "Nëse nuk turpërohesh puno si të duash".**[246]

3485. Na ka treguar Bishër b. Muhammedi, këtij ia ka përcjellë Ubejdullahu, këtij Junusi, i cili transmeton prej Zuhriut të cilit i ka treguar Salimi se Ibën Umeri r.a. ka pohuar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Një njeri gunën e vet e ka bartë me kryelartësi, andaj humbi . Ai do të humbë sa të jetë gjallë, deri në Ditën e Gjykimit.**

**Abdurrahman b. Halidi pajtohet** (me Junusin për këtë transmetim) **të Zuhriut.**

**3486.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Vuhejbi i cili thotë se ia ka transmetuar Ibën Tavusi prej babait të vet, ky nga Ebu Hurejre r.a. e ky thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Ne jemi të fundit, por në Ditën e Gjykimit do të jemi të parët. Edhe pse secili popull ka pranuar shpalljen para nesh, e ne e kemi pranuar pas tyre. Pastaj, kjo është dita rreth të cilës ata janë përçarë. Hebrenjtë e** (festojnë) **ditën e nesërme** (të shtunën), **të**

[246] Kjo domethënë: trupi yt është më i rëndë nga vepra yte, ose: vepro si të duash, ashtu do të përgjigjesh; ose: nëse je i sigurt se nga vepra yte nuk duhet të turpërohesh atëherë vepro si të duash.

**krishterët të pasnesërmen** (të dielën).

**3487. Për çdo javë ka një ditë në të cilën secili musliman duhet të lajë kokën dhe trupin. "**

**3488.** Na ka treguar Ademi, këtij Shu'beja, këtij Amër b. Murre i cili ka dëgjuar Se'id b. Musejjebin, i cili thotë se Muavi b. Ebu Sufjani, kur erdhi në Medine për herë të fundit, mbajti fjalimin, e hoqi lëmshin e flokëve dhe tha:

**"Kam menduar se askush nuk e bën këtë përveç hebrenjëve, Pejgamberi s. av. s. këtë e quajti mashtrim", do të thotë gërshetimi i flokëve të huaja.**

**Gunderi pajtohet (me Ademin që e transmeton këtë hadith) nga Shu'beja.**

## 61. KREU GJENEALOGJIA

*RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "Onjerëz, ne u kemi krijuar juve prej një mashkulli dhe një femre dhe u kemi bërë popuj e fise që ta njihni njëri- tjetrin. më fisniku te All-llahu është ai, i cili më së shumti i ruhet atij..."* [247]

Dhe rreth Fjalëve: **"...Frikësohuni All-llahut të cilit i luteni dhe mbani lidhjet familjare! Se All-llahu, vërtetë, gjithmonë mbi ju vigjilon. "**[248]

dhe thirrjeve pagane të cilat janë të ndaluara. [249]

---

[247]. Ajeti në tërësi thotë: "O njerëz, Ne u kemi krijuar juve prej një mashkulli dhe një femre dhe u kemi bërë popuj e fise që ta njihni njëri- tjetrin. Më fisniku te All-llahu është ai, i cili më së shumti i ruhet Atij; All-llahu, me të vërtetë është shumë i dijshëm dhe i informuar mirë." (El- Huxhurat: 13).

[248] Përkthimi i ajetit në tërësi është: "O njerëz, frikësohuni Zotit tuaj i cili ju krijoi prej një njeriu, nga i cili krijoi edhe shokun e tij për jetë dhe, prej atyre dyve bëri shumë meshkuj dhe femra. Frikësohuni All-llahut të cilit i luteni dhe mbani lidhjet familjare! Se All-llahu, vërtetë, gjithmonë mbi ju vigjilon" . (En-Nisa, 1).

[249] Autori në fillim të kësaj kaptine përmend edhe thirrjen pagane për të cilën do të bëjmë fjalë më poshtë, në njërën nga kaptinat që vijojnë. Përndryshe, me thirrjen pagane mendohet për vajtimin që ia bënin të vdekurit ose zakonin që njeriut ia përshkruanin për babë atë i cili nuk ishte babë i

Popujt paraqesin lidhjet e lashta, kurse fiset lidhjet më të afërta.

**3489.** Na ka treguar Halid b. Jezid el- Kahili, këtij Ebu Bekri i cili transmeton nga Ebu Hasini, ky nga Se'id b. Xhubejri, ky nga Ibën Abbasi r.a. se (rreth ajetit): **"...dhe [redacted] kemi bërë popuj e fise..."** ka thënë:

**"Popujt janë fise të mëdhaja, kurse fiset janë degë të popujve.** "[250]

**3490.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Jahja b. Se'idi, i cili transmeton nga Ubejdullahu, dhe thotë se ia ka transmetuar Se'id b. Ebu Se'idi prej babait të vet, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili thotë se njëherë është thënë:

- **O Pejgamber i All-llahut, cili njeri është më fisniku?**
- **Ai i cili është më i devotshëm - [redacted] përgjigj ai.**
- **Nuk të pyesim për këtë - thanë ata.**
- **Jusufi - pejgamber i All-llahut - tha ai.**

**3491.** Na ka treguar Kajs b. Hafsi, këtij Abdulvahidi, këtij Kulejb b. Vaili i cili thotë se i ka rrëfyer baresha e Pejgamberit s.a.v.s. Zejnebeja, e bija e Ebu Selemes, dhe ai thotë se asaj [redacted] ka thënë:

- **Çka mendon, [redacted] ka qenë Pejgamberi s.a.v.s. nga Mudari?**
- **Prej cilit fis do të ishte nëse nuk është prej Mudarit, nga pasardhësit e Nadër b. Kinanes - [redacted] përgjigj ajo.**

**3492.** Na ka treguar Musa, këtij Abdulvahidi, këtij Kulejbi, i cili ka deklaruar se i ka treguar baresha e Pejgamberit s.a.v.s. dhe pretendon se ajo ka qenë Zejnebeja, e cila ka thënë:

- **Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. ka ndaluar vënien e lëngut të kungullit, në kënatë, ose koritë prej rrëshire.**

**Atëherë [redacted] thashë: "Më thuaj, [redacted] ka qenë Pejgamberi s.a.v.s. nga Mudari"?**

---

vërtetë.

[250] Ky është komenti i Ibën Abbasit për termat kur'anore: ***shu'uben ve kabaile***. Arabët kanë karakteristikat e veta për çështjen e gjenealogjisë e cila sipas Zuhejr b. Bekkarit, përbëhet prej gjashtë kategorive e që janë: ***sha'b, kabile, imare, batn, fahdh*** dhe ***fasile***. Sipas këtij kategorizimi gjenealogjia e Muhammedit a.s. do të ishte kështu: *fasile* - Abbasi, ***fahdh*** - Hashimi, ***batn*** - Kusajji, ***Imare*** - Kurejsh, ***kabile*** - Kinane dhe ***sha'b*** Huzejme.

- **Prej cilit do të kishte qenë nëse jo prej Mudarit, nga bijtë e Nadër b. Kinanes - tha ajo.**[251]

**3493- 3494.** Ma ka treguar Is'hak b. Ibrahimi, këtij i ka treguar Xheriri nga Umrete, ky nga Ebu Zur'a, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. ka thënë:

- **Shihni, njerëzit janë sikur mineralet. Ata që kanë qenë më të mirë në kohën e injorancës** (xhehaletit) **më të mirë janë edhe në Islam, nëse bëhen të ditur. Njeriu më i mirë në këtë drejtim është ai i cili e ka urrejtur** (pozitën), **dhe do të shihni se njeriu më i keq është dyftyrëshi, njërit i vjen me njërën e tjetrit i shkon [illegible] tjetrën fytyrë.**

**3495.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Mugireja nga Ebuz-Zinadi, ky nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

[251] Disa pjesë të këtij hadithi, Buhariu i ka përmendur pjesërisht në kaptinat e mëparshme, kurse këtu e përmend tërë hadithin, ashtu siç e ka dëgjuar ai, pa marrë parasysh se hadithi flet për dy çështje të ndryshme. Për ndalesën e pirjes së lëngut nga disa enë të përcaktuara dhe për gjenealogjinë e Pejgamberit a.s. Ndërkaq, delegacioni i Abdul- Kajsit e ka pyetur Pejgamberin a.s. për lëngun nga hurmat dhe rrushi të cilat i mbanin në enë të ndryshme, andaj ai ua ndaloi pirjen e lëngjeve nga disa enë të caktuara, në të cilat shumë shpejt dhe në mënyrë të pahetueshme mund të shndërrohen në alkool. Hanefitët mendojnë se kjo ndalesë vlente vetëm për ditët e para të Islamit, sepse më vonë Pejgamberi a.s. ka thënë: "Hurmat dhe rrushin tharbëtoni në çdo enë dhe pini lëngun e tyre, por mos pini nëse ato janë shndërruar në alkool" .

Gjenalogjinë e Pejgamberit a.s. e ka përmendur Ibën Sa'di në veprën e tij Tebakat, siç vijon: Muhammed b. Abdullah b. Abdulmutalib (i cili ka pasur pseudonimin Shejbe el- Hamed) b. Hashim (emri i të cilit është Amër) b. Abdulmenaf (i cili quhej edhe Mugire) b. Kusajj (emri i të cilit është Zejd) b. Kul- lab b. Murre b. Ka'b b. Luaj b. Galib b. Fehr (prej të cilit fillon fisi kurejshit, dhe ata të cilët janë para Fejrit nuk janë kurejshit por kenanijj) b. Malik b. Nadër (emri i të cilit është Kajs) b. Kinane b. Huzejme b. Mudrike (i cili ka pasur emrin Amër) b. Iljas b. Mudar.

Stërgjyshërit e vjetër të Muhammedit a.s. kanë qenë muslimanë, pasardhës të Ibrahimit a.s. Hubejbi në veprën e tij Tarih ka regjistruar deklaratën e Ibën Abbasit r.a., i cili ka thënë: "Kanë vdekur Adnani, babai dhe i biri i tij, Ma'd dhe Rebi', Mudar, Kajs, Temim, Esed dhe Dabbe si muslimanë, pasardhës të Ibrahimit a.s.

- **Njerëzit pasojnë Kurejshitët në këtë drejtim. Muslimanët janë pasardhës të muslimanëve** (kurejshitë), **kurse pabesimtarët janë pasardhës të pabesimtarëve** (kurejshitë)

**3496 . Edhe njerëzit janë sikur mineralet. Ata që kanë qenë më të mirë** (deri sa ishin) **në xhehalet** (kohë e injorancës) **më të mirë janë edhe në Islam, nëse bëhen të ditur. Shihni se më i miri nga njerëzit është ai që e urrente më së shumti këtë punë deri sa nuk kishte pranuar.**[252]

**3497.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahja i cili transmeton nga Shu'beja të cilit i ka treguar Abdulmeliku nga Ibën Abbasi r.a., i cili, kur Se'id b. Xhubejri (në lidhje me ajetin): "...përveç dashurisë ndaj farefisit, "tha se ata janë të afërmit e Muhammedit s.a.v.s., ka thënë:

**"Nuk ka pasur asnjë degë nga kurejshitët e Pejgamberi s.a.v.s. të mos ketë patur të afërm të vet, andaj iu shpall: "Të mbani lidhjet me të afërmit që janë në mes meje dhe në mes jush".**[253]

---

[252] Këtu janë përmendur dy sende për hadithin i cili flet për më shumë sende:

a) Njerëzit iu përngjajnë mineraleve, ashtu siç janë disa minerale të mira, disa të këqija, ashtu edhe njerëzit disa janë të mirë e disa të këqinj. Xeheja, kur nxirret prej toke, ajo përmban disa veti të cilat nuk i humb; ashtu edhe njeriu kur pranon Islamin, nëse ka pasur veti fisnike i ruan ato sidomos nëse bëhet i ditur.

b) Njeriu më i mirë për udhëheqës është ai që nuk përpiqet të bëhet udhëheqës sepse frikësohet se nuk do të mund të vëndojë drejtësi dhe mirëqenie, por kur e pranon atë detyrë e pranon me dëshirë dhe e kryen me nder dhe si duhet.

c) Dyftyrësh është ai i cili para njërit tregohet ndryshe e para tjetrit ndryshe, ky është njeriu më i keq.

d) Arabët shikonin kurejshitët dhe i ndiqnin ata. Kur Muhammedi a.s. filloi të thërrasë në Islam, ata pritnin se si do të veprojnë kurejshitët. Pas çlirimit të Mekkës, kur kurejshitët pranuan Islamin, Islamin e pranuan të gjithë arabët.

[253] Pjesën e ajetit kur'anor ***il- lel meved- dete fil kurba*** Ikrimeja e ka komentuar kështu: "Kurejshitët kishin kujdes në lidhjet gjenealogjike, por kur Muhammedi a.s. filloi të thërrasë në Islam, ata e refuzuan dhe ndërprenë lidhjet me te, andaj u urdhërua që t'i mbanë lidhjet mes veti."

Deklarata e Ibën Abbasit se ajeti i shpallur: "Përveç se të mbani lidhjet gjenealogjike të cilat i kemi në mes meje dhe juve" aludon në ajetin për të cilin

**3498.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani i cili transmeton nga Ismaili, ky nga Kajsi, ky nga Ebu Mes'udi i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Së andejmi do të vijnë turbullirat, nga drejtimi [redacted] lindjes. Zemra e vrazhdë dhe e ashpër është te blegtorët, pronarë të deveve, të cilët dëgjojnë zhurmën kur i përcjellin devet dhe lopët, e ata janë nga fisi Rebi' dhe Mudar.**

**3499.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi nga Zuhriu, i cili ka thënë se i ka treguar Ebu Seleme b. Abdurrahmani prej Ebu Hurejres r.a., i cili ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

- **Mburrja dhe mendjemadhësia janë te blegtorët, pronarë të deveve, butësia është te pronarët e deleve, imani është i jemenasëve, edhe urtësia është te jemenasit.** [254]

**Ebu Abdullahu (Buhariu)thotë: Jemen quhet sepse gjendet në anën e djathtë të Qabesë** (*jemin* d. m. th. e djathtë), **kurse Shamim është në anën e majtë të Qabesë.** ***Mesh'emeh*** **është ana e majtë. Dora [redacted] majtë quhet shu'ma, kurse për anën [redacted] majtë thuhet esh'em.**

## *VIRTYTET [redacted] KUREJSHITËVE*

**3500.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Zuhriu, i cili transmeton se Muhammed b. Xhubejr b. Mu'tim e kishte traditë të flasë se ka arritur deri te Muaviu. Gjersa ai ishte te ai me një delegacion të kurejshitëve, se Abdullah b. Amër b. El- Asi ka thënë se do të vijë një sundimtar nga Kahtani. Muaviu i zemruar u ngrit (të flasë). Falënderoi

---

ka folur Sejid b. Xhubejri dhe paraqet shpjegimin e tij për këtë ajet e jo për ajet tjetër, siç mund të kuptohet nga formulacioni: andaj ju shpall.

[254] Fjalinë: "Imani është jemenli" komentatorët e shpjegojnë në mënyra të ndryshme. Disa mendojnë se i dedikohet Mekkës, sepse ajo është në anën e djathtë në krahasim me Medinen dhe se në te erdhi Shpallja e parë. Të tjerët mendojnë se ai i dedikohet Mekkes dhe Medinës, sepse Muhammedi a.s. hadithin e tha kur ishte në Tebuk e Mekkeja dhe Medineja në atë rast i vinin nga ana e Jemenit. Ibën Salahu hadithin e merr tekstualisht dhe mbanë qëndrim të prerë se hadithi i dedikohet popullatës së Jemenit. Këtë e mbështetë në hadithin: "Ju erdhiën jemenlinjtë, ata kanë zemra të buta dhe shumë të ndjeshme. Imani është jemenas, urtësia është jemenase, ndërkaq udhëheqësia e mosbesimit është në Lindje."

All-llahun ashtu siç i ka hije, pastaj tha:

- **Kam dëgjuar se dikush prej jush flet sende që nuk janë në Librin e All-llahut, as që transmetohen nga Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. . Ata janë injorantët, andaj ruhuni nga dëshirat të cilat njerëzit I çojnë në huti, sepse kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Kjo punë** (sundimi) **do t'ju takojë kurejshitëve dhe askush nuk do t'i kundërshtojë e [redacted] All-llahu nuk do t`i përmbysë përderisa ata i përmbahen fesë. "**[255]

**3501.** Na ka treguar Ebul- Velidi, këtij Asim b. Muhammedi duke thënë se ka dëgjuar babain e vet (duke transmetuar) nga Ibën Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Kjo çeshtje (sundimi)do t'u takojë kurejshitëve deri sa nga ata të mbeten bile dy vetë.**

**3502.** Na ka treguar Jahja b. Bukejr, këtij Lejthi i cili transmeton nga Ukajli, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Ibnul- Musejjebi, se Xhubejr b. Mu'timi ka thënë: "Vajtëm (te Pejgamberi) unë dhe Uthman b. Affani, e ai tha:

- **O Pejgamber i All-llahut, iu ke dhuruar pasardhësve të Muttalibit, neve na ke lënë pas dore, edhe pse ne jemi si ata, ndaj teje, në të njejtën gradë.**

- **Vetëm se pasardhësit [redacted] Hashimitëve dhe të Muttalibëve janë një tërësi - tha Pejgamberi s.a.v.s.**

**3503. Lejthi ka deklaruar se ia ka transmetuar Ebul- Esved**

---

255 Kurejshitët janë pasardhës të Nadër b. Kenanit, sipas mendimit të shumicës së dijetarëve. Një numër i vogël janë të mendimit se ata janë pasardhës të Fihr b. Malik b. Nadrit. Thirren ashtu sepse kryesisht janë marrë me tregti, sepse ***tekarush*** përcakton fitimin dhe tregtinë. Disa të tjerë mendojnë se thirren ashtu sepse Nadri dhe bijtë e tij merreshin me çështjen e haxhinjëve dhe të fukarave. ***Tekrish*** domethënë: gjurmim, hulumtim, kurse disa të tjerë janë të mendimit se ky nocion paraqet deminutivin e fjalës *kirshun* që don të thotë: peshkaqen. Ajni ka përmendur edhe rreth dhjetra mendime për gjenezën e fjalës kurejsh. Kurejshitët janë arabë mustaribe (të arabizuar), pasardhës të Ismailit a.s., kurse fisi Kahtan janë arabë vendas.

Muaviu këtë hadith të Pejgamberit a.s. e ka kuptuar në formë tekstuale edhepse ai thotë se kjo nuk don të thotë se dikush nga pasardhësit e Kahtanit nuk mund të kenë në duar pushtetin në ndonjë krahinë.

**Muhammedi i cili transmeton nga Urve b. Zubejri, i cili ka thënë: "Abdullah b. Zubejri [redacted] disa njerëz nga Benu Zuhre vajtën te Aisheja, e ajo ka qenë shumë e butë ndaj tyre për shkak të lidhjeve që kishin me Pejgamberin s.a.v.s.**

**3504.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Sufjani i cili transmeton nga Sa'di, kurse Ja'kub b. Ibrahimi thotë se ia ka transmetuar i ati i tij nga i ati i vet i cili deklaron se i ka treguar Abdurrahman b. Hurmuz el-A'rexhi që e ka transmetuar nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Kurejshitët, Ensarijtë, Xhuhejnitë, Muzejnët, Eslemët, Esxhe'ët dhe Gifarët janë mbrojtësit e mi. Ata nuk kanë mbrojtës tjetër përveç All-llahut dhe Pejgamberit të Tij.**[256] 10

**3505.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Lejthi i cili thotë se ia ka transmetuar Ebul- Esvedi, se Urve b. Zubejri ka thënë:

- **Abdullah b. Zubejri për Aishen ka qenë njeriu më i dashur pas Pejgamberit s.a.v.s. dhe Ebu Bekrit dhe ai i ka bë shumë të mira. Mirëpo, ajo nuk ka mbajtur nga dhuratat e Abdullahut që ia dërgonte, por i ndante, andaj Ibën Zubejri ka thënë: "Atë duhet ta vendojmë nën përkujdesje. "**

**Ajo atëherë tha: "Vallë, unë të vendohem nën përkujdesje! Betohem se atij nuk do t'i flasë më! ".**

**Më vonë ai luti disa nga Kurejshitët, sidomos dajën e Pejgamberit s.a.v.s. që të ndërhyjë te ajo, por ajo refuzoi. Atëherë Zuhritët, dajët e Pejgamberit s.a.v.s. në mesin e të cilëve ishte Abdurrahman b Esved b. Abdu Jeguthi dhe Misver b. Mahreme, thanë:**

**"Pasi të marrim leje për të hyrë te ajo, t`i hyjmë pas perdes".**

**Ai ashtu veproi** (kur ajo me ndërmjetësimin e tyre ia fali): **I dërgoi dhjetë robër të cilët ajo i lëshoi në liri. Pastaj vazhdoi të lëshojë në liri robërit deri sa [redacted] mbushën katërdhjetë, atëherë tha: "Do dëshiroja, pasi që [redacted] betova, të përcaktojë detyrën të cilën do ta**

[256] Davudi, duke komentuar hadithin, ka thënë: "Kushdo që të zihet rob nga këto fise ndaj tyre nuk do të aplikohet robëria" . Të tjerët mendojnë se këto fise janë ndër të parët që kanë pranuar Islamin edhe pse ishin ndër më të voglat ndër arabët, mirëpo, me pranimin e Islamit ata kishin përparësi ndaj disa fiseve tjera arabe.

**kryejsha. “**[257]

## *KUR'ANI ËSHTË SHPALLUR NË GJUHËN E KUREJSHITËVE*

**3506.** Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullah, këtij Ibrahim b. Sa'di i cili transmeton nga Ibën Shihabi, ky nga Enesi, se Uthmani ka thirrur Zejd b. Thabitin, Abdullah b. Zubejrin, Se’id b. Asin dhe Abdurrahman b. Harith b. Hishamin të cilët kishin shkruar faqet e Mus'hafit, ndërkaq Uthmani iu tha tre kurejshitëve:

**“Kur nuk do të pajtoheni në mendime me Zejd b. Thabitin në lidhje me diçka nga Kur'ani, atë shkruane në gjuhën e Kurejshitëve, sepse Kur'ani është shpallur në gjuhën e tyre. “**

**Ata ashtu edhe vepruan.**[258]

## *PËRSHKRIMI I JEMENIT ISMAILIT A. S.*

Prej tyre është Eslem b. Efsa b. Harithe b. Amër b. Amir prej Huza'as.

3507. Na ka treguar Museddedi, këtij Jahjai i cili transmeton nga Jezid b. Ubejde, të cilit Selemeja i ka thënë:

**“Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. shkoi te një grup i Eslemes** (fis) **të cilët në një shesh garonin në gjuajtjen e shtizës, dhe iu tha disave:**

**- Gjuani, o bij të Ismailit, babai i juaj ka qenë gjuajtës** (shënjestar)**. Edhe unë do të jem në anën e njërit grup!**

**Ata nguruan të gjuajnë, e ai tha:**

**- Çka keni?**

**- Si do të gjuajmë, kur ti je me atë grup - u përgjigjën ata.**

---

[257] Rasti që ndodhi mes Aishes r.a. dhe djalit të motrës Abdullah b. Zubejrit është përmendur në hadithin e parafundit, ndërsa në këtë hadith spjegohet më gjerësisht. Mirëpo, Aisheja nuk precizon betimin e vet mbasi e përmbushi atë që e precizoi, përndryshe ajo ka liruar shumë robër dhe vetëm për pesë robër nuk është e sigurt se e ka plotësuar betimin e dhënë.

[258] Osmani r.a. formoi një grup prej katër anëtarësh që ta përshkruajnë Kur'anin në disa kopje. Komisionin e urdhëroi që t'u përmbahet transmetimeve të kurejshitëve, sepse vetë Muhammedi a.s. ka qenë kurejshit. Në Kur'an thuhet: “Ne nuk kemi dërguar asnjë pejgamber që ai për t'ua shpjeguar të mos ketë folur në gjuhën e popullit të vet...” (Ibrahim, 4).

**- Gjuani - tha ai - unë jam [redacted] të gjithë .**[259]

**3508.** Na ka treguar [260]14 Ebu Ma'meri, këtij Abdulvarithi i cili transmeton nga Husejni, ky nga Abdullah b. Burejde, i cili thotë se i ka treguar Jahja b. Ja'meri të cilit i ka treguar Ebul- Esved ed- Dili nga Ebu Dherri r.a. i cili ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Ai i cili me vetëdije e thirrë babë atë njeri i cili nuk është baba i tij, ka mohuar** (dhuntinë e All-llahut). **Kush potencon se rrjedh nga një popull e ai nuk është i atij populli, e përgatit vendin për në Xhehennem".**

**3509.** Na ka treguar Ali b. Ajjashi, këtij Harizi, i cili thotë se i ka treguar Abdulvahid b. Abdullah en- Nasri, dhe thotë se ka dëgjuar Vasil b. el- Eksa'a duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Njëra nga gënjeshtrat më të mëdha është kur dikush ia përshkruan prejardhjen e vet atij që nuk e ka babë, ose tregon se kinëse ka parë diçka në ëndërr, ose [redacted] përshkruan atë që nuk e ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.**

**3510.** Na ka treguar Museddedi, këtij Hammadi, i cili transmeton nga Ebu Xhemre, i cili thotë se ka dëgjuar Ibën Abbasin r.a. se ka thënë:

**Të dërguarit e Abdulkajsit erdhiën te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i thanë: "O i Dërguar i All-llahut, [redacted] jemi nga Rebia. Neve [redacted] ty [redacted] ndante fisi pabesimtar Mudar, dhe [redacted] nuk mund të vijmë përveç se**

---

[259] Nuk ka dyshim se fiset Mudar dhe Rebi' kanë gjenealogjinë nga Ismaili a.s. Përsa i përket jemenasëve, ata janë pasardhës të Kahtanit për të cilin thuhet se është stërnip i Nuhit a.s. Disa të tjerë thonë se është stërnip i Hudit a.s., kurse disa të tjerë thonë se është stërnip i djalit të vëllait të tij. Zubejr b. Bekkari mendon se Kahtani është stërnip i Ismailit a.s. Këtë mendim mbështet edhe Ibën Haxheri pasi që numri i pasardhësve të sahabeve nga Kahtani është i barabartë me numrin e paraardhësve të sahabeve nga Adnani. Sikur Kahtani të ishte nga koha e Hudit a.s., atëherë do të ishte i dhjeti pasardhës i Adnanit. Mirëpo, dihet se në mes të Adnanit dhe të Ismailit a.s. ka pasur katër apo pesë brezëri. Hadithi përmend se Eslemi ka prejardhjen nga Ismaili a.s., por kjo nuk kupton vetëm anën e babës por mund të jetë edhe nga ana e nënës.

[260] Kjo kaptinë është vazhdim i kaptinës së parë në të cilën flitej për përshkrimin e jemenasëve se kanë lidhje me Ismailin a.s. Në dy hadithet e para flitet për përshkrimin e rrejshëm, kurse në dy hadithet e tjera flitet për fiset Rebi' dhe Mudar, të cilët kanë jetuar në lindje të Gadishullit Arabik, ndërkaq Jemeni gjendet në jug.

**në muajt e shenjtë. Sikur të na urdhëroshe diç që do ta pranoshim prej teje, të cilën do t'ua transmetoshim atyre që nuk janë këtu? "**

**- Ju urdhëroj katër sende- tha ai - dhe ju ndaloj katër sende. Ju urdhëroj: Të besoni në Një All- llah,** (don të thotë) **të dëshmoni se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, të falni namazin, të jepni zeqatin dhe të jepni të pestën e plaçkës, ndërkaq ju ndaloj:** (lëngun edhe sikur të jetë) **në kungullin e lëngët, kënatë, ose në koritën e rrëshantë.**

**3511.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi i cili transmeton nga Zuhriu, ky nga Salimi se Abdullah b. Umeri r.a. ka deklaruar se ka dëgjuar Pejgamberin e All-llahut s.a.v.s. se si nga minberi ka thënë:

**- Ngatërresat do të vijnë prej andej - duke treguar lindjen - prej nga do të paraqitet briri i shejtanit.**

## *PËRMENDJA E (FISIT) ESLEM, GIFAR, MUZEJNE, XHUHEJN DHE ESHXHE'A*

**3512.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Sufjani i cili transmeton nga Sa'di, ky nga Abdurrahman b. Hurmuzi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Kurejshitët, Ensarijtë, Xhuhejnitë, Muzejinët, Eslemët, Gifarët dhe Eshxhe'at janë mbrojtësit e mi, Ata nuk kanë mbrojtës tjetër përveç All-llahut dhe Pejgamberit të Tij.**

**3513.** Më ka treguar Muhammed b. Gurejr ez- Zuhriu, këtij Jakub b. Ibrahimi ky nga i ati i tij, ky nga Salihu, të cilit i ka treguar Nafi' se e ka lajmëruar Abdullahu, se Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. në minber ka thënë:

**- Gifarët - All-llahu i bëftë magfiret! ? Eslemët - All-llahu i shpëtoftë! Ndërsa Usajjatë janë ata të cilët nuk kanë qenë të dëgjueshëm ndaj All-llahut dhe Pejgamberit të Tij!** [261]

---

[261] Në këtë hadith ka ardhur deri te një lidhje e përshtatshme në mes faktit të rastësishëm me emrat e këtyre fiseve dhe domethënien e këtyre emrave, sepse *gafir* domethënë: të falësh. Ndërkaq, Pëjgamberi s.a.v.s. ka kërkuar të fal fisin Gafir. Kurse *selam* domethënë: shpëtim, andaj për fisin Eslem kërkoi shpëtimin. Fjala *asa* domethënë: të jeshë i padëgjueshëm. Fjala ***usajjeh*** i

**3514.** Më ka treguar Muhammedi, këtij i ka treguar Abdulvehab eth- Thekafi nga Ejubi, ky nga Muhammedi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**“Eslemët - All-llahu i shpëtoftë - dhe Gifarët - All-llahu i bëftë magfiret. “**

**3515.** Na ka treguar Kabisi se ia ka transmetuar Ebu Sufjani, këtij i ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Ibën Mehdi i cili transmeton nga Sufjani, ky nga Abdulmelik b. Umejri, ky nga Abdurrahman b. Ebu Bukre ky nga i ati i tij se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**“Çka mendoni, nëse Xhuhejb, Muzejn, Eslem dhe Gifar janë më të mirë se Ebu Temimi, Benu Esedi, Benu Abdullah b. Gatafan dhe Benu Amir b. Sa'sa? ”**

**- Ata kanë dështuar dhe gjithçka kanë humbur - tha një njeri** (Akre' b. Habis).

**- Ata janë më të mirë se Benu Temimi, Benu Esedi, Benu Abdullah b. Gatafani dhe Benu Amir b. Sa'sa'a - ■ përgjigj** (Resulull-llahu).

**3516.** Më ka treguar Muhammed b. Beshshar, këtij Gunderi, këtij Shu'be që transmeton nga Muhammed b. Ebi Jakubi, i cili ka deklaruar se ka dëgjuar Abdurrahman b. Ebu Bekren nga i ati i tij se Akre' b. Habis i tha Pejgamberit s.a.v.s.:

**- Ty të kanë mbështetur haxhinjtë vjedhacakë nga** (fisi) **Eslem, Gifar, Muzejne, dhe mendoj se Xhuhejnitë - për këtë dyshon Ibën Ebi Jakubi.**

**- Çka mendon, - tha Pejgamberi s.a.v.s. - nëse Eslem, Gifar, Muzejne - mendoj se ka thënë edhe Xhuhejne - janë më të mirë se Benu Temimi, Benu Amir, Esedi dhe Gatafan, të cilët kanë dështuar dhe kanë humbur gjithçka?**

**- Po - u përgjigj ai.**

**- Pasha Atë në duar të të cilit është jeta ime, - tha Pejgamberi s.a.v.s., - ata me siguri janë më të mirë se këta.**[262]

---

dedikohet degës së fisit Beni Sulejm, i cili theu premtimin e dhënë. Te pusi Meune u vranë hafizët të cilët ua dërgoi Pejgamberi a.s. Atëherë Pejgamberi a.s. tha se ata janë të padëgjueshëm ndaj All-llahut dhe Pejgamberit të Tij.

[262] Fiset Eslem, Gifar, Huzejne, Xhuhejne dhe Eshxhe'a në periudhën paraislamike kanë pasur fuqinë më të dobët dhe më pak famë në krahasim me

**3517.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Hammadi nga Ejubi, ky nga Muhammedi, ndërkaq ky nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Eslem, Gifar dhe një pjesë e Muzejnes dhe Xhuhejnes - ose ka thënë: pjesa e Xhuhejnes ose Muzejnes - janë më të mirë te All-llahu - ose ka thënë: Në Ditën e Gjykimit - nga** (fisi) **Esed, Temim, Hevazin dhe Gatafan".**

### *BIRI I MOTRËS SË NJË POPULLI DHE MBËSHTETËSI I NJË POPULLI U TAKON ATYRE*

**3528.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Shu'be nga Katadeja, ky nga Enesi r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. I ka thirrur ensarijtë dhe [redacted] ka thënë: A ka në mesin tuaj ndonjë që nuk është nga ju? - Jo - thanë ata- në përjashtim të një biri të motrës sonë.**

**- Biri i motrës së një populli [redacted] takon atyre- tha Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. "**[263]

### *TREGIMI PËR PRANIMIN [redacted] ISLAMIT NGA EBA DHERR EL- GIFARI R.A. DHE RRËFIMI MBI ZEMZEMIN*[264]

**3522.** Na ka treguar Zejdi, ky është Ibën Ahzemi nga Ebu Kutejbe

---

fisin Benu Amir, Benu Temim dhe fiset e tjera. Por kur erdhi Islami iu takoi nderi dhe fama më e lartrë. Sahabi më i njohur nga fisi Gifar ishte Ebu Dherri, nga fisi Huzejne Abdullah b. Mugaf- feli, nga fisi Xhuhejne Ukbe b. Amir. nga Eshxhe'a Nuajm b. Mesudi. Përndryshe të gjitha këto fise kanë gjenealogjinë nga Mudari. Fisi i Benu Esedit në kohën e Ebu Bekrit ra nën udhëheqjen e Talha b. Huvejlidit, kurse Benu Temimi nën udhëheqjen e Sexhahut.

[263] Në bazë të këtij hadithi hanefitët pretendojnë se daja ka të drejtë në trashëgimi, nëse nuk ka fis nga dega e babës ose dikë tjetër më të drejtë të trashëgimisë së përcaktuar. Këtë vërteton edhe hadithi i Aishes r.a.: "Daja është trashëgimtar i atij që nuk ka trashëgimtar."

[264] Në disa botime të përmbledhjes së Buhariut kjo kaptinë është emërtuar: Pranimi i Islamit nga Ebu Dherri dhe rrëfimi për Zemzemin. Titullohet me këtë emër sepse bëhet fjalë për Ebu Dherrin se si e pranoi Islamin, ndërkaq për Zemzemin ka të bëjë pjesa e hadithit ku thuhet: "...Kam pirë ujë të Zemzemit dhe kam ndejtur në Mesxhidi Haram..."

Salim B. Kutejbe të cilit i ka treguar Musenna b. Se'id el- Kasir, e këtij i ka treguar Ebu Xhemre, i cili deklaron se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

- **A dëshironi t'u tregoj për pranimin e Islamit nga Ebu Dherri?**

- **Gjithësesi, thamë ne,** (thotë Ebu Xhemre) - **atëherë ai rrëfeu:**

- **Ebu Dherri ka thënë: Isha një njeri nga** (Fisi) **Gifar, dhe te ne arriti lajmi se në Mekkë është paraqitur njeriu i cili vërteton se është pejgamber, andaj unë i thash vëllaut tim:**

**- Shko te ai njeri, bisedo [redacted] atë dhe të më tregosh për të.**

**Ai shkoi te ai, [redacted] takua dhe më në fund [redacted] kthye.**

**- Çka ka - e pyeta, e ai [redacted] përgjigj:**

**- Për All-llahun, pashë njeriun i cili urdhëron në punë të mira dhe ndalon nga të këqijat.**

**- Nuk më kënaqe me këtë lajm, [redacted] thashë, andaj mora strajcën dhe shkopin e u nisa për në Mekkë. Nuk e njifsha, por edhe nuk dëshiroja që të pyes për atë. Piva ujë të Zemzemit dhe ndejta në Mesxhidi Haram. Atëherë - thotë ai - pranë meje kaloi Aliu dhe tha:**

**- Ky njeri më duket se është [redacted] huaj?**

**- Po - u përgjigja - thotë ai.**

**- Të shkojmë në shtëpi - më tha ai dhe [redacted] drejtuam për në shtëpi. Ai nuk më pyeti kurrgjë e [redacted] unë i thash diçka (për ardhjen time). Të nesërmen herët shkova në Mesxhidi Haram, me qëllim që të pyes për atë. Askush nuk më tha diçka për të. Përsëri - thotë ai - kaloi Aliu dhe tha:**

**- Më duket se është koha që ky njeri të dijë vendin e vet?**

**- Jo - u përgjigja- thotë ai.**

**- Eja me mua - tha ai, pastaj më pyeti:**

**- Çka është puna jote, çka të sjell në këtë qytet?**

**- Nëse [redacted] ruan fshehtësinë, atëherë do të tregoj.**

**- Ashtu do të veproj - tha ai.**

**- Te ne ka arritur lajmi- thotë ai se atëherë [redacted] ka thënë- se këtu është paraqitur njeriu i cili vërteton se është pejgamber. E dërgova vëllaun tim të flasë [redacted] të, ai [redacted] kthye por nuk më kënaqi me lajmin, andaj vendosa të takohem vetë.**

- **Ti me të vërtetë qenke në rrugë te drejtë - i tha** (Aliu) - **unë tash do të shkoj te ai, më ndiq [redacted] dhe hyn ku do të hyj unë. Nëse hasim në ndonjë që të kundërvihet, atëherë unë do të mbështetem në mur kinse rregulloj këpucën, ndërsa ti vazhdo.**

**Pastaj ai u nis. Me te [redacted] nisa edhe unë e kur ai hyri, hyra edhe**

**unë me te, te Pejgamberi a. s. dhe i thashë Pejgamberit s.a.v.s.: “Ma prezento Islamin”.**

**Ai ma prezentoi dhe unë në vend e pranova Islamin. Ai më tha:**

**- O Eba Dherr, fshihe këtë send dhe kthehu në vendin tënd. Kur do të dëgjosh se jemi forcuar, atëherë eja.**

**- Pasha Atë që me të vërtetë të ka dërguar, i thash, padyshim do ta shpall këtë në mesin e tyre!**

**Pastaj ai shkoi në Mesxhidi Haram ku ishin kurejshitët dhe tha:**

**- O kurejshitë, unë dëshmoj se vetëm All-llahu është zot dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe Pejgamber i Tij!**

**- Çohuni për këtë që dëshmoi - thanë ata dhe [redacted] çuan, më rrehën e më bënë për vdekje. Në ndërkohë arriti Abbasi, [redacted] gjuajt mbi mua, pastaj [redacted] drejtua kah ata dhe iu tha: “Mjerë për ju! A doni ta vritni njeriun e Gifarit, ndërsa tregtia dhe rruga e juaj është përmes Gifarit! ”Ata atëherë u larguan. Të nesërmen pasi agoi, u ktheva dhe e dëshmova atë që e dëshmova dje.**

**- Çohuni për këtë që dëshmoi - thanë ata përsëri. Vepruan [redacted] ashtu siç vepruan dje. Përsëri arriti Abbasi. U gjuajtë mbi mua dhe tha atë që iu tha dje. “**

Kjo ndodhi në fillim kur Eba Dherri pranoi Islamin, thotë (Ebu Xhemre).

## *PËRMENDJA E KAHTANËVE*

**3517.** Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullahu, këtij Sulejman b. Bilali i cili transmeton nga Thevr b. Zejdi, ky nga Ebul- Gajthi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Nuk do të ndodh Dita e Gjykimit përderisa të paraqitet një njeri nga** (fisi) **Kahtan i cili do t'i çojë njerëzit me shkop.** (Sikur i çon delet bariu).[265]

## *NDALOHET TË THËRRASISH SI NË XHAHILIJET*

**3518.** Na ka treguar Muhammedi, këtij i ka lajmëruar Mahled b.

[265] Në transmetimet e tjera thuhet se ky sundues do të jetë nga fisi Kahtan, i cili do të vijë pas Mehdiut dhe se do të vazhdojë rrugën e tij, dhe se do të sundojë njëzet vjet.

Jezidi, këtij Ibën Xhurejxhi, i cili thotë se e ka lajmëruar Amër b. Dinari i cili ka dëgjuar Xhabirin r.a. duke thënë:

**"Ishim në luftë me Pejgamberin s.a.v.s. me të cilin ishin edhe një numër i muhaxhirëve edhe atë në numër të madh. Në mesin e muhaxhirëve ishte një shakaxhi i cili nga prapa i ra një ensariut sa që ensariu u hidhërua dhe filluan të thirren** (në hakmarrje) **ashtu që ensariu thirri: "Në ndihmë, [illegible] ensarijë! "**

**"O muhaxhirë, në ndihmë! " thirri muhaxhiri.**

**Atëherë doli Pejgamberi s.a.v.s. dhe tha: "Pse thirreni si në kohën e xhehaletit"? ! Pastaj pyeti: "Çka kanë? " E lajmëruan për ramjen e muhaxhirit ensariut, atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**"Lere atë sepse është shumë e keqe"!**

**Abdullah b. Ubejj b. Seluli** (udhëheqësi i munafikëve) **atëherë tha:**

**"A të lejojmë që ata të thërrasin kundër nesh? Nëse kthehemi në Medine, më të fortit me siguri do t'i përzënë më të dobëtit"!**

**"O Pejgamber i All-llahut", tha Umeri për Abdullahun "A ta vrasim këtë njeri të keq? "**

**"Jo, " u përgjigj Pejgamberi s.a.v.s. "sepse bota do të fliste [illegible] Muhammedi i vret shokët e vet".**[266]

**3519.** Më ka treguar Thabit b. Muhammedi, këtij Sufjani nga A'meshi, ky nga Abdullah b. Murra, ky nga Mesruku, ky nga Abdullahu r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s. dhe e transmeton Sufjani nga Zubejdi, ky nga Ibrahimi, ky nga Mesruku, ky nga Abdullahu se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk është prej nesh ai i cili e rreh fytyrën, e shkyen këmishën**

---

[266] Me" thirrje pagane" këtu mendohet në thirrjen e anëtarëve të fisit të cilët duhet të luftojnë kundër anëtarëve të fisit tjetër. Në periudhën paraislamike te arabët ishte prezent kjo traditë, por Islami e ndërpreu këtë siç shihet edhe nga hadithi i përmendur edhe nga hadithi që vijon: "Kush thërret në ndihmë në mënyrë pagane nuk është prej nesh, vetes le t'i përgatitë vend në zjarr".

Abdullah b. Ubejj b. Seluli, udhëheqës i munafikëve të Medinës, këtë rast deshti ta shfrytëzojë të futë armiqësi në mes të muslimanëve. Megjithatë, Pejgamberi a.s. nuk i lejoi Umerit r.a. që ta vrasë, sepse munafikët në sy të botës ishin muslimanë, kjo do të thoshte se Muhammedi a.s. i vret ithtarët e vet.

**dhe vepron si në kohën e xhehaletit".**

## *RRËFIMI MBI (FISIN) HUZA'A*

**3520.** Më ka treguar Is`hak b. Ibrahimi, këtij Jahja b. Ademi, këtë e lajmëroi Israili nga Ebu Hasina, ky nga Ebu Salihu, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Amër b. Luhajj b. Kamea b. Hindif është Ebu Huza'a. "**

**3521.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi nga Zuhriu i cili ka deklaruar se ka dëgjuar Se'id b. Musejjebin duke thënë:

**"Bahira është** (deveja) **qumështi I së cilës është ndaluar dhe askush nuk e mjel. Ndërkaq saiba eshtë** (deveja) **të cilën ua kanë sakrifikuar zotërave të tyre andaj nuk e ngarkonin. "Pastaj ai shton se Ebu Hurejre r.a. ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Kam parë Amër b. Amër b. Luhajj el- Huza'a se si i gjuante zorrët në zjarr, edhepse ky ishte i pari që e ka bërë sakrificë saiben. "**[267]

---

[267] Disa thonë se fisi Huza'a ka prejardhjen nga Jemeni dhe se në Mekkë kanë ardhur pasiqë u shkatërrua penda e Jemenit, kurse disa të tjerë thonë se Huza'a janë nga fisi Mudar.

Ibën Kulejbi përmend se Amër b. Luhajj është biri i Fuhejres, kjo ishte bija e Amr b. Harithit, sunduesit të fundit në Mekkë nga fisi Xhurhum, të cilin e trashëgoi nipi i tij Amër b. Luhajj. Në këtë mënyrë qeverisja e Mekkës kaloi në duar të fisit Huza'a, e pas 300 vjetësh qeverisjen prej tyre e mori Kusajj b. Kulabe, nëpërmes të cilëve qeverisja erdhi në duar të kurejshitëve.

Ibën Is'haku përmend se Pejgamberi a.s. Eksem b. Xhannit i ka thënë: "Kam parë Amër b. Luhajjin se si zorrët e veta i gjuan në zjarr, sepse ai është i pari, i cili ka ndërruar fenë e Ismailit a.s., ka ngritur idhuj, e ka lënë saiben, e ka prerë behirën, e ka ngjitur vesilen dhe hamanë e ka bërë të papërshtatshme" . Këtyre kafshëve të cilat arabët në kohën paraislamike nuk i shfrytëzonin, iu kushtohet edhe ajeti: "All-llahu nuk ka caktuar Behirën, as Saiben, as Vasilen, as Hamen por ata që nuk besojnë, shpifën ndaj All-llahut gënjeshtra, sepse shumica prej tyre nuk kanë mend" . (El- Maide: 103)

Arabët paraislamikë kishin dispozitat e veta të pashkruara për kafshët: disa kafshëve nuk ua hanin mishin, disa të tjera nuk i mjelnin, iu grahnin dhe i ngarkonin.

a) Nëse devja pjellte pesë herë dhe i vogli i saj i pestë ishte mashkull, devesë së atillë ia prisnin veshin dhe e lëshonin të kullosë e lirë, as e milnin, as i hipnin e as e ngarkonin (bahira);

**3523.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, na ka treguar Hammadi nga Ejubi, ky nga Muhammedi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**"Eslemët, Gifarët dhe një grup nga Muzejnët dhe Xhuhejnët" ose ka thënë: "Një grup nga Xhuhejnët ose Muzejnët - janë më të mirë te All-llahu. " Ose ka thënë: "...Në Ditën e Kijametit (do të jenë më të mirë) se Esedët, Temimët, Hevazimët dhe Gatfanët".**

**3524.** Na ka treguar Ebu en- Nu'mani, këtij Ebu Avane i cili transmeton nga Bishri, ky nga Se'id b. Xhubejri, i cili thotë se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"Nëse dëshiron të njofish xhehaletin e arabëve, atëherë lexo (ajetin) i cili është para njëqindetridhjetshit në suren El- En'am: "...ata të cilët nga naiviteti, duke mos ditur, i kanë mbytur fëmijët e vet" deri te fjalët: "...Ata kanë dështuar keq dhe nuk janë të udhëzuar. "**[268]

## *MBËSHTETJA E PREJARDHJES NË STËRGJYSHËRIT E TYRE NË ISLAM OSE XHEHALET*

Ibën Umeri dhe Ebu Hurejre transmetojnë nga Pejgamberi s.a.v.s.: "Fisniku, bir i fisnikut, nip i fisnikut, stërnip i fisnikut është Jusufi, biri i Jakubit, nip i Ishakut, stërnip i Ibrahimit, mikut të All-llahut".

---

b) Nganjëherë udhëtari ose i sëmuri betoheshin: "Nëse kthehem gjallë e shëndosh nga rruga, ose, nëse shërrohem, kjo ose ajo deve e imja qoftë e liruar! " - dhe atëherë as i grahnin as e ngarkonin, e lëshonin të kullosë e lirë (saiba);

c) Nëse devja u pillte qingj (femër) e mbanin për vete e nëse pillte dash, atëherë e flijonin për idolin e tyre. Po nëse pillte edhe qingj edhe dash, atëherë dashin nuk e flijonin për idole të veta. Delen e tillë e quanin vasila.

ç) Nëse devja mashkull mbars, përkatësisht bëhej me dhjetë pasardhës, nuk i grahnin më e as e ngarkonin, e linin të lirë të kullosë (ham).

[268] Ajeti në tërësi thotë: "A kanë pasur ata të cilët nga naiviteti, duke mos ditur, i kanë mbytur fëmijët e vet dhe e konsiderojnë të ndaluar duke shpifur kundër All-llahut, ate me çka i ka furnizuar All-llahu. Ata kanë dështuar keq dhe nuk janë të udhëzuar" . (El- En'am, 140).

Katadeja thotë se të gjitha fiset në përjashtim të fisit Kinane i kanë vrarë vajzat e tyre duke u frikësuar nga robëria dhe fukarallëku.

El- Berra thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Unë jam biri [redacted] Abdulmutalibit. "**[269]

**3525.** Na ka treguar Umer b. Hafsi, këtij i ati i tij, këtij përsëri A'meshi, këtij Amër b. Murre nga Se'id b. Xhubejri e ky thotë se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"Kur [redacted] shpall: Dhe tërhiqjau vërejtjen të afërmëve tu, Pejgamberi s.a.v.s. filloi të thërrasë: O bijtë e Fehrit! O bijtë e Adijjit! - sipas gjirit të kurejshitëve. "**

**3526.** Dhe na ka thënë Kabiseja se e ka lajmëruar Sufjani nga Habib b. Ebi Thabiti, ky nga Se'id b. Xhubejri, i cili thotë se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"Kur [redacted] shpall: Dhe tërhiqjau vërejtjen të afërmëve tu, Pejgamberi s.a.v.s. filloi t'i thërrasë fis pas fisi. "**[270]

**3527.** Na ka treguar Ebu el- Jemani, këtij i ka lajmëruar Shuajbi, këtij Ebu ez- Zinadi nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"O bijtë e Abdulmenafit, bleni shpirtërat tuaj nga All-llahu! O bijtë e Abdulmutalibit, bleni shpirtërat tuaj nga All-llahu! Oj e ëma [redacted] Zubejr b. Avvamit, tezja e Pejgamberit s.a.v.s., oj Fatime, [redacted] bija [redacted] Muhammedit, bleni shpirtërat tuaj nga All-llahu! Unë [redacted] juve dyja nuk do të mundem t'u ndihmojë te All-llahu** (nëse nuk pranoni Islamin). **Ndërkaq nga pasuria ime kërkoni çka të doni. "**

## *RRËFIMI MBI ABISINASIT DHE FJALËT E PEJGAMBERIT S.A.V.S.: " O BIJTË E ERFIDITËVE"*[271]

---

[269] Kjo është vetëm një pjesë e hadithit i cili në tërësi përmendet në kaptinën e xhihadit.

[270] Kur u shpall ajeti: "Tërheqi vërejtjen familjes sate më të afërt." (Esh-Shuara, 214), Muhammedi a.s. e thirri në fe të gjithë farefisin e vet dhe më në fund bijën e tij Fatimen.

[271] Abisinasit janë pasardhës të Hamit, birit të Nuhit a.s., janë vendosur në afërsi të Jemenit nga i cili i ndanë vetëm gjiri i detit. Para ardhjes së Islamit ata sundonin Jemenin dhe u orvatën që të sulmojnë Qaben, për çka flet sureja el-Fil. Në këtë kaptinë përmendet një grup i abisinasëve, të cilët në xhaminë e Pejgamberit a.s. luanin me mburojat dhe shtizat e tyre, ai iu drejtua atyre duke

**3529.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi i cili transmeton nga Ukajli, ky nga Ibn Shihabi, ky nga Urveja, ky nga Aisheja se Ebu Bekri r.a. hyri te ajo gjatë ditëve të Mines. Te ajo ishin dy shërbëtore të cilat këndonin dhe i binin defit e Pejgamberi s.a.v.s. ishte i mbuluar me petkun e vet. Ebu Bekri iu bërtiti, ndërkaq Pejgamberi s.a.v.s. e shpaloi fytyrën dhe the:

**"Lëshoi ato, o Ebu Bekër, sepse këto janë ditë të Bajramit"!**

**Ato ditë ishin ditët e Minës.**

**3530. Aisheja ka deklaruar: "E pashë Pejgamberin s.a.v.s. se si më pengonte e unë mundohesha të shikoj se si luajnë abesinasit në xhami. Atëherë Umeri filloi t'i urrejë, kurse Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Lëshoj ato! Të jeni të sigurt o bijtë e Erfiditëve". Domethënë** (se fjala *emnen*) **ka kuptimin e sigurisë** (e jo kuptimin e besimit).

## *KUSH DËSHIRON QË TË MOS I FYHET PREJARDHJA*

**3531.** Më ka treguar Uthman b. Ebi Shejbe, këtij Abdeja i cili transmeton nga Hishami, ky nga i ati i tij, ky nga Aisheja r.a., e cila ka thënë:

**"Hasani ka kërkuar leje nga Pejgamberi s.a.v.s. që t`i vë në lojë idhujtarët, por ai [illegible] pyeti: Çka do të bësh [illegible] prejardhjen time?**

**"Do ta tërhjek nga ata" - tha Hasani- "ashtu sikur e nxjerrim kimen nga brumi. "**[272]

**Gjithashtu ky transmeton nga i ati i tij i cili ka thënë: "Shkova te Aisheja që ta fyejë Hassanin, por ajo tha: Mos e fyej se ai e ka mbrojtur Pejgamberin s.a.v.s.** Ebu Hejthemi thotë: ***Nefehati ed-dabbetu*** (kafsha mbrohet) kur qet me shqelma. Kurse ***Nefehahu bis-sajf*** (i ra me shpatë) kur e godet nga larg."

---

i thirrë si rafidijj.

[272] Muslimi ka regjistruar nga Aisheja r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Përqeshni dhe tallni këngët e idhujtarëve, sepse kjo për ata është më e rëndë se sa t'i gjuani me shigjetë" . Pastaj dërgoi ta thërrasin Ibën Revvahun, të cilit i the: "Përqeshi duke kënduar ! " Ky i përqeshte duke kënduar, por ai nuk u kënaqë vetëm me këtë dhe dërgoi dikë që ta thërrasin Ka'b b. Malikun, pastaj Hasanin, dhe tha: "Erdhi koha që të dërgoni përmes këtij luani, i cili rrehet me bishtin e vet" . Pastaj ai tha: "Pasha Atë i cili të ka dërguar Pejgamber, unë përmes satirës do t'i shkatërroj tërësisht" ." Mos shpejto", tha Pejgamberi a.s.

## *ÇKA TRANSMETOHET PËR EMRAT E TË DËRGUARIT TË ALL-LLAHUT S.A.V.S.*

Dhe Fjalët e All-llahut xh. sh.: **"Muhammedi është pejgamber i All-llahut, kurse ata që janë [redacted] të janë të ashpër ndaj mosbesimtarëve..."**[273] **dhe rreth Fjalëve: "...i cili do vijë pas meje emri i të cilit është Ahmed..."**[274]

**3532.** Na ka treguar Ibrahim Ibën el- Mundhir, këtij i ka treguar Ma'ni, i cili transmeton nga Maliku, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Muhammed b. Xhubejr b. Mut'imi, ky nga i ati i tij r.a., i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Unë kam pesë emra. Unë jam Muhammed dhe Ahmed, unë jam el- Mahi, me të cilin All-llahu e fshinë pabesimin; unë jam el- Hashir: pastaj njerëzit do të ringjallen, dhe unë jam el- Akib. "**[275]

---

[273] Buhariu këtu përmend një pjesë nga katër ajetet kur'anore ku Pejgamberi a.s. përmendet [redacted] emrin Muhammed. Ajeti në tërësi thotë: "Muhammedi është pejgamber i All-llahut, kurse ata që janë me atë janë të ashpër ndaj mosbesimtarëve, por të mëshirshëm ndërmjet veti; i sheh si përkulen dhe bien me fytyrë për toke (sexhde), duke dëshiruar mirësinë e All-llahut dhe kënaqësinë e Tij. Në fytyrë kane shenjat, gjurmët nga të rënat me fytyrë për toke (sexhde). Ai është përshkrimi i tyre në Tevrat, kurse përshkrimi i tyre në Inxhil; ata janë sikur bima kur lëshon filizin e vet e pastaj e forcon, trashet dhe e pjek frytin e vet duke nxitur entuziazëm te mbjellësit e për t'i zemëruar me te mosbesimtarët. All-llahu u ka premtuar atyre, të cilët besojnë dhe bëjnë vepra të mira falje dhe shpërblim të madh" . (Fet'h, 29).

[274] Emri i Pejgamberit a.s. Ahmed përmendet njëherë edhe atë si fjalim i Isait a.s. në ajetin që vijon: "Dhe kur Isai, i biri i Merjemes, tha: O Beni Israil, unë jam te ju i dërguar i All-llahut për të vërtetuar Tevratin e shpallur përpara meje dhe t'iu përgëzoj për pejgamberin, i cili do të vijë pas meje, emrin e ka Ahmed" . Dhe kur u solli argumente të qarta ata thanë: Kjo është magji e qartë" . (Es- Saff, 6).

[275] Këta janë pesë emrat më të rëndësishëm të Pejgamberit a.s. Muhammed dhe Ahmed janë lloje të foljes ***hamide*** (të falenderosh), ***mahi*** është ai i cili fshinë, ***hashir*** domethënë: ai i cili ringjallë, e këtu fjala është se ai do të jetë i pari i cili do të ringjallet, ndërkaq ***akib*** domethënë: i fundit.

Përveç këtyre emrave, në Kur'an dhe në hadithe janë përmendur edhe disa emra tjerë të Pejgamberit a.s., siç janë: Shahid, Mubeshshir, En- Nedhirul- Mubin, Ed- Dai Il- lall- llahi, Es- Siraxhul- Munir, El- Emin, El- Muhtar,

**3533.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani i cili transmeton nga Ebu ez- Zinadi, ky nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"A nuk habiteni se si All-llahu i dëbon nga unë fyerjet e kurejshitëve si dhe të nemurat e tyre? Ata e fyejnë dhe e nemin Muzemmemin, ndërkaq unë jam Muhammed. "**[276]

## *VULA E PEJGAMBERËVE, MUHAMMEDI S.A.V.S.*

**3534.** Na ka treguar Muhammed b. Sinani, këtij Salimi, na ka treguar Se'id b. Mina'i, ky transmeton nga Xhabir b. Abdullahu r.a., i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Unë [illegible] pejgamberët e tjerë jam sikur njeriu që ka ndërtuar një shtëpi, e kreu dhe e zbukuroi, por i mungon një tullë. Njerëzit kanë hyrë në te, janë mahnitur dhe thonë: "Sikur ta kishte edhe atë tullë. "**

**3535.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Ismail b. Xha'feri duke transmetuar nga Abdullah b. Dinari, ky nga Ebu Salihu, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Unë në krahasim me pejgamberët e tjerë jam sikur njeriu i cili ka ndërtuar shtëpinë, e ka kryer dhe e ka zbukuruar porse i mungon në skaj një tullë. Njerëzit e kanë vizituar, iu ka pëlqyer por thonë: "Sikur ta kishte venduar edhe atë tullë". Pra, unë jam ajo**

---

Mustafa etj. Mirëpo, pesë emrat e përmendur në hadithin e shënuar janë më të njohurit dhe askush para tij nuk i ka pasur, porse transmetohet se disa arabë, pak para lindjes së Muhammedit a.s., e kanë vënë emrin Muhammed, sepse nga priftërinjtë patën dëgjuar se në atë kohë do të vijë pejgamberi, i cili do të ketë emrin Muhammed, andaj disa nga ata shpresonin këtë për djemt e tyre dhe i emërtuan me këtë emër. Më i njohuri nga ata është Muhammed b. Adijj b. Rebi'a, nga i cili transmetohet se e ka pyetur babën e vet pse e ka emërtuar Muhammed, i cili iu përgjigj: "Katër temimijtë: unë, Sufjan b. Muxhashiu, Jezid b. Amri dhe Usame b. Maliku shkuam për në Sham ku një murg na tha se së shpejti do të vijë pejgamberi, emri i të cilit do të jetë Muhammed. Kur u kthyem, secilit prej nesh i pat lindur djalë, andaj i emërtuam me emrin Muhammed" .

[276] Idhujtarët kurejshitë Muhammedin a.s., pse e urrenin, nuk e thirrnin me emrin Muhammed por e thirrnin me emrin Mudhemmim që në atë kohë nuk kishte të bëjë me te.

**tullë, unë jam vula e pejgamberisë", u përgjigj** (Muhammedi a. s. ).[277]

## *NDËRRIMI I JETËS SË PEJGAMBERIT S.A.V.S.*

**3536.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Lejthi nga Ukajli, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Urve v. Zubejri, ky nga Aisheja r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka ndërruar jetë kur ka pasur gjashtëdhjetë e tre vjet.[278]

Ibën Shihabi ka deklaruar se të njejtën e ka dëgjuar nga Se'id b. Musejjebi.

## *OFIQI I PEJGAMBERIT S.A.V.S.*

**3537.** Na ka treguar Hafs b Umeri, këtij Shubeja, i cili transmeton nga Humejdi, ky ka deklaruar se Enesi r, . a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. një ditë ishte në treg. Një njeri tha: "Ebul-Kasim"! Pejgamberi s.a.v.s. iu drejtua dhe i tha: "Më thirrni me emrin tim, dhe mos e emërtoni askend me ofiqin tim. "**[279]

**3538- 3539.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij i ka treguar Sufjani, i cili transmeton nga Ejjubi, ky nga Ibën Sirini, ky ka deklaruar se ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a., i cili thotë se Ebul- Kasimi s.a.v.s. ka thënë:

**"Emërtoni me emrin tim, por mos emërtoni askënd me ofiqin**

---

[277] Pejgamberët dhe misioni i tyre këtu krahasohen me ndërtesën themelet e së cilës janë venduar dhe është ngritur konstrukcioni, por në te ka ngelur një vend i shprazët, i cili kur mbushet ndërtesa përkryhet si përfundoi dërgimi i pejgamberëve me dërgimin e Muhammedit a.s. sepse ai është pejgamber i fundit nga All-llahu xh. sh.

[278] Buhariu hadithin e përmend në këtë kaptinë që të shpjegojë kohëzgjatjen e jetës së Pejgamberit a.s. Pjesa dërmuese e dijetarëve pajtohen me Aishen r.a. për këtë çështje edhepse ka disa transmetime se jeta e Pejgamberit a.s. ka qenë më e shkurtër se 63 vjet. Në disa transmetime thuhet se ka jetuar 65 vjet.

[279] Në këtë hadith përmendet arsyeja se pse është i ndaluar emërtimi me emrin e Pejgamberit a.s., andaj disa dijetarë mendojnë se kjo ndalesë ka qenë në fuqi vetëm për atë kohë, ndërkaq Shafiu, duke u mbështetur në këtë hadith, mendon se ndalesa vlen për gjithmonë .

**tim. “**

**3540.** Më ka treguar Is`hak b. Ibrahimi[280] 34, këtij i ka treguar Fadël b. Musa, i cili transmeton nga Xhuajd b. Abdurrahmani, i cili ka thënë: “Kam parë Saib b. Jezidin kur ka pasur nëntëdhjetë e katër vjet. Ishte i fortë dhe i drejtë, atëherë tha:

**- E di se nuk do të kënaqesha [redacted] dëgjimin dhe pamjen time sikur të mos kishte qenë Pejgamberi s.a.v.s. Tezja ime më dërgoi te ai dhe [redacted] tha: “O [redacted] Dërguar [redacted] All-llahut, djali [redacted] motrës sime është [redacted] sëmurë, andaj lute All-llahun për atë, dhe ai e luti për mua. “**

### *LEZI (VULA) [redacted] PEJGAMBERLLËKUT*

**3541.** Na ka treguar Muhammed b. Ubejdullahu, këtij Hatimi, i cili transmeton nga Xhuajd b. Abdurrahmani, i cili thotë se ka dëgjuar Saib b. Jezidin duke thënë:

**“Tezeja ime më solli te Pejgamberi s.a.v.s. dhe [redacted] tha: “O i Dërguar i All-llahut, djali i motrës sime është i sëmurë”. Ai [redacted] lëmoi kokën dhe u lut për bekim. Pastaj mori abdes, unë pita ujë, nga uji që mbet nga abdesti, [redacted] ndala pas tij dhe në [redacted] të shpatullave të tij pash vulën.**[281]

Ebu Ubejdullahu ka thënë: ***“El- Huxhla*** **është lara [redacted] bardhë në mes të dy syve të kalit”**

Ibrahim b. Hamza ka thënë: “Sikur veza e fëllëzës”.

### *CILËSITË E PEJGAMBERIT S.A.V.S.*

**3542.** Na ka treguar Ebu Asimi, i cili transmeton nga Umer b. Se’id b. Ebi Husejni, ky nga Ibën Ebi Mulejkete, ky nga Ukbe b. el- Harithi i cili ka thënë”

---

[280] Kjo kaptinë mund të ndërlidhet me kaptinën e parë në këtë mënyrë: Sahabet Pejgamberit a.s. i drejtoheshin me disa emra (Muhammed, Ebul-Kasim etj)kurse më mirë është t'i drejtohen me fjalët: Pejgamber i All-llahut siç veproi tezja e Saibes kur e solli te Pejgamberi a.s.

[281] Saib b. Jezidi është njëri nga sahabet, i cili ndërroi jetë në Medine në vitin 94 sipas hixhretit. Vula e Pejgamberllëkut, të cilën e pa Saibi në shpatullat e Pejgamberit a.s., është shenjë e pejgamberllëkut, sipas të cilës kitabijtë e njihnin Pejgamberin a.s.

**“Ebu Hurejre r.a. kishte falur namazin e ikindisë. Pastaj doli jasht. Duke ecur ka parë Hasanin duke luajtur me fëmijët, e mori në krahë dhe i tha: “Do ta sakrifikoja babain për këtë! Ky i përngjan Pejgamberit s.a.v.s. e nuk i përngjanë Aliut. Aliu buzqeshi. “**

**3543.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, këtij Zuhejri, këtij Ismaili, i cili transmeton nga Ebu Xhuhajfi r.a. se ka thënë:

**“Kam parë Pejgamberin s.a.v.s., ndërkaq Hasani i ka përngja. “**

**3544.** Më ka treguar Amër b. Aliu, këtij Ibën Fudejli, këtij Ismail b. Ebu Halidi, i cili thotë se ka dëgjuar Ebu Xhuhajfen r.a. duke thënë:

**“Kam parë Pejgamberin s.a.v.s., e Hasan b. Aliu r.a. i përngjante”.**

**“Ma përshkruaj”, i thash Ebu Xhuhajfes, ai pastaj tha:**

**“Ishte i bardhë, flokët kishin filluar t`i thinjen. Pejgamberi s.a.v.s. na caktoi trimbëdhjetë deve mirëpo Pejgamberi s.a.v.s. ndërroi jetë para se t`i pranonim ato.”**[282]

**3545.** Na ka treguar Abdullah b. Rexha`, këtij Ismaili i cili transmeton nga Ebu Is’haku, ky nga Vehb Ebu Xhuhajfe es- Suvaliu, i cili ka thënë:

**“E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. dhe pashë ngjyrën [redacted] bardhë në xhufkën e mjekrës së tij, ndër buzën [redacted] poshtme. “**

**3546.** Na ka treguar Isam b. Halidi, këtij Hafiz b. Osmani se ky e ka pyetur Abdullah b. Busranë, shokun e Pejgamberit s.a.v.s.:

**“A e ke parë Pejgamberin s.a.v.s., [redacted] ka qenë i plak”?**

**“Në mjekër kishte një xhufkë të bardh kimesh, tha ai.”**[283]

**3547.** Më ka treguar Ibën Bukejri, këtij Lejthi nga Halidi, këtij Se’id

---

[282] Ebu Xhuhajfi me bashkëatdhetarët e vet dhe me Pejgamberin a.s. ishte në Haxhxhin Lamtumirës, me ç'rast Benu Suva'a i dhuroi 13 deve. Mirëpo, ai së shpejti ndërroi jetë e devet ia dha Ebu Bekrit r.a. Në lidhje me ngjashmërinë me Pejgamberin a.s. Ebu Umeri r.a. ka thënë: “Pesë vetë i përngjanin Muhammedit a.s. : Xha'fer b. Ebi Talibi, Hasan b. Aliu, Kasim b. Abbasi, Ebu Sufjan b. Harithi dhe Saib b. Ubejdi” .

[283] Ky është njëri nga hadithet e rralla që në senedin e tij gjenden vetëm tre transmetues. Senedet e këtilla konsiderohen si senede të” larta” . Thuhet se në mjekrën e tij ka pasur 70 kime të bardha.

b. Ebu Halili, ky nga Rebi`a b. Ebu Abdurrahmani, i cili ka thënë:

**- E kam dëgjuar Enes b. Malikun i cili duke përshkruar Pejgamberin s.a.v.s. ka thënë:**

**Kishte shtat mesatar, [redacted] i lartë e [redacted] i ulët, ngjyrë të çelë, jo shumë [redacted] bardhë dhe as i zeshkët, flokët nuk i kishte shumë kaçurele e as të drejta, por gjysëm kaçurele. Shpallja filloi t'i zbresë kur kishte katërdhjetë vjet. Pastaj në Mekkë ndejti edhe dhjetë vjet, deri sa i vinte Shpallja, edhe në Medine dhjetë vjet, (kur ndërroi jetë), në kokë dhe në mjekër nuk kishte as njëzet kime të bardha. "**

**ë vonë, thotë Rebia, i pashë pak flokët e tij, të cilat [redacted] kishte të kuqe. E pyeta në çka [redacted]`u përgjigjën: "Janë skuqur nga misku."**[284]

**3548.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtë e ka lajmëruar Malik b. Enesi, i cili transmeton nga Rebi`a b. Ebu Abdurrahmani, i cili ka dëgjuar Enes b. Malikun r.a. duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. nuk ishte as [redacted] lartë e as [redacted] shkurtë, [redacted] që ishte shumë [redacted] bardhë pa shkëlqim, [redacted] i zi, [redacted] që [redacted] kishte flokët kaçurele e [redacted] të drejta. All-llahu [redacted] bëri pejgamber kur kishte katërdhjetë vjet. Në Mekkë ndejti edhe dhjetë vjet, pastaj në Medine dhjetë vjet. All-llahu kur [redacted] mori pranë veti, në kokën dhe në mjekrën e tij nuk kishte [redacted] njëzet kime të bardha. "**

**3549**. Na ka treguar Ahmed b. Se'id Ebu Abdullahu, këtij Is`hak b. Mensuri, këtij Ibrahim b. Jusufi, ky transmeton nga babai i vet, ai nga Ebu Is`haku, i cili ka deklaruar se ka dëgjuar El- Berranë duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ishte njeriu më [redacted] bukur në fytyrë dhe ka pasur pamjen më të bukur. Nuk ishte shumë i lartë e as shumë i ulët. "**

**3550.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Hammami, ky transmeton nga Katadeja, i cili ka thënë: " E pyeta Enesin:

**- A i ngjyroste flokët Pejgamberi s.a.v.s. ?**

**- Jo, - u përgjigj ai - kishte pak kime të bardha në tëmbtha."**[285]

---

[284] Sipas këtyre deklaratave të Enesit, Muhammedi a.s. ka jetuar 60 vjet. Mirëpo Muslimi transmeton nga Enesi se Muhammedi a.s. ka jetuar 63 vjet, që njëherit përputhet me deklaratën e parë të Aishes r.a., që është edhe qëndrimi i shumicës së dijetarëve. Andaj, Enesi pajtohet me qëndrimet e të tjerëve, vetëm se ai, 13 vjetët e Mekkës i rrumbullakësoi në 10 vjetë.

[285] Pra, Muhammedi a. s ka pasur disa kime të bardha në mjekër dhe në

**3551.** Na ka treguar Hafs b. Umeri, këtij Shu`beja i cili transmeton nga Ebu Is`haku, ky thotë se El- Berra` b. Azibi r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka pasur shtat mesatar, krahror të gjerë, gjatësia e flokëve [redacted] arrinte deri te e buta e veshit. E kam parë me gunë të kuqe, më të bukur se ai nuk kam parë. "**

Jusuf b. Is`haku (duke transmetuar hadithin) nga i ati i tij thotë: "Deri në supe".

3552. Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Zuhejri, ky transmeton nga Ebu Is`haku, i cili ka thënë se El- Berranë e kanë pyetur:

- **Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] e ka pasur fytyrën në formë të shpatës?**

- **Jo, - [redacted] përgjigj ai, - por në formë të hënës.** [286]

**3553.** Na ka treguar Hasan b. Mensur Ebu Aliu, këtij Haxhxhaxh b. Muhammed el- A`ver në Mesis, këtij Shu`beja, i cili transmeton nga Hakemi, i cili ka deklaruar se ka dëgjuar Ebu Xhuhejfen duke thënë:

**"Në pikë të drekës doli Pejgamberi s.a.v.s. në luginën e Mekkës, mori abdes dhe fali dy rekate [redacted] të drekës, pastaj dy rekate të namazit të ikindisë, para tij ishte një shkop.**

**Avniu** (duke transmetuar këtë hadith) **nga i ati i tij, ai nga Ebu Xhuhejfeja gjërësisht [redacted] përcjell transmetimin duke thënë: "Pas tij kaloi një grua, të pranishmit shpejtonin ta marrin për dore dhe me duart [redacted] Pejgamberit a. s. t`u bien fytyrave të veta. Edhe unë, thotë, mora dorën e tij dhe [redacted] vendova në fytyrën time - ajo ishte më e ftohtë se bora dhe kishte aromën më të bukur se aroma [redacted] miskut."**[287]

---

flokë, të cilat nuk ia zvogëlonin bukurinë e tij. Ebu Hurejre r.a. thotë se pasi ndërroi jetë Muhammedi a.s. ai që kishte ndonjë kime të tij e ngjyrosnin me qëllim që të jetojë më tepër. Duke pasur parasysh se Pejgamberi a.s. nuk ka pasur shumë kime të bardha, nuk ka qenë e nevojshme që t'i ngjyrosë, edhepse nga njëherë i ngjyroste me qëllim që të tregojë se ngjyrosja e flokëve dhe e mjekrës është e lejuar.

[286] Kjo mund të kuptohet në dy mënyra: sikur shpata e gjatë dhe sikur shkëlqimi i shpatës. El- Berra nuk ka krahasuar bukurinë e Pejgamberit a.s. me shpatën por e ka krahasuar me hënën sepse ajo shndërrit më shumë se shpata; është e rrumbullakët dhe ka dy veçori.

[287] Muhammedi a.s. erën e mirë e kishte edhe kur nuk përdorte erëra të mira (parfeme) edhe pse krahas kësaj shpeshherë i përdorte që më tepër t'i vijë era e mirë kur takohej me melektë ose kur pranonte Shpalljen, ose kur ulej me

**3554.** Na ka treguar Abdani, këtij Abdullahu, këtij i ka lajmëruar Junusi nga Zuhriu, i cili ka thënë se ia ka transmetuar Ubejdullah b. Abdullahu nga Ibën Abbasi r.a., i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka qenë njeriu më zemërbardhë, por më zemërbardhë ishte në muajin e Ramazanit, kur i vinte Xhibrili, ndërkaq Xhibrili [redacted] vinte për çdo natë në muajin e Ramazanit dhe ia mësonte Kur`anin. I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. në kryerjen e veprave të mira ishte më zemërgjerë se [redacted] era e freskët. "**

**3555.** Na ka treguar Jahja, këtij Abdurrezaku, këtij Ibën Xhurejxhi i cili thotë se i ka treguar Ibën Shihabi nga Urveja, ky nga Aisheja r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka hyrë te ajo i gëzuar aq sa vijat e fytyrës i shkëlqenin dhe ka thënë:

**"A nuk ke dëgjuar se Mudlixheja, kur [redacted] ka parë shputat, ka thënë për Zejdin dhe Usamen: - "Me të vërtetë këto shputa të këmëbës janë si njëra ashtu tjetra. "**[288]

**3556.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, i cili transmeton nga Ukajli, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Abdurrahman b. Abdullah b. Ka`bi, se Abdullah b. Ka`bi ka deklaruar se e ka dëgjuar Ka`b b. Malikun, duke treguar kur ai nuk shkoi në ekspeditën e Tebukut, duke thënë:

**"Pasi i dhash selam Pejgamberit s.a.v.s., fytyra e tij shkëlqeu nga gëzimi, aq u gëzua Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] që fytyra e tij shkëlqente sikur një copë e hënës. Ne këtë e hetuam te ai. "**

**3557.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Jakub b. Abdurrahmani, i cili transmeton nga Amri, ky nga Se'id el- Makburi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"I jam dërguar gjeneratës më të mirë të gjinisë njerëzore.** (Kam zgjedhur) **gjeneratë pas gjenerate derisa e zgjodha këtë gjeneratë në**

---

muslimanët.

[288] Idhujtarët mohonin gjenealogjinë e Usames nga Zejdi, sepse ai ishte i zi, kurse Zejdi ishte i bardhë, edhepse nëna e tij Bereka ishte zezake nga Etiopia. Në një rast ata dy ishin ndër një mbulojë, këmbët e të cilëve u shiheshin. Mbasi që arabët pranonin pohimet e fiziognomistëve Muhammedi a.s. u gëzua për këtë, sepse kjo deklaratë ndërprente mohomin e gjenealogjisë së Usames. Shafijtë thonë se duhet të merret mendimi i fiziognomistëve. Përkundër kësaj, hanefijtë mohojnë mendimin e tyre.

**të cilën jam** (dërguar)"[289]

**3558.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, ky transmeton nga Junusi, ky nga Ibën Shihabi, i cili ka deklaruar se e ka lejmëruar Abdullah b. Abdullahu nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. i ka lëshuar flokët e veta mbi ballë, ndërkaq idhujtarët i shkapërderdhinin në të dy anët, kurse ithtarët e Librit flokët i lëshonin mbi ballë. **Pejgamberit s.a.v.s. ia kishte andja që të pajtohej me ithtarët e Librit rreth çështjeve për të cilat nuk kishte urdhër konkret. Më vonë Pejgamberi s.a.v.s. i ndau flokët në dy anë.**[290]

**3559.** Na ka treguar Abdani, i cili transmeton nga Ebu Hamza, ky nga A`meshi, ky nga Ebu Vaili, ky nga Mesruku se Abdullah b. Amri r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka qenë [redacted] pasjellshëm dhe i paturpshëm. E kishte traditë të thotë: Më të mirët nga ju janë ata që kanë moral më të mirë. "**

**3560.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku nga Ibën Shihabi, ky nga Urve b. Zubejri, ky nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**"Pejgamberi [redacted] All-llahut s.a.v.s. asnjëherë nuk ka zgjedhur nga dy sende [redacted] të mos e zgjedh më të lehtën, nëse ajo nuk ka qenë gjynah. E nëse punohej për gjynahun, ai do të largohej shumë larg nga ai. Pejgamberi s.a.v.s. për çështje të tija personale asnjëherë nuk është hakmarrë, në përjashtim nëse thehej parimi [redacted] All-llahut, në atë rast ai do të hakmerrej për shkak të All-llahut."**[291]

**3561.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Hammadi, i cili transmeton nga Thabiti, ky nga Enesi r.a. i cili ka thënë:

---

[289] Sipas kësaj gjenerata më e mirë është gjenerata e Pejgamberit a.s., pastaj gjenerata e sahabëve, pastaj gjenerata e tabi'inëve dhe kështu me rradhë.

[290] Duke pasur parasysh se kitabijtë në kohën e Muhammedit a.s. vepronin sipas rregullave të shpalljeve të mëparshme, ai më tepër dëshironte që të pajtohet me ata se sa me idhujtarët. Kur shumica e tyre e pranuan Islamin, atëherë dëshironte të sillej kundër veprimeve të kitabijëve.

[291] Nga hadithi përfundojmë:
- të zgjedhish sendet që janë më të lehta,
- të falish për fyerjet e bëra,
- të mbrosh rregullat \parimet Islame dhe
- të thërrasish në vepra të mira e të ndalosh nga të këqijat.

**"As mëndafshi e as mëndafshi i qendisur nuk ishin më të butë se shuplakat e duarve të Pejgamberit s.a.v.s., e as që kam nuhatur aromë më të bukur se fryma dhe [illegible] e Pejgamberit s.a.v.s. "**

**3562.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahja i cili transmeton nga Shu`beja, ky nga Katadeja, ky nga Abdullah. b. Ebu Utbe se Ebu Se'id el- Hudariu r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. kishte mbare më shumë se sa kishte mbare virgjineja në dhomën e vet".**

Më ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Jahja dhe Ibën Mehdiu se Shubeja ka treguar të njejtën, dhe shtoi: **"Nëse nuk i pëlqente diçka, atë do ta hetoshim në fytyrën e tij."**[292]

3563. Më ka treguar Ali b. Xha`d, këtë e ka lajmëruar Shu`beja nga A`meshi, Ky nga Ebu Hazimi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. asnjëherë nuk bënte vërejtje në ushqimet. Nëse i pëlqente, merrte ushqimin, nëse nuk i pëlqente, nuk e merrte."**[293]

**3564.** Më ka treguar Kutejbe b. Se'idi, këtij Bekër b. Mudari, i cili transmeton nga Xhafer b. Rebia`a, ky nga A`rexhi, ky nga Abdullahu, i biri i Malikut dhe Buhajn el- Esediut, i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. kur e bënte sexhden, duart i largonte nga trupi aq sa ia shihnim sjetullat".**

Ibën Bukejri thotë se Bejri duke e treguar këtë hadith, ka thënë: "Të bardhën në nënsjetull".[294] 48

**3565.** Na ka treguar Abdul- A`la b. Hammad, këtij Jezid b. Zurej`in, këtij Se'idi i cili transmeton nga Katadeja, se Enesi r.a. iu ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. kur bënte duanë nuk i çonte duart, në përjashtim kur e bënte duanë e shiut, atëherë duart i çonte aq sa i**

---

[292] Muhammedit a.s., kur nuk i pëlqente diçka nuk fliste por ndërronte në fytyrë. Nga kjo sahabet kuptonin se ajo nuk i pëlqen.

[293] Logjikisht kjo ka të bëjë vetëm për ushqimin që është i lejuar.

[294] Bardhësia e nënsjetullës së Pejgamberit a.s. hynë në cilësitë e tija të mira. Disa thonë se ai nuk ka pasur qime nën sjetull, andaj nënsjetullat i kishte të bardha sikur pjesët tjera të trupit. Disa të tjerë thonë se nënsjetullat i kishte të bardha sepse i pastronte rregullisht dhe nuk ka pasur mundësi t'i shihen kimet.

**shihej e bardha e nënsjetullës. “**[295]

3566. Na ka treguar Hasan b. Sabahu, këtij Muhammed b. Sabiku, këtij Malik b. Migveli, ky thotë se e ka dëgjuar Avn b. Ebu Xhuhajfen, i cili ka përmendur se e ka dëgjuar babain e vet duke thënë:

**“Kalova pranë Pejgamberit s.a.v.s. kur ai ishte në luginën e Mekkës në tendë, në kohën e vapës së drekës. Doli Bilali dhe thirri për namaz, mëpastaj hyri dhe e nxori ujin që kishte ngelur nga abdesi I Pejgamberit s.a.v.s. Njerëzit [redacted] grumbulluan të marrin nga uji. Mëpastaj hyri dhe e nxori shkopin, dhe doli Pejgamberi s.a.v.s. - më bëhet se shoh shkëlqimin e nëngjunjëve të tij. E nguli shkopin, pastaj fali namazin e drekës dy rekatë, pastaj ikindinë dy rekate, ndërkaq para tij kalonin gomarët dhe gratë. “**

**3567.** Më ka treguar Hasan b. Sabah el- Bezzari, këtij Sufjani i cili transmeton nga Zuhriu, ky nga Urveja, ky nga Aisheja r.a. e cila thotë se Pejgamberi s.a.v.s. fliste ashtu që dikush mundte t`ia numërojë fjalët.[296]

**3568.** Lejthi thotë se i ka treguar Junusi, ky transmeton nga Ibën Shihabi, i cili ka deklaruar se ia ka përcjellë Urve b. Zubejri nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**“A nuk të befason filani dhe filani? Ka ardhur dhe është ulur pranë dhomës time. Mëpastaj ka transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. ashtu që unë ta dëgjojë. Unë atëherë bëjsha dhikër, ai u çua para se të kryeja dhikrin, sikur ta arrisha, do t`i kundërvihesha. Pejgamberi s.a.v.s. nuk i ka folur hadithet kështu si bëni ju.”**[297]

Pejgamberit s.a.v.s. i flinte syri por jo edhe zemra. Këtë e transmeton Se’id b. Mina` nga Xhabiri, ky nga Pejgamberi s.a.v.s. [298]

---

[295] Në shumë hadithe autentike thuhet se Muhammedi a.s. ka ngritur duart kur lexonte duatë, ndërsa këtu mendohet se në duatë tjera nuk i ka ngritur duart aq lartë sikur që veproi kur lexoi duanë e shiut.

[296] Pejgamberi a.s. fliste ngadalë me qëllim që të kuptohet më mirë dhe fjalët e tij të mbahen mend më lehtë.

[297] Nga transmetimet e tjera të këtij hadithi shihet se Ebu Hurejre r.a. ka qenë ai i cili ka cituar hadithet, ndërkaq veprimi i tij arsyetohet sepse ai ka njohur shumicën e haditheve dhe i ka transmetuar, andaj nuk ka pasur mundësi që për secilin hadith të ndalet në veçanti.

[298] Kjo kaptinë është vazhdim i kaptinës së mëparshme, sepse cilësi e Pejgamberit a.s. ishte që zemra e tij gjithmonë të jetë e zgjuar ashtu që edhe

**3569.** Na ka treguar Abdullah b. Mesleme i cili transmeton nga Maliku, ky nga Se'id b. el- Makburi, ky nga Ebu Seleme b. Abdurrahmani i cili ka pyetur Aishen r.a.:

**"Si ishte namazi i Pejgamberit s.a.v.s. gjatë Ramazanit?**

**- Ai as për Ramazan e [redacted] në kohë tjetër - thotë ajo - nuk [redacted] ka shtuar mbi 11 rekate. Falte katër rekate, por mos pyet për bukurinë dhe gjatësinë e tyre! Pastaj përsëri falte katër rekate dhe mos pyet për bukurinë dhe gjatësinë e tyre, pastaj falte tre edhe tre rekate, andaj unë e pyeta:**

**- O Pejgamber i All-llahut, [redacted] flen para se të falish vitrin?**

**- Syri im flen, kurse zemra nuk më flen - [redacted] përgjigj ai.**

**3570.** Na ka treguar Ismaili, [redacted] cili thotë se ia ka transmetuar vëllau i tij nga Sulejmani, ky nga Sherik b. Abdullah b. Ebu Nemira, i cili ka deklaruar se ka dëgjuar Enes b. Malikun r.a. se si fliste për natën kur Pejgamberi s.a.v.s. udhëtoi për në Isra nga Mesxhidul- Harami:

**"Erdhiën tre melek, para se t`i vijë Shpallja, ai flente në Mesxhidul- Haram. I pari melek i tha:**

**"Kush është ai në mesin e tyre?**

**- Ai që është më i miri nga ata - tha meleku tjetër.**

**- Merreni më të mirin nga ata! - tha meleku i tretë.**

**Kjo ishte e tërë, dhe ai nuk i pa ato derisa një natë i erdhiën, sipas asaj që i pati parë zemra e tij, ndërkaq Pejgamberit s.a.v.s. [redacted] flenin sytë; ashtu është te të gjithë pejgamberët: iu flejnë sytë kurse zemrat nuk iu flejnë. Atëherë i mori Xhibrili dhe u ngritën në qiell"**[299]

---

kur i flente syri paraqitte virtytin e rëndësishëm të tij. Kaptina e parë i dedikohej virtyteve dhe cilësive të Pejgamberit a.s. . Hadithin e përmendur Buhariu në tërësi e ka përmendur në kaptinën I'tisam.

[299] Natën e parë, kur Pejgamberit a.s. i erdhiën tre melekë, në dhomën e tij flente një por thuhet edhe se flenin më shumë njerëz. Thuhet se kanë qenë Hamza dhe Xha'fer b. Ebu Talibi r.a. Deri më atëherë ende nuk kishte pranuar Shpalljen. Pastaj i erdhiën dy- tre vjet para Hixhretit, atëherë ndodhi edhe Miraxhi. Dihet se Muhammedi a.s. nuk ka udhëtuar në Miraxh duke qenë në gjumë, por ka qenë i zgjuar. Këtu përmendet se ai ka qenë i zgjuar vetëm me zemër, që ka të bëjë me takimin e parë me melekun e jo edhe për tërë udhëtimin në Miraxh.

[299] Nocioni ***"alamat"*** është më i përgjithshëm se nocioni ***"mu'xhize"*** .

**3571.** Na ka treguar Ebul- Velidi, këtij Salim b. Zeriri, i cili ka dëgjuar Ebu Rexha`n duke thënë se Imran b. Husajni ka treguar se ata kanë qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në një ekspeditë. Kanë udhëtuar natën dhe para agimit janë ndalur për të pushuar, mirëpo i ka marrë gjumi dhe kanë fjetur derisa ka lindur dielli. I pari që u zgjua nga gjumi ishte Ebu Bekri. Pejgamberin s.a.v.s. nuk e zgjuam deri sa u zgjua vetë. Pastaj u zgjua edhe Umeri, ndërsa Ebu Bekri ishte ulur pranë kokës së tij dhe filloi të marrë tekbire me zë të lartë derisa u zgjua Pejgamberi s.a.v.s. . Udhëtuam pak dhe pastaj falëm namazin e sabahut, mirëpo njëri u nda nga ne dhe nuk u fal. Pasi që u kthye (kah xhemati) tha: "Çka të pengoi që nuk u fale me ne? "

**"U bëra xhunub** (në ëndërr), **u përgjigj ai, atëherë Pejgamberi s.a.v.s. e urdhëroi të merr tejemmum me dhe të pastër, pastaj edhe ai u fal.**

(Vazhduam udhëtimin) **e Pejgamberi s.a.v.s. më urdhëroi që të jemë në grupin e vëzhguesëve. Shumë ishim etshuar, dhe gjersa udhëtonim, takuam një grua e cila (në deve) kishte lëshuar këmbët në dy anët e deves. E pyetëm:**

**- Ku ka ujë?**

**- Nuk ka ujë - u përgjigj ajo.** Ne **përsëri e pyetëm:**

**- Sa larg është prej vendit të familjas sate deri te uji?**

**- Një ditë e një natë - u përgjigj ajo. Atëherë ne thamë:**

**- Shko te Pejgamberi s.a.v.s. !**

**- Kush është Pejgamberi i All-llahut? - pyeti ajo, mirëpo ne nuk e lamë derisa e sollëm te Pejgamberi s.a.v.s. Ajo i tregoi atë që na tha edhe neve dhe shtoi se është nënë e jetimave.**

**Atëherë ai urdhëroi që të sjellim dy shakullat, i limoi në grykat e tyre. Ne të katërdhjetët, ashtu të etshëm, pimë të gjithë derisa e shuajtëm etjen. Pastaj i mbushëm të gjitha shtambat dhe shakullat, kurse asnjë deveje nuk i dhamë ujë, ndërkaq dy shakullat e përmendura aq u mbushën sa që nuk plasën nga uji.**

**- Sillni çka keni - tha Resulull-llahu s.a.v.s. Pastaj asaj i dhamë**

---

Ndër kushtet tjera të mu'xhizes është që kundërshtarët të kërkojnë ndonjë çudi me të cilën do të vërtetohej pejgamberllëku, ndërsa te alamatet ky nuk është kusht; kjo mund të ndodhë pa kërkesë dhe pa ndonjë nxitje.

**çka kishim: copa buke dhe hurma.**

**Kur arriti te të vetët tha: Kam takuar magjitarin më të madh, ose pejgamberin, siç pretendojnë ata.** [redacted]

**Përmes asaj gruaje All-llahu e udhëzoi fshatin. Ajo pranoi Islamin, edhe ata pranuan Islamin.**

**3572.** Më ka treguar Muhammed b. Beshshar, këtij Ibën Ebu Adijj, i cili transmeton nga Se'idi, ky nga Katadeja, ky nga Enesi r.a., i cili ka thënë:

**"Pejgamberit s.a.v.s. kur ishte në Zevra i sollën një enë, ai e futi dorën në enë dhe uji filloi të rrjedhë nga gishtat e tij dhe tërë të pranishmit morën abdes".**

**- Sa vetë ishit ju? - thotë Katadeja se e ka pyetur Enesin, ky u përgjigj:**

**- Treqind, ose afro treqind".**

**3573.** Na ka treguar Abdullah b. Meslem, ky transmeton nga Maliku, ky nga Is`hak b. Abdullah b. Ebu Talha, ky nga Enesi r.a., i cili ka thënë:

**"E kam parë Pejgamberin [redacted] All-llahut s.a.v.s. kur hyri koha e namazit të ikindisë. U kërkua ujë për abdes, mirëpo nuk gjetëm. Atëherë Pejgamberit s.a.v.s. i sollëm pak ujë. Pejgamberi [redacted] All-llahut s.a.v.s. e futi dorën në enë dhe [redacted] urdhëroi njerëzit që të marrin abdes. Pashë ujin se si rridhte nga mesi i gishtave të tij, njerëzit morën abdes deri te i fundit. "**

**3574.** Na ka treguar Abdurrahman b. Mubareku, këtij Hazmi, ky thotë se ka dëgjuar Hasanin, i cili ka thënë se Enes b. Maliku r.a. ka treguar:

**"Pejgamberi s.a.v.s. u nis për në rrugë. Me të ishin edhe disa nga as`habët e tij. Gjatë udhëtimit hyri koha e namazit, mirëpo nuk kishin ujë që të marrin abdes. Njëri gjeti një gotë [redacted] ujë dhe e solli. E mori Pejgamberi s.a.v.s. dhe mori abdes. Pastaj mbi gotë [redacted] vendoi katër gishtat dhe tha: "Çohuni dhe merrni abdes"! Njerëzit morën abdes. Ujë kishin të mjaftueshëm, edhepse ishin shtatëdhjetë veta ose aty afër".**

**3575.** Na ka treguar Abdullah b. Munir se ka dëgjuar Jezidin, të cilit i ka treguar Humejdi, ky ka transmetuar nga Enesi r.a., i cili ka thënë:

**"Hyri koha e namazit. Në një shtëpi e cila ishte afër xhamisë,**

**shkoj të marrë abdes, njerëzit tjerë mbetën. Atëherë Pejgamberit s.a.v.s. i sollën një koritë prej druri në të cilën kishte pak ujë. Ai e futi shuplakën e vet, mirëpo uji ishte aq i pakët sa që nuk mund të merrte ujë me shuplakë, andaj i mblodhi gishtat dhe i futi në koritë, pastaj të gjithë të pranishmit morën abdes.**

**- Sa veta ishin? - pyeta.**

**- Tetëdhjetë - u përgjigj ai."**[300]

3576. Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Abdulaziz b. Muslimi, këtij Husejni i cili transmeton nga Salem b. Ebul- Xha` da se Xhabir b. Abdullahu r.a. ka thënë:

**"Në ditën e Hudejbisë njerëzit [redacted] etshuan, ndërsa para Pejgamberit s.a.v.s. gjendej një kofë e vogël. Ai mori abdes e njerëzit vrapuan kah ai.**

**- Çka keni? - pyeti ai. Ata thanë:**

**- Nuk kemi ujë, as për abdes e [redacted] për pije, përveç kësaj që është para teje.**

**Atëherë ai e futi dorën në kofë, nga mesi i gishtave të tij filloi të rrjedhë ujë, sikur nga burimi, ashtu që [redacted] pimë dhe morëm abdes.**

**- Sa veta ishit? - pyeta unë. Ai u përgjigj:**

**- Sikur të ishim edhe njëqindmijë do të na mjaftonte. Ishim njëmijë e pesëqind. "**[301]

---

[300] Ky hadith që e transmeton Enesi në këtë rast përmendet në katër mënyra. Mirëpo, në vetë përmbajtjen tekstuale të hadithit ka disa dallime sa që shihet qartë se fjala është për raste të ndryshme; kjo shihet nga numri i ndryshëm i atyre që kanë qenë prezentë si dhe ndryshimet që përmenden në vendin e ngjarjes. Kurtubiu thotë se rasti i burimit të ujit nga gishtat e Pejgamberit a.s. arrinë gradën e tevaturit nga vetë transmetimet e shumëta.

[301] Hudejbija është pus i cili është larg nga Mekkeja një konak në drejtim të Medines. Në muajin Dhul- ka'de të vitit të gjashtë sipas hixhrit, Muhammedi a.s. bashkë me ensarijtë dhe muhaxhirët u nis për në Mekkë që të kryejë Umren. Mirëpo, idhujtarët nuk iu lejuan që të hynë në Mekkë atë vit, atëherë u nënshkrua kontrata e rëndësishme në mes muslimanëve dhe idhujtarëve i cili rast është i njohur me emrin *Paqja e Hudejbisë*. Disa transmetues thonë se në Hudejbi, bashkë me Pejgamberin a.s., kanë qenë 1400 sahabe, kurse disa të tjerë thonë se ka pasur 1500 vetë. Nëse krahasojmë këto deklarata, komentatorët konstatojnë se me Muhammedin a.s. nga Medineja janë nisur 1400 ensarijë dhe muhaxhirë, ndërkaq gjatë rrugës iu bashkangjiten edhe 100

**3577.** Na ka treguar Malik b. Ismaili, këtij Israili, ky transmeton nga Ebu Ishaku, ky nga El- Berra`a r.a., i cili ka thënë:

**"Në ditën e Hudejbisë [redacted] ishim njëmijë e katërqind. Në Hudejbi kishte një pus, e harxhuam tërë ujin ashtu që nuk mbeti kurrgjë në të. Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] ul në buzë të pusit dhe urdhëroi që t`i sjellim ujë. Pastaj e tundi ujin në gojë dhe e gjuajti në pus. Pak kohë pritëm, e pastaj filluam të nxjerrim ujë derisa e shuajtëm etjen tonë dhe të kafshëve që i kalëronim".**

**3578.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij i ka treguar Maliku nga Is`hak b. Abdullah b. Ebu Talha, i cili ka dëgjuar Enes b. Malikun r.a. duke thënë:

"Ebu Talha i ka thënë Ummi Sulejmes:

**- Kam dëgjuar një zë jo të fortë të Pejgamberit s.a.v.s. nga i cili hetova urinë për bukë! A ke diçka** (që t`i ndihmojmë)?

**- Po - tha ajo dhe nxori pakë jufka të elbit. Pastaj nxori njërën skutë të veten dhe e mbështolli atë bukë; e vendoi në duart e mia, ndërsa pjesën e skutës tjetër [redacted] mbështolli rreth kokës sime. Pastaj më dërgoi te Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. Unë, thotë** (Enesi), **vajta te Pejgamberi s.a.v.s. E takova në xhami me disa njerëz [redacted] iu afrova.**

**- A të ka dërguar Ebu Talha? më pyeti Pejgamberi s.a.v.s.**

**- Po - iu përgjigja.**

**- Me ushqim? - më pyeti ai.**

**- Po - u përgjigja unë, ndërkaq Pejgamberi s.a.v.s. njerëzve që i kishte për rreth iu tha: "Ecni"! dhe ai [redacted] nis. Edhe unë u nisa para tyre derisa arritëm te Ebu Talha dhe e lajmërova.**

**- Oj Ummi Sulejme, - i tha Ebu Talha, - Pejgamberi s.a.v.s. i ka sjellë njerëzit, e ne nuk kemi me çka t`i ushqejmë.**

**- All-llahu dhe [redacted] Dërguari [redacted] Tij më së miri e dinë - tha ajo, ndërkaq Ebu Talha doli para Pejgamberit s.a.v.s. Pastaj u paraqit Pejgamberi s.a.v.s., edhe Ebu Talha [redacted] të. Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**- Oj Ummi Sulejme, sille atë çka ke!**

**Ajo solli bukën. Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi që të coptohet buka, kurse Ummi Sulejmeja e shprazi yndyrën dhe e skuqi . Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. lexoi atë që deshti All-llahu të lexojë, dhe pastaj tha: "Lejoji dhjetëshit le të hyjë". Ai iu lejoi dhe ata hëngrën derisa**

---

të tjerë, andaj në Hudejbi ka pasur gjithsejt 1500 sahabe.

**u nginë, pastaj dolën përjashta. Atëherë ai përsëri tha: "Lejoni dhjetëshit tjetër! "Ai edhe atyre iu lejoi edhe ata hëngrën derisa u nginë, pastaj dolën përjashta. Pastaj ai përsëri tha: "Lejoji dhjetëshit tjetër! "Ai edhe këtyre iu lejoi dhe ata hëngrën derisa u nginë, pastaj dolën përjashta. "Lejoji dhjetëshit", tha ai dhe përsëri iu lejoi dhe kështu hëngrën të gjithë njerëzit derisa u nginë, ata ishin shtatëdhjetë ose tetëdhjetë veta."**

**3579.** Më ka treguar Muhammed b. El- Muthenna, këtij Ebu Ahmed ez- Zubejri, këtij Israili, i cili transmeton nga Mensuri, ky nga Ibrahimi, ky nga Alkameja se Abdullahu ka thënë:

**"Ne pretendonim se mrekullitë paraqesin bereqet, kurse ju i mendoni se ato janë shenja për frikësim. Me Pejgamberin s.a.v.s. ishim në një udhtim, e harxhuam ujin. Ai tha: "Lypni ujin që ka mbetur, "ata sollën një enë në të cilin kishte pak ujë, pastaj tha:**

**- Shpejtoni kah uji i bekuar, bekimi është nga All-llahu!**

**Unë pashë se si uji rridhte nga gishtat e Pejgamberit s.a.v.s. Nga njëherë dëgjonim tesbihin (falënderimin) për ushqimin që e hanim. "**[302]

**3580.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Zekerijai, i cili thotë se i ka treguar Amiri i cili ka deklaruar se Xhabiri r.a. ka përmendur se i ati i tij ka ndërruar jetë me borxh, andaj shkova te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i thash:

**"I ati ka ndërruar jetë me borxh. Unë nuk kam kurrgjë tjetër përveç frytit të hurmave që do ta japin, por bereqeti i tyre për disa vjet borxhin nuk mund ta lajë. Që të mos më mallkojnë kreditorët, ejani me mua".**

(Ai shkoi me të) **dhe e vizitoi një fushë me hurma, pastaj bëri dua** (për bereqet), **pastaj vizitoi fushën tjetër, mbolli hurmën dhe tha:**

---

[302] Disa muxhize, sikur kjo e ujit ose e ushqimit që ka qenë i mjaftueshëm për një numër të caktuar, paraqesin bereqetin, ndërsa të tjerat sikur marrja e hënës dhe e diellit, paraqesin frikën, andaj Ibën Mesudi tërheq vërejtjen se nuk duhet të merren të gjitha mrekullitë për frikë.

Kërkesa për shtimin e ujit ka pasur për qëllim që të mos kuptohet se Pejgamberi a.s. krijon ujin. All-llahu xh. sh. është krijues i gjithçkahit siç thuhet edhe në një hadith: "Urata është nga All-llahu" .

**“Merrni** (nga kjo fushë)! **”**

**Atëherë ai ua pagoi atë që [redacted] takonte, e i mbetën edhe aqë sa iu pagoi.**

**3581.** Na ka treguar Musa b Ismaili, këtij Mu`temiri i cili transmeton nga i ati i tij të cilit i ka treguar Ebu Uthmani se Abdurrahman b. Ebu Bekri r.a. ka përmendur një grup të sofës (të xhamisë së Pejgamberit s.a.v.s.) që e përbënin njerëz të varfër dhe se Pejgamberi s.a.v.s. në një rast ka thënë:

**“Kush ka ushqim për dy vetë le ta marrin edhe të tretin, kush ka për katër, le ta marrin të pestin ose edhe të gjashtin** - **ose ashtu siç ka thënë.**

**Ebu Bekri [redacted] veti ka marrë tre vetë, kurse Pejgamberi s.a.v.s. ka marrë dhjetë veta. Ebu Bekri mori tre veta, ndërkaq ne në shtëpi ishim tre vetë - thotë** (Abdurrahmani)**: unë, babai dhe e ëma e ime. Nuk di** - (ka thënë Ebu Uthmani) **se [redacted] ka përmendur: “. . gruaja ime dhe shërbëtori ynë dhe i shtëpisë së Ebu Bekrit”.**

**Ebu Bekri darkoi te Pejgamberi s.a.v.s. dhe ndejti te ai deri [redacted] fali jacinë. Pastaj përsëri [redacted] kthye** (te ai) **derisa Pejgamberi s.a.v.s. darkoi, ndërkaq në shtëpi erdhi pasi që kaloi një pjesë e natës, aq [redacted] deshti All-llahu. Gruaja e tij l tha:**

**- Ku u vonove që nuk erdhe te musafirët - ose l ka thënë: musafiri yt?**

**- A iu dha darkë? - pyeti** (Ebu Bekri).

**- Nuk deshtën të darkojnë deri [redacted] të vish ti - u përgjigj ajo.**

**Ata iu ofruan që të darkojnë, mirëpo ata nuk deshtën. Unë shkova dhe [redacted] fsheha e ai filloi të thërrasë:: “Mjerim! ”, pastaj iu kërcënua se do t`ua pretë veshët dhe l qortoi, pastaj musafirëve u tha: “Ju hani”, dhe shtoi: “Unë tash nuk do të ha assesi”.**

**Betohem në All-llahun, tha** (Abdurrahmani)**, sa hanim, aq më tepër shtohej ushqimi, aq sa të gjithë [redacted] nginë, por ushqim mbeti edhe më shumë se sa pati në fillim. Ebu Bekri pa se ushqim ka si në fillim, bile dhe më tepër, andaj i tha gruas: “Motra e Beni Firasit”!**

**- Asgjë, kjo është dhuratë - tha ajo - tani ka tri herë më shumë se para.**

**Atëherë hëngri edhe Ebu Bekri dhe tha: “Kjo është nga shejtani”, mendonte për betimin e vet. Pastaj hëngri edhe një gojë, e atë që mbeti e dërgoi te Pejgamberi s.a.v.s., te i cili ushqimi ngeli**

**deri të nesërmen.**

**Ndërmjet nesh dhe një populli kishim kontratë për paqe por pat kaluar afati.** (Ushqimin) **e ndamë për dymbëdhjetë vetë, në secilin grup kishte po aq njerëz, kurse Pejgamberi s.a.v.s. atyre ua dërgoi hisen e vet. Të gjithë ata - thotë** (Abdurrahmani) **- hëngrën nga ushqimi" siç tha ai, ndërsa të tjerët thonë: E ndamë ushqimin"**[303]

**3582.** Na ka treguar Museddedi, këtij Hammadi, i cili transmeton nga Abdulazizi, ky nga Enesi...

Hammadi tregon nga Junusi, ky nga Thabiti, ky nga Enesi r.a., i cili ka thënë: **"Në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. Medinen e kaploi thatësi e madhe. Gjersa ai, një ditë xhumaje, mbante hytben, u çua një njeri dhe tha:**

**- O i Dërguar i All-llahut, kuajtë shkuan kot, delet shkuan kot! Lute All-llahun që të na lëshojë shiun.**

**Ai i çoi duart dhe lexoi duanë. Qielli - thotë Enesi - ishte sikur xham. Pas pak filloi të fryejë era, pastaj u mblodhëm në një vend, atëherë sikur u hap qielli. Kur dolëm jasht shkelnim mbi ujë dhe memzi arritëm nëpër shtëpitë tona.**

**Pandërprerë lageshim deri në xhumanë tjetër, atë ditë i njejti njeri, ose dikush tjetër, u ngrit dhe tha:**

**- O i Dërguar i All-llahut, u shembën shtëpitë! Lute All-llahun që të na e hjek shiun!**

**Ai në buzëqeshje tha: "Për të mirën tonë e jo kundër nesh". Pastaj pash se si mjegulla tërhiqej sikur të jetë kurorë. ".**

**3583.** Na ka treguar Muhammed b. el- Muthenna, këtij Jahja b. Kethir Ebu Gassani, këtij Ebu Hafsi, emri i të cilit është Umer b. Ali, i cili është vëlla i Ebu Amër Ala`a, i cili thotë se ka dëgjuatr Nafiun se Ibën Umeri r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. mbante hutben në një cung, pasi ia ndërtuan minberin, kaloi mbi të, mirëpo cungu filloi të rënkojë, ai iu afrua dhe e ledhatoi me dorë".**

Abdul- Hamidi thotë se i ka treguar Uthman b. Umeri, këtij i ka treguar Muadh b. Ala`, i cili transmeton nga Nafiu.[304]

---

[303] Ky hadith përmendet dhe është shpjeguar në kaptinën *Kohët e namazeve*, Libri I, faqe 481- 482.

[304] Senedin dhe tekstin e plotë të hadithit të përmendur Darimiu e përmend

(Këtë hadith) e transmeton edhe Ebu Asimi nga Ibën Ebu Revvada, ai nga Nafiu, ky nga Ibën Umeri r.a., ky nga Pejgamberi s.a.v.s. [305]

3584. Na ka treguar Ebu Nuajmi, të cilit ia ka transmetuar Abdulvahid b. Ejmeni, i cili thotë se ka dëgjuar babain e vet i cili transmeton nga Xhabir b. Abdullahu r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. një ditë xhumaje ka ndejur në një cung druri ose hurme, një grua ensarite, ose ndonjë njeri ka thënë:

**- O i Dërguar [illegible] All-llahut, ta ndërtojmë një minber?**

**- Nëse doni - [illegible] përgjigj ai.**

**Pastaj ata ia ndërtuan minberin dhe, kur erdhi dita e xhuma, ai hypi në minber, kurse hurma qante sikur fëmija. Pejgamberi s.a.v.s. zbriti dhe [illegible] mbështet në të. Ai filloi të cicëroj sikur cicëron fëmija kur qetësohet.**

**- Qante - tha ai - sepse pranë tij këndohej Kur`an.**

**3585.** Na ka treguar Ismaili, këtij ia ka transmetuar i vëllai i tij nga Sulejman b. Bilalli, ky nga jahja b. Se'idi, i cili thotë se i ka treguar Hafs b. Ubejdullah b. Enes b. Maliku se ka dëgjuar Xhabir b. Abdullahun r.a. duke thënë:

**"Xhamia e Pejgamberit s.a.v.s. ishte e mbuluar me shtylla drujsh të hurmave. Kur e mbante hutben Pejgamberi s.a.v.s., mbështetej në ndonjërën shtyllë nga ato . Kur ia ndërtuam minberin, hypi në të, dëgjuam zërin [illegible] shtyllës, sikur kur mundohet deveja në lindje derisa Pejgamberi s.a.v.s. erdhi dhe vendoi dorën në të atëherë shtylla [illegible] qetësua."**[306]

---

në Musnedin e tij.

[305] Bejhekiu këtë hadith e përmend në një version tjetër, kurse Ebu Davudi e përmend në formë të shkurtuar.

[306] Hasan Basriu kur e lexonte këtë hadith thoshte:

"O muslimanë! Druri rrënkon nga dëshira që të takohet me Pejgamberin a.s., ju duhet të dëshironi më tepër që të takoheni me Pejgamberin a.s. "

Ibën Ebu Hatrimi transmeton se Imam Shafiu ka thënë:

"All-llahu xh. sh. nuk i ka dhënë asnjë pejgamberi atë që i ka dhënë Muhammedit a.s. : Isait i dha fuqinë që të ringjallë të vdekurit - tha Amër b. Sevadi.

- Muhammedit a.s. i dha që druri të rrënkojë dhe t'i dëgjohet zëri i rrënkimit. Kjo është më e madhe se ringjallja e të vdekurëve - u përgjigj (Shafiu)"

**3586.** Na ka treguar Muhammed b. Bishshari, këtij Ibën Ebu Adijj i cili transmeton nga Shu`beja...

Dhe më ka treguar Bishër b. Halidi, këtij Muhammedi i cili transmeton nga Shu`beja, ky nga Sulejmani, i cili ka dëgjuar Ebu Vailin se si transmeton nga Hudhejfeja se Umer b. Hattabi r.a. ka thënë:

- **Kush prej jush mban në mend fjalët e Pejgamberit s.a.v.s. rreth sprovës** (fitnes)**?**

- **Unë i mbaj mend ashtu siç ka thënë ai - tha Hudhejfeja.**

- **Fol, - tha Umeri, - ti je shumë i guximshëm.**

- **Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Sprova e njeriut është në familjen e tij, pasurinë e tij dhe në fqiun e tij, kurse e shpëton falja e namazit, dhënia e sadakasë dhe të urdhërosh në të mirë e të ndalosh nga të këqiat".**

- **Nuk është kjo - tha - por përzierja që do të ndodhë sikur kur përzihen dallgët e detërave.**

- **O emirul- mu`mininë, - tha Hudhejfeja, - për ty këtu nuk ka kurrfarë dëmi. Në mes teje dhe asaj dyerët janë të mbyllura.**

- **Ajo derë, a thua se do të hapet normalisht ose do të thehet? - pyeti Umeri.**

- **Jo, - tha, - përkundrazi do të thehet.**

- **Kjo është më mirë se [illegible] të mbyllet - tha** (Umeri).

**Ne i thamë** (thotë Ebu Vaili Hudhejfes):

- **A dinte ai për atë derë?**

- **Po, - [illegible] përgjigj ai - sikur që pas mëngjezit vjen nata. Hadithin unë ia transmetova pa gabime.**

**U frikësuam që ta pyesim prandaj e dërguam Mesrukun, dhe ai e pyeti:**

- **Cila është ajo derë?**

- **Ajo derë është Umeri - [illegible] përgjigj.**[307]

---

Ndërtimi i minberit u bë në vitin e shtatë ose të tetë pas Hixhretit. Pastaj këtë dru e mbuluan, mirëpo, si duket, përsëri u paraqit kur e pastruan, andaj Ubejj b. Ka'bi e mori dhe e ruajti deri [illegible] kalb.

[307] Kjo është një nga muxhizet e Pejgamberit a.s. pasi që fjala është për ndodhitë të cilat do t'i ndodhin në të ardhmen. Këto ai i mësoi përmes Shpalljes.

Neveviu ka thënë: "Është e mundur që Hudhejfeja të ketë ditur se Umeri r.a. do të vritej, mirëpo nuk ka dashur t'ia përmendë vrasjen, duke pasur

**3587.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi, këtij Ebu ez- Zinadi i cili transmeton nga A`rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a., ky thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk do të ndodhë Dita e Gjykimit deri sa të luftoni me një popull këpucët e të cilëve do të jenë prej kimeve, dhe deri sa nuk luftoni kundër turqëve, sytë e të cilëve janë të vegjël, fytyrat i kanë të kuqe, hundën e vogël dhe të rrafsh, dhe fytyrat sikur i kanë të mbrojtura me mbulesë të lëkurës. "**

**3588. "Njeriu më i mirë do të jetë ai i cili përbuzë këtë (qeverisjen) derisa nuk vjen në qeverisje. Njerëzit janë sikur mineralet: ata që kanë qenë më të mirë në xhehalet janë më të mirë edhe në Islam. "**

**3589. "Do të vijë koha kur dikujt prej jush më mirë do t`i vinte të më shihte mua sesa familjen apo pasurinë e vet"**

**3590.** Na ka treguar Jahja, këtij Abdurrezaku, i cili transmeton nga Ma`meri, ky nga Hemmami, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk do të vijë Dita e Gjykimit derisa nuk do të luftoni me joarabët Huza`a dhe Kerman, fytyrat e të cilëve janë të kuqe, hundët [redacted] shtypura, sytë [redacted] vegjël, fytyrat si mburojë të mbështjellura [redacted] lëkurë, kurse këpucët do t`i kenë prej leshi".**

Me Jahjanë pajtohen edhe disa transmetues të tjerë duke e transmetuar këtë hadith nga Abdurrezaku.

**3591.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, i cili thotë se Ismaili ka deklaruar se Kajsi e ka lajmëruar si kanë shkuar te Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**"Jam shoqëruar me Pejgamberin s.a.v.s. tre vjet. Asnjëherë nuk kam dashur më shumë që të mësoj hadithin, sesa atëherë. E kam dëgjuar, duke treguar me dorë, duke thënë: "Para se të ndodhë Dita e Gjykimit ju do të luftoni [redacted] një popull këpucët e të cilëve do të jenë nga leshi", ata janë nga ky Bariz.**

**Sufjani, njëherë** (duke transmetuar këtë hadith) **ka thënë: "Ata**

---

parasysh se Umeri r.a. e ka ditur se ai ka ditur për vrasjen, andaj ka përdorur shprehjen e cila aludonte në të pa mos përmendur vrasjen."

**janë banorët e El- Barizit. "**[308]

**3592.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Xherir b. Hazimi se ka dëgjuar Hasanin i cili ka dëgjuar Amër b. Taglibin dhe ka thënë se ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Para se të ndodhë Dita e Gjykimit ju do të luftoni me një popull i cili këpucët do t`i ketë prej leshi dhe do të luftoni me një popull fytyra e të cilëve do të jetë sikur mburoja e mbështjellë me lëkurë. "**

**3593.** Na ka treguar Hakem b. Nafiu, këtij i ka treguar Shuajbi, ky transmeton nga Zuhriu, i cili thotë se ia ka transmetuar Salim b. Abdullahu se Abdullah b. Umeri r.a. ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Hebrenjtë do të luftojnë kundër jush, por ju do të ngadhnjeni, atëherë edhe guri do të fletë: "O musliman, ky pas meje është çifut, mbaje"!**

**3594.** Na ka treguar Kutejbe b. Se'id, këtij Sufjani, i cili transmeton nga Amri, ky nga Xhabiri, ky nga Ebu Se'idi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Do të vijë koha kur njerëzit do të luftojnë dhe do të pyesin: A ka në mesin tuaj ndonjë që është shoqëruar me Pejgamberin s.a.v.s. ? Po, do të thonë ata dhe fitorja do t`iu vijë. Pastaj përsëri do të luftojnë dhe do të pyesin: A ka ndonjë nga mesi i juaj që është shoqëruar me ata që janë shoqëruar me Pejgamberin s.a.v.s. ?**
**- Po, do të thonë ata dhe do t`iu vijë fitoreja".**

**3595.** Më ka treguar Muhammed b. Hakemi, këtë e ka lajmëruar En- Nadri, këtij Israili, këtij Sa`d et- Tai, këtij Muhil- l b. Halife nga Adijj b. Hatimi, i cili ka thënë:

**"Njëherë gjersa isha te Pejgamberi s.a.v.s., erdhi një njeri dhe u ankua për fukarallëkun që kishte, pastaj erdhi një tjetër dhe iu**

---

[308] 63. Fjala ***bariz*** është e arabizuar dhe don të thotë: shesh. Ndërkaq fjala ***bariz*** është shprehje e shtrembëruar e fjalës *bariz*. Në hadithin e përmendur bëhet fjalë për ndeshjet e caktuara me popuj të caktuar. Disa mendojnë se pjesët e hadithit kanë të bëjnë me fitoret e muslimanëve kundër mongolëve te Ajni Xhaluti, pasi u shkatërrua Bagdadi. Mirëpo, ka mundësi që këto ndodhi të paramendohen se do të ndodhin më vonë, si parashenjë e Ditës së Gjykimit.

ankua për plaçkitjet që ndodhnin në rrugë, atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha:

- O Adijj, a e ke parë Hiranë?

- Nuk e kam parë, por kam dëgjuar për të - thashë, ai atëherë më tha:

- Nëse do të jetosh gjatë, [redacted] siguri do të shohësh udhëtaren e cila do të udhëtojë prej Hirasë derisa ti ta bësh tavaf Qaben, nuk do t`i frikësohet askujt përveç All-llahut.

Mendova në veti: Ku janë të këqinjtë e Taiut, të cilët kanë bërë çrregullësi në tokë?

- Nëse do të jetosh, (do të dëshmosh) çlirimin e pasurive të Kisrasë!

- Kisra b. Hurmuzit? - e pyeta. E ai tha:

- Kisra b. Hurmuzi! Nëse do të jetosh gjatë, me siguri do të shohësh njeriun i cili do të ndajë [redacted] grusht ar ose argjend duke kërkuar se kush do ta marrë nga ai, por nuk do të gjendet njeri i cili do ta marrë. Secili prej jush do të takoj All-llahun, atë ditë kur ta takoni, pa kurrfarë ndërmjetësuesi në mes tij dhe All-llahut, i cili do të jepte sqarime, e All-llahu do t`i thotë:

"A nuk të dërgova pejgamber të të komunikojë"?

"E dërgove", do të përgjigjet ai.

"A nuk të fala pasuri dhe të dhash talentin? " do t`i thotë përsëri. "Më dha", do të përgjigjet ai. Atëherë do të shikojë në anën e djathtë dhe nuk do të shohë gjë përveç Xhehennemit. Pastaj do të shikojë në anën e tij të majtë dhe përsëri nuk do të shohë gjë përveç Xhehennemit.

Adiu thotë: Kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

"Ruhuni nga zjarri i Xhehennemit bile me një gjysmë hurme, e nëse nuk ke më shumë së gjysmë hurme, atëherë bile me fjalë të mirë".

Më vonë - thotë Adiu - pashë udhëtaren që udhëtonte prej Hirasë derisa nuk e bëni tavaf Qaben, dhe nuk i frikësohej askujt përveç All-llahut. Dhe kam qenë në mesin e atyre që çliruan Kisra b. Hurmuzin, e nëse ju do të jetoni gjatë, me siguri do të shihni atë që ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: [redacted] do të ndahet duarplotë".

Më ka treguar Abdullahu, këtij Ebu Asimi, këtij ia ka transmetuar Sa`dan b. Bishri, këtij ia ka transmetuar Ebu Muxhahidi, këtij Muhil- l b. Halife, i cili ka dëgjuar Adiun duke thënë:

**"Kam qenë te Pejgamberi s.a.v.s. "**[309]

**3596.** Më ka treguar Se'id b. Shurhabili, këtij Lejthi i cili transmeton nga Jezidi, ky nga Ebul- Hajra, ky nga Ukbe b. Amiri, se Pejgamberi s.a.v.s. një ditë ka dalur jasht dhe shehidëve të Uhudit ua fali namazin e xhenazes, pastaj hypi në minber dhe tha:

**"Për ju unë jam prijës dhe dëshmitar! Për All-llahun, tash e shoh kronin tim. Mua veç më janë dhënë çelsat e thesarit të tokës. Unë, për All-llahun, nuk frikësohem për ju, se pas meje do të ktheheni në idhujtari, por frikësohem se në mes veti do të garoni** (për pasuri etj.). "[310]

**3597.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Ibën Ujejne, ky transmeton nga Zuhriu, ky nga Urve, ky nga Usameja r.a., i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka hypur në njërën nga fortifikatat (e Medines) dhe ka thënë:**

**- A shihni atë që e shoh unë? Unë me të vërtetë shoh shumë tollovira që do të ndodhin nëpër shtëpitë tuaja,** (sikur) **pikat e shiut.** "[311]

**3598.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi nga Zuhriu, i cili ka thënë se i ka treguar Urve b. Zubejri, të cilit i ka treguar Zejnebeja, bija e Ebu Selemes, kësaj Ummi Habibeja, bija e Ebu Sufjanit, kësaj Zejnebeja, bija e Xhahshit, se te ajo ka hyrë Pejgamberi s.a.v.s. i frikësuar, duke thënë:

**"Nuk ka zot tjetër përveç All-llahut! Mjerë për arabët nga sherri që iu vjen! Sot është hapur një pjesë e pendës së Je`xhuxhit dhe Me`xhuxhit kështu" - dhe bëri një rreth me gishtin e madh dhe**

---

[309] Ky është senedi tjetër për hadithin e përmendur, të cilin Buhariu e ka përmendur në kaptinën mbi zekatin, libri II, faqe 428- 429.

Hira është qytet i njohur afër Kufës. Ka qenë qendër e arabëve që ishin nën sundimin e persianëve. Aty ka jetuar fisi Tajj.

Në hadithin e përmendur paralajmërohen tri ndodhi: çlirimi i Persisë, sigurimi në udhëtim (të cilin e përjetoi Adijj b. Hatimi, transmetues i hadithit), ndërkaq pasurimi i madh u realizua gjatë sundimit të Umer b. Abdulazizit.

[310] Ky hadith është përmendur dhe e kemi shpjeguar ne kaptinën e Xhenazes, libri II, faqe 363- 365.

[311] Kirmani thotë se në këtë hadith ka parashenja për luftërat, të cilat më vonë ndodhën në Medine ku ranë shehidë Umeri dhe Uthmani r.a.

**me gishtin tregues. Pastaj unë - thotë Zejnebeja - thashë:**

**“O i Dërguar i All-llahut, [redacted] do të shkatërrohemi, edhe pse në mesin tonë ka njerëz të mirë? ”**

**“Po”, tha ai, “kur do të shtohen të këqinjtë. “**

**3599.** (Shuajbi) **tregon nga Zuhriu të cilit i ka treguar Hindi, e bija e Harthit, se Ummi Selemeja ka thënë: “Pejgamberi s.a.v.s. në një rast u zgjua dhe tha:**

**“I Lartëmadhërishëm është All-llahu! Çfarë thesari është shpallur dhe çka është shpallur rreth ngatërresave”!** [312]

**3600.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Abdulaziz b. Ebu Seleme el-Maxhishini i cili transmeton nga Abdurrahman b. Ebu Sha`sa`a, ky nga i ati i tij, se Ebu Se’id el- Hudriu r.a. ka thënë:

**“Shoh se i do delet dhe i blenë, jij [redacted] mirë ndaj atyre dhe ndaj barive të tyre, sepse unë kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:**

**- Njerëzit do të mbrinë kohën kur delet do të jenë pasuria më [redacted] dashur për muslimanin, pas të cilave do të shkojë nëpër majet e maleve, ose pas degëve të hurmave nëpër kodrina, nëpër vendet ku tubohet uji, që të ikë me fenë e tij nga ngatërresat”.**

**3601.** Na ka treguar Abdulaziz el- Uvejsi, këtij Ibrahimi, i cili transmeton nga Salim b. Kejsani, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Ibën el-Musejjebi dhe Ebu Seleme b. Abdurrahmani, se Ebu Hurejre r.a. ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**“Do të ndodhin trazira shumë të mëdhaja! Ai i cili do të rrijë ulur do të jetë më i mirë se ai që rri në këmbë, ai që do të rrijë në këmbë do të jetë më i mirë nga ai që do të ecë, ai që do të ecë do të jetë më mirë nga ai që do të vrapojë. Kush do të inkuadrohet në to, do të humbë, kush gjen ndonjë strehim, le të fshehet aty”.**

**3602. Ibën Shihabi** (ka deklaruar) **se i ka treguar Ebu Bekër b. Abdurrahman b. Harithi, i cili transmeton nga Abdurrahman b. Muti` b. Esvedi, ky nga Neufel b. Muaviu ngjashëm me hadithin nga Ebu Hurejre r.a. [redacted] atë që Ebu Bekër** (B. Abdurrahman) **ka shtuar: “Në mesin e namazeve ka një namaz nëse i kalon ai** (ka

[312] Ky është versioni i shkurtuar i hadithit i cili përmendet më vonë në kaptinën rreth ngatërresave.

humbur aq shumë) **sikur të humbte nga familja dhe pasuria.** “[313]

**3603.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij ia ka transmetuar A`meshi, ky nga Zejd b. Vehbi, ky nga Ibën Mes`udi se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Do të vijë një autokraci dhe sende që do t`i urreni!**

**- O i Dërguar i All-llahut, - thanë ata, - çka na urdhëron?**

**- Kryeni detyrat që i keni, luteni All-llahun për atë që keni të drejtë - [redacted] përgjigj ai.**

**3604.** Më ka treguar Muhammed b. Abdurrahimi, këtij Ebu Ma`mer Ismail b. Ibrahimi, këtij Ebu Usame, këtij Shu`be i cili transmeton nga Ebu et- Tejjahu, ky nga Ebu Zur`a, ky nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka deklaruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Kjo lagje e kurejshitëve do t`i shkatërrojë njerëzit!**

- **Çka [redacted] urdhëron - pyetën** (sahabët).

**- Sikur të ndaheshin njerëzit nga ata - u përgjigj ai.**

**Mahmudi ka deklaruar se i ka treguar Ebu Davudi, këtij ia ka transmetuar Shu`be nga Ebu et- Tejahi, i cili ka dëgjuar Ebu Zur`a** (duke e transmetuar këtë hadith).

**3605.** Na ka treguar Ahmed b. Muhammed el- Mekkij, këtij Jahja b. Se’id el- Emevi i cili transmeton nga gjyshi i tij se ka thënë:

**Ishim bashkë me Mervanin dhe Ebu Hurejren dhe [redacted] dëgjova Ebu Hurejren i cili ka dëgjuar atë që flet të vërtetën dhe të cilit i besohet duke thënë:**

**- Shkatërrimin e ummetit tim do ta shkaktojnë disa të rinj nga Kurejshitët!**

**- Të rinj - pyeti Mervani, ndërkaq Ebu Hurejre tha:**

**- Si të duash do t`i përmendi. Bijtë e filanit dhe bijtë e filanit! ”**

**3606.** Na ka treguar Jahja b. Musai, këtij Velidi, këtij i ka treguar Ibën Xhabiri dhe ka thënë se atij i ka thënë Busër b. Ubejdullah el- Hadremi të cilit se i ka treguar Ebu Idris el- Hevlani, se ka dëgjuar Hudhejfe b. Jemanin, i cili ka thënë:

---

[313] Në transmetimin e ketij hadithi, të cilin e shënon Nesaiu, theksohet se këtu mendohet për namazin e ikindisë. Përndryshe, ky hadith përmend se duhet të ikish nga ngatërresat dhe se njeriu ka gjinah për çdo ngatërresë aq sa ka qenë i inkuadruar në te.

**"Një grup njerëzish e kanë pyetur Pejgamberin s.a.v.s. për mirësinë, kurse unë e pyeta për të keqen nga frika që të mos më ndodh dhe thash:**

**- O i Dërguar i All-llahut, [redacted] kemi jetuar në politeizëm dhe në të këqija e All-llahu na e dhuroi këtë të mirë. Pas kësaj të mire a do të ekzistojë e keqja?**

**- Po - u përgjigj ai.**

**- Pas asaj të keqeje [redacted] do të ketë të mira? - e pyeta përsëri.**

**- Po - u përgjigj ai - por në të do të ketë tym.**

**- Cili do të jetë tymi i tij? - e pyeta. Ai [redacted] përgjigj:**

**- Njerëzit të cilit do të thërrasin përkundër udhëzimeve të mija! Këtë do ta dijsh dhe do ta gjykosh.**

**- Pas asaj të mire [redacted] do të ketë të këqija? - e pyeta.**

**- Po - tha ai - ata do të jenë duatët** (thirrësit) **në dyer të Xhehennemit. Ata të cilët do t`u përgjigjen do t`i gjuajnë në të!**

**- O i Dërguar i All-llahut - thashë - na i përshkruaj ata!**

**- Ata do të jenë nga lëkura e jonë dhe do të flasin me gjuhën tonë - u përgjigj ai.**

**- Çka më urdhëron nëse më gjenë kjo? - e pyeta, kurse ai [redacted] përgjigj:**

**- Respekto bashkësinë [redacted] muslimanëve dhe prijësin e tyre!**

**- Nëse ata nuk kanë bashkësi dhe prijës? - e pyeta.**

**- Atëherë largohu nga të gjitha grupacionet bile sikur të detyrohesh të hashë rrënjë drunjsh derisa të të vijë vdekja qëndro në atë gjendje - [redacted] përgjigj ai."**[314]

**3607**. Më ka treguar Muhammed b. Muthenna i cili thotë se i ka treguar Jahja b. Se'idi nga Ismaili, të cilit i ka treguar Kajsi nga Hudhejfeja r.a., i cili ka thënë:

---

[314] Mirësinë që do ta përcjellë e keqja, Pejgamberi a.s. ka thënë se ajo do të ketë si shenjë tymin, që do të thotë se ajo nuk do të jetë mirësi e pastër, por në të do të ketë njolla dhe paqartësi, sikur tymi i zjarrit. Nevaviu mendon se me këtë tym do të kuptohen zemrat se nuk janë të pastërta ndaj njëri- tjetrit dhe se nuk do të kthehen në nivelin e pastërtisë që kanë pasur. Kadi Ijadi mendon se kjo pastërti ka mbretëruar në kohën e sundimit të Umer b. Abdulazizit.

"Ata janë nga lëkura e jonë" domethënë: ata janë nga populli ynë, mirëpo, disa mendojnë se don të thotë: ata janë nga njerëzit nëpërgjithësi (pasardhës të Ademit a.s. ).

**"Shokët e mi u interesuan për të mirën, kurse mua më interesonte për të keqen"...**

**3608.** Na ka treguar Hakem b. Nafi`u, këtij Shuajbi, ky transmeton nga Zuhriu, këtij i ka treguar Ebu Seleme se Ebu Hurejre r.a. deklaroi se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk do të ndodh Dita e Mbrëmë përderisa nuk luftojnë dy grupacione, ideja e të cilëve është e njejtë."**[315]

3609. Më ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Abdurrezaku, këtij i ka lajmëruar Ma`meri nga Hemmami, ky nga Ebu Huirejreja r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk do të ndodhë Dita e Mbrëmë përderisa nuk luftojnë dy grupacione, në mesin e të cilëve do të ketë shumë të mira, idenë do ta kenë të njejtë. As nuk do të ndodhë Dita e Mbramë derisa të paraqiten dexhallët, rrenacakë do të jenë rreth tridhjetë. Secili prej tyre do të pretendojë se është pejgamber. "**[316]

---

[315] Disa mendojnë se kjo i dedikohet Aliut dhe Muaviut r.a., i cili ndodhi në Siffinë, kur Aliu r.a. ishte halife, dhe padyshim, njeriu më me vlerë në atë kohë. Atë të gjithë e pranuan për halife në përjashtim të banorëve të Shamit në krye me Muaviun r.a. Kermani thotë se formulimi: "...ideja e të cilit është një..." domethënë se secili prej tyre do të pretendojë se ka të drejtë, ndërsa kundërshtari është në lajthitje. Nuk mund të mohohet se vetëm njëri do të jetë në të drejtë, tjetri në lajthitje, siç është rasti me Aliun dhe Muaviun; Aliu ishte në të drejtë, kurse kundërshtari i tij ishte në gabim, edhepse ai ka arsyetimin për gabimin e vet. Ai ashtu veproi në bazë të ixhtihadit; kur muxhtehidi gabon, nuk i llogaritet për gjynah.

[316] Pjesa e parë e hadithit flet për të njejtën çështje për të cilën flet hadithi i parë, e pjesa tjetër bën fjalë për paraqitjen e individëve, të cilët do të pretendojnë se janë pejgamber. Disa nga ata u paraqitën që në kohën e Pejgamberit a.s. Në Jemame u paraqit Musejlemeja, në Jemen Esved el-A'nethi dhe gjatë kohës së Ebu Bekrit Tulejha b. Huvejlidi, te Beni Es'ad b. Huzejme, Sexhah b. Temimi te Benu Temimët. Esvedi u vra para se të ndërronte jetë Muhammedi a.s. : Musejlemeja u vra në kohën e Ebu Bekrit r.a., Tulejhi bëri teube dhe ndërroi jetë si musliman. Transmetohet se edhe Sexhahu ka bërë teube.

Numri prej 30 dexhxhallëve iu dedikohet atyre që kishin ose do të kenë ndikim të caktuar, ata do të jenë shumë dhe do të pretendojnë se janë pejgamberë, por nuk do të kenë ndikim në popull.

**3610.** Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi nga Zuhriu i cili ka deklaruar nga Ebu Seleme b. Abdurrahmani se Ebu Se'id el- Hudriu r.a. ka thënë:

**"Në një rast ishim te Pejgamberi s.a.v.s. Ai ndante plaçkën. I erdhi Dhul- Huvejsiri. i cili ishte nga Ebi Temimi dhe tha:**

**- O i Dërguar i All-llahut, jij i drejtë!**

**- Mjer për ty - iu përgjigj ai - kush është i drejtë nëse edhe unë nuk jam i drejtë! Ke humbur dhe je shkatërruar nëse unë nuk kam qenë i drejtë.**

**- O i Dërguar i All-llahut - tha Umeri - më lejo që ta vrasë!**

**- Hiqu prej tij, - tha, - sepse ai ka bashkëmendimtarë tjerë. Secili njeri prej jush nuk do të dëshirojë që të falet me ta, të agjërojë me ta. Ata do të lexojnë Kur`an por nuk do të ndikojë te ata. Atyre feja do t`u kalojë sikur shigjeta kur e vret gjahun e zënë. Po shikove në maje të shigjetës, a duket diçka; po shikove në kordhën e shigjetës, nuk do të hetosh kurrgjë; po të shikosh në trupin e shigjetës, kurgjë nuk do të hetosh; po shikove në fletët e shigjetës, as në to nuk do të hetosh kurrgjë. Shigjeta ka kaluar nëpër ushqimin dhe gjakun e tretur.**[317] **Shenja e tyre do të jetë njeriu i zi, një muskul i tij do të jetë sikur gjiri i femrës, ose sikur një copë mishi, shumë do të tronditet; Ata do të paraqiten kur do të përçahen njerëzit në mes veti.**

**Unë dëshmoj se këtë hadith e kam dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. - thotë Ebu Se'idi - dhe dëshmoj se Ali b. Ebi Talibi ka luftuar kundër tyre, por edhe unë kam qenë me atë. Ai urdhëroi që ta gjejmë atë njeri, e gjetëm dhe e sollëm. Te ai pashë atributet të cilat i përshkroi Pejgamberi s.a.v.s. "**

**3611**. Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij i ka treguar Sufjani nga A`meshi, ky ka transmetuar nga Hejtheme, ky nga Suvejde b. Gafeli, i cili thotë se Aliu r.a. ka thënë:

**"Kur iu transmetoj nga Pejgamberi s.a.v.s., më i kënaqur do të isha të bie nga qielli se sa të gënjej ndaj tij, e kur iu flas për diçka që**

---

[317] Këtu aludohet në shpejtësinë e shigjetës në të cilën nuk ka ngelë kurrfarë gjurme nga gjahu i gjuajtur. Qëllimi është që të krahasohet besimi i havarixhëve, i cili në to kalon shumë shpejt dhe nuk le gjurmë. Pra, besimi i tyre krahasohet me shigjetën e gjuetarit të shkathtë.

**ka të bëj në mes nesh,** (dijeni) **se lufta është mashtrim. E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: - Në Ahiri zeman** (para Kijametit) **do të paraqiten njerëz, do të jenë të rinj dhe të pakuptueshëm, të cilët do të lexojnë Fjalën më të mirë** (Kur`anin), **por do të kalojnë nëpër Islam sikur shigjeta kur kalon në gjahun e zënë, kurse imani nuk do ta kalojë [redacted] laringun e tyre. Kudo që ti hasni, vritni, sepse për vrasjen e tyre në Ditën e Gjykimit do të shpërbleheni."**[318]

**3612.** Më ka treguar Muhammed b. Muthenna, këtij Jahja, i cili ka transmetuar nga Ismaili, kurse atij ia ka transmetuar Kajsi nga Habbab b. Ereta, i cili ka thënë:

**"U ankuam te Pejgamberi s.a.v.s. Ai ishte shtrirë nën hijen e Qabes, nën kokë kishte vendoar burdën e vet. E pyetëm:**

**- A nuk do të kërkosh ndihmë për ne, a nuk do ta lutish All-llahun për ne?**

**- Para jush ka jetuar një njeri, - tha ai - për të cilin kishin hapur një gropë dhe e kishin futur në të. Pastaj e morën sharrën dhe e ndanë në dy pjesë, por kjo nuk [redacted] shmangi nga feja e tij. Me brushë hekuri ia nxorën mishin deri në eshtra, ose inde, por edhe kjo nuk e shmangi nga feja [redacted] tij. Për All-llahun, kjo çështje** (Islami) **do të plotësohet ashtu që kalorësi do të mund të udhëtojë i lirë prej Sane deri në Hadremeut, ai nuk do të frikësohet nga askush përveç All-llahut ose ujkut që të [redacted] ia hanë bagtinë. Por ju shpejtoni me nxitim të madh."**[319]

**3613.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Ez`her b. Sa`di, këtij Ibën Auni i cili thotë se ia ka transmetuar Musa b. Enesi nga Enes b.

---

[318] Edhe ky hadith iu dedikohet havarixhëve, të cilët luftuan kundër Aliut r.a. Ata iu kundërvunë arbitrazhit në mes të Aliut dhe të Muaviut, duke thënë: "Aktgjykimi i takon vetëm All-llahut." Pohimi është i vërtetë, por ata thonë se domethënia nuk është e drejtë. Pejgamberi a.s. urdhëroi që ata kështu të dënohen sepse mbillnin përçarje dhe kaos.

[319] Habban b. Eretti është ndër të parët që pranoi Islamin dhe mbante mend ndjekjet dhe torturat të cilat i ushtronin kurejshitët ndaj muslimanëve të parë. Pejgamberi a.s. i qetësonte ithtarët e tij duke iu vënë në dijeni se muslimanët e parë kanë përjetuar tortura dhe mundime shumë më të rënda për shkak të fesë së tyre, por kanë duruar. Kjo muslimanët i kalitëte dhe kështu iu përballonin mundimeve.

Maliku r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e ka humbur Thabit b. Kajsin e një njeri i tha:

- **O Pejgamber i All-llahut, unë do të informoj për rastin e tij.**

**Pastaj shkoi te ai dhe e gjeti në shtëpinë e tij me kokëulur, dhe e pyeti:**

- **Çka ke?**

- **Kob -** [redacted] **përgjigj ai** (dhe i tha) **se ka ngritur zërin e vet mbi zërin e Pejgamberit s.a.v.s., andaj druan se mos i janë djegur të gjitha veprat e mira dhe se është nga banorët e Xhehennemit. Pastaj njeriu i përmendur vajti te Pejgamberi s.a.v.s. dhe e informoi se ai ka thënë kështu.**

**Musa b. Enesi thotë se** (njeriu) **shkoi përsëri te** (Thabiti) **me haber shumë të gëzueshëm.**

- **Shko te ai - tha** (Pejgamberi s.a.v.s.) - **dhe thuaj: "Ti nuk je xhehennemli por je xhennetli."**[320]

**3614.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshar, këtij Gunderi, këtij Shu`beja, ky transmeton nga Ebu Is`haku, i cili ka dëgjuar nga Berra` b. Azibi, i cili ka thënë:

**"Një njeri ka lexuar** [redacted] **"El- Kehf", ndërkaq në shtëpi ka pasur një kafshë e cila shqetësohej. Ai e luti që të qetësohet, menjëherë kafshën e mbuloi tymi ose mjegulla. Më vonë këtë ia tregoi Pejgamberit s.a.v.s. i cili tha:**

**"Lexo, o njeri! Ajo është mëshirë e cila vjen për shkak të Kur`anit, ose lëshohet për shkak të Kur`anit.** [321]"

**3615.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Ahmed b. Jezid b. Ibrahim Ebul- Hasan el- Harrani, këtij Zuhejr b. Muaviu, këtij Ebu

---

[320] Thabit b. Kajs b. Shemmasi ka qenë orator i ensarijëve dhe i Pejgamberit a.s. Ka pasur zë të lartë, dhe kur u shpall ajeti: "O besimtarë, mos ngritni zërin tuaj më lartë se zëri i Pejgamberit, dhe me të mos bisedoni me zë të lartë, siç bisedoni me zë njëri me tjetrin, që të mos zhduken veprat tuaja e ju të mos e hetoni fare." (El- Huxhurat, 2). Thabiti u frikësua mos po i digjen veprat e mira sepse në prezencën e Pejgamberit a.s. fliste me zë të lartë, andaj nuk dilte nga shtëpia. Pejgamberi a.s. atëherë i ka thënë: "A nuk je i kënaqur të jetosh i lumtur, bie shehid dhe hynë në Xhennet? ! " Ky premtim u realizua, Thabiti ra shehid në betejën e Jemames.

[321] Ky hadith paraqet një nga muxhizet e Pejgamberit a.s. sidomos kur kemi parasysh se nga leximi i Kur'ani Kerimit qetësohen edhe shtazët.

Is`haku, i cili ka dëgjuar Ebu Berra`a b. Azibin duke thënë:

**“Ebu Bekri erdhi te babai im** (Azibi) **në shtëpi dhe bleu nga ai një shalë për deve me ç`rast tha:**

**- Dërgoje djalin tënd që ta sjellim bashkë.**

(Berrai) **thotë se e sollëm bashkë. Babai im doli që të paguajë vlerën e saj dhe i tha Ebu Bekrit:**

**- O Ebu Bekër, më rrëfe si u solle kur udhëtove me Pejgamberin s.a.v.s.** (Me rastin e hixhretit).

**- Mirë - tha ai. - Udhëtuam** (pasi dolëm nga shpella Theur) **natën dhe ditën e nesërme deri në drekë; rruga ishte e shkretë, askush nuk kalonte. Ndërkohë na u paraqit një shkëmb i lartë, i cili lëshonte hijen e vetë, dielli nuk depërtonte. U ulëm pranë tij. Me dorën time përgatita vendin për Pejgamberin s.a.v.s. ku do të flente. E shtrova një gunë prej lëkure dhe thashë: “Flej, Pejgamber i All-llahut, kurse unë do të vëzhgoj përreth teje”. Atë e mori gjumi. Unë dola të vëzhgojë mos ka diçka rreth tij. Menjëherë pashë një bari i cili me delet e veta i afrohej shkambit me të njejtën dëshirë që patëm edhe ne. E pyeta:**

**- I kujt je ti djalosh?**

**- I një njeriut nga Medineja, ose Mekkeja - u përgjigj i riu.**

**- A ke në tufën tënde dele mjelëse? - e pyeta.**

**- Po - u përgjigj ai. Unë pastaj e pyeta:**

**- A dëshiron ta mjelim?**

**- Po - u përgjigj ai dhe e zuri një dele, atëherë unë i thash:**

**- Pastroji cicat nga pluhuri, kimet dhe bërlloku.**

**- E pashë Berra`anë - thotë** (Ebu Is`haku) **- duke i fërkuar dhe duke i shkundur duart. Pastaj në një vedër mjeli pak qumësht, kurse unë kisha një calik të cilën e solla për Pejgamberin s.a.v.s. që të pijë ujë dhe të merr abdes. Erdhia te Pejgamberi s.a.v.s., edhpse nuk desha që ta zgjoj nga gjumi, por arrita [illegible] atëherë kur ai u zgjua. E përzita ujin me qumështin derisa u ftoh pjesa e poshtme dhe thashë:**

**- Pi, o i Dërguar i All-llahut!**

**Ai piu aq sa unë u kënaqa - thotë** (Ebu Bekri). **Pastaj tha:**

**- A është koha që të nisemi?**

**- Gjithësesi, i thashë -** (thotë Ebu Bekri) **- dhe u nisëm pasi që dielli filloi të lëshohet. Neve na ndiqte Surraka b. Maliku. Atëherë thash:**

**- Na zunë, o i Dërguar i All-llahut!**

**- Mos u shqetëso, All-llahu është [redacted] ne! - tha ai.**

**Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. lexoi një dua. Kali i Surrakës sharroi deri na bark - mendoj** (se tha) **në tokë të fortë, ishte i dyshimt Zuhejri.**

**- Unë shoh se ju lexuat duanë kundër meje! - bërtiti** (Surraka). **- Luteni që të shpëtoj, e unë All-llahun do ta kem për dëshmitar se do t`i kthej ata që iu kërkojnë juve.**

**Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] lut për të shpëtuar ai, kurse më vonë sa herë që e takonte thoshte: “Unë iu mjaftojë për këtë. “**

**Kështu kthente secilin që e takonte, e plotësoi premtimin - thotë Ebu Bekri.**[322]

**3616.** Na ka treguar Mual- la b. Esedi, këtij Abdulaziz b. Muhtari, këtij Halidi i cili transmeton nga Ikrimeja, ky nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. hyri te një beduin që ta vizitojë. Pejgamberi s.a.v.s. kishte traditë - thotë ai - kur vizitonte të sëmurin të thoshte:

**“Nuk është keq. Kjo, insha- All- llah, do të pastrojë”. Kështu i tha edhe këtij: “Nuk është keq. Kjo, insha- All- llah do të pastrojë”.**

**“The [redacted] - [redacted] ka thënë beduini - kjo do të më pastrojë. Assesi! Përkundrazi këto janë ethe të cilat valojnë, të cilat e mundojnë plakun [redacted] mbetur dhe thërrasin në varr”.**

**- Mirë, pra! - i tha Pejgamberi s.a.v.s.**

**3617.** Na ka treguar Ebu Ma`meri, këtij Abdulvarithi, këtij Abdulazizi, i cili transmeton nga Enesi r.a., i cili ka thënë:

**“Një njeri ka qenë i krishterë dhe e pranoi Islamin. E mësoi suren El- Bekare dhe Ali Imran. [redacted] shkroi Pejgamberit s.a.v.s. dhe përsëri [redacted] kthye në krishterizëm dhe filloi të flasë: “Muhammedi nuk din kurrgjë [redacted] përjashtim të asaj që ia kam shkruar unë”. Më**

---

[322] Ky hadith i dedikohet rrjedhës së Hixhretit i cili për Pejgamberin a.s. ishte muxhize, sepse pas duasë së tij kali i Surrakës u gremis në tokë të fortë. Pasi që e luti Pejgamberin a.s. që të shpëtojë, Surraka shpëtoi.

Nga hadithi i përmendur mund të përfundojmë:

- Ebu Bekri ka qenë as’habi më i mirë,

- Tevek- kuli (mbështetja në All-llahun xh. sh.) është veçori e rëndësishme për muslimanin.

- Ithtari ka për detyrë të ndihmojë udhëheqësin.

**vonë All-llahu ia mori shpirtin dhe e varrosën, por të nesërmen toka e nxori jashtë. Njerëzit thanë: "Kjo është vepër e Muhammedit dhe e shokëve të tij. Mbasi ai iku nga ata, ata e kanë nxjerrë dhe e kanë gjuajtur". Përsëri e varrosën në varr më të thellë., mirëpo, toka të nesërmen përsëri e nxori jashtë, ata përsëri thanë: "Kjo është vepër e Muhammedit dhe e shokëve të tij. E kanë nxjerrë shokun tonë sepse iku nga ata andaj e kanë gjuajtur". Ata edhe njëherë e varrosën, bile edhe më thellë, aq [redacted] mundën. Mirëpo të nesërmen toka përsëri e nxori jashtë. Atëherë kuptuan se kjo nuk është punë e njeriut dhe e lanë jashtë. "**

**3618.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, i cili transmeton nga Junusi, ky nga Ibën Shihabi, ky ka deklaruar se e ka lajmëruar Ibnul- Musejjebi nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur nuk do të mbetet Kisra** (mbreti i bizantinëve)**, nuk do të ketë më as Kajsera. Pasha Atë, në duar të të Cilit është jeta e Muhammedit, pasuria e atyre dyve do të harxhohet në rrugën e All-llahut".**

**3619.** Na ka treguar Kabisa, këtij Sufjani, ky transmeton nga Abdulmelik b. Umejri, ky nga Xhabir b. Semure, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur do të shkatërrohet Kisra, pas tij nuk do të ketë më Kisra". Pastaj përmendi edhe diçka dhe vazhdoi: "Pasuria e këtyre dyve do të shpenzohet në rrugën [redacted] All-llahut".**[323]

3620. Na ka treguar Ebul- Jemani, këtij i ka treguar Shuajbi nga Abdullah b. Ebi Husejni, të cilit ia ka përcjellë Nafi` b. Xhubejri se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**"Rrenacaku Musejleme, në kohën e Pejgamberit s.a.v.s., erdhi te ai dhe tha: Nëse Muhammedi këtë çështje ma lë [redacted] pas tij, do ta ndjekë. Bashkë [redacted] atë erdhiën edhe shumë njerëz nga populli i tij, andaj Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] nis për te ai, bashkë me te edhe Thabit**

[323] "...Pastaj përmendi edhe diçka..." domethënë se ka përmendur edhe pjesën tjetër të hadithit i cili thotë: "Kur do të çrrënjoset Kajseri, pas tij nuk do të ketë më Kajsera" . Kjo i dedikohet Kisrasë në Irak dhe në Sham. Në kohën e Umerit r.a. kur u çlirua Iraku dhe Shami, pasuria e tyre u harxhua në rrugën e All-llahut xh. sh. kështu u realizua ajo që Muhammedi a.s. e ka thënë në këtë hadith.

**b. Kajs b. Shemmasi. Pejgamberi s.a.v.s. në duar kishte ca degë hurmash. Qëndroi para Musejlemes dhe shokëve të tij, dhe tha:**

**- Sikur ta kishe kërkuar nga unë këtë degë, nuk do ta jepsha. Ti nuk do të mund të ikish nga caktimet e All-llahut të cilat i ke të shkruara, e nëse kthehesh** (kundër Islamit) **me siguri All-llahu do ta marrë shpirtin! Mendoj se ti je ai që pashë në ëndërr, atë çka pashë.**

(Ibën Abbasi thotë) **se i ka treguar Ebu Hurejre se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Në një rast, duke fjetur, ëndërrova dy hallka ari në duart e mia. Ky rast më shqetësoi, atëherë në ëndërr u inspirova që t`i fryjë. Fryna në ato dhe ato fluturuan. Këtë e shpjegova se pas meje do të paraqiten dy rrenacakë. Njëri nga ata ishte El- Ansi, kurse tjetri rrenacaku Musejleme, I cili është paraqitur në Jemame. "**[324]

**3622.** Më ka treguar Muhammed b. Ala`, këtij Hammad b. Usame, i cili transmeton nga Burejd b. Abdullah b. Ebu Burde, ky nga gjyshi i tij Ebu Burde, ky nga Ebu Musa`a, mendoj se ky ka transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s., i cili ka thënë:

**"Në ëndërr pashë se shpërngulem nga Mekkeja në vendin ku ka hurma, mendova se ai vend është Jemame ose Hexhereja, por ai qytet ishte Jethribi. Në atë ëndërr pashë se e luajta shpatën, por pjesa e parë e saj u thye, kjo ishte ajo që [redacted] ndodhi besimtarëve në Uhud. Pastaj e lëviza për herë të dytë, ajo u bë më e bukur se [redacted] ishte. Kjo ishte çlirimi** (i Mekkës) **të cilin [redacted] e fali All-llahu dhe bashkimi i besimtarëve. Në atë ëndërr pash lopët** (se si therren), **por përcaktimet e All-llahut janë më të mira, kjo kishte të bëjë me besimtarët që ndodhën në Uhud. E mirë është ajo që e jep All-llahu**

---

[324] Në vitin e nëndë, sipas Hixhretit, Musejlemeja si anëtar i delegacionit para popullit të vet erdhi në Medine. Vetvetes i kishte dhënë pseudonimin" rrahman" dhe ishte i njohur si Rrahmani nga Jemameja. Sa u kthye nga Medineja lëshoi fenë Islame dhe filloi të shpallë pejgamberllëkun e rrejshëm. Deshti të bëjë çudira: gjuante vezët në shishe, pritte krahët e shpendëve, pastaj ua ngjitte. Thoshte se kaprolli i vjen nga mali dhe e mjel. Në betejën e Jemames e vrau vrasësi i Hamzës Vahshiu. Kjo ka ndodhur në kohën e Ebu Bekrit, kur kishte 150 vjet.

Esved el- A'nethin e vrau as'habi Firuzi në kohën kur Pejgamberi a.s. ishte i shtrirë në shtratin e vdekjes. Përmes Shpalljes Pejgamberi a.s. mori vesh për vrasjen e tij dhe i lajmëroi sahabët me qëllim që t'i përgëzojë.

**dhe shpërblimi për sinqeritetin të cilin na e dha All-llahu pas betejës në Bedër".**

**3623.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Zekerijja i cili transmeton nga Firasi, ky nga Amiri, ky nga Mesruku se Aisheja r.a. ka thënë:

**"Takova Fatimen e cila ecte sikur Pejgamberi s.a.v.s. Pejgamberi s.a.v.s. i tha:**

**- Mirë se erdhie, bija ime!**

**Pastaj i tha që të ulet në anën e djathtë ose në anën e majtë të tij dhe i pëshpëriti diçka. Ajo nisi të qajë. Unë e pyeta pse qanë. Më pastaj përsëri i pëshpëriti diçka, ajo atëherë qeshi, ndërkaq unë thashë:**

**- Asnjëherë nuk kam parë që gëzimi të jetë kaq afër pikëllimit.**

**Pastaj e pyeta se çka i tha, ajo [redacted] përgjigj:**

**- Nuk do të shpaloj fshehtësinë e Pejgamberit s.a.v.s. !**

**Pejgamberi s.a.v.s. kur ndërroi jetë, përsëri e pyeta dhe atëherë ajo tha:**

**3624. - Më pëshpëriti: "Xhibrili për çdo vit [redacted] përsëritte Kur`anin nga njëherë, ndërsa sivjet ma ka përsëritur dy herë. Mendoj se këtë e bëri sepse më ka ardhur fundi i jetës, ti je e para, prej familjes sime, e cila do të vijë pas meje".**

**Atëherë unë qajta, kurse ai më tha: "A nuk je e kënaqur që të jeshë e para e grave në Xhennet", ose [redacted] besimtareve, prandej qesha.**

3625. Na ka treguar Jahja b. Kaza`a, këtij Ibrahim b. Sa`di, i cili transmeton nga i ati i tij, ky nga Urve, ky nga Aisheja r.a., e cila ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s., gjatë kohës së sëmundjes prej të cilës ndërroi jetë, e thirri vajzën e tij Fatimen dhe i përshpëriti diçka. Ajo filloi të qajë, pastaj përsëri e thirri dhe përsëri i pëshpëriti, ajo filloi të qeshë. E pyeta - thotë** (Aisheja) **- për këtë e ajo më tha:**

**3626. - Pejgamberi s.a.v.s. duke biseduar me zë të ulët, më informoi se do të ndërrojë jetë nga kjo sëmundje, unë qajta. Pastaj duke folur me zë të ulët, më informoi se unë do të jem gruaja e parë nga familja e tij që do ta ndjeki (do të shkoj pas tij), prandaj qesha.** "[325]80

[325] H. Aisheja thotë se h. Fatimeja ka ndërruar jetë në muajin e Ramazanit,

**3627.** Na ka treguar Muhammed b. Ar`are, këtij Shu`beja, ky transmeton nga Ebu Bishri, ky nga Se'id b. Xhubejri, ky nga Ibën Abbasi r.a., i cili ka thënë:

**"Umer b. Hattabi r.a. Ibën Abbasin e konsideronte të afërm të vetin andaj Abdurrahman b. Aufi tha:**

**- Ne i kemi djemtë sikur ai!**

**- Ti e di prej nga kjo - tha Umeri, pastaj e pyeti Ibën Abbasin për domethënien e ajetiti: "Kur do të vijë ndihma dhe fitorja e All-llahut"** (En- Nasr, 1). **Ai tha:**

**- Ai është afati i jetës së Pejgamberit s.a.v.s. të cilën ia shpalli.**

**- Edhe unë nuk di diçka tjetër lidhur me ajetin në përjashtim të kësaj që di ti - tha ai.**[326]

**3628.** Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Abdurrahman b. Sulejman b. Handhale b. Gasili, këtij Ikrimeja nga Ibën Abbasi r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s., kur ishte i sëmurë nga e cila edhe ndërroi jetë, doli përjasht i veshur [redacted] gunë dhe shall të zi të mbështjellur, u ulë në minber, falënderoi All-llahun, [redacted] lavdoi Atë, dhe pastaj tha:**

**- E tash! Njerëz ka më shumë, ensarij ka më pak, ashtu që ensarijtë në krahasim [redacted] njerëzit tjerë do të jenë sikur krypa në ushqim; ai që do të ketë sundimin nga ju, ka mundësi që disa njerëzve t`iu bëjë dëm, ndërkaq të tjerëve dobi, le t`ua pranojë veprat e mira, kurse le t`i tejkalojë të këqijat!** [327]

**Ishte kjo ulja e fundit e Pejgamberit s.a.v.s.** (në minber).

**3629.** Më ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Jahja b. Ademi, këtij Husejn el- Xhufi, i cili transmeton nga Ebu Musa, ky nga Hasani, ky nga Ebu Bekri r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. një ditë e mori Hasanin dhe hypi në minber**

---

gjashtë muaj pasi ndërroi jetë i ati i saj e ajo ishte 25 vjeçare.

[326] Disa as'habë Umerit r.a. ia shihnin për të madhe pse e merte për këshilltar Ibën Abbasin r.a., i cili atëherë ishte i ri, kurse të tjerët ishin në vitet e pjekurisë. Ai i bindi ata se Ibën Abbasi me të vërtetë meriton këtë, sepse Pejgamberi a.s. për atë është lutur: "O Zot, mundësoi që t'i njeh rregullat e fesë dhe mësoja shpjegimet e tyre! "

[327] Duke pasur parasyshë se ensarijtë ndihmuan Pejgamberin a.s. dhe muhaxhirët, ai ua tërhoqi vërejtjen që të respektojnë detyrat ndaj tyre, sidomos kur ata do të jenë pakicë.

**dhe tha: "Ky, biri im, është i pari! Ndoshta me ndërmjetësimin e këtij All-llahu do t`i pajtojë dy grupet e muslimanëve. "**[328]

**3630.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Hammad b. Zejdi, i cili transmeton nga Ejjubi, ky nga Humejd b. Hilali, ky nga Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. lajmëroi për vdekjen e Xha`ferit dhe të Zejdit, para se të vinte lajmi, por sytë i lotonin.

**3631.** Më ka treguar Amër b. Abbasi, këtij Ibën Mehdiu, këtij Sufjani, i cili transmeton nga Muhammed b. Munkediri, ky nga Xhabiri r.a. se (kur është martuar) Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë:

**- A keni ju qilima?**

**- Prej nga të kemi qilima? ! - iu përgjigja.**

**- Ju do të keni qilima - u përgjigj ai.**

**Më vonë unë i thash asaj - mendonte për gruan e vet - : "Hiqi qilimat e tu, kurse ajo i është përgjigjur: A nuk ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: "Ju do të keni qilima", dhe unë nuk i hoqa.**

**3632.** Më ka treguar Ahmed b. Is`haku, këtij Ubejdullah b. Musa, këtij Israili i cili transmeton nga Ebu Is`haku, ky nga Amër b. Mejmuni, se Abdullah b. Mes`udi ka thënë:

**"Sa`d b. Muadhi u nis për në Umre dhe u vendos te Umejje b. Halef Ebu Safvani, mirëpo edhe Umejje, kur udhtonte për në Sham dhe kalonte nëpër Medine, vendosej te Sa`di. Në atë rast Umejje i ka thënë Sa`dit:**

**- Prit të kalojë dreka kur njerëzit pushojnë, pastaj shko dhe bëne tavafin.**

**Sa`di derisa e bënte Tavafin, erdhi Ebu Xhehli dhe tha:**

**- Kush është ky që e bën tavafin rreth Qabes?**

**- Unë jam Sa`di - u përgjigj, kurse Ebu Xhehli i tha:**

**- Bën tavafin pa frikë! A ju e keni strehuar Muhammedin dhe shokët e tij?**

**- Po - u përgjigj ai, kështu këta dy filluan të ndërrojnë fjalë kurse Umejja i tha Sa`dit:**

**- Mos e ngre zërin ndaj Ebul- Hakemit, sepse ky është i pari i kësaj lugine!**

---

[328] Kjo në të vërtetë ndodhi kur Hasani ia lëshoi halifatin Muaviut. Kështu u pajtuan dy grupet e muslimanëve për meritat e tij.

**- Për All-llahun, - atëherë tha Sa`di - nëse më pengon që të mos e bëjë tavafin rreth Qabes, të jesh i sigurtë se do ta ndërpres tregtinë tënde me Shamin.**

(Ibën Mes`udi) **thotë se Umejja vazhdonte t`ia tërheq vërejtjen Sa`dit: "Mos e ngre zërin, dhe** [redacted] **ta ndalë, atëherë Sa`di u hidhërua dhe tha:**

**- Lëshomë, sepse kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë se do të vras ty!**

**- Mua? - pyeti ai.**

**- Po - u përgjigj** (Sa`di).

**- Për All-llahun, Muhammedi kur flet, nuk gënjen - tha ai, pastaj u kthye te gruaja e vet dhe i tha:**

**- A e din se çka më ka thënë kumbara im nga Jethribi?**

**- Çka të ka thënë? - pyeti ajo, kurse ai** [redacted] **përgjigj:**

**- Thotë se ka dëgjuar Muhammedin duke thënë se do të më vretë mua.**

**- Për All-llahun, - ka thënë ajo - Muhammedi nuk rrenë.**

**Kur dolën në Bedër - thotë** (Ibën Mes`udi) **- dhe erdhi lajmi për ndihmë, atij i ka thënë gruaja e tij: "A të kujtohet se çka të ka thënë kumbara nga Jethribi? "**

**Ai nuk deshti që të shkojë, por Ebu Xhehli** [redacted] **tha: "Ti je njëri nga njerëzit më me famë në këtë luginë! Udhëto bile një ose dy ditë! "**

**Ai** [redacted] **nis me atë për dy ditë dhe All-llahu ia mori shpirtin.**

**3633.** Më ka treguar Abdurrahman b. Shejbe, këtij Abdurrahman b. Mugire i cili transmeton nga i ati i tij, ky nga Ibën Musa b. Ukbe, ky nga Salim b. Abdullahu, ky nga Abdullahu r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kam parë** (në ëndërr) **se si njerëzit, ishin tubuar në një vend. U ngrit Ebu Bekri dhe nxori një ose dy kofa, ndërkaq njëra kofë e tij ishte më pak e mbushur** (me ujë)**- All-llahu e bëftë magfiret. Pastaj kofën e mori Umeri dhe ajo** [redacted] **shndërrua në kofë më të madhe! Unë nuk kam parë njeri gjenial sikur ai që të bënte diç të ngjashme sikur ai...Andaj njerëzit e lanë punën.**

**Hemmami transmeton nga Ebu Hurejre se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**"Ebu Bekri ka nxjerrë një ose dy kofa".**[329]

**3634.** Më ka treguar Abbas b. El- Velid En- Nersi, këtij Mu`temiri që ka thënë se ka dëgjuar babain e tij, të cilit i ka treguar Ebu Uthmani: "Jam lajmëruar se Xhibrili a. s. erdhi te Pejgamberi s.a.v.s., ku ishte edhe Ummi Selemeja. Ai foli me të dhe pastaj iku, pastaj Pejgamberi s.a.v.s. i tha Ummi Selemes: **"Kush ishte ky? " ose siç ka thënë. Ummi Selemeja është përgjigjur: "Ky është Dihje".**

**Për All-llahun, - më vonë ka deklaruar Ummi Selemeja - nuk kam dyshuar aspak se ai ishte ai, derisa dëgjova prej Pejgamberit s.a.v.s. se ai transmeton nga Xhibrili - ose siç ka thënë.** (Sulejmani) **thotë se e ka pyetur Ebu Uthmani: "Prej cilit e ke dëgjuar këtë? ", ai është përgjigjur: "Prej Usame b. Zejdit".**

**BISMIL- LAHIRR- RRAHMANIRR- RRAHIM**

***RRETH FJALËVE TË ALL-LLAHUT XH. SH.: "...e njohin Pejgamberin siç i njohin bijtë e vet, por një grup sish [illegible] çdo kusht fshehin të vërtetën edhe pse [illegible] dinë."*** [330]

**3635.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtë e ka lajmëruar Malik b. Enesi nga Nafiu, ky transmeton nga Abdullah b. Umeri r.a. (i cili ka thënë):

**"Hebrenjtë erdhiën te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i thanë se një burrë dhe një grua kanë bërë zina. Dërguari i All-llahut s.a.v.s. i pyeti: "Çka përmban Tevrati rreth vrasjes me gurrë? "**

---

[329] Ky version i hadithit gjendet në kaptinën Ta'bir me sened të plotë. Fjalia: "...Në nxjerrjen e ujit ka pasur dobësi..." nuk zvogëlon vlerën e Ebu Bekrit porse tregon kohën e shkurtë të halifatit të tij dhe angazhimin e tij për të luftuar renegatët. Për dallim nga ai, Umeri sundoi një kohë të gjatë kur Islami u përhap në shumë anë, andaj edhe kofa e tij ka qenë më e madhe. Pra sundimi i tyre krahasohet me pusin e ujit, ndërsa nxjerrja e ujit me drejtimin e pushtetit.

[330] "Atyre që u kemi dhënë Libër e njohin atë (Pejgamberin) siç i njohin bijtë e vet, por një grup sish me çdo kusht fshehin të vërtetën edhe pse e dinë". (El- Bekare, 146).

Ky ajet ka dy shpjegime. I pari është se ithtarët e Librave të Shpallura me të vërtetë kanë ditur se Muhammedi a.s. është Pejgamber sikur që kanë ditur se fëmijët e tyre janë të tyre. I dyti është se ata kanë ditur se Muhammedi a.s. është Pejgamber mu ashtu siç dinë të dallojnë fëmijët e vet nga të tjerët.

**"T`i demaskojmë publikisht dhe t`i rrahim me kamxhik" - u përgjigjën ata.**

**"Rreni, në atë përmendet vrasja me gurrë" - tha Abdullah b. Selami.**

**Ata e sollën Tevratin dhe e hapën, njëri prej tyre e vëndoi dorën në kaptinën e vrasjes me gurë dhe lexoi kaptinën para dhe pas saj.**

**- Ngre dorën - i tha Abdullah b. Selami, ky e çoi dorën, kur e panë kaptinën për vrasje [redacted] gurë, ata thanë:**

**- O Muhammed, e the të vërtetën. Këtu është kaptina për vrasjen me gurë.**

**Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi që ata dy të vriten më gurë, dhe ashtu [redacted] bë.**

**Abdullah** (b. Umeri) **thotë: "E kam parë një burrë se si mundohej ta mbrojë gruan nga vrasja me gurë."**[331]

### *KËRKESA E IDHUJTARËVE QË PEJGAMBERI S.A.V.S. T`IU TREGOJË NDONJË SHENJË DHE UA TREGOI PËRGJYSMIMIN E HËNËS*

**3636.** Na ka treguar Sadak b. Fadli, këtë e ka lajmëruar Ibën Ujejni nga Ibën Ebi Nexhih, ky nga Muxhahidi, ky nga Ebu Na`meri se Abdullah b. Mes`udi r.a. ka thënë:

**"Në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. hëna u nda në dy pjesë dhe Pejgamberi s.a.v.s. thirri: "Shihni! "**

3637. Më ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Junusi, këtij Shejbani, ky transmeton nga Katadeja, ky nga Enes b. Maliku r.a., i cili iu ka thënë:

**"Mekkasit kërkuan nga Pejgamberi s.a.v.s. që t`iu tregojë ndonjë shenjë, dhe ai ua tregoi përgjysmimin e hënës".**

**3638.** Më ka treguar Halef b. Halid el- Kureshiu, këtij Bekër b.

---

[331] Ky hadith është i ndërlidhur me hadithin e parë. Duke pasur parasysh se Pejgamberi a.s. iu ka vënë në dijeni se në Tevrat gjendet rregulla për dënimin e zinaqarit edhe pse Pejgamberi a.s. nuk dinte shkrim- leximin dhe nuk e kishte lexuar Tevratin as më parë. U vërtetua se rregulla gjendet në Tevrat. Pyetja nuk kishte për qëllim që të dihet se sa dhe si aplikohet kjo rregull e Tevratit në praktikë, e as që prej tyre ta mësojë të vërtetën, por mjafton që ata vetëm të pranojnë për detyrë nga Libri të cilit i besojnë.

Mudari, ky transmeton nga Xha`fer b. Rebia, ky nga Irak b. Maliku, ky nga Ubejdullah b. Abdullah b. Mes`udi, ky nga Ibën Abbasi r.a. i cili ka thënë:

**"Hëna u përgjysmua në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. "**[332]

**3639.** Më ka treguar Muhammed b. Muthenna, këtij Muadhi, i cili thotë se ia ka transmetuar babai i tij nga Katadeja, se Enesi r.a. ka thënë:

**"Dy shokë të Pejgamberit s.a.v.s. në një natë të errët, kanë dalë nga Pejgamberi s.a.v.s. Ata mbanin në duar diçka të ngjashme me fenerin, që bënin dritë para tyre. Kur u ndanë, te secili prej tyre ngelin nga një dritë deri sa arritën në shtëpitë e tyre. "**[333]88

**3640.** Na ka treguar Abdullah b. Ebil- Esvedi, këtij Jahjai, ky transmeton nga Ismaili, të cilit i ka treguar Kajsi se ka dëgjuar Mugire b. Shu`ben se si transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s., i cili ka thënë:

**"Disa njerëz nga ummeti im gjithmonë do të jenë të vendosur** (në urdhërat e All-llahut) **deri sa t`u vijë caktimi i All-llahut."**[334]

---

[332] Buhariu këtu përmend transmetimet e tre sahabeve, edhe pse për coptimin e Hënës transmetohen hadithe tjera nga Aliu, Hudhejfeja, Xhubejr b. Mut'imi, Ibën Umeri r.a. dhe disa të tjerë. Enes b. Maliku dhe Ibën Abbasi r.a. atë kohë nuk ishin prezentë, sepse kjo ndodhi kur Pejgamberi a.s. ishte në Mekkë, afro pesë vjet para Hixhretit. Enesi atëherë ishte pesë vjeçar dhe jetonte në Medine, ndërsa Ibën Abbasi ende nuk ishte lindur. Abdullah b. Mesudi ka qenë prezent dhe e ka parë atë. Ebu Nuajmi transmeton nga Ibën Mesudi, i cili ka thënë: "Kam parë vetëm njërën pjesë të Hënës në kodrinën mbi Mine, e ne ishim në Mekkë" . Termidhiu gjithashtu transmeton nga Ibën Mesudi se ka thënë: "Derisa ishim me Pejgamberin a.s. në Mine, Hëna u përgjysmua në dy pjesë, njëra pjesë pas kodrinës, pjesa tjetër nën kodrinën" .

Idhujtarët e Mekkës kur panë coptimin e Hënës, disa prej tyre thanë se këtu ka mundësi të jetë magji dhe propozuan që për këtë të pyesin udhëtarët që ishin jashtë Mekkës. Të gjithë vërtetuan se kanë parë coptimin e Hënës.

Për coptimin e Hënës flet edhe ajeti kur'anor: "Momenti po afrohet e Hëna po coptohet! E ata, kur shohin mrekulli, e kthejnë shpinën dhe thonë: "Një magji e vazhdueshme! " (El- Kamer, 1- 2).

[333] Këtu janë përmendur kerametet e dy sahabeve dhe të Usajd b. Hudejrit dhe Ubade b. Bishrit të cilat janë përmendur edhe në kaptinën për muxhizet, sepse kerametet e sahabeve pas Pejgamberit a.s. paraqesin muxhizet e Pejgamberit a.s.

[334] Nevaviu pretendon se këta njerëz nuk janë vetëm shkencëtarë porse janë edhe trima, luftëtarë, fakiha, muhaddithinë, da'i dhe besimtarë të sinqertë

3641. Na ka treguar El- Humejdi këtij Velidi nga Ibën Xhabiri, këtij i ka treguar Umejr b. Hani`, i cili ka dëgjuar Muaviun duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një grup nga ummeti im pandërpre do ta preokupojë çështja e All-llahut (Islamit), nuk do t`iu pengojë ai i cili do t`i lëshojë, as ai i cili do t`iu kundërvihet, derisa t`iu vjen caktimi i All-llahut, ata do të qëndrojnë në atë. "**

**Umejri thotë se Malik b. Juhamiri ka deklaruar se Muadhi atëherë ka thënë: Ata janë në Sham, ndërkaq Muaviu ka thënë: 'Ja, Maliku vërteton se ka dëgjuar Muadhin e ai ka dëgjuar se ata njerëz janë në Sham. "**[335]90

**3642.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij i ka treguar Sufjani, këtij ia ka përcjellë Shebib b. Garkade, i cili ka thënë se ka dëgjuar disa njerëz nga fisi i tij të cilët transmetonin nga Urve se Pejgamberi s.a.v.s. i ka dhënë një dinar që t`i blejë një dele, por ai për një dinar i bleu dy dele, pastaj njërën e shiti për një dinar, dh te ai shkoi me një dele dhe me një dinar. Ai u lut që të ketë bereqet në tregti dhe arriti aq sa sikur të blente edhe pluhur, do të fitonte.

Sufjani thotë: **"Hasan b. Umare na e ka sjellë këtë hadith nga** (Shebibi) **duke thënë se Shebibi e ka dëgjuar nga Urve. Unë shkova te ai, mirëpo Shebibi tha:**

**"Unë atë nuk e kam dëgjuar nga Urve", pastaj tha: "Unë kam dëgjuar disa njerëz nga fisi im se këtë e transmetojnë nga ai, por e kam dëgjuar kur thoshte se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:**

**3643. "Mirë është lidhur për grivet e kalit deri në Ditën e Gjykimit".**

**Dhe kam parë - thotë** (Shebibi) - **në shtëpinë e tij** (të Urves) **shtatëdhjetë kuaj."**[336]

---

dhe nuk është e thënë që të gjithë të jenë nga një vend, por ata kanë jetuar në vende të ndryshme. Përveç kësaj, ky hadith është argument i fortë se Ixhmai është burim i sheriatit.

[335] Kjo deklaratë e Muadhit nuk është hadith por është mendim i tij.

[336] Për kaptinën rreth muxhizeve ka të bëjë pjesa e hadithit: "Ai e luti për ta bekuar në tregtinë e tij, dhe sikur të blente pluhur, fitonte" . Në bazë të këtij hadithi hanefijtë thonë se shitja është e lejuar edhepse disa shkencëtarë tjerë

**Sufjani ka deklaruar: "T`i blejë dele sikur të jetë për kurban".**

**3644.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahjai, ky transmeton nga Ubejdullahu, i cili ka deklaruar se e ka lajmëruar Nafiu nga Ibën Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Grivet e kuajve** (për të zotin) **kanë vlerë deri në Ditën e Gjykimit".**

**3645.** Na ka treguar Kajs b. Hafsi, këtij Halid b. Harthi, këtij Shu`beja, ky transmeton nga Ebu et- Tajjahu, i cili ka deklaruar se ka dëgjuar Enesin, duke transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s., i cili ka thënë:

**"Kuajt** (për luftë) **në grivet e tyre** (për të zotin) **kanë të mira."**[337]

**3646.** Na ka treguar Abdullah b. Mesleme, i cili transmeton nga Maliku, ky nga Zejd b. Esleme, ky nga Ebu Salih es- Semani, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kuajt mund të ruhen për tri qëllime: dikujt i sjellin dhurata, për dikë janë mbrojtje, për dikë mund të jenë gjynah. Për sa i përket rastit kur është për dhuratë, atëherë njeriu e ruan për hirë të rrugës së All-llahut dhe e kullot në livadhin ose në kopshtin e vet. Çka do që të kullotë, nëse është i lidhur me litar, në livadh ose në kpsht, njeriu për atë ka dhurata. Nëse ai e këputë litarin dhe tejkalon një ose dy hapa, atij për këtë i llogariten vepra të mira të veçanta. Nëse ndodhet përreth lumit dhe pin ujë, atij edhe kjo i llogaritet vepër e mirë.**

**Njeriu i cili e ruan për punë, mbrojtje dhe modesti, dhe nuk ka harruar detyrat ndaj All-llahut që i ka në qafë dhe në shpinë** (zeqatin), **ai është mbrojtje** (nga fukarallëku).

**Njeriu që e ruan për famë, dyftyrësi dhe për armiqësi kundër muslimanit - kalin e ka vetëm për gjynah. "**

**Pastaj Pejgamberin s.a.v.s. e pyetën për gomarin dhe u përgjigj:**

**"Për atë nuk më është shpallur diçka në veçanti, në përjashtim të kësaj në përgjithësi, të vetmit ajet: "Ai i cili punon mirë sa grima - do ta shehë atë, Por edhe kush bën keq sa grima - do ta shohë."**[338]

---

këtë nuk e pranojnë dhe thonë se hadithi ka të bëjë për rastin konkret.

[337] Ky hadith është radhitur në kaptinën mbi muxhizet, sepse në të përmenden çështje të cilat do të ngelin deri në Ditën e Mbramë.

[338] Sureja Ez- Zilzal, 8.

**3647.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, këtij Ejjubi, ky transmeton nga Muhammedi, i cili ka dëgjuar Enes b. Malikun r.a. duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. në mëngjes herët hyri në Hajber. Ata kishin dalë me lopata. Kur e panë, thanë: Ky është Muhammedi dhe ushtria! Pastaj duke shpejtuar hynë në fortifikatë, kurse Pejgamberi s.a.v.s. i çoi duart dhe tha: "All-llahu ekber! Ra Hajberi! Kur arritëm në vendin e një populli, e keqja do t`i arrijë bashkë me agimin popullit që i është tërhequr vërejtja! "**[339]

**3648.** Më ka treguar Ibrahim b. Mundhiri, këtij Ibën Ebu el- Fudejk, ky transmeton nga Ibën Ebu Zi`ba, ky nga El- Makburi, ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka deklaruar se ka thënë:

**"O i Dërguar i All-llahut, unë prej teje kam dëgjuar mjaft hadithe, por i harroj. "**

**"Shtroje gunën tënde" - tha ai. Unë e shtrova. Ai me dorën e vet grabiti diçka dhe e gjuajti në gunë, pastaj tha: "Mbështille me gjithë çka ka! " Unë e mbështolla. Pastaj më nuk harrova asnjë hadith."**[340]

---

[339] Pejgamberi a.s. ka thënë se Hajberi do të bjerë në duar të muslimanëve para se të ndodhte ajo. Pasi u realizua, hadithi është radhitur në kaptinën mbi Muxhizet.

[340] Ebu Hurejre r.a. këtë e?_?_?_ ka thënë në një rast kur Pejgamberimbante vaz. Pejgamberi a.s. e urdhëroi që ta shtrojë gunën e vet, pastaj simbolikisht mori dhe lëshoi diçka. Kjo ishte një simbolikë për dhënien e diturisë; kjo më vonë u bë realitet, sipas deklaratës së Ebu Hurejres r.a.